Bismilahi Rrahmani Rrahim

**Biografia e Autorit**

Ai është Abdurrahman ibn Salih Mahmud, nga familja Alu Selmij, e Beni Temimëve.

**Lindja dhe shkollimi i tij**

U lind në qytetin Bukejrije të Kasimit në vitin 1373 h. Këtu e përfundoi shkollën fillore, e pastaj mësoi në institutin e lartë në Bukejrije. Fakultetin e sheriatit e përfundoi në Riad (1395 h), e tutje studimet e larta (magjistraturë dhe doktoraturë) i vazhdoi në Usulu Din "Bazat e fesë"në Riad, drejtimi i akidës.

**Dijetarët tek të cilët mësoi**

Shejhu mësoi të një numër i madh i dijetarëve në institutin shkencor dhe fakultet. Disa prej tyre ishin:

Shejh Uthman Nexhrani

Shejh Salih Es-Suhejbani

Shejh Salih El-Feuzani

Shejh Abdulkerim El-Lahim

Shejh Salih El-Alij En-Nasir

Shejh Abdurrahman El-Berrak

**Shkrimet e tij:**

-Masdar telka el akidetu inde selef

-Ismuhu teaala es semi

-Mevkif ibn tejmijeh min El Eshaire

-El kada vel kader

-Iber ve durus min zijaretu bilad err-rruus

-El hukmu bigajri ma enzel Allah

-Akhtah akadije

-Ibadetul kalb

-Tejsiru lumatu I`tikad

-Kadaja menhexhije ve davije

# Hyrje

Falënderimi i takon vetëm Allahut, vetëm Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga të këqijat e vetës tonë dhe nga të ligat e veprave tona. Atë që Allahu e udhëzon nuk ka kush që e humb, ndërsa atë që e lë në humbje nuk ka udhëzim për të. Dëshmoj se s'ka të adhuruar me meritë pos Allahut, i Cili nuk ka shok, dhe dëshmoj se Muhammedi salAllahu alejhi ue selem është rob dhe i dërguar i Tij.

Thotë Allahu i Madhëruar: **"O ju që besuat! Kini frikë All-llahun ashtu si i takon Atij, dhe mos vdisni ndryshe, pos vetëm duke qenë muslimanë !"** (Ali Imran:102)

**"O ju njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu të vetëm, e nga ai krijoi bashkëshortën e tij, kurse prej atyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra. Dhe frikësojuni Allahut, me emrin e të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjella dhe ruani lidhjet farefisnore. Se vërtetë, Allahu është përherë Mbikëqyrës mbi ju".** (Nisa:1)

**"O ju që besuat! Frikësojuni Allahut dhe thoni vetëm të vërtetën. Ai do t`jua përmisoj veprat tuaja dhe do t`jua falë gjynahet. Kush i bindet Allahut dhe të dërguarit të Tij, do të arrijë një fitore madhështore".** (Ahzab:70-71)

Fjala më e vërtetë është fjala e Allahut, udhëzimi më i mirë është udhëzimi i të dërguarit, Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, gjërat më të këqija janë ato të shpikura, çdo shpikje është bidat, e çdo bidat është humbje, dhe çdo humbje dërgon në zjarr.

Fitnet (sprovat) janë shtuar, duke marrë përmasa të mëdha. Prej asaj që është shpikur në këtë umet kohëve të fundit është:

**Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe gjykimi me ligje të tjera pos ligjit të Tij**. Madje gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu është bërë cilësi e shumë prej shteteve të muslimanëve dhe bazë prej bazave të kushtetutave të tyre.

Kur isha duke e mësuar shpjegimin e librit "Tahavije" të Ibn Ebi El-Iz El-Hanefiut (Allahu e mëshiroftë) në fakultetin e sheriatit dhe në fakultetin e "Usulu Dinit" në Riad, gjëja që më së shumti kam pasur për synim është ajo që ligjëruesi është zgjeruar rreth meseleve (çështjeve) të gjykimit. Prej këtyre meseleve është edhe devijimi që kanë rënë të gjitha grupet e murxhive, havarixhëve dhe mu`tezilive në çështjen e dispozitës për vepruesin e mëkatëve të mëdha në ahiret, dhe cilin emër e meriton ai në dynja, pasiqë medh'hebi i selefit (Allahu i mëshiroftë) është mesatar. Prandaj ne duhet që patjetër të tregojmë për të dy grupet të cilat kanë devijuar në këtë mesele dhe t'i demantojmë ato në mënyrë që ta sqarojmë të vërtetën .

Havarixhët dhe ata që i pasuan prej mu`tezilive dhe të tjerëve e bënë imanin e plotë ( fjalë, besim dhe veprim me gjymtyrë), mirëpo devijuan kur të gjitha veprat i bënë kusht përbërës të imanit. Ata i nxorën nga imani vepruesin e mëkatëve të mëdha, si p.sh: Lavirin (zinaqarin), vjedhësin, pirësin e alkoolit dhe të ngjajshmit, edhe pse vepruesit nuk i konsideronin të lejuara këto harame. Disa prej tyre, sikurse havarixhët, thanë se vepruesi i mëkatëve të mëdha është pabesimtar (kafir), kurse disa prej tyre si mu'tezilitë thanë se vepruesi i mëkatëve të mëdha është në një vend mes dy vendeve, kurse në botën tjetër ai do të jetë përgjithmonë në zjarr. Prandaj s`ka dyshim se kjo rregull e tyre është e kotë dhe në kundërshtim me ajetet e Kuranit dhe hadithet e pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Karshi medh`hebit të havarixhëve erdhi medh`hebi i murxhive, të cilët e definuan

imanin vetëm si njohje, pa vepruar asgjë, pa marrë parasysh a është vepra e zemrës apo e gjymtyrëve. Këtë e thonë disa prej ekstremistëve xhehmi dhe të tjerëve prej tyre. Disa thonë se imani është vetëm besim, kurse veprat nuk hynë në iman. Këtë e thonë shumë prej grupeve të filozofëve, prej esharive, maturidive dhe të tjerëve. Allahu i faltë! Këta menduan se përderisa ekziston besimi me zemër atëherë imani ekziston, edhe nëse tek personi gjinden gjëra që e shkatërrojnë imanin. Si rezultat i kësaj ata menduan se nuk bën kufër përveçse ai i cili e përgënjështron me zemër. Këta harruan se shumë për këto vepra dijetarët e Islamit gjykuan me argumente në kapitullin "Dispozita e renegatit dhe të tjerëve"- vetëm për shkak të veprës si p.sh: Ai që e shanë Allahun e Lartësuar, ose e shanë të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, ose bën sexhde për idhullin, ose e shkel Kuranin me qëllim. Dijetarët e Ehli Sunetit nuk e bënë kusht që të jetë mohues dhe përgënjështrus në zemrën e tij. Bile dijetarët kanë përmendur disa mesele që kanë të bëjnë me veprën e qartë, ku gjykuan për thënësin e saj me kufër të madh, edhe nëse ai e beson me zemër dhe nuk e përgënjështron si p.sh: Lënia e namazit me qëllim, ose çështja e sihrit (magjisë), ose çështja e miqësimit të armiqëve të Allahut etj. Kurse meselën të cilën do ta trajtojmë ne e që është gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu, i gjejmë ata të cilët anuan nga medh`hebi, duke thënë: Nuk bën kufër përveçse mohuesi, ose përgënjështruesi i asaj që e ka zbritur Allahu. Kurse sa i përket gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu me të gjitha llojet dhe format e tij, përderisa thënësi ose vepruesi i tij nuk e mohon- ky është kufër i vogël, sikurse mëkatët e tjera të mëdha. Për këtë arsye kur Ibn Iz El-Hanefiu (Allahu e mëshiroftë) deshi që t'i dialogon havarixhët në argumentetet e tyre, u tha: Këtu e kemi një problem, ngase sheriati disa mëkate i ka quajtur kufër. Thotë Allahu i Madhëruar: "**E kush nuk gjykon me atë që zbriti**

**All-llahu, ata janë mohues (kafira)".**(Maide:44). Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem: "*Sharja e muslimanit është mëkat, kurse luftimi i tij është kufër".*[1]. Për këtë ai solli edhe hadithe të tjera. Pastaj El Hanefiu (Allahu e mëshiroftë) tha: "Përgjigja është se Ehli Suneti janë pajtuar se vepruesi i mëkatit të madh nuk bën kufër që e nxjerrë nga feja në tëresi, siç pretenduan havarixhët, sepse po të kishte bërë kufër që e nxjerrë nga feja ai do të bëhej renegat (felëshues) dhe do të duhej të mbytej. Pastaj e tregoi përgjigjen duke e sqaruar fjalën e vërtetë në këto ajete dhe hadithet e transmetuara që kanë të bëjnë me kërcënimin që është cekur në to, për ata që i kryejn mëkatët e mëdha, dhe ato ajete dhe hadithe ku vepruesi i tyre përshkruhet me kufër, nifak ose pa iman. Ai e sqaroi kuptimin e vërtetë në këto ajete e hadithe dhe në fund të fjalës së tij tha: Këtu e kemi një gjë që kërkon mençuri: Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu mund të jetë kufër që të nxjerrë nga feja, mund të jetë mëkat i madh ose i vogël, ose mund të jetë kufër alegorik ose i vogël, sipas fjalëve të shprehura dhe sipas gjendjes së gjykatësit:

**-** Është kufër i madh nëse beson se gjykimi me atë që e ka zbritur Allahu nuk është obligim dhe se ky ka liri zgjedhjeje ndërmjet ligjit të Tij dhe ligjeve tjera, ose e nënçmon atë duke qenë i bindur se ai është gjykim i Allahut.

-Nëse e beson obligueshmerinë e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu, por largohet prej tij, duke e kuptuar se ai e meriton dënimin e Allahut. Ky në këtë rast është mëkatar dhe quhet kafir- me kufër alegorik ose kufër i vogël.

-Nëse nuk e njeh gjykimin e Allahut në një çështje duke u përpjekur me tërë mundin e tij në njohjen e gjykimit, duke i

---

[1]Transmeton Buhariu nr. 4 & Muslimi nr. 64

shfrytëzuar të gjitha mundësitë për ta kuptuar atë gjykim dhe gabon, ky dijetar e ka një shpërblim për ixhtihadin (përpjekjen), kurse gabimin e ka të falur.[2]

Ibnu El-Iz El-Hanefiu (Allahu e mëshiroftë!) me këtë largpamësi deshi që ta kthen idenë në çështjen e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe se ajo ka situata të cilat ndryshojnë nga mëkatet e mëdha, e që nuk i ka veçse dy situata:

-Ose ta mohon gjykimin e saj. Ky në këtë rast e di, prandaj nuk është injorant. Ky është kafir dhe ka bërë kufër të madh.

-Ose ta pranon atë, mirëpo e vepron duke mos e respektuar. Ky është mëkatar i madh dhe nuk është kafir.

Meditoje fjalën e Ibnu El-Iz El-Hanefiut (Allahu e mëshiroftë!): ”Duke e ditur këtë situatë largohet prej tij, duke e kuptuar se ai e meriton dënimin e Allahut. Ai sinjalizon në një situatë prej situatave të gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu, kur bëhët kufër i vogël, i cili nuk të nxjerrë nga feja. Për këtë do të flasim në detaje edhe me fjalët e dijetarëve. Për këtë arsye pasiqë në këtë mesele kanë pasur paqartësi e shkrova këtë libër për ta sqaruar fjalën e vërtetë, duke i treguar fjalët e dijetarëve të hershëm dhe të më vonshëm për këtë çështje.

Këtë liber e ndava në gjashtë pjesë, të cilat i kam radhitur si në vijim:

## Studimi i parë: Gjykimi i sheriatit dhe pozita e tij në akide (besim)

Kam treguar se meselja e bindjes për Allahun dhe të dërguarin salAllahu alejhi ue selem është prej bazave të akidës, dhe se

[2]Sherh Tahavije, fq. 446

gjykimi me ligjin e Allahut është i lidhur me shtyllat e besimit, siç janë: Teuhidi Uluhije, Rrububije, Teuhidi i Emrave dhe Cilësive të Allahut dhe me shehadetin Muhamedun resulullah (Muhammedi është i dërguari i Allahut), ku i kam transmetuar për këtë mesele fjalët e dijetarëve të shquar prej komentatorëve të Kuranit dhe fjalët e dijetarëve të hershëm dhe të më vonshëm.

**Studimi i dytë: Tekstet të cilat argumentojnë për obligueshmerinë e të gjykuarit me sheriatin e Allahut.**

Pasiqë këto tekste janë të shumta, e në veçanti në Kuranin fisnik, i kam ndarë në tri lloje:

**Lloji i parë:** Në përmendjen e ajeteve të përgjithsme të cilat argumentojnë për obligueshmerinë e gjykimit me ligjin e Allahut dhe ndalimi i pasimit të ndonjë ligji tjetër, pos ligjit të Tij. Për shkak të numrit të madh të ajeteve, i kam përmendur një numër të tyre me komentin që ia kanë dhënë dijetarët e tefsirit dhe dijetarët e tjerë, e pastaj i kam përmendur ajetet e tjera, pa koment.

**Lloji i dytë:** Jam ndalur me disa ajete me gjërësisht për shkak të asaj që gjindet në to dhe që kanë të bëjnë më temën. Jam mjaftuar duke përmendur në katër vende, duke i cekur fjalët e komentatorëve të Kuranit dhe dijetarëve të tjerë prej dijetarëve të Islamit.

**Lloji i tretë:** Ajetet në surën Maide në gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Për shkak të studimit të gjatë në të e kam bërë temë të studimit të tretë.

**Studimi i tretë:** I kam përmendur ajetet e surës Maide në gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe kam sqaruar situatat se kur është kufër i madh dhe kur kufër i vogël. Për shkak

të studimit të gjatë në këtë e kam ndarë në pesë pjesë, në mënyrë që të kuptohet fjala rreth kësaj çështje.

**Tema e parë**: Shkaku i zbritjes së ajeteve të surës Maide dhe fjalët e dijetarëve prej komentatorëve dhe të tjerëve në sqarimin e kësaj mesele, dhe mendimi më i saktë.

**Tema e dytë**: Në sqarimin se kush janë për qëllim me këto ajete? A janë çifutët, të krishterët apo muslimanët? A janë këto ajete të përgjithshme apo të veçanta? I kam përmendur fjalët e dijetarëve për këtë mesele dhe kam treguar mendimin me të saktë.

**Tema e tretë:** Në sqarimin se kur është kufër i madh gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu, ngase ajetet e surës Maide kanë gjykuar për të me kufër, me dhulm (padrejtësi) dhe me fisk (mëkat), në fjalët e Tij: **"…ata janë mohues (kafira), "ata janë mizorë (të pa drejtë)", "ata janë mëkatarë…".**(Maide 44,45,47)

I kam treguar situatat e kufrit të madh, të cilat janë tri lloje:

**Lloji i parë:** Ka të bëj me akidën, d.m.th me mohimin dhe lejimin e të ndaluarës.

**Lloji i dytë:** Ligjvënia që është në kundërshtim me sheriatin e Allahut të Madhëruar.

**Lloji i tretë:** Bindja ndaj atyre që e zëvendësojnë/ ndryshojnë sheriatin e Allahut, duke e ditur se ata e kanë kundërshtuar këtë sheriat. Jam zgjeruar në shpjegimin e këtyre tri llojeve, i kam cekur argumentet e tyre, i kam treguar fjalët e dijetarëve të Islamit dhe dijetarëve të hershëm dhe të më vonshëm.

**Tema e katërt:** Kur është kufër i vogël (kufër nën kufër). Këtu e kam sqaruar situatën për të cilën kanë folur dijetarët, ku kanë

treguar se gjykatësi që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, nuk bën kufër të madh.

**Tema e pestë:** Është plotësuese e temës se mëhershme, ku e kam përmendur fjalën e detajuar të transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) lidhur me ajetin e surës Maide- se është kufër nën kufër (kufër i vogël).

**Studimi i katërt:** Kam përmendur shembuj që i kanë treguar dijetarët e Islamit për ata që e kanë zëvendësuar/ndryshuar sheriatin e Allahut të Lartësuar. Këtu i kam përmendur tre shembuj:

**I pari**: Lëvizja e renegatëve (felëshuesve), të cilët nuk donin ta jepnin zekatin dhe gjykimi i sahabëve për ta.

**I dyti:** Jasiku i tatarëve dhe qëndrimi i Ibn Tejmijes, Ibn Kethirit dhe i dijetarëve të tjerë (Allahu i mëshiroftë) karshi tij. Kam treguar duke sqaruar përmbajtjen e këtij libri dhe poziten e tij të tatarët, sqarimin rreth tatarëve, dhe se ata kanë hyrë në Islam dhe i janë përmbajtur Jasikut.

**I treti:** Shembuj të tjerë të rëndësishëm i kam përmendur shkurtimisht.

**Studimi i pestë:** Dyshime dhe përgjigje, ku kam cekur dyshimet kryesore të cilat i servojnë kundërshtarët dhe përgjigjën ndaj këtyre dyshimeve.

**Studimi i gjashtë:** Në këtë studim, njëherit të fundit, i kam cekur meselet dhe gjykime të rëndësishme që kanë të bëjnë me temën, siç janë:

1. Dallimi në mes të sistemit sheriatik dhe sistemit administrativ

2. Tekfiri dhe metedologjia e selefit në të.

Jam kujdesur që gjatë këtij studimi t'i përmendi argumentet, fjalët e dijetarëve, edhe nëse kjo çonte në zgjatjen e zingjirit të transmetimit. Këtë e kam bërë për shkak të rëndësisë së madhe që ka ky studim. Rrjedhimisht ky studim është i mbështetur në argumente të sheriatit dhe shpjegimin me fjalët e dijetarëve me të shquar. Në përmbyllje të kësaj hyrje ua rikujtoj se në këtë studim të kësaj çështje të rëndësishme kam sqaruar ajo që lidhet me gjykimet dhe dispozitat, rëndësinë e kësaj çështje, rrezikun e mospërfilljes së sheriatit të Allahut të Madhëruar dhe gjykimi me diçka tjetër prej ligjeve të tagutave janë në kundërshtim me ligjin e Allahut Fuqiplotë. Unë kam bërë përpjekje për këtë studim, e nëse ia kam qëlluar kjo është nga Allahu, e nëse kam gabuar është nga unë dhe prej shejtanit. E lus Allahun e Madhëruar që të na e tregon të vërtetën si të vërtetë dhe të na mundëson që ta pasojmë atë, dhe të kotën si të kotë dhe të na largon prej saj. E lus Allahun e Lartësuar që të na bën të sinqertë në fjalët dhe veprat tona dhe të na jep sukses në atë që Ai e do dhe është i kënaqur. Përshëndetjet dhe salavatet e Allahut qofshin mbi të dërguarin tonë, Muhamedin salAllahu alejhi ue selem.

E shkroi: Dr. Abdurrahman ibn Salih ibn Salih El-Mahmud, Fakulteti i bazave të fesë, Riad/ Drejtimi: Akide

# STUDIMI I PARË

# GjYKIMI I SHERIATIT DHE POZITA E TIJ NË AKIDE (BESIM)

Lidhja e gjykimit të sheriatit me akidën (besimin) është shumë e madhe dhe e rëndësishme dhe nuk është vetëm lidhje që vie nga larg, ku ndarja e saj nuk ndikon në akide. Kjo çështje është shumë më e madhe dhe e rrezikshme, siç do ta sqarojmë pas pak. Qëllimi me këtë studim është në dy gjëra:

**E para:** Sqarimi i rëndësisë së madhe që ka kjo mesele, bazat mbi të cilat ndërtohet dhe fjalët e forta e të prera të dijetarëve për kujdesin e madh në ruajtjen e kësaj çështje.

**E dyta**: Kundërpërgjigja ndaj atyre të cilët pretendojnë se meselja e gjykimit me ligjin e Allahut ka të bëj me çështjen e veprave, dhe se çdo gjë që lidhet me të bën pjesë në grupin e mëkatëve të cilat nuk e nxjerrin personin nga imani, përderisa nuk e mohon atë. Çështja e bindjes, kryerjës së obligimeve dhe largimit nga ndalesat, pastaj ajo që lidhet me këtë prej gjykimit të sheriatit dhe zbatimit të saj për individin dhe grupin. Për të gjitha këto kanë ndryshuar argumentet që tregojnë lidhjen e tyre me akidën:

-Nganjëherë gjykimi ndërlidhet me teuhidin e adhurimit

-Nganjëherë gjykimi ndërlidhet me Teuhidin Rrububije

-Nganjëherë gjykimi ndërlidhet me Teuhidin e Emrave dhe Cilësive të Allahut Fuqiplotë.

-Nganjëherë gjykimi ndërlidhet me imanin.

-Nganjëherë gjykimi ndërlidhet me Islamin.

-Nganjëherë gjykimi ndërlidhet me dy dëshmitë (shahadetin).

Ajetet për këtë janë të shumta, e ne do t'i përmendim disa prej tyre:

**a) Lidhja e gjykimit me teuhidin e adhurimit**

Thotë Allahu i Madhëruar në tregimin e Jusufit alejhi selam dhe davetit (thirrjes) së tij në burg: **"Ata që adhuroni përveq All-llahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që i pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. All-llahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, gjykimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon kujt, pos All-llahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë".** (Jusuf :40)
**"Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush e mohon tagutin e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm".** (Bekare:256)
**"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë".** (Teube :31)

**b) Lidhja e gjykimit me Teuhidin Rrububije**

Thotë Allahu i Madhëruar:"**Vërtet, Zoti juaj, All-llahu është Ai që krijoi qiejt dhe tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin, Ai e mbulon ditën me natë, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i**

**takon krijimi dhe ligjvënia. I madhëruar është All-llahu, Zoti i botëve".** (A`raf:54)
**"Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja. I pastër është i lartë është All-llahu nga çka i përshkruajnë për shok".** (Kasas: 68) etj.

**c) Lidhja e gjykimit me emrat dhe cilësitë e Allahut Fuqiplotë**

Më së shumti shfaqet tek emrat e Allahut "El-Hakemu (Gjykuesi), El-Hakim, El-Hakiijm (i Urti).Thotë Allahu i Madhëruar: **"(Thuaj) A pos All-llahut të kërkoj unë gjykatës (mes meje dhe juve)? Kur dihet se Ai është që zbriti librin në mënyrë të shkoqitur? Atyre që u dhamë librin e dinë se ai (Kur'ani) është i zbritur prej Zotit tënd saktësisht, pra mos u bë prej atyre që dyshojnë".** (En`am:114)

**"Këto janë dispozita të All-llahut me të cilat Ai gjykon ndërmjet jush; All-llahu është më i dijshmi, më i informuari".** (Mumtehine:10)

Është përshkruar në Kuran se Allahu është Gjykuesi më i mirë: **"Ai është gjykatësi më i mirë"!** (A`raf :87)

**"Zbatoje atë që të është shpallur ty dhe duro derisa të gjykojë Allahu, se Ai është Gjykatësi më i mirë!** (Junus:109)

"**...sepse Ai është Gjykatësi më i mire".** (Jusuf: 80)

Poashtu është përshkruar se Allahu është Gjykatësi i gjykatësve.

**"...ndërsa Ti je më i drejti i të drejtëve!"** (Hud:45)

"**A nuk është All-llahu më i urti i gjykuesve?"** (Tin:8)

**”All-llahu gjykon, e s’ka kush që mund t’i kundërvihet gjykimit të Tij”.** (Rrad:41)

**“...vendimi i takon vetëm All-llahut; Ai e rrëfen të vërtetën dhe Ai është më i miri i gjykatësve“.** (En`am:57) etj.

**d) Lidhja e gjykimit me imanin**

Thotë Allahu i Madhëruar: “**O ju që besuat, nënshtrojuni All-llahut, dhe nënshtrojuni të dërguarit dhe prijësave nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, drejtojuni All-llahut dhe të Dërguarit, po që se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë”.** (Nisa:59)

**“A nuk u vure re atyre që iu është dhënë pjesë nga libri? Besojnë idhuj e taguta dhe për ata që nuk besuan thonë: “Këta janë në rrugë më të drejtë, se ata që besuan!”Ata janë që All-llahu i mallkoi, e atë që e mallkon All-llahu, për të nuk ka ndihmëtarë. A mos kanë ata ndonjë pjesë të pushtetit? Ata atëherë nuk do t’u jepnin njerëzve as sa grimca. A u kanë zili atyre njerëzve për atë që All-llahu u dha nga mirësitë e Tij? Ne u patëm dhënë pasardhësve të Ibrahimit librin e sheriatin dhe u patëm dhënë atyre pushtet të madh. Po disa prej tyre i besuan atij (Muhamedit), e disa e refuzuan. Për ta mjafton zjarri i xhehenemit. Është e vërtetë se ata që mohuan argumentet Tona, do t’i hudhim në zjarr. Sa herë që u digjen lëkurat e tyre, Ne ndërrojmë lëkura të tjera që të shijojnë dënimin. All-llahu është i plotëfuqishëm, i drejtë. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t’i fusim në xhenet nën të cilin burojnë lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Aty kanë edhe bashkëshorte të pastra e hije të mrekullueshme. All-llahu ju urdhëron që t’u jepni amanetin të zotëve të tyre dhe kur të gjykoni, ju urdhëron të**

**gjykoni me të drejtë mes njerëzve. Sa e mirë është kjo që ju këshillon. All-llahu dëgjon dhe sheh si vepроni. O ju që besuat, bindjuni All-llahut, respektoni të dërguarin dhe prijësat nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë të All-llahu (të libri i Tij) dhe të i Dërguari, po që se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë. A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti, e duke qenë se janë të urdhëruar që të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t'i humbë në pafundësi. Kur u thuhet atyre: "Ejani (për të gjykuar) të ajo që e zbriti All-llahu dhe të i Dërguari!" i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën. E qysh do të jetë (gjendja e tyre) kur t'i godasë ata ndonjë e keqe, e shkaktuar nga vetë duart e tyre, e pastaj vinë të ti (për t'u arsyetuar) dhe betohen në All-llahun: "Ne nuk patëm tjetër qëllim, vetëm afrim e pajtim" (e jo refuzimin e gjykimit Tënd). Ata janë për të cilët e di All-llahu çka mbajnë në zemrat e tyre. Po, ti hiqu tyre, tërhiqu vërejtjen (për hipokrizi) dhe thuaju fjalë që lënë përshtypje në veten e tyre. Ne nuk dërguam asnjë të dërguar vetëm që me urdhërin e All-llahut t'i bëhet respekt (nga njerëzit) atij. E sikur të vinin ata të ti, pasi që ta kenë dëmtuar veten e tyre (nuk kanë pranuar gjykimin tënd), e të kërkonin ata vetë ndjesë të All-llahu, e edhe i dërguari të kërkoj ndjesë për ta, ata do të kuptonin se All-llahu pranon pendimin dhe është mëshirues. Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:51-65)

**“Kur thirren besimtarët për gjykim ndërmjet tyre të All-llahu dhe të i dërguari i Tij, e vetmja fjalë e tyre është të thonë: “Dëgjuam dhe respektuam!” Të tillët janë ata të shpëtuarit”.** (Nur:51)

**e) Lidhja e gjykimit me Islamin**

Islami është dorëzimi për Allahun, nënshtrimi ndaj Tij me bindje dhe distancimi nga shirku.Thotë Allahu i Madhëruar: **“Kush ka fe më të mirë se ai që sinqerisht i është bindur All-llahut dhe, duke qenë bamirës, e ndjek fenë e drejtë të Ibrahimit? All-llahu e zgjodhi Ibrahimin të dashurin më të ngushtë”.** (Nisa:125)

**“Feja e pranueshme tek All-llahu është Islami, e atyre që u është dhënë libri, pasi mësuan për të vërtetën, vetëm nga zilia mes vete kundërshtuan. E kush mohon argumentet e All-llahut, le ta dijë se All-llahu shpejt do t’i japë llogarinë. E nëse ata polemizojnë me ty, ti thuaj: “Unë me tërë qënien time i jam dorëzuar All-llahut, e edhe ithtarët e mi”! E thuaju edhe atyre që u është dhënë libri dhe injorantëve: “A pranuat fenë islame”? Nëse e pranuan Islamin, atëherë e kanë gjetur të vërtetën, e nëse refuzojnë, ti ke për obligim vetëm t’u kumunikosh; All-llahu i di shumë mirë punët e robërve”.** (Ali Imran:19-20)

**“E kush ia dorëzon veten All-llahut duke qenë edhe punëmirë, ai është kapur për lidhjen më të sigurt dhe vetëm tek All-llahu është përfundimi i çështjeve”.** (Llukman:22)

**“E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t’i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshëpëruarit”.** (Ali Imran:85)

**“Ne ty ta shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për muslimanët”.** (Nahl:89)

**f) Lidhja e gjykimit me dy dëshmitë (La ilahe il-lAllah Muhamedun resulullah)**

Sa i përket dëshmisë "La ilahe il-lAllah" i kemi përmendur argumentet që flasin për lidhjen e gjykimit me teuhidin e adhurmit. Kurse të dëshmia "Muhamedun resulullah" (Muhammedi është i dërguari i Allahut), thotë Allahu i Madhëruar:"**…dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".**(Nisa:65)

**"Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merrnie, e çka t'ju ndalojë, përmbanju dhe kini frikë All-llahun, se All-llahu është ndëshkues i ashpër".** (Hasher:7)

**"Thuaj: "Nëse e doni All-llahun, atëherë ejani pas meje që All-llahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatët tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë.Thuaj: "Bindjuni All-llahut dhe të dërguarit, e nëse ata refuzojnë, atëherë All-llahu nuk i do pabesimtarët! "** (Ali Imran :31-32)

**g) Argumentet tregojnë se bindja ndaj dikujt tjetër pos Allahut ose mospërfillja e gjykimit të Tij është kufër dhe shirk**

Thotë Allahu i Madhëruar: **"Në gjykimin e Tij nuk e shoqëron askush".** (Kehf:26)

**"...e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata (idhujtarë)".** (En`am:121)

**"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?** (Maide:50) etj.

Këto ajete dhe shumë të tjera tregojnë se sa ngushtë është e ndërlidhur kjo mesele e madhe me akidën (besimin).

**Tani do t'i tregojmë fjalët e disa prej dijetarëve në çështjën gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu i Lartësuar dhe ndërlidhjes së saj me akidën**

1.Thotë Imam Muhamed ibn El-Merveziu (Allahu e mëshiroftë) në komentin e hadithit të njohur të Xhibrilit alejhi selam: "Sa i përket fjalës së tij "**Iman është ta besosh Allahun**" d.m.th. ta njësosh Atë, t'i besosh Atij me zemër dhe gjuhë, t'i nënshtrohesh Atij dhe urdhërit të Tij, duke u përpjekur me tërë qënien për ta kryer atë që të ka urdhëruar, duke u larguar nga arroganca, mendjemadhësia dhe kryelartësia. Nëse t'i i bën këto do t'i doje ato që i do Ai dhe do të distancohesh nga ato që Ai i urren".[3]

Pastaj thotë: "Sa i përket fjalës së tij **"T'i besosh të dërguarit e tij"** d.m.th. t'i besosh ata që Allahu i ka emërtuar si pejgamberë, t'i besosh Muhamedit salAllahu alejhi ue selem, besimi ndaj të cilit nuk është i njejtë sikurse besimi në pejgamberët e tjerë. Besimi në pejgamberët e tjerë është që t'i pranosh ata, kurse besimi në Muhamedin salAllahu alejhi ue selem është që ta pranosh, pasosh atë dhe asaj me të cilën ka ardhur ai prej Zotit të tij. Nëse e pason atë me të cilën ai ka ardhur, i kryen obligimet, e lejon hallallin dhe e ndalon haramin, largohesh nga dyshimet dhe nxiton në punët e hajrit -je i shpetuar".[4]

Ajo që vërehet në fjalët e Imam Mervezit (Allahu e mëshiroftë) është se në besimin në Allahun ndërtohet teuhidi, vërtetimi me zemër dhe gjuhë, duke iu nënshtruar me gjymtyrë urdhërit të Allahut të Lartësuar. Pastaj e shpjegoi: "Në besimin në të dërguarit ka dallim në mes të pejgamberëve në përgjithësi (të cilët obligohemi t'i besojmë) dhe në mes të dërguarit Muhamed,

[3]Tadhim kadri salah 1/392-393
[4]Tadhim kadri salah 1/392-393

salAllahu alejhi ue selem. Pra nuk mjafton vetëm pranimi i tij nëse nuk ia shton pasimin me të cilin ai ka ardhur.

2. El-Iz ibn abdu Selam (Allahu e mëshiroftë!) kur e përmend rregullën **"Se për kë obligohet bindja, për kë lejohet dhe për kë nuk lejohet bindja ndaj tij**", thotë: "Veçohet Allahu me bindje, ngase Ai është dhuruesi i begative, i jetës, i ushqimit dhe rregulluesi i fesë tonë dhe dynjasë. Nuk ka ndonjë mirësi veçse Ai është dhuruesi dhe nuk ka ndonjë të keqe veçse Ai është pengues i saj. Allahu i Lartësuar veçohet edhe me gjykim. Ibn Abdu Selam (Allahu e mëshiroftë!) e ndërtoi këtë mesele mbi Teuhidin Rrububije. Pra siç Allahu veçohet me krijim, ashtu vetëm Atij i takon ligjvënia: **"Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe ligjvënia".** (A`raf :54)

3. Taberiu (Allahu e mëshiroftë) në komentin e ajetit: **"Nuk është ashtu (siç thonë ata), po ai që iu është dorëzuar me fytyrën e tij All-llahut dhe është bamirës".** (Bekare:112), konkretisht fjalës se Tij:**"...po ai që iu është dorëzuar me fytyrën e tij All-llahut dhe është bamirës"**, thotë: Përulësia ndaj adhurimeve të Tij, nënshtrimi ndaj urdhërave të Tij. Thelbi i Islamit është dorëzimi ndaj Allahut dhe urdhërave të Tij, dhe është quajtur muslimani-musliman, për shkak të dorëzimit të gjymtyrve ndaj adhurimeve të Zotit të tij[5]. Pastaj Taberiu (Allahu e mëshiroftë) në një vend tjetër në komentin e fjalës së Allahut: **"O Zoti ynë! Na bëj të përulur ndaj Teje".** (Bekare:128), thotë: "Kjo gjithashtu është një lajm nga Allahu i Madhëruar ku e përmend Ibrahimin dhe Ismailin, se ata të dy luteshin përderisa ishin duke i ngritur themelet e Qabes: **"O Zoti ynë! Na bëj të përulur ndaj Teje".** (Bekare:128). Me këtë donin të thonin: "Na bëj të përulur dhe të dorëzuar ndaj Teje, na bëj të

[5]Tefsiri i Taberiut, 2/ 510

gjunjëzuar ndaj adhurimeve Tua, mos të shoqërojmë në adhurimet Tua dikë tjetër pos Teje”.

Fjala e Taberiut (Allahu e mëshiroftë) është e qartë në shpjegimin e fjalës Islam, dhe se ai (Islami) nuk plotësohet përveçse me nënshtrim dhe dorëzim për Allahun**-** në adhurim dhe bindje. Kjo është ajo që e përserit shpeshherë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) , i cili në “Et-Tedmirije” pasi i cekë ajetet e Kuranit të cilat argumentojnë se feja e të gjithë pejgamberëve është Islami dhe pos tij Allahu nuk pranon fe tjetër, thotë: “Islami përfshinë dorëzimin vetëm për Allahun; kush i dorëzohet Allahut dhe dikujt tjetër ai është mushrik; ai që nuk i dorëzohet Allahut ai është mendjemadh ndaj adhurimit të Tij. Kështu që ai që është mushrik dhe mendjemadh ndaj adhurimit të Tij, ai është kafir. Dorëzimi vetëm për Allahun përfshinë adhurimin dhe bindjen vetëm ndaj Tij. Kjo është feja islame që pos saj Allahu nuk pranon fe tjetër. Kjo bëhet duke iu nënshtruar Allahut në çdo kohë, duke i kryer të gjitha ato që na urdhëroi Ai”.[6] Pra Islami përfshinë adhurimin dhe bindjen.

Taberiu (Allahu e mëshiroftë) e shpjegoi se feja është “**bindje**” dhe “**dorëzim**”, duke u argumentuar me fjalën e Allahut të Madhëruar**: “Pa dyshim feja e pranuar të All-llahu është Islami”.** (Ali Imran:19)

Pastaj thotë: “Kësisoj Islami është: Nënshtrimi, dorëzimi dhe frikërespekti për Allahun. Pasiqë kjo është kështu, atëherë komenti i fjalës së Allahut të Madhëruar:**”Pa dyshim feja e pranuar të All-llahu është Islami”** është: Bindja të cilën Allahu e pranon, bindja ndaj Tij, pranimi me gjuhë dhe me zemër, duke iu përulur dhe nënshtruar Allahut, duke i vepruar urdhëresat, duke ikur nga

[6]Et-Tedmirije, fq. 169

ndalesat pa mendjemadhësi, pa devijuar, dhe pa e shoqëruar Atë në adhurim me dikë prej krijesave .[7]

Taberiu (Allahu e mëshiroftë) konsiderohet shejhu (hoxha) i mufesirëve (komentatorëve) dhe argument (huxhe) në gjuhë dhe kiraete. Kështu që do t'i marrim më shumë fjalë prej tij në sqarimin e kësaj meselje. Pasi i përmend mendimet e dijetarëve në komentin e këtij ajeti dhe kiraetet në të: **"O ju që besuat, hyni në fe komplet".** (Bekare:208) Taberiu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Nëse thuhet: Cila është mënyra e thirrjes së besimtarit në Muhammedin salAllahu alejhi ue selem dhe në atë që ka ardhur Islami? Përgjigja: Mënyra e thirrjes në këtë bëhet duke i kryer veprat dhe të gjitha dispozitat, ngjallja e të gjitha dispozitave dhe urdhëresave, pa i humbur disa e duke i lënë disa, pasiqë kjo është kuptimi i fjalës "**hyni në fe komplet**". D.m.th.: Hyni në vepër me të gjitha kuptimet e dorëzimit dhe mos humbni asgjë prej tyre, o ju besimtarë që i besoni Muhamedit dhe asaj me të cilën ai erdhi".[8]

Pastaj e përmend një transmetim nga Ikreme për shkakun e zbritjes së këtij ajeti: "Ikreme e ka shpjeguar se komenti i ajetit**"…Hyni në fe komplet…"** është: Thirrja e të gjithë besimtarëve që t'i refuzojnë të gjitha ato ligje që nuk janë prej ligjeve të Islamit, pastaj praktikimi i të gjitha dispozitave të sheriatit, kujdesja që mos të lëm diç nga urdhërsat dhe distancimi nga ndalesat"[9]. Pastaj e përmendi mendimin e dytë rreth këtij ajeti; se qëllimi është se ithtarët e librit u urdhëruan që të hynë në Islam. Pastaj e tregoi fjalën e vërtetë, se qëllimi me këtë ajet është urdhëri për të hyrë në vepër komplet me të gjitha ligjet. Dhe kjo është e sakta.

---

[7]Tefsiri i Taberiut, 3/273-275
[8]Tefsiri i Taberiut 4/255
[9]Tefsiri i Taberiut 4/356

4. Pasiqë çështja është kështu, atëherë obligohet që e gjithë çështja t'i kthehet Allahut të Madhëruar. Prandaj lidhja e gjykimit me cilësitë e Allahut është shumë e qartë. Duke i shpjeguar emrat e Allahut "El-Hakemu-El-Hakim" El-Hitabiu (Allahu e mëshiroftë) tha se kuptimi i vërtetë i këtij emri është: Ai të Cilit duhet t'i dorëzohen të gjitha krijesat dhe e gjithë çështja t'i kthehet vetëm Atij, siç thotë Allahu në Kuran: **"Vetëm Atij i takon gjykimi dhe të Ai do të ktheheni!"** (Kasas:88)

**"Ti je që gjykon mes robërve Tu për atë që ata kundërshtoheshin".** (Zumer:46)[2]

El-Hakemu (Gjykuesi) ka ardhur edhe tek fjala e Allahut të Madhëruar: **"(Thuaj) A pos All-llahut të kërkoj unë Gjykatës (mes meje dhe juve)? kur dihet se Ai është që zbriti librin në mënyrë të shkoqitur?** (En`Am:114). Kurse emri "El-Hakim" është përmendur në disa vende: **"Ai është gjykatësi më i mire".** (A`raf :87) **"Ai është më i miri i gjykues!"** (Junus:109) **"Ai është gjykatës më i drejtë".** (Jusuf:80) **"A nuk është All-llahu më i miri gjykues?** (Tin:8)

Vëllau Muhamed El-Hamd El-Hamud (Allahu e mëshiroftë) i shpjegoi gjërësisht të gjithë emrat e Allahut, e në mesin e tyre edhe emrat "El-Hakemu, El-Hakim dhe El-Hakiijm. Pasi i përmendi efektet e imanit në këta tre emra, tha:

1. Gjykimi i takon vetëm Allahut, i Cili nuk ka shok në gjykimin e Tij, ashtu siç nuk ka shok në adhurimin e Tij **"Askush nuk e shoqëron Atë në gjykimin e Tij".** (Kehf :26)

2. Allahu i Lartësuar gjykon atë që Ai e dëshiron dhe atë që Ai e dëshiron nuk e shoqëron askush në të.

3. Fjalët e Allahut janë të drejta dhe të qarta, e si mos të jenë kur ai **“A nuk është Allahu më i urti i gjykuesve?”**. (Tin:8)

4. Besimi në atë që u përmend obligon gjykimin me librin e Allahut të Lartëmadhëruar në mes nesh, sepse nuk gjenë libër sikurse Kurani- gjykues dhe i drejtë në çdo gjë.

5. Allahu e ka urdhëruar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem që të gjykon mes njerëzve me atë që e ka zbritur Ai prej dispozitave në Kuran dhe ta braktisë çdo gjë tjetër prej mendimeve dhe epsheve të shpikura[10]. Duke e lidhur këtë mesele (gjykimin) dhe cilësive të Allahut të Madhëruar, Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: “Allahu i Madhëruar është Gjykatësi, i Cili gjykon mes robërve të Tij, gjykimi i takon vetëm Atij. Allahu i ka zbritur librat dhe i ka dërguar pejgamberët për të gjykuar në mes tyre. Ai i cili iu bindet pejgamberëve është prej evlijave (të dashurve të Tij) të devotshëm, dhe do të jetë i lumtur në dynja dhe ahiret. Kurse ai i cili e kundërshton të dërguarin do të jetë prej të dëshpëruarve dhe të dënuarve. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Njerëzit ishin një popull (të fesë së natyrshme islame) e (kur u përçanë) All-llahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues, dhe atyre Ai u zbriti edhe librin me fakte të sakta për të gjykuar në atë që u kundërshtuan ndërmjet veti. Në atë (libër) kundërshtuan vetëm ata që kishin libër (ithtarët e librit). E përpos atyre që iu kishte dhënë ai (libri) dhe u kishin ardhur argumente të qarta, nuk kundërshtoi kush në te (në librin), po edhe atë (kundërshtim e bënë), nga zilia ndërmjet tyre, mirëpo All-llahu me mëshirën e Tij i udhëzoi ata që besuan tek e vërteta e asaj për çka ishin**

---

[10]Shiko:En-Nehxhul esma fi sherhi esmai lahi el Husna, Muhammed ibn Hamd el-Hamud , 1/302-308

**kundërshtuar. All-llahu e vë në rrugë të drejtë atë që dëshiron".** (Bekare:213).

Allahu i Madhëruar na tregoi se i ka dërguar pejgamberët dhe u ka zbritur atyre libra që të gjykojnë në mes njerëzve në atë që ata kanë mospajtime: **"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është tëAll-llahu. Ai (gjykatësi i famshëm) është All-llahu, Zoti im, vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm Atij i drejtohem"**.(Shura:10)

Kurse Jusufi alejhi selam tha: **"O ju dy shokët e mi të burgut, a është më mirë të adhurohen zota të ndryshëm ose All-llahu, i vetmi ngadhënjimtar?"Ata që ju adhuroni përveç All-llahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që i pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. All-llahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, gjykimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon kujt, pos All-llahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë"**. (Jusuf:39-40)

Pra gjykimi i takon vetëm Allahut Fuqiplotë, kurse të dërguarit e transmetojnë atë, sepse ai është gjykimi i Tij, urdhëri i Tij dhe se bindja e juaj duhet të jetë vetëm ndaj Tij. Për atë që gjykon i dërguari dhe i urdhëron të tjerët me të dhe ua ligjëson prej fesë, obligohet për të gjitha krijesat që ta pasojnë atë, sepse ai është gjykimi i Allahut tek krijesat e Tij.[11]

Në një vend tjetër shejhul islam komenton në meselën e shprehjes në Kuran dhe e lidhë atë me një rregull, ku e sqaron obligueshmerinë e besimit në të gjithë atë me të cilën ka ardhur i dërguari, dhe se mohimi i një të dërguari është kufër (mohim) i të gjithë pejgamberëve. Sikurse që është kufër besimi në disa shpallje e mohimi i disave. Pasiqë i ceki argumentet për këtë, tha: "Allahu i poshtëroi ata që ju ishte dhënë libri, kur besuan atë që nuk ishte nga

[11]Mexhmua fetava 35/ 361-363, shiko poashtu fq. 372-373

libri dhe i dhanë përparësi pabesimtarëve mbi besimtarët, ashtu siç i dhanë përparësi disa sabiinë, filozofë dhe vendet e injorancës (injorantët prej mongolëve, dejlemit, arabët, persianët dhe të tjerët) mbi besimtarët në Allahun, librin dhe të dërguarin e Tij. Allahu i Madhëruar i poshtëroi ata që pretenduan se kanë besuar në të gjitha librat, kurse në anën tjetër e braktisën gjykimin me Kuran dhe Sunet dhe dëshirojnë të gjykohen tek disa koka të tagutave e jo tek Allahu, siç ndodhë me shumë me ata që pretendojnë Islamin, kurse anojnë në gjykimet e tyre në fjalët e sabiinëve, filozofëve dhe në politikën e disa mbretërve (prej mbretërve të tatarëve dhe të tjerëve) të dalur nga sheriati islam. Kur atyre ju thuhej: **Ejani tek libri i Allahut dhe suneti i të dërguarit, ata refuzojnë duke ja kthyer shpinën**.[12]

Pasiqë vetëm Allahut i takon gjykimi, patjetër duhet që ta pasosh (pa bërë dallim) tërë atë me të cilën ka ardhur i dërguari salAllahu alejhi ue selem. Gjykimi me ligjet e sabiinëve dhe filozofëve ose dikujt tjetër dhe jo me sheriatin e Allahut është gjykim tek taguti. Prandaj patjetër kërkohet besimi në Allah dhe mohimi i tagutit.

**5.** Kjo mesele është e lidhur me shehadetin “Muhamedun resulullah” (Dëshminë: Muhamedi është i dërguari i Allahut).Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): “Dëshmia se Muhamedi salAllahu alejhi ue selem është i dërguari i Allahut përfshinë: Besimi në tërë atë që ka lajmëruar, nënshtrimi ndaj çdo gjëje që na ka urdhëruar. Atë që ai e pohoi duhet ta pranojnë, kurse atë që ai e mohoi edhe ne duhet ta mohojmë. Poashtu obligohet për krijesat që ta pohojnë për Allahun atë që ai ia pohoi prej emrave dhe cilësive dhe ta mohojnë atë që ai e mohoi prej përngjasimit më krijesat. T`ia

[12]Mexhmua fetava 12/339-340

pohosh pa i përngjasuar, ta përshkruash pa ia devijuar kuptimin. Obligohet për ta që t'i kryejn urdhëresat, të largohen nga ndalesat, ta lejojnë atë që e ka lejuar Allahu dhe ta ndalojnë atë që e ka ndaluar Allahu. S`ka haram përveçse asaj që Allahu dhe i dërguari i tij i ka thënë haram dhe nuk ka fe përveçse asaj që Allahu dhe i dërguari i tij i kanë thënë fe. Për këtë arsye Allahu i poshtëroi mushrikët në surën En`am, A`raf dhe në suret tjera, për shkak se e ndaluan atë që Allahu nuk e kishte ndaluar, duke e legjimituar një fe për të cilën Allahu nuk kishte dhënë leje: **"Ata kanë caktuar për Allahun pjesë nga drithi dhe kafshët shtëpiake, të cilat i ka krijuar Ai dhe thonë sipas hamendjes së tyre: "Kjo është për Allahun, ndërsa kjo është për idhujt tanë".** (Enam:136)
**"A kanë ata idhuj, të cilët u kanë caktuar një fe që nuk e ka lejuar Allahu?!** (Shura:21)
Allahu i thotë të dërguarit të tij: **"O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues. Dhe me urdhrin e All-llahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues".** (Ahzab:45-46)
Allahu i Madhëruar na tregoi se e dërgoi të dërguarin e tij si thirrës për të Allahu. Ai që thirrë të dikush tjetër përveç Allahut, ai bën shirk. Kush thirrë tek ai pa lejën e Tij, ka bërë risi, ngase shirku është bidat (risi) dhe bidati është rrugë për në shirk. Prandaj nuk gjenë bidatxhi veçse gjenë të ta lloje të shirkut, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë".** (Teube:31)

Prej shirkut të tyre ishte se ata ua lejuan haramet dhe ata u bindën, sikurse që ua ndaluan hallallin dhe ata u binden në të.[13]
Ky tekst i gjatë i Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) e tregon se si ndërlidhen gjërat e akidës njëra me tjetrën, sepse të dyjat janë prej shehadetit “La ilahe il-lAllah dhe Muhamedun resulullah”. Këto dëshmi janë sikurse imani dhe Islami; kur bashkohen ndahen dhe kur ndahen bashkohen. Kur e përmendi vetëm dëshminë “La ilahe il-lAllah” në të hynë edhe dëshmia “Muhamedun resulullah”. Prandaj nuk pranohet prej thënësit të saj përveçse me tjetrën, sikurse kur përmendet dëshmia “Muhammedun resulullah”, në të hynë edhe dëshmia “La ilahe il-lAllah”. Kur bashkohen secila prej tyre ka kuptim në vetvete. Për këtë arsye Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) pasi e përmendi fjalën si me lartë, e lidhi meselën me Islamin dhe tha: “Shprehja Islam përfshinë dorëzimin, nënshtrimin, sinqeritetin. Argument është fjala e Allahut të Madhëruar: **“All-llahu solli një shembull: Një njeri (rob) në posedimin e të cilit ishin ortakë pa marrëveshje mes vete dhe një njeri (rob) që është thjesht në posedimin e një njeriu. A janë ata të dy të një lloji (të një gjendjeje)? Lavdërimi i takon vetëm All-llahut, por ç’bën shumica e tyre nuk e dinë”.** (Zumer:29)
Patjetër në Islam duhet dorëzimi vetëm për Allahun dhe mos dorëzimi për dikë tjetër. Kjo është e vërteta e fjalës tonë “La ilahe il-lAllah”. Ai që i dorëzohet Allahut dhe dikujt tjetër ai është mushrik, dhe Allahu nuk e fal atë që i bën shirk. Kurse ai që nuk i nënshtrohet Allahut, ai është mendjemadh ndaj adhurimit të Tij: **“Zoti juaj ka thënë: “Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në xhehnem”.** (Gafir:60)[14]

---
[13] Iktidau siratil Mustekim 2/834-835
[14] Iktidau siratal mustekim 2/ 836

S'ka dyshim se dëshmia "Muhamedun resulullah" i obligon disa gjëra pa të cilat nuk plotësohet imani përveçse me kryerjen e tyre. Prej tyre është edhe gjykimi me sheriatin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe pajtimi me gjykimin e tij. Shpeshherë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) e përmënd këtë fjalë: Fjala e Allahut të Madhëruar: **"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:65). Pasiqë ua mohoi imanin derisa të plotësohet ky qëllim (pra dorëzimi i plotë për Allahun), kjo argumenton se ky qëllim është obligim për njerëzit dhe kush e lë atë bëhet prej atyre që e meritojnë kërcënimin. Prandaj nuk është prej atyre që e ka sjellur imanin vaxhib (obligativ). Allahu ua premtoi xhenetin atyre që i zbatojnë ato që Ai i ka urdhëruar, ndërsa ai që i bën disa vaxhibate dhe i lë disa, ai i ekspozohet kërcënimit. Dihet se me pajtimin e të gjithë dijetarëve obligohet gjykimi i të dërguarit në çdo gjë që ka përçarje mes njerëzve, në çështjet e fesë së tyre, në çështjet e dynjasë, në bazat e fesë dhe degët e saj. Prandaj kur të gjykohet për të gjitha këto çështje të mos gjejnë pakënaqësi në atë gjykim dhe t'i dorëzohen plotësisht.[15]

6. Edhe Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) ka folur gjatë në këtë temë. Në pjesën e fundit të hadithit *"E ka shijuar ëmbëlsinë e imanit ai që ështëi kënaqur që Zoti i tij është Allahu, feja e tij-Islami dhe me të dërguarin e tij, Muhamedin salAllahu alejhi ue selem".*[16], dhe hadithi: "*Ai që thotë kur e dëgjon ezanin: Esh`hedu en la ilahe il-l Allah...-ku në të gjindet "Jam i kënaqur me Zotin..."*[17] Lidhur me këto pjesë të haditheve Ibn Kajjimi (Allahu e

[15]Mexhmuul fetava –Mexheledul Iman 7/37-38

[16]Transmeton Muslimi në librin e Imanit nr 34

[17]Transmeton Muslimi

mëshiroftë) thotë: “Mbi këto dy hadithe sillet feja dhe mbi to përfundon; ato përmbajnë pajtimin dhe kënaqësinë me Krijuesin e Lartësuar, me adhurimin e Tij, me të dërguarin e Tij, nënshtrimin ndaj tij, kënaqësinë me fenë e Tij dhe dorëzimin ndaj Tij. Atij që i mblidhen këto të katërta, ai është i sinqertë dhe i vërtetë. Kjo është e lehtë në shqiptimin me gjuhë, mirëpo më e rënda në të vërtetën e veprimit…”[18]. Pastaj e shpjegoi hadithin e parë dhe të dytë: “Sa i përket me kënaqësinë se Muhamedi është i dërguari yt përfshinë: Nënshtrimin e plotë dhe dorëzimin në të gjitha çështjet, me çrast i dërguari salAllahu alejhi ue selem është më i dashur sesa vetja jote. Dhe mos ta marrësh udhëzimin përveçse nga fjalët e tij, e të mos gjykohesh përveçse me gjykimin e tij dhe asnjëherë të mos pajtohesh me gjykimin e dikujt tjetër…”[19]

Pastaj në shpjegimin e çështjës së katërt, tha: “Sa i përket me kënaqësinë me fenë e Tij: Kur flet, gjykon, urdhëron, ose ndalon, pajtohet plotësisht dhe nuk mbetet në zemrën e tij ngushtim prej gjykimit të Tij. I dorëzohet plotësisht, edhe nëse është në kundërshtim me qëllimin e tij, ose fjalës së shejhut dhe grupit të tij…”[20]

7. Pasiqë kjo mesele (obligueshmeria e të gjykuarit me librin e Allahut dhe sunetin e të dërguarit), që ndërlidhet me akidën, është prej meseleve të rëndësishme, Muhamed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë) në librin e teuhidit brenda kapitullit të shpjegimit të teuhidit dhe dëshmisë “La ilahe il-lAllah” ndër të tjera përmendi fjalën e Allahut: **“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut”.**(Teube:31). Ai tha: “Kapitulli kush u bindet dijetarëve dhe udhëheqësve në

---

[18]Medarixhi salikin 2/172
[19]Medarixhi salikin 2/172-173
[20]Medarixhi salikin 2/173

ndalimin e asaj që e ka lejuar Allahu dhe në lejimin e asaj që e ka ndaluar Allahu veçse i ka marrë për zota përveç Allahut. Në këtë çështje ai i ceki disa transmetime dhe hadithin e Adij ibn Hatimit, e pastaj e pasoi me një temë tjetër dhe tha: Kapitulli, fjala e Allahut të Madhëruar: **“A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë djalli, e duke qenë se janë të urdhëruar që të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t’i humbë në pafundësi”.** (Nisa:60) Pastaj shejhu përmendi ajete e hadithe të shumta.

Shumica e atyre që e kanë shpjeguar librin e teuhidit i kanë bashkuar këta dy kapituj, si dhe çështjen e teuhidit dhe pranimin e shahadetit. Mjaftojmë duke e përmendur shkurtimisht fjalën e shejh Selman ibn Abdilah ibn Muhamed ibn Abdul Vehab (Allahu e mëshiroftë): “Tha në kapitullin e parë ”Kapitulli kush u bindet dijetarëve dhe udhëheqësve: “Pasiqë bindja është prej llojeve të adhurimit, bile ajo është adhurim, duke i zbatuar ato që kanë ardhur në gjuhët e profetëve alejhimu selam –autori (Allahu e mëshiroftë) na e tërhoqi vemendjen me këtë shpjegim për obligueshmerinë e veçimit me bindje ndaj Krijuesit të Lartëmadhëruar. Askush nuk duhet të nderohet prej krijesave përveç nëse bindja ndaj tij është nën bindjen ndaj Allahut. Përndryshe nuk duhet të nderohet askush prej krijesave, duke e veçuar. Qëllimi këtu është bindja e veçantë në ndalimin e hallallit dhe lejimin e haramit. Kush i bindet ndonjë krijese në këtë rast jashtë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, ai është mushrik siç na tregoi Allahu në fjalët e Tij: **“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë)** d.m.th. dijetarët e tyre **“për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë”.** (Teube:31). Kurse i dërguari salAllahu alejhi ue

selem e shpjegoi “me bindjen e tyre” se ka të bëj me ndalimin e hallallit dhe lejimin e haramit.[21]

Duke shpjeguar në kapitullin e dytë, shejh Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë) thotë: “Pasi që teuhidi si kuptim i dëshmisë “La ilahe il-lAllah” përfshinë besimin (duke e pasuar) në të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, për këtë arsye i dërguari salAllahu alejhi ue selem e bëri i një nga shtyllat mbi të cilën ndërtohet Islami, kur tha: “Islami ndërtohet mbi pesë shtylla”. Shejhu tregoi në këtë kapitull rreth asaj që përmban teuhidi dhe ajo që kërkohet prej gjykimit në mospajtimet e tyre me sheriatin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Pra, kjo është ajo që e kërkon dëshmia “La ilahe il-lAllah”, e që është e patjetërsueshme për secilin besimtar, sepse ai që e njeh fjalën “La ilahe il-lAllah” patjetër duhet nënshtrimi ndaj gjykimit të Allahut dhe dorëzimi ndaj urdhërit të Tij. Ai që e dëshmon fjalën “La ilahe il-lAllah”, por pastaj del në një gjykim tjetër (në mospajtimet e tyre), e jo me të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, ky e ka përgënjeshtruar dëshminë e tij…”[22]
Kjo është mëse e qartë dhe nuk ka nevojë për koment.
8. Edhe dijetarët bashkëkohorë kanë folur shumë në këtë kapitull. Do të mjaftohem me transmetimin e fjalës së shejhut të nderuar Muahmed ibn Ibrahim ali Shejhut dhe shejhut të nderuar Abdul Aziz ibn Bazit (Allahu i mëshiroftë)
Muhammed ibn Ibrahim Ali Shejhu (Allahu e mëshiroftë) në shkresën e tij “Tahkimul Kavanijn” thotë: “Allahu ua mohoi imanin atyre që nuk e marrin gjykimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në atë që kanë mosmarrveshje mes tyre. Për këtë Allahu u betua dhe tha: **“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin**

[21]Tejsirul azilil hamid, fq. 543
[22]Tejsirul azilil hamid, fq. 543

**ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejn pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:65)
Allahu i Lartësuar nuk pranoi prej tyre vetëm mosngushtim në gjoksat e tyre, kur tha: **"të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt …".** Pra, patjetër duhet hapja e gjoksit ndaj gjykimit dhe mosngushtim në gjoksat e tyre.
Kësisoj, Allahu i Madhëruar nuk pranoi vetëm me këto dy gjëra (hapjen e gjoksit ndaj gjykimit dhe mos ngushtimin në gjoksat e tyre) derisa ata t`ia bashkojnë edhe dorëzimin dhe nënshtrimin e plotë ndaj gjykimit të tij, salAllahu alejhi ue selem.
Thotë Abdul Aziz ibn Bazi (Allahu e mëshiroftë): "Qëllimi këtu është se patjetër duhet njësimi i Allahut, duke e veçuar me adhurim dhe distancimi prej adhurimit të dikujt tjetër përveç Allahut, ose bashkë me Allahun. Patjetër duhet të bindesh në kotësinë e shirkut dhe se është obligim për të gjithë njerëzit dhe xhinët që ta veçojnë Allahun me adhurim dhe ta realizojnë këtë teuhid, duke gjykuar me sheriatin e Allahut, ngase Allahu është Gjykatësi suprem. E prej njësimit të Tij është edhe besimi në këtë çështje. Ai është gjykatësi në dynja me sheriatin e Tij, kurse në ahiret me vetën e Tij, siç ceket në Kuran: **"Gjykimi i takon vetëm Allahut. Vendimi i takon vetëm All-llahut; Ai e rrëfen të vërtetën dhe Ai është më i miri i gjykatësve".** (En`Am:57)
**"All-llahu gjykon me drejtësi, ndërsa ata që adhuronin tjetër pos Atij, ata nuk kanë në dorë të gjykojnë asgjë. All-llahu është Ai që dëgjon dhe sheh".** (Gafir:12)
**"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është të All-llahu. Ai (gjykatësi i famshëm) është All-llahu, Zoti im, vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm Atij i drejtohem".** (Shura:10)[23]

[23]Mexhmual fetava, Ibn Baz, 2/20

Në një vend tjetër thotë: “Sa i përket dëshmisë se Muhamedi është i dërguari i Allahut, shumë prej njerëzve nuk e kuptojnë të vërtetën e saj. Ata i marrin ligjet e kufrit dhe gjykohen me to, i shmangen sheriatit të Allahut dhe nuk interesohen, e as që duan ta mësojnë atë. Me të vërtetë dëshmia “Muhamedi është i dërguari i Allahut” obligon besimin në të dërguarin e Allahut, salAllahu alejhi ue selem, bindjen ndaj urdhërave të tij, distancimin nga ajo që na ka ndaluar dhe besimi i të gjithë asaj që ka lajmëruar. Dhe që mos të adhurohet Allahu përveçse ashtu siç Ai na ka mësuar: **“Thuaj: “Nëse e doni All-llahun, atëherë ejani pas meje që All-llahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë”.** (Ali Imran:31)

**“ Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merrne, e çka t'ju ndalojë, përmbanju dhe kini frikë All-llahun, se All-llahu është ndëshkues i ashpër”.** (Hasher:7)

Pra, është obligim për të gjithë njerëzit dhe xhinët që ta adhurojnë vetëm Allahun dhe ta marrin për gjykatës të dërguarin salAllahu alejhi ue selem, siç thotë Allahu i Madhëruar: **“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre”.** (Nisa:65)[24]

Me një shprehje të qartë shejh Ibn Bazi (Allahu e mëshiroftë) thotë: “Adhurimi vetëm për Allahun, distancimi nga adhurimi i tagutit dhe gjykimi tek Ai janë prej realizimit të shahadetit. S`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, i Cili nuk ka shok, dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij. Allahu është Zoti i njerëzve dhe i adhuruari i tyre, Krijuesi i tyre, Ai i Cili urdhëron dhe ndalon, i ngjallë dhe i vdes, i llogaritë dhe i shpërblen. Ai e meriton adhurimin dhe askush tjetër pos Tij: **“Me të vërtete Atij i takon gjykimi dhe ligjvënia”.** (A`raf:54)

---

[24]Mexhmual fetava, Ibn Baz, 2/332

Ashtu siç i takon krijimi, vetëm Atij i takon ligjvënia. Është obligim bindja ndaj urdhërave të Tij. Allahu na tregoi për çifutët dhe krishterët se i kanë marrë dijetarët e tyre dhe adhuruesit e tyre si zota, përveç Allahut.[25]. Çështja e gjykimit me sheriatin e Allahut është e ndërlidhur me teuhidin dhe ajo që përmbajnë dy dëshmitë, siç e sqaroi edhe shejh Ibn Bazi (Allahu e mëshiroftë). Kjo është shkurtimisht çfarë kanë thënë disa nga dijetarët në këtë mesele, me çrast dijetarët janë pajtuar se kjo mesele lidhet me akidën, kurse ajo që renditet nën këtë, prej meseleve të detajizuara , do të flasim nëse do Allahu në temat tona vijuese.

Është e rëndësishme kuptimi i thellë i kësaj mesele; se ajo nuk është prej meseleve dytësore, siç pretendojnë disa që mendojnë se të folurit shumë në meselen e obligueshmerisë së të gjykuarit me sheriatin e Allahut është prej asaj që ka lindur në kohën e fundit- prej politikave dhe thirrjeve të lëvizjeve islame. Dijetarët, prej të cilëve i transmetuam fjalët shpjeguan ajetet dhe hadithet në këtë çështje. Janë të shumta librat dhe shkresat të cilat e kanë sqaruar rëndësinë e zbatimit të sheriatit islam dhe ua kanë tërhequr vërejtjen prej gjykimit me ligj tjetër, pos ligjit të Allahut.
Këto janë disa prej tyre:[26]

---

[25]Vuxhubi tahkim sherilah, fq. 7

[26]1.Tahdhir Ehlil Iman anil Hukmi bi gajri ma EnzelAllah. Nga Esardi 2. El-Fevakihi El-Adhab fi Reddi ala men lem jahkum Es-Suneti vel Kitab. Nga shejh Hamd ibn Nasir ibn Muamer 3. El Burhan ve delil ala kufri men hakeme bigajri tenzil li shejh Ahmed ibn Nasir ibn Gunejm Botimi i parë . 4. Esheriatu la Kanun, Autor: Ahmed Abdul Gafur Atar Botimi i parë. 5. Inhisar Tatbik Esheria El Islamije Fi Aktar El-Arabije Vel Islam.Nga Ahmed Abdul Gafur Atar .Botimi i parë 6. Vuxhubi Tahkimu Sheriah El Islamije Menaul Kattan 7. Esbabu El Hukmi Bigajri Ma EnzelAllah Ve Netaixhi. Dr.Salih Sedlani.Botimi i pare.1413 h, Daru Selam 8. El Hukmu Bigajri ma EnzelAllah Ve Ehlul Guluv,Autor: Muhammed Surur Zejnul Abiding-Xhuzani.

9. Vuxhubi Tatbiku Sheriah nga autor dr. Muhammed El Emin Mustafa shinkiti 10. Inallahe Huvel Hakemu Autor: Muhammed Shakir Sherif 11. El Hukmu Bil Kuran Ve Kadijetu Tatbiku Sheriah 12. Vuxhubu Tatbik El Hudud Esherijeh. Autor:Abdurrahman Abdul Halik 13. Etelazum Bejne El Akidetu Ve Sheria. Nasir El Akl 14. Xhuhud Shejh Muhammed Ibn Ibrahim Fi Meseleti El Hakimije, Autor,Abdul Aziz Ali Abdul Letif 15. Fi Vexhhi El Muamireti Ala Tatbik Sheriah El Islamije,Autor Mustafa Ferigli Eshekiri 16. Esheru Ve lugah Ahmed shakir 17. El Kuran Fevka Dustur 18. El Hakimije Fi Tefsi Advaul Bejan, Abdurrahman sudejs 19. Ebhath ve Ahkam, Ahmed Shakir 20. Sejadetu Sheriah El Islamije Fi Miser 21. Hata la Tedhilu Nassan Sheklijen . 22. El Hukmu ve Tehakum Fi Hitabil Vahji, Abdul Aziz Mustafa. 23. Nedharijete Esejadete Ve Ethurha Ala Sheriati El Endhimeti El Vediije.

Të gjitha këto libra tregojnë rëndësinë e kësaj teme

# STUDIMI I DYTË

## TEKSTET TË CILAT ARGUMENTOJNË PËR OBLIGUESHMERINË E TË GJYKUARIT ME SHERIATIN E ALLAHUT

Shumica e këtyre teksteve janë nga Kurani fisnik, kurse ajo që është transmetuar në sunet shumica e tyre ka ardhur për të treguar shkakun e zbritjes së ajeteve, ose si shpjegim i tyre.

Ky studim me ndihmën e Allahut të Madhëruar do të jetë i ndarë në dy lloje:

**E para:** Tekstet e përgjithshme të cilat argumentojnë për obligueshmerinë e të gjykuarit me sheriatin e Allahut, ose ato të cilat ndalojnë që të pasohet ndonjë ligj tjetër përveç ligjit të Allahut Fuqiplotë. Për ta sqaruar këtë do t'i cekim fjalët e mufesirëve (komentatorëve) të Kuranit.

**E dyta:** Ajetet (argumentet) të cilat e obligojnë gjykimin me sheriatin e Allahut, ose ato të cilat e ndalojnë që të gjykohet me diç tjetër përveç ligjit të Allahut. Këto ajete tregojnë për mohimin e imanit për atë i cili e kundërshton gjykimin e Allahut. Gjithashtu këto ajete tregojnë se ata që gjykojnë jo me ligjin e Allahut, ata kanë marrë për adhurim zota të tjerë, pos Allahut.

Lidhur me fjalën e Allahut të Madhëruar: **"E kush nuk gjykon me atë që zbriti All-llahu, ata janë kafira (pabesimtarë)".** (Maide:44)- do të flasim në një temë të vaçantë.

**Së pari: Tekstet e përgjithshme të cilat argumentojnë për obligueshmerinë e të gjykuarit me sheriatin e Allahut:**

1. Thotë Allahu i Madhëruar: **"E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt, që i duan (i madhërojnë) ata, sikur (që besimtarët e vërtetë e duan) All-llahun..".** (Bekare:165)

E ka përmendur Taberiu (Allahu e mëshiroftë) se fjala "nid" (zot) do të thotë barazim. Pastaj përmendi dy mendime për "zotat" të cilët i adhuronin përveç Allahut Fuqiplotë. E para: Ata ishin zota (idhuj) që i adhuronin përveç Allahut. Pastaj tha: "Kanë thënë dijetarët: Zotat në këtë ajet janë për qëllim **prijësat e tyre**, të cilëve u bindeshin në kundërshtim ndaj Allahut të Madhëruar. Pastaj transmeton nga Sidij (Allahu e mëshiroftë) se në komentin e fjalës së Allahut **"E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt(zota)".** (Bekare:165)**-** ka thënë: "Zotat në këtë ajet ishin burrat që u bindeshin ashtu siç ju bindeshin Allahut. Kur ata i urdhëronin këta i respektonin edhe pse ishte në kundërshtim me Allahun.[27]

Shpjegimi i Sidijit( Allahu e mëshiroftë) tregon lidhjen në mes të dashurisë dhe bindjes: **Thuaj: "Nëse e doni All-llahun, atëherë ejani pas meje që All-llahu t'ju dojë"**. (Ali Imran:31)

Për këtë arsye kur Ibn Xherir Et-Taberiu (Allahu e mëshiroftë) foli për ajetin e cekur me herët të surës Bekare dhe ajo që vie pas këtij ajeti (për distancimin e prijësve të tyre në ditën e kijametit) tha: "Argument është ajeti**: "Dhe kur do të largohen ata që u prinin prej atyre që i ndiqnin (paria largohet prej atyre që u shkuan pas)".** (Bekare:166)

Kjo tregon që zotat të cilët i morën përveç Allahut, siç i përshkroi Allahu i Madhëruar në fjalët e Tij: **E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt (zota)...".** (Bekare:165)

[27]Tefsiri i Taberiut, 3/ 280 t.Shakir

Pasuesit do të distancohen prej prijësve të tyre. Pasiqë ky është komenti i saktë i këtij ajeti, atëherë ky koment që e shpjegoi Sidij (Allahu e mëshiroftë) për ajetin: **"E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt(zota)".**(Bekare:165), se zotat në këtë rast është për qëllim prijësat që këta u bindeshin në atë që ata i urdhëronin dhe e kundërshtonin Allahun. Me këtë koment bie poshtë komenti i atyre që për ajetin**: "Dhe kur do të largohen ata që u prinin prej atyre që i ndiqnin (paria largohet prej atyre që u shkuan pas)..."**(Bekare:166), thanë: Se këta janë shejtanët që do të distancohen prej miqëve të tyre nga njerëzit.[28]

Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) shpjegoi gjërë e gjatë rreth këtij ajeti, kur foli për pozitën e dashurisë në librin "Medarixhu Salikin", ku ndër të tjera tha: "Me të vërtetë krijimi, ligjvënia, shpërblimi dhe dënimi ndodhin për shkak të dashurisë dhe për hirë të saj. Dhe kjo është e vërteta për të cilën janë krijuar qiejt dhe toka. Kjo është e vërteta që në të përmbledhen urdhëresat dhe ndalesat dhe kjo është fshehtësia e adhurimit dhe njësimit. Kjo është dëshmia "La ilahe il-lAllah"[29]. Pastaj tha: Thotë Allahu i Madhëruar: **"E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt (zota) i duan ata, sikur (që besimtarët e vërtetë e duan) All-llahun, …"** (Bekare:165). Allahu i Madhëruar na tregoi se ai që e do dikë ashtu siç duhet Allahu i Madhëruar, ky llogaritet që ka marrë zot tjetër përveç Allahut. Por, ky zot që e ka marrë është zot në dashuri, e jo në krijim dhe zotërim, dhe se shumica prej banorëve të tokës kanë marrë zota në dashuri dhe madhërim, përveç Allahut të Lartësuar.[30]

Pasi i përmendi dy mendime në fjalën e Allahut të Madhëruar **"...i duan ata, sikur (që besimtarët e vërtetë e duan) All-llahun"**, tha: "Ky barazim i cekur në fjalët e Allahut të Madhëruar kur tregoi

---

[28]Tefsiri i Taberiut 3/ 288 t.Shakir

[29]Medarixhu salikin 3/ 19

[30]Medarixhu salikin 3/20

për pabesimtarët duke shijuar dënimin, u thonë të adhuruarve dhe zotave të tyre: **"Pasha All-llahun, njëmend ne kemi qenë krejtësisht të humbur", Kur juve u kemi barazuar me Zotin e botëve".**(Shuara:97-98). Dihet se ata nuk i barazuan me Zotin e botrave në krijim dhe zotërim, por i barazuan në dashuri dhe madhërim. Kurse Shejh El-Fekij (Allahu e mëshiroftë) e komentoi këtë ajet duke thënë: "Ata barazuan me këtë në veçoritë e Krijuesit. Pra në gjykim. Kjo gjithashtu është barazimi që përmendet në fjalët e Allahut të Madhëruar: **"...i barazojnë me Zotin e tyre".** (En`Am:1), d.m.th. e barazojnë dikë tjetër me Allahun në adhurim, në dashuri dhe madhërim.[31]
S`ka dyshim se të dyja fjalët në shpjegimin e fjalës "Endad" (zotat) janë komente të sakta dhe ajo që kuptohet nga këto fjalë është se shpjegimi i fjalës endad (zotat) është për qëllim: **Prijësat të cilëve iu bindeshin përveç Allahut të Madhëruar.**

2. Thotë Allahu i Madhëruar: **"Njerëzit ishin një popull (të fesë së natyrshme islame) e (kur u përçanë) All-llahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues, dhe atyre Ai ua zbriti librin me fakte të sakta për të gjykuar me drejtësi në atë që u kundërshtuan ndërmjet veti".** (Bekare:213).

Kasimiu (Allahu e mëshiroftë) në tefsirin e tij thotë: **"…dhe atyre Ai ua zbriti librin…"**: dmth: Fjalën e Tij përmbledhëse në atë që ata kanë nevojë në çështjet e fesë dhe për të vazhduar në udhëzim të drejtë, të kapur **"me drejtësi"** në të gjitha aspektet dhe **"për të gjykuar me drejtësi në atë që u kundërshtuan ndërmjet veti…",** prej besimeve dhe veprave në të cilat ishin më herët-umet i unifikuar.[32]. Secili pejgamber u dërgua tek populli i

[31]Medarixhu salikin 3/21
[32]Mehasinu te`vil lil kasimij 3/528

tij, iu zbrit atij libri që populli i tij të gjykohen me të në çdo gjë që ata kishin mospajtime.

3. Thotë Allahu i Madhëruar: **“E kush e mohon tagutin e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje”.** (Bekare :256)

Rreth fjalës tagut ka disa mendime, siç janë: Tagut është shejtani, magjistari, falltori etj. Këto i ka përmendur Ibn Xherir Et-Taberi (Allahu e mëshiroftë), ku për secilën tregoi transmetim.[33] Kur tregoi për falltorin se është tagut e transmetoi nga Ibn Abas ibn Xhurejxh: **“E kush e mohon tagutin”,** tha: “Ata janë falltorët që u vinin shejtanët dhe u hedhnin gënjeshtra në gjuhët dhe zemrat e tyre. Pastaj tha: Më ka treguar Ebu Zubejri nga Xhabir ibn Abdullah se e ka dëgjuar atë duke thënë: U pyet për tagutat tek të cilët ata gjykoheshin, dhe tha: Në Xhuhejne ishte një, në Eslemishte një dhe në çdo lagje ishte nga një. Ata ishin falltorët që u vinin shejtanët.[34]. Pastaj, Taberiu (Allahu e mëshiroftë) duke komentuar fjalën tagut, tha: “Tagut është secili që i tejkalon kufijtë e Allahut, duke e adhuruar dikë tjetër pos Tij, qoftë nëse e adhuron pse është i fortë (duke iu bindur atij), qoftë i adhuruari njeri, shejtan, statuj etj. Kushtoj vëmendje fjalëve të tij **“…ose duke ju bindur atij që e adhuron dikë tjetër përveç Allahut…”**. Ky është rob i tagutit. Fjala tagut ka ardhur edhe në ajetin tjetër::" **A nuk u vure re atyre që iu është dhënë pjesë nga libri? Besojnë idhuj e taguta…"** (Nisa:51)

---

[33]Shiko Tefsir Et-Taberi 5/416-418

[34]Tefsiri i Taberiut 5/ 418

4. Thotë Allahu i Madhëruar: **Thuaj: “Nëse e doni All-llahun, atëherë ejani pas meje që All-llahu t’ju dojë, t’ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë.Thuaj: “Bindjuni All-llahut dhe të dërguarit, e nëse ata refuzojnë, atëherë All-llahu nuk i do pabesimtarët ”!** (Ali Imran:31-32) Taberiu (Allahu e mëshiroftë) tha se në këto ajete janë për qëllim krishterët e Nexhranit, kurse Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) tha se janë të përgjithshme dhe dha këtë shpjegim: “Ky ajet është gjykues për secilin i cili pretendon se e do Allahun dhe nuk është në rrugën e Muhammedit salAllahu alejhi ue selem. Ai në këtë pretendim është gënjeshtar, derisa ta pason sheriatin e Muhammedit salAllahu alejhi ue selem dhe fenë e tij në të gjitha fjalët, veprat dhe situatat, siç është transmetuar në hadith të saktë se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: *“Kush e vepron një vepër që ne se kemi vepruar, ajo është e refuzuar.*[35]. Pastaj Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) duke e komentuar ajetin tjetër që vie pas tij **“Thuaj: “Bindjuni All-llahut dhe të dërguarit, e nëse ata refuzojnë ”**-d.m.th. nëse e kundërshtojnë urdhërin e tij..**“atëherë All-llahu nuk i do pabesimtarët ...**”, tha: Kjo argumenton se kundërshtimi i rrugës së tij është kufër. Allahu nuk e do atë që e ka këtë cilësi, edhe nëse ai pretendon se e do Allahun dhe afrohet tek Ai. Kjo pozitë nuk arrihet përderisa ta pason pejgamberin salAllahu alejhi ue selem, vulën e pejgamberëve. Sikur të ishin gjallë pejgamberët në kohën e tij të të gjithëve nuk do t`ju lejohej ta ndjekin ndonjë rrugë tjetër, jashtë rrugës dhe bindjes ndaj sheriatit të tij, salAllahu alejhi ue selem.[36]

[35] Transmeton Muslimi
[36]Tefsir Ibn Kethir,3/20

5. Thotë Allahu i Madhëruar në fund të ajeteve të trashegimisë: **”Kush e kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dhe i shkel dispozitat e Tij, atë e fus në zjarr të përjetëshëm. E për të është një dënim i rëndë”.** (Nisa:14)
Taberiu (Allahu e mëshiroftë) pas komentit të këtij ajeti dhe mendimit me të saktë se dënimi këtu është i përhershëm, thotë: “Nëse dikush thotë: A është përgjithmonë në zjarr ai i cili e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij në hisen e trashegimisë? I thuhet: Po, nëse e bashkon në kundërshtimin e tij dyshimin se Allahu e ka bërë obligim atë që e ka bërë obligim për robërit e tij në këto dy ajete, ose e kupton atë dhe e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij në to. Kjo është e mbështetur në atë që është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma)

Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) në ajetin kuranor: **“Kush e kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dhe i shkel dispozitat e Tij, atë e fus në zjarr të përjetëshëm. E për të është një dënim i rëndë”.** (Nisa:14) jep këtë tefsir: “Për shkak se e ndryshoi atë që gjykoi Allahu dhe e kundërshtoi Allahun në gjykimin e Tij. Kjo shfaqet si shkak i pakënaqësisë së ndarjes dhe gjykimit që Allahu ka vendosur për dispozitat e trashegimisë. Për këtë arsye Allahu do ta dënon me dënim të përhershëm dhe poshtërues”.

6. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Ne të zbritëm ty librin me plot të vërteta, që të gjykosh mes njerëzve me atë që të mësoi All-llahu. Mos u ngatërro për tradhëtarët (mos u dil në ndihmë)”.** (Nisa:105). Thotë Taberiu (Allahu e mëshiroftë): **“Ne të zbritëm ty…”** O Muhammed , “**... librin …**” d.m.th. Kuranin,”**…që të gjykosh mes njerëzve…**” që të gjykosh në mes njerëzve dhe

t`ua sqarosh atyre, **"…me atë që të mësoi All-llahu…"** d.m.th. me atë që ta zbriti Allahu prej librit.[37]
Thotë Ibn Atije (Allahu e mëshiroftë): "**me atë që të mësoi All-llahu…**", do të thotë të gjykosh me ligjet e sheriatit, ose me shpallje nga Kurani, ose me atë që ka ardhur prej shpalljes së sunetit, sepse Allahu ka treguar për mbrojtjen e pejgamberëve dhe se ata nuk gabojnë.[38]
Kur të dërguarin, salAlahu alejhi ue selem, Allahu e urdhëroi që të gjykon me atë që Ai e mësoi, atëherë të tjerët janë edhe me të obliguar që të gjykojnë me librin e Tij. Për këtë arsye Allahu tha në ajetin tjetër: **"Ty nuk të takon asgjë rreth çështjes…"**. (Ali Imran:128). Në ajetin: **"Ty nuk të takon asgjë rreth çështjes…"**. (Ali Imran:128) Taberiu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Nuk të takon ty o Muhamed prej çështjeve të krijesave të Mia diç tjetër, përveçse ta zbatosh në ta gjykimin tim, t'i urdhërosh ata në bindje ndaj Meje, sepse çështja e tyre është tek Unë. Gjykimi i tyre është në dorën Time, e jo të dikujt tjetër. Unë gjykoj dhe vendosi tek ta atë që e dua…" [39]. Ajeti edhe pse ka zbritur në luftën e Uhudit, pasi i dërguari salAllahu alejhi ue selem u lut për kufarët kurejshit, shprehja e tij është e përgjithshme, siç e është thënë më herët në fjalën e Taberiut (Allahu e mëshiroftë). Kjo që u tha është e ngjajshme me fjalën e të Lartëmadhëruarit: **"Thuaj: "E tërë çështja është vetëm në duar të All-llahut!"** (Ali Imran :154), d.m.th.: Ai vepron si të do, planifikon si të do, siç i përmendëm edhe fjalët e Taberiut (Allahu e mëshiroftë).

7. Thotë Allahu i Madhëruar: **"Thuaj: A pos All-llahut të kërkoj unë gjykatës mes meje dhe juve?** (En`Am:114)

---

[37]Tefsiri Taberi: 9/ 175 t,shakir.
[38]El Muharrer el-Vexhiz 4/ 254
[39]Tefsiri Taberiut 7/194 t. shakir

Kurtubiu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "A pos Allahut të ju kërkoj juve gjykatës, kurse Ai ju mjaftoi juve me ajete që ua zbriti në librin e Tij".

8. Thotë Allahu i Madhëruar:**"Me të vërtetë Atij i takon krijimi dhe ligjvënia"**.(A`raf:54). S'ka dyshim se Atij që i takon krijimi, po Atij i takon edhe ligjvënia. Taberiu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "A nuk i takon vetëm Allahut i tërë krijimi edhe urdhëri (ligjvënia), e jo dikujt tjetër prej krijesave, apo idhujve të cilët i adhuran mushrikët (idhujtarët), e të cilët as nuk bëjnë dëm as dobi, sikurse s'kanë mundësi të krijojnë e as të urdhërojnë.[40]

Begaviu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Atij i takon krijimi, sepse Ai është i Cili i ka krijuar, dhe Atij i takon ligjvënia, që e vendos atë që do në krijesat e Tij".[41]

**9.** Ajetët për këtë janë të shumta, e sikur të ndalemi tek secili ajet do të zgjatej kjo temë. Ndoshta ajo që u cek prej shembujve të fjalëve të komentatorëve në disa ajete është e mjaftueshme. Kurse ai që do të di më shumë rreth kuptimit dhe argumentimit, i ka librat e tefsirit duke treguar se fjala Hukm (Gjykim), El-Emer (urdhër-ligjvënie) dhe El-Idhen (leje) etj., kanë ardhur në librin e Allahut në dy lloje:

-Gjykimi (caktimi) kozmologjik, që ka të bëj me krijimin e Tij.

-Gjykimi(caktimi) sheriatik (fetar) që ka të bëj me urdhërin e Tij.

Gjykimi kozmologjik, sikurse fjala e Allahut të Madhëruar: **"Ai Muhammedi tha: "Zoti im, gjyko mes meje dhe atyre me të**

---

[40]Tefsiri i Taberiut 12/483-484 t,shakir

[41]Tefsiri i Begaviut 3/ 286-El-Muhakake

**vërtetën!** (Enbija:112) d.m.th.: Bëje atë që ju ndihmon me të robërve Tu dhe i poshtëron përmes saj armiqtë Tuaj.

Gjykimi sheriatik, sikurse fjala e Allahut të Madhëruar: **"Këto janë dispozitat e All-llahut me të cilat Ai gjykon ndërmjet jush"**. (Mumtehine:10)

Këtu duhet t'i sqarojmë tri gjëra:

**E para:** Kjo ndarje është për të sqaruar se nuk ka kundërthënie në mes të gjykimit sheriatik dhe kaderit kozmologjik. Kaderi (caktimi ) kozmologjik patjetër duhet të ndodhë. Ka prej tij që është në kundërshtim me sheriatin si p.sh. kufri i pabesimtarëve dhe mëkatët e mëkatarëve. Kurse sheriati është ai që e urdhëroi Allahu dhe është i kënaqur me të, mirëpo ka prej tij që ndodhë (realizohet) dhe ka prej tij që nuk ndodhë.

**E dyta:** Në disa ajete ndodhë që në to të bashkohen të dyja gjykimet (kozmologjik dhe sheriatik), si p.sh në fjalën e Allahut të Madhëruar: **"Askush nuk e shoqëron Atë në gjykimin e Tij"**. (Kehf:26)

Shumica e dijetarëve e shpjeguan se ky ajet i përfshinë të dy gjykimet. Shejh Shinkiti (Allahu e mëshiroftë) në komentin e këtij ajeti tha: "Ky ajet përfshinë çdo gjë që e vendos Allahu i Madhëruar, kurse gjykimi hyn i pari".[42]. Pastaj i përmendi shumë ajete në këtë kuptim. Duhet të kuptohet se në këtë hynë veçimi i Allahut me gjykim dhe ligjvënie, siç e treguam në pikën paraprake.

**E treta:** Veçimi i Allahut me gjykimin dhe caktimin kozmologjik obligon gjithashtu veçimin e Tij me gjykimin sheriatik, siç e

[42]Tefsiri Advaul bejan, 490

treguam me herët në fjalën e Allahut të Madhëruar: **“Me të vërtetë Atij i takon krijimi dhe ligjvënia”**. ( A`raf: 54)

I treguam këto në menyrë që dikush të mos të bie në kundërthënie, duke menduar se disa ajete janë të veçanta vetëm me gjykim (caktim kozmologjik), kur dihet se shumica e tyre kanë ardhur për të treguar veçimin e Allahut me gjykimin sheriatik.

Prej ajeteve që kanë ardhur për këtë qëllim janë:

Thotë Allahu i Madhëruar: **“Vetëm i tij është sundimi (gjykimi) dhe Ai është më i shpejti i llogaritësve”.** (En`Am:62)

**“...gjykimi i takon vetëm All-llahut”.** (En`Am:57)

**“Jo, (ata nuk besojnë) se e tërë gjykimi i takon vetëm All-llahut”.** (Rrad :3)

**”Dhe ashtu, Ne e shpallën atë (Kur’anin) kushtetutë në arabisht”.** (Rrad :37)

**“All-llahu gjykon, e s’ka kush që mund t’i kundërvihet gjykimit të Tij”.** (Rrad :41)

**“Gjykimi nuk i takon kujt, pos All-llahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë”.** (Jusuf :40)

**“gjykimi nuk është i tjetërkujt vetëm i All-llahut...”** (Jusuf: 67)

**“Askush nuk e shoqëron Atë në gjykimin e Tij”**. (Kehf: 26)

**“Ne kemi shpallur argumente të qarta, e All-llahu vë në rrugën e drejtë atë që do. Ata (hipokritët) thonë: “Ne i kemi besuar**

**All-llahut, të dërguarit të Tij, dhe u jemi bindur. Por pas asaj, një grup prej tyre zbrapsën. Të tillët nuk janë besimtarë. E kur thirren që ndërmjet tyre të gjykojë All-llahu dhe i dërguari i Tij, një grup prej tyre nuk i përgjigjen asaj. Po nëse është që e drejta u takon atyre (në atë gjykim), ata i shkojnë atij të bindur e me respekt. A thua janë të sëmurë në zemrat e tyre apo mos dyshojnë (në të dërguarin) ose mos frikësohen se All-llahu dhe i dërguari i Tij do të gjykojnë padrejt kundër tyre? Por jo, ata vetë janë zullumqarë. Kur thirren besimtarët për gjykim ndërmjet tyre të All-llahu dhe të i dërguari i Tij, e vetmja fjalë e tyre është të thonë: "Dëgjuam dhe respektuam!" Të tillët janë ata të shpëtuarit. Kush respekton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ia ka frikën All-llahut dhe i përmbahet udhëzimit të Tij, të tillët janë ata që do ta arrijnë atë që dëshirojnë".** (Nur :46-52)

**"Thirrjen e të dërguarit mos e konsideroni si thirrjen tuaj ndaj njëri-tjetrit. All-llahu i di ata që tërhiqen prej jush tinëzisht, prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij (të të dërguarit) se ata do t'i zë ndonjë telashe, ose do t'i godasë dënimi i idhët".** (Nur: 63)

**"Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja. I pastër dhe i lartë është All-llahu nga çka i përshkruajn për shok. Dhe Zoti yt e di se ç'fshehin zemrat e tyre dhe se ç'shfaqin haptazi. Ai është All-llahu, nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet pos Tij, vetëm Atij i takon falënderimi në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe vetëm Atij i takon gjykimi dhe të Ai ktheheni".** (Kasas :68-70)

**"Dhe kurrsesi ata të mos shmangin ty nga ajetet e All-llahut meqë ato t'u kanë shpallur ty, dhe ti thirr të Zoti yt e kurrsesi mos u bën pasues i dëshirave të idhujtarëve. Veç All-llahut mos**

**adhuro ndonjë zot tjetër, s'ka të adhuruar tjetër me meritë veç Tij. Çdo send zhduket, e Ai jo. Vetëm Atij i takon gjykimi dhe të Ai do të ktheheni!"** (Kasas: 87-88)

**"Thuaj: "Më thuani, atë që All-llahu ju dha si ushqim (të lejuar), e ju nga ai diçka bëtë të ndaluar e diçka të lejuar?" Thuaj: "A ju lejoi All-llahu ju, ose ju i shpifni All-llahut?"Po çfarë është mendimi i atyre që i shpifin All-llahut, për ditën e kijametit? All-llahu është dhurues i madh ndaj njerëzve, por shumica e tyre nuk falënderojnë".** (Junus: 59-6)

**"Kur All-llahu ka vendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare. E kush e kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ai është larguar shumë larg së vërtetës".** (Ahzab :36)

**"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është të All-llahu. Ai është All-llahu, Zoti im, vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm Atij i drejtohem".** (Shura :10)

**"Allahu është Ai që e ka shpallur lirinë me vërtetësi dhe drejtësi. E si do ta dije ti që ndoshta dita e kijametit është afër".** (Shura :17)

**"Pastaj, Ne të vumë ty në një rrugë të drejtë të fesë, pra ti ndiqe atë e mos ndiq dëshirat e atyre që nuk dinë. Ata nuk mund të mbrojnë ty për asgjë të All-llahu. Zullumqarët janë miq të njëri-tjetrit, kurse All-llahu është mbrojtës i besimtarëve të devotshëm".** (Xhathije :18-19)

**“O besimtarë, mos bëni asgjë para (se të orientoheni në udhëzimet e) Zotit dhe të dërguarit të Tij, kini kujdes All-llahun, se me të vërtetë All-llahu i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha”.** (Huxhurat :1)

**“Këto janë dispozita të All-llahut me të cilat Ai gjykon ndërmjet jush; All-llahu është më i dijshmi, më i informuari”.** (Mumtehine: 10)

E shumë ajete të tjera, që me lejën e Allahut do të vijnë në pjesën tjetër .

## E dyta: Ndalja me disa ajete

Thotë Allahu i Madhëruar: **“A nuk i sheh ata, të cilëve u është dhënë pjesë nga libri, kur thirrën që ndërmjet tyre të gjykojë libri i All-llahut, se si një grup prej tyre prapësohet. Ata janë refuzues”.** (Ali Imran:23).

Dijetarët kanë mendime të ndryshme se çfarë është për qëllim me librin në këtë ajet; A është Kurani apo Tevrati? Taberiu (Allahu e mëshiroftë) tha se mendimi më i saktë është se ky libër është Tevrati. Dijetarët patën edhe mendime të ndryshme për shkakun e zbritjes së këtij ajeti. Transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) se ka thënë: “Hyri i dërguari salAllahu alejhi ue selem në shtëpinë e mësimit ku ishin një grup prej çifutëve dhe i thirri ata për tek Allahu. Neim ibn Amër dhe Harith ibn Zejdi i thanë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem: Cilës fe i takon ti, o Muhamed? Tha: Pasues i fesë së Ibrahimit, Ata thanë: Ibrahimi ishte çifut. Iu tha atyre i dërguari salAllahu alejhi ue selem: Sillne Tevratin ndërmjet nesh dhe jush për këtë që thatë. Ata refuzuan. Atëherë Allahu i Lartësuar e zbriti ajetin: **“A nuk i sheh ti ata, të cilëve u është dhënë mjaft nga libri, kur thirrën**

**që ndërmjet tyre të gjykojë libri i All-llahut, se si një grup prej tyre prapësohet”.** deri tek fjala e Tij **“…e ajo që shpifën për fenë e tyre, i mashtroi keq...”.** (Ali Imran:24). Kjo nënkupton se Tevrati është libri të i cili ishin thirrur .[43]
Transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) se Katade (Allahu e mëshiroftë) për këtë ajet ka thënë: “Ata janë armiqtë e Allahut. Çifutët u thirrën për tek libri i Allahut që të gjykon mes tyre dhe tek i dërguari që të gjykon mes tyre. Ata këtë e gjetën të përshkruar në Tevrat dhe Inxhil, por ia kthyen shpinën dhe nuk e përfillen.[44]. Transmetohet se Ibn Xhurejxhi (Allahu e mëshiroftë) për këtë ajet ka thënë: “Ithtarët e librit thirreshin që të gjykoheshin për tek libri i Allahut- me drejtësi në ndëshkimet e tyre. I dërguari i thërriste në Islam, mirëpo ata ia kthenin shpinën.[45]

Taberiu (Allahu e mëshiroftë) pasi i përmendi fjalët dhe transmetimet e lartëshënuara tha: “Mendimi më i saktë tek unë është që të thuhet: Allahu i Madhëruar tregoi për një grup prej çifutëve të cilët jetuan në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, e të cilëve iu kishte dhënë dituri rreth Tevratit. Ata u thirrën për tek libri i Allahut Fuqiplotë ( Tevrati, e që e besonin se ishte prej Tij) në një çështje që ndodhi mes tyre dhe të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Përçarja e tyre mund të ishte çështje rreth Muhamedit dhe pejgamberisë së tij, rreth Ibrahimit dhe fesë së tij, rreth Islamit dhe pranimit të tij, ose rreth një vepre që meritonte ndëshkim. Në të gjitha këto çështje ata kishin përçarje me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem. I dërguari salAllahu

[43]Tefsiri Taberi 6/289
[44]Tefsiri Taberi 6/290 dhe shiko në tefsiret tjera

[45]Tefsiri Taberi 6/290

alejhi ue selem i thirri tek gjykimi i Tevratit, por ata refuzuan, madje duke e fshehur edhe një pjesë të tij. Allahu i Madhëruar tregoi se ata kanë bërë ride (dalje nga feja), duke përgënjeshtruar atë që gjindet në librat e tyre dhe thyerjen e besës dhënë Allahut të Madhëruar, se do t'i zbatojnë dhe veprojnë me to".

Nga kjo që e ka thënë imam Taberiu (Allahu e mëshiroftë) mund t'i përmendim disa gjëra:

1. Libri tek i cili u thirrën që të gjykohen mes tyre pa marrë parasysh a është Kurani apo Teurati- gjykimi është një, ngase qëllimi është se ata u thirrën për tek libri i Allahut. Ata ishin të obliguar ta ndiqnin atë. Prandaj sikur ata ta ndiqnin me të vërtetë atë që ishte në Tevrat, do ta ndiqnin edhe Muhamedin salAllahu alejhi ue selem.

2. Ajeti edhe pse flet për ithtarët e librit, ai nuk është i vaçantë vetëm për ta për kah ana e gjykimit, siç do të vie shpjegimi për fjalët e atyre që kanë thënë se ajeti **"E kush nuk gjykon me atë që e ka zbrit Allahu,ata janë kafira".**(Maide:44)- është vetëm për ithtarët e librit.

3. Ajeti është i përgjithshëm në shkakun e zbritjes dhe për gjykimin që ai tregon. Sipas Taberiut (Allahu e mëshiroftë) pa marrë parasysh a ka të bëjë me çështjen e pejgamberisë, apo Muhammedit salAllahu alejhi ue selem, Islamit apo ndonjë disopozite prej dispozitave të Allahut të Lartësuar, ajeti ka kuptimin se ata ishin mospërfillës të librit të Allahut dhe e meritonin dënimin, të cilin e përmendi Allahu i Madhëruar.

4. Gjykimi për këta, siç e përmend Taberiu (Allahu e mëshiroftë) ata janë felëshues, përgënjështrues të asaj që ka ardhur në librat e

tyre, mohues të besës dhe marrëveshjës që ia dhanë Allahut të Lartësuar.

5. Në fund po ndalemi tek fjala e Ibn Xherir Et-Taberiut (Allahu e mëshiroftë): "Ata në përgënjeshtrimin e tyre ndaj Muhamedit salAllahu alejhi ue selem dhe asaj me të cilën ai erdhi ishin të njejtë me ata që iu kishte ardhur Musa alejhi selam dhe mospërfilljes së tij, edhe pse e besonin se është i vërtetë. Kuptimi i kësaj është se: Ata me fshehjen (mbulimin) e asaj që ishte në Teurat ishin përgënjështrues të Musës alejhi selam dhe asaj me të cilën ai kishte ardhur. Mospërfillja e tyre ndaj gjykimit të Allahut me të cilin kishte ardhur Musa alejhi selam në Tevrat, ishte përgënjeshtrim dhe thyerje e pretendimit se ata e duan Musën alejhi selam dhe e besojnë shpalljen e tij. Kjo fjalë është shumë e rëndësishme prej Taberiut (Allahu e mëshiroftë), sepse e shpjegon se ajeti nuk është i veçantë vetëm për ithtarët e librit.

**2**. Thotë Allahu i Madhëruar: **"A nuk u vure re atyre që iu është dhënë pjesë nga libri? Besojnë idhuj e tagut dhe për ata që nuk besuan thonë: "Këta janë në rrugë më të drejtë, se ata që besuan!"** (Nisa:51)
E kemi shpjeguar edhe më herët definicionin e fjalës tagut. Fjalët rreth tagutit dhe xhibtit janë të shumta.
Thuhet: El Xhibt: Janë dy idhujt në përgjithësi, kurse tagutat janë përkthyesit e idhujve (d.m.th. të fallatorëve). Thuhet se Xhibti është: Magjia, kurse taguti-shejtani, thuhet xhibti është magjistari kurse taguti-falltori. Thuhet El-Xhibt është shejtani kurse tagut-falltori, thuhet El-Xhibt është falltori kurse tagut-magjistari, thuhet El-Xhibt është Hajij ibn Ahteb kurse tagut-Kab ibn Eshref.[46]

[46]Tefsriri i Taberiut, 8/461-465

Është me rëndësi të kuptohet se në këtë ajet hynë edhe muslimanët. Siç e përmendëm në ajetin e mëhërshëm, do t'i tregojmë dy mendime të selefit në këtë:
**I pari**: Ajo që e transmeton Muxhahidi (Allahu e mëshiroftë) në tefsirin e tij: "El-Xhibt është magjistari, kurse tagut është shejtani në formë njeriu, tek i cili njerëzit gjykohen për problemet e tyre".

**I dyti**: Fjala e Taberiut (Allahu e mëshiroftë), i cili pasi i ceki mendimet në të, tha: "Mendimi më i saktë në shpjegim: **"Besojnë në xhibt dhe tagut..."**, është që të thuhet: I besojnë xhibtit dhe tagutit, duke i adhuruar përveç Allahut. Xhibti dhe taguti janë dy emra për secilin i cili madhërohet me adhurim përveç Allahut ose iu binden, iu nënshtrohen, kushdo qoftë ai i adhuruari- gur, dru, njeri apo shejtan. Sikurse në kohën e xhahilijetit që i madhëronin xhibtat dhe tagutat përveç Allahut të Madhëruar, po kështu edhe Hajij ibn Ahteb-it dhe Kab ibn Ehref-it, u bindeshin në fenë e tyre pasues prej çifutëve, në kundërshtim me Allahun dhe të dërguarin e Tij. Të gjithë këta ishin xhibta dhe taguta.[47]

Kjo është ajo që e ka sqaruar shejh Sadi (Allahu e mëshiroftë) kur për xhibtin dhe tagutin tha: "Ai është besimi në çdo adhurim, krahas Allahut, ose gjykim me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Në këtë hynë magjia dhe falltorët, adhurimi i dikujt tjetër përveç Allahut dhe bindja ndaj shejtanëve.[48]

**3.** Thotë Allahu i Madhëruar: **"O ju që besuat, bindjuni All-llahut, respektoni të dërguarin dhe prijësat nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë të All-**

[47]Tefsiri i Taberiut 8/465

[48] Tefsiri i ibn Sadit 1/358

**llahu (të libri i Tij) dhe të i dërguari, po që se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë. A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti, e duke qenë se janë të urdhëruar që të mos e besojnë atë. E djalli dëshiron t'i humbë në pafundësi. Kur u thuhet atyre: "Ejani (për të gjykuar) të ajo që e zbriti All-llahu dhe të i dërguari!" i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën. E qysh do të jetë (gjendja e tyre) kur t'i godasë ata ndonjë e keqe, e shkaktuar nga vetë duart e tyre, e pastaj vinë të ti (për t'u arsyetuar) dhe betohen në All-llahun: "Ne nuk patëm tjetër qëllim, vetëm afrim e pajtim" (e jo refuzimin e gjykimit Tënd). Ata janë për të cilët e di All-llahu çka mbajnë në zemrat e tyre. Po, ti hiqu tyre, tërhiqu vërejtjen (për hipokrizi) dhe thuaju fjalë që lënë përshtypje në veten e tyre. Ne nuk dërguam asnjë të dërguar vetëm që me urdhërin e All-llahut t'i bëhet respekt (nga njerëzit) atij. E sikur të vinin ata të ti, pasi që ta kenë dëmtuar veten e tyre (nuk kanë pranuar gjykimin tënd), e të kërkonin ata vetë ndjesë të All-llahu, e edhe i dërguari të kërkojë ndjesë për ta, ata do të kuptonin se All-llahu pranon pendimin dhe është mëshirues. Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:59-65)

Këto ajete kanë ardhur në temën që flasin për munafikat, të cilët pretenduan se janë besimtarë, mirëpo ata gjykoheshin tek taguti. Nuk është qëllimi këtu detajizimi i fjalëve të komentatorëve rreth tyre (ajeteve), mirëpo do të ndalemi të tri ajete:

- Thotë Allahu i Madhëruar: **“Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje…”**
- Thotë Allahu i Madhëruar:**“A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty…”**
- Thotë Allahu i Madhëruar:**“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë…”**

a) Sa i përket ajetit të parë Taberiu (Allahu e mëshiroftë) në komentin e tij thotë: ”Allahu deshi të na thotë: O ju besimtarë nëse keni mospajtime në ndonjë çështje prej çështjeve të fesë suaj, çoftë në mes jush, çoftë me prijësat tuaj “**...parashtrojeni atë të All-llahu (të libri i Tij) dhe të i dërguari…”**. Kurse fjala e tij **“…dhe të i dërguari…”** Allahu thotë: Nëse nuk gjeni dituri për atë në librin e Allahut, atëherë kthehuni në njohjen e saj nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem në të gjallë, kurse tek suneti i tij nëse është i vdekur. Zbatojeni këtë nëse i besoni Allahut dhe ditës së fundit.[49]

Ajo që vërehet në fjalët e Taberiut (Allahu e mëshiroftë) është se ai e lidhi fjalën me fillimin e ajetit, ku tregohet bindja dhe respektimi ndaj prijësve, ngase mospajtimi ndodhë në mes prijësve dhe njerëzve. Allahu i urdhëroi që të gjitha kundërthëniet e tyre t’i kthejnë të Ai dhe i dërguari i Tij. Allahu nuk e përmendi në ajet “**dhe bindjuni**” prijësve, sepse bindja dhe respektimi i tyre është e lidhur me bindjen ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij.

Në komentin e ajetit: **“Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë te All-llahu (te libri i Tij) dhe të i dërguari …”**, Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) thotë: “Ka thënë

[49]Tefsiri i Taberiut, 8/ 504

Muxhahidi dhe me shumë se një prej selefëve: Kthehuni tek libri i Allahut dhe suneti i të dërguarit të Tij. Ky urdhër prej Allahut Fuqiplotë vlenë për çdo çështje në të cilën njerëzit kanë konflikte, çoftë prej bazave të fesë ose degëve të saj, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"Për çdo send që nuk pajtoheni, gjykimi për të është të All-llahu".** (Shura:10)

Gjykimet e Kuranit dhe sunetit janë hak (të vërteta), kurse pas të vërtetës nuk ka asgjë tjetër, përveçse të kotës: **"po qe se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit…"**. Ky ajet argumenton se ai i cili nuk gjykon me Kuran dhe sunet (në konflikt) dhe nuk kthehet në të ,ai nuk është besimtar në Allahun dhe botën tjetër.[50]

Fjala e Ibn Kethirit (Allahu e mëshiroftë) argumenton tekstualisht ajetin, meqë ai erdhi me kusht: **"po që se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit"**. Pra, ai i cili nuk gjykon me librin e Allahut dhe sunetin e pejgamberit- nuk është besimtar. Në këtë temë Shejh Sadi (Allahu e mëshiroftë) tha: "Mbi librin e Allahut dhe sunetin e të dërguarit të Tij ndërtohet feja dhe nuk qendron imani përveçse me këto baza. Kthimi tek to është kusht për imanin: **"po që se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit"**, që argumenton se ai i cili nuk kthehet në këto baza për mosmarrëveshjet dhe konfliktet, ai nuk është besimtar i Allahut, por është besimtar i tagutit, siç e tregon ajeti pas tij.[51]

Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) foli për këtë ajet dhe tha se prej tij i përfitojmë disa gjëra:

---

[50]Tefsiri i ibn Kethirit:1/518

[51]Tefsiri i ibn Sadit 1/362

1. Besimtarët nganjëherë kanë mospajtime në ndonjë gjykim, por kjo nuk i nxjerrë prej imanit, nëse ata kthehen të Allahu dhe i dërguari i Tij, ashtu  siç Allahu ua bëri kusht.

2. Fjala e Allahut të Madhëruar: **"Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje",** përfshinë çdo konfilkt në të cilin besimtarët kanë mosmarrëveshje, çoftë prej meseleve të fesë, të vogla ose të mëdha, të dukshme apo të fshehura.

3. Dijetarët janë pajtuar se kthimi tek Allahu nënkupton kthimin tek libri i Tij, kthimin tek i dërguari i Tij sa ishte gjallë, kurse tek suneti i tij pasi  ai të jetë i vdekur.

4. Allahu Fuqiplotë e bëri kthimin tek Ai dhe i dërguari i tij obligim prej obligimeve të imanit.

Ky ajet argumenton se nuk lejohet gjykimi me diç tjetër përveçse me librin e Allahut dhe sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.[52]

b) Sa i përket ajetit të dytë: **"A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti".** (Nisa:60), më herët folëm për tagutin dhe për qëllimin e ajetit në meselën e gjykimit të atyre që gjykojnë me tagutin. Për këtë i kemi përmendur fjalët e Taberiut (Allahu e mëshiroftë) në me shumë së një vend. Meqë ky ajet ka zbritur për disa munafika të cilët pretendonin se janë muslimanë, atëherë mjaftojmë duke i treguar disa shembuj për shkakun e zbritjes.

---

[52]Advaul bejan 1/ 292

Transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë: "Ebu Berzete El-Eslemij ishte një falltor, i cili gjykonte mes çifutëve në atë që ata grindeshin (ziheshin). Njëherë tek ai shkuan edhe një grup i muslimanëve, dhe pastaj Allahu e zbriti ajetin **"A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti..."**, deri të fjala e tij **"Ne nuk patëm tjetër qëllim, vetëm afrim e pajtim"(e jo refuzimin e gjykimit Tënd)"**(Nisa:62). (Transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) në Mu`xhemul El-Kebir 11/12045 dhe në Mexhmea el-zevaid 7/6 ka thënë: Transmeton Taberaniu se transmetuesit janë të saktë. Gjithashtu transmeton edhe El-Vahidiu në Esbabu Nuzul fq. 160 ( sahabiu Ebu Berzete El-Eslemij). Kjo ka ndodhur para së të bëhej musliman.[53]
Transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) se Katade (Allahu e mëshiroftë) për këtë ajet ka thënë: "Na është treguar se ky ajet ka zbritur për dy burra, njëri nga ensarët i cili quhej Bishër, kurse tjetri ishte nga çifutët. Ata kishin një mosmarrëveshje në mes tyre, dhe shkuan tek një falltor në Medine që të gjykon mes tyre, duke e anashkaluar të dërguarin salAllahu alejhi ue selem. Allahu i qortoi ata. Na është transmetuar se çifuti është thirrur për tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem që të gjykon mes tyre, ngase e dinte se ai (i dërguari) nuk i bën padrejtësi, mirëpo ensariu refuzonte që të shkonte tek i dërguari. Ai pretendonte se është musliman dhe e ftonte atë (çifutin) të falltori. Pas kësaj Allahu i Madhëruar zbriti këtë ajet, ku e qortoi atë i cili pretendonte se ishte musliman, dhe çifutin, i cili ishte nga ithtarët e librit: **"..se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti".**

[53]Shiko El-Fet`h 5/37.Selefijetu U`la

Kur u thuhet atyre: **“Ejani (për të gjykuar) te ajo që e zbriti Allllahu dhe te i dërguari!” i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën.**[54]Këtu cekët edhe ensariu, me emrin Kajs.[55]
Në një transmetim nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) thuhet: “Tagut ishte një njeri nga çifutët i cili quhej Kab ibn Eshref. Ata kur thirreshin që të gjykonin ndërmjet tyre me atë që e ka zbritur Allahu dhe i dërguari i tij thonin: ‘Ne do të gjykohemi të Kabi ibn Eshrefi, dhe për këtë zbriti fjala e Allahut: **“se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti**.[56]

Muxhahidi (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e këtij ajetit tha: “Kishin konflikt një njeri prej munafikave dhe një çifut. Çifuti tha: Eja të shkojmë të Muhamedi, e munafiku tha: Eja të shkojmë të Kab ibn Eshref. Atëherë Allahu e zbriti ajetin: **“se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti…”**, d.m.th. të Kab ibn Eshref.[57]

Këta shembuj na japin forma të gjykimit të cilat i qortoi dhe nuk i pranoi Allahu i Madhëruar. Ajeti është i përgjithshëm siç e tregon Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë), ku edhe e përmend shkurtimisht atë që është transmetuar për shkakun e zbritjes: ”Ajeti është më përfshirës se kjo që u tha. Ai flet për secilin i cili largohet nga Kurani dhe suneti dhe gjykohet prej batilit (të kotës). Ky gjykim është i kotë. Në këtë rast është përmendur shprehja tagut.[58]

---

[54]Tefsiri Taberiut 8/509 dhe Esbabu Nuzul faqe 161 El-Humejdan.
[55]Këtë e ka saktësuar edhe Ibn Haxheri 5/38

[56]Tefsiri i Taberiut 8/511.Shiko edhe Fet`ul barin 5/37-38

[57]Tefsiri i Muxhahidit 1/163-164 dhe tefsiri i Taberiut 8/511

[58] Tefsiri i ibn Kethirit 1/519

Ajo që duhet t'i kushtojmë vëmendje është fjala e Allahut **"mendojnë se besuan"**, sepse sikur të ishin besimtarë të vërtetë ata nuk do të donin të gjykoheshin të dikush tjetër, pos Allahut dhe të dërguarit të Tij. Kjo argumenton se ata e pretendojnë imanin, mirëpo ishin gënjeshtarë.[59]

Allahu i Madhëruar pasi e përmendi ajetin para tij, thotë: **"Kur u thuhet atyre: "Ejani (për të gjykuar) te ajo që e zbriti Allllahu dhe të i dërguari!" i sheh se si dyfytyrëshit ta kthejnë shpinën".** (Nisa 61). Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Allahu e bëri mospërfilljen/shmangien ndaj asaj me të cilën ka ardhur i dërguari-nifak të vërtetë.[60]. Në librin "Tejsirul azizil hamid" përmendet: "Ka thënë Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë): "Ky është një argument se ai i cili thirret për tek gjykimi i Kuranit dhe sunetit, mirëpo nuk e pranon-ai është prej munafikave. Fjala **"ta kthejnë shpinën"-** Nëse për atë që nuk e përfilli gjykimin e Allahut, Allahu gjykoi me nifak për të, a thua vallë si është puna e atij i cili në mospërfilljen e gjykimit ia ka shtuar edhe pengimin e njerëzve që të gjykojnë me librin e Allahut dhe sunetin e të dërguarit, duke pretenduar **"Ne nuk patëm tjetër qëllim, vetëm afrim e pajtim" (e jo refuzimin e gjykimit Tënd)..."**[61]

**Shkurtimisht ajo që argumenton ajeti dhe ajo që vie pas tij është :**

1. Taguti është i përgjithshëm; ka mundësi të jetë vetëm një njeri që gjykohen tek ai dhe ka mundësi të jetë më shumë se kaq.

---

[59]Undhur: Tejsiril azizil hamid , 556

[60]Muhtesar Es-Savaik 2/353

[61]Undhur: Tejsiril azizil hamid s.557

2. Gjykimi tek taguti është prej cilësive të munafikave.

3. Ai i cili nuk e përfillë gjykimin e Kuranit dhe sunetit, Allahu ka gjykuar për të me nifak. Nga kjo kuptohet se ai i cili i pengon njerëzit që të gjykojnë me gjykimin e Allahut në çfarëdo forme, ky është në kufër dhe nifak edhe me të rëndë. Në ajetin e tretë: **"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** ( Nisa:65), fjalët e dijetarëve janë të shumta, por ne do t'i përmbledhim në dy pika:

**E para:** Shkaku i zbritjes

**E dyta:** Fjalët e dijetarëve rreth kuptimit të këtij ajeti.

Në shkakun e zbritjes së këtij ajeti, Buhariu (Allahu e mëshiroftë) dhe të tjerët transmetojnë nga Urvete Ibn Zubejr se një njeri prej ensarëve hyri në konfilkt me Zubejrin, për kanalin e "Hurrës", me të cilin ujiteshin hurmët. I dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha : Ujiti ti o Zubejr (e urdhëroi për të mirë), pastaj dërgoja fqiut tend. Ensariu i tha: E bëre këtë, pasiqë ai është i biri i hallës tënde. Iu ndryshua fytyra të dërguarit të Allahut salAllahu alejhi ue selem, dhe pastaj tha: Ujiti, pastaj ndale derisa të arrin uji në rrënjet, e (i dërguari) ia dha hakun e merituar Zubejrit. Ai (Zubejri) tha: Pasha Allahun ky ajet ka zbritur për këtë shkak:**"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre..."** (Nisa:65). Në disa

transmetime thuhet se Zubejri ka thënë: "E llogaris se ky ajet ka zbritur për këtë ndodhi.[62]

Është edhe një mendim tjetër; se ky ajet ka zbritur për munafikat dhe çifutët, për të cilët kishte zbritur ajeti:**"A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që mes tyre të gjykojë taguti…"**

Kjo transmetohet nga Muxhahidi (Allahu e mëshiroftë).[63]. Këtë e transmeton edhe Is`hak ibn Rahavejhi (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e tij, me zingjirë të saktë. Gjithashtu ka thënë Ibn Haxher (Allahu e mëshiroftë) në "Fet`h", se Shabiu (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Ndodhi një mosmarrëveshje në mes një çifuti dhe munafikut. Çifuti e thirri munafikun të i dërguari salAllahu alejhi ue selem, ngase e dinte se Muhamedi nuk pranon ryshfet, kurse munafiku e thirri çifutin tek gjykatësit e tij, ngase e dinte se ata e pranojnë ryshfetin. Atëherë Allahu e zbriti ajetin:**"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".**(Nisa: 65)[64]

## Fjalët e dijetarëve rreth këtij ajeti dhe lidhja e tij me meselën e gjykimit

Thotë Taberiu (Allahu e mëshiroftë): "Allahu deshi të na thotë me fjalën e Tij: **"Për Zotin tënd jo…"**, se çështja nuk është ashtu

---

[62]Transmeton Buhariu

[63]Undhur tefsiri Muxhahid 1/164
[64]Fet`hul bari 5/37

siç pretendojnë ata; se kanë besuar në atë që të është zbritur ty, kurse ata gjykohen tek taguti dhe largohen prej teje kur thirren për tek ti o Muhammed **"ata nuk janë besimtarë…"**. Nuk me besojnë Mua as ty dhe as asaj që të është zbritur **"derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, …"**. Thotë Taberiu (Allahu e mëshiroftë): derisa të bëjnë ty gjykatës në atë që gjykimi u është përzier…" [65]. Xhesasi (Allahu e mëshiroftë) pasi i përmendi disa agumente për obligueshmerinë e bindjes ndaj të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, në fund të tyre përmedi: **"Për Zotin tënd jo ata nuk janë besimtarë...",** dhe tha: "Me këto ajete Allahu e përforcoi obligueshmerinë e bindjes ndaj të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe na tregoi se bindja ndaj tij është bindje ndaj Allahut, e kundërshtimi ndaj tij është kundërshtim ndaj Allahut: **"...prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij (të të dërguarit) se ata do t'i zë ndonjë telashe, ose do t'i godasë dënimi i idhët".** (Nur:63)

Allahu i Madhëruar i paralajmëroi ata që e kundërshtojnë urdhërin e të dërguarit, kundërshtarin e urdhërit të të dërguarit dhe atë që dyshon në të. Të gjithë këta i bëri të dalë nga imani. Thotë Allahu i Madhëruar: **"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:65). Thuhet se fjala harexh (siklet-ngushtim) d.m.th. dyshim. Këtë e transmeton Muxhahidi (Allahu e mëshiroftë). Dorëzimi duhet të jetë pa kurrfarë dyshimi dhe ngushtimi, por me zgjerim të gjoksit dhe me bindje në Allahun. Në këtë ajet ka argument se ai i cili refuzon diçka prej urdhërave të Allahut ose urdhërave të pejgamberit

[65]Tefsiri i Taberiut 8/518

salAllahu alejhi ue selem, ai është i dalur nga feja islame, pa marrë parasysh a e ka refuzuar me dyshim, apo duke mos e pranuar dhe refuzuar që t'i dorëzohet. Kjo bën ta kuptosh saktësinë e gjykimit të sahabëve me kufër për ata që nuk e dhanë zekatin. Sahabët i luftuan dhe ua morën pasurinë e tyre, sepse Allahu i Madhëruar gjykoi se ai i cili nuk i dorëzohet të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe gjykimit të tij, ai nuk është prej besimtarëve.[66]. Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) thotë " Allahu i Madhëruar është betuar në Vetën e Tij me një betim të përforcuar me pjesëzën mohore "jo"; se ata njerëz nuk besojnë derisa ta bëjnë profetin gjykues në çdo kundërshtim që kanë në mes tyre, në bazat dhe degët e fesë, në dispozitat fetare, në dispozitat e ringjalljes dhe në çdo gjë tjetër. Madje nuk cilësohen me besim vetëm me kthimin për gjykim (tek libri i Allahut dhe suneti i të dërguarit të Tij), por ata nuk duhet as të ndiejn siklet/ngushtim në gjykimin e profetit dhe ta pranojnë atë menjëherë. E pas gjithë kësaj nuk cilësohen me besim (iman) derisa të kënaqen dhe të dorëzohen, e të mos e kundërshtojnë gjykimin e tij, salAllahu alejhi ue selem.[67]. Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Allahu i Madhëruar betohet ne Vetën e tij se nuk ka besuar askush derisa ta merr si gjykatës të dërguarin në të gjitha çështjet. Prandaj atë që ai (salAllahu alejhi ue selem) e gjykon është hak (e vërtetë), dhe obligohet nënshtrimi ndaj saj, siç tha edhe Allahu i Madhëruar**: "e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi".**–d.m.th.: Kur të gjykohen tek ti të binden në brendesinë e tyre dhe të mos ndjejnë ngushtim. T'i nënshtrohen të dërguarit me anën e jashtme dhe të brendshme, siç ka ardhur edhe në hadith: *"Pasha Atë që shpirti im është në dorën e Tij,*

[66]Ahkamul Kuran lil xhesas 1/213-214 daul fikr
[67]Etibjan fi aksamul, Kuran fq. 270

*s`ka besuar askush prej jush derisa të jenë dëshirat i tij në pajtim me atë të cilën jam dërguar”*[68]., kurse hadithi është me zingjir të dobët.[69]

Shejh Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) i komentoi fjalët e Ibn Kethirit (Allahu e mëshiroftë) rreth këtyre ajeteve, duke e shpjeguar se këto ajete janë shumë të qarta në argumentim dhe shprehje. Prandaj nuk kanë nevojë për shpjegim të gjatë. Ai tutje thotë: “Bindja ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij është kusht në iman dhe se a i cili largohet prej tyre dhe gjykon të dikush tjetër ai është munafik, kurse nifaku është prej llojeve me të këqija të kufrit. Pastaj tha: Allahu i Madhëruar betohet ne Vetën e tij të pastër se njerëzit nuk kanë mundësi të jenë besimtarë derisa të gjykohen në të gjitha çështjet e tyre tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem; derisa të jenë të kënaqur me gjykimin, të bindur dhe të nënshtruar. Të mos gjejnë në gjykimin e tij pakënaqësi dhe t’i dorëzohen plotësisht gjykimit të Allahut dhe të dërguarit të tij, me brendesinë e zemrave të tyre. Të mos bëjnë dyfytyrësi para besimtarëve. Mos ta pranojnë gjykimin vetëm për shkak se gjykatësi është i fortë ose për diç tjetër, por të jenë të kënaqur sado që ballafaqohen me rëndim dhe lodhje. Nëse ata nuk e bëjnë këtë, nuk janë besimtarë dhe hynë në radhën e kafirave dhe munafikave…”[70]. Pastaj foli për ligjet e fabrikuara në shumë vende të muslimanëve, duke i bërë këto ligje fe të re, në vend të Islamit. ”Pastaj kjo fe e re u bë prej bazave me të rëndësishme me të cilën gjykohen muslimanët në shumicën e vendeve islame, pavarësisht se këto ligje bien ndesh me disa dispozita të sheriatit. Të gjitha këto ligje janë të kota dhe dalje prej fesë së Allahut,

---

[68]Tefsiri i ibn Kethirit 1/520

[69] E ka bërë daif Ibn Rexheb në Xhamiul ulum vel hikem

[70]Umdetu tefsir 3/214

sepse aty nuk ka nënshtrim ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij. Këto ligje të drejtojnë për në zjarr dhe nuk lejohet për muslimanin që t'i pranon dhe t`ju nënshtrohet këtyre ligjeve[71]. Thotë shejh Muhammed ibn Ibrahim Alusi (Allahu e mëshiroftë): "Allahu ua mohoi imanin atyre që nuk e marrin gjykimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem në atë që kanë mosmarrveshje mes tyre: **"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:65)

Allahu i Lartësuar nuk pranoi prej tyre vetëm mosngushtimin në gjoksat e tyre: **"e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt…"-** mirëpo patjetër duhet hapja e gjoksit ndaj gjykimit dhe mos pasja ngushtim në gjokset e tyre. Allahu Fuqiplotë nuk pranoi vetëm me këto dy gjëra (hapjen e gjoksit ndaj gjykimit dhe mos pasja ngushtim në gjoksat e tyre), derisa ata t`ia bashkangjitin edhe nënshtrimin e plotë ndaj gjykimit të tij, salAllahu alejhi ue selem[72]. Ai i cili e mediton këtë ajet, shkakun e zbritjes së tij dhe fjalët e dijetarëve rreth kuptimit të tij i bëhet e qartë se kjo çështje nuk ndalet vetëm me besim dhe as nuk është kërcënim i veçantë për atë që ka dyshim ose urrejtje me atë që ka ardhur i dërguari salAllahu alejhi ue selem. Mirëpo ai që e refuzon gjykimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem dhe nuk i dorëzohet atij, ai ka rënë nën kërcënimin e ashpër në të cilin argumenton ajeti- mohimi i imanit të tij.

---

[71]Umdetu tefsir 3/215

[72]Tahkimul Kavanin faqe 1-2 dhe shiko -Advaul el bejan- 1/294

4. Thotë Allahu i Madhëruar:**“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë”.** (Teube :31)
Shumica e komentatorëve të Kuranit e shpjeguan këtë ajet me atë që është transmetuar merfuan nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe një grup i madh i selefit (Allahu i mëshiroftë). Thotë Taberiu (Allahu e mëshiroftë): **“E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë zota pos Allahut, …”-** d.m.th.: prijësat e tyre përveç Allahut, duke ju bindur në kudërshtim ndaj Allahut; ua lejonin atë që Allahu e kishte bërë haram dhe e konsideronin të ndaluar atë që Allahu ua kishte lejuar [73]. Transmetohet nga Adij ibn Hatim se ka thënë: *“Shkova tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem, kurse në qafë e kisha një kryq të arit. Me tha: O Adij hidhe atë idhull nga qafa yte, thash: E hodha dhe u afrova afër tij, kurse ai ishte duke lexuar në surën Teube dhe e lexoi këtë ajet*: **“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut..”.** *Thash: O i dërguari i Allahut, ne nuk i kemi adhuruar ata, tha: A nuk ua ndalonin atë që Allahu ua kishte lejuar dhe ju e konsideronit të ndaluar, dhe ua lejonin atë që Allahu ua kishte ndaluar dhe ju e konsideronit të lejuar ? Thash:Po, Tha: Ky ka qenë adhurimi që ua keni bërë atyre. Në një transmetim tjetër Adiji thotë: Thash: O i dërguari i Allahut, ata nuk u kanë bërë namaz atyre, tha: Të vërtetën e the, mirëpo ata e lejonin atë që Allahu ua kishte bërë haram dhe e ndalonin atë që Allahu ua kishte lejuar”.* Ibn Tejmije

[73]Tefsiri i Taberiut 14/209

(Allahu e mëshiroftë) ka thënë se hadithi është i mirë, sikurse edhe shejh Albani (Allahu e mëshiroftë). Ky kuptim transmetohet nga shumë prej selefëve. Transmetimet e tyre i ka treguar Taberiu, Hatib El-Bagdadi, Sujutiu (Allahu i mëshiroftë) etj. Prej tyre po përmendim:

Transmetohet nga Hudhejfete (Allahu e mëshiroftë) se është pyetur për fjalën e Allahut të Madhëruar: **"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut…"-** A i kanë adhuruar ata? Tha: Jo, Ata e lejonin diç që ata e konsideronin të lejuar dhe e ndalonin diç që ata e konsideronin të ndaluar. Në një variant tjetër ai ka thënë: Ata nuk agjëronin për ta, as nuk faleshin, mirëpo kur u lejonin diç ata e konsideronin të lejuar dhe kur u ndalonin diç ata e konsideronin të ndaluar. Kësisioj ata i merrnin për zota[74].Transmetohet nga Rrebi ibn Enes se për ajetin kuranor:**"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut…"-** ka thënë: " I thash Ebu Alijes: Si i kanë marrë për zota beni israilët (çifutët)? Tha: Ata i morën për zota, sepse kur e gjenin në librin e Allahut atë që urdhëroheshin dhe ndaloheshin, thonin: "Nuk na paraprinë murgjët tonë me asgjë; çdo gjë që na urdhëruan ne po e zbatojmë dhe çdo gjë që na e ndaluan ne po ndalohemi. Kështu i morën fjalët e tyre (murgjëve) dhe e hodhën pas shpine librin e Allahut të Lartësuar.[75]

[74]Transmeton Taberiu në tefsirin e tij 14/211-213

[75]El Iman e Ibn Tejmijes fq. 64 dhe Taberiu 14/212

Këto transmetime nuk lënë vend për mendim tjetër. Këto janë në përputhshmëri me atë që u transmetua nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem, në hadithin (merfuan) të Adij ibn Hatim.

Për ta shtuar sqarimin edhe me shumë në kuptimin e këtij ajeti e komentojmë fjalën e Allahut të Madhëruar: **"Thuaju (o i dërguar): "O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) të një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë, pos All-llahut, të mos ia bëjmë Atij asnjë send shok, të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut"! E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë"**!(Ali Imran:64). Këtu argument është fjala e Allahut të Madhëruar: **"…të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut"!…".** Ky ajet e shpjegon atë që e shpjegoi ajeti i surës Teube. Në ajetin: **"…të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut"!...**" –Taberiu (Allahu e mëshiroftë!) thotë:"Marrja e njëri-tjetrit për zota ishte duke iu bindur pasuesve prej prijësve të tyre në atë që ata i urdhëronin në kundërshtim me Allahun dhe në braktisjen e asaj që ata i ndalonin prej adhurimeve të Allahut: **"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut…"**
Pastaj transmeton nga Ibn Xhurejxh, i cili për ajetin **"…të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut"!..."-** ka thënë: "Mos t'i binden njëri-tjetrit në kundërshtim ndaj Allahut.Thuhet se këta zota që i merrnin përveç Allahut, është kur njeriu iu bindet prijësve dhe udhëheqësve të tyre- jo në adhurim edhe pse nuk faleshin për ta.[76]

---

[76]Tefsiri i Taberiut 6/488

Thotë Kurtubiu (Allahu e mëshiroftë): **“…të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut”!...”** – d.m.th.: “Mos ta pasojmë askënd në lejimin ose ndalimin e diçkaje përveçse në atë që e ka lejuar Allahu **“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut …”**. Kuptimi i kësaj është se ata i ngritën në pozitën e Zotit; në pranimin e ndalimit dhe lejimin e asaj që Ai e kishte ndaluar/lejuar[77]. Kistaniju (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e Buhariut (Allahu e mëshiroftë) kur e shpjegon shkresën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem që ia kishte dërguar Herakliut, thotë: “Pasi e përmendi këtë ajet: **“Thuaju (o i dërguar): “O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani…”**, tha Kistaniju **“…të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos All-llahut”!.-** Mos të themi Uzejri është i biri i Allahut, e as Isa alejhi selam. Mos të ju bindemi prifterinjëve në atë që kanë shpikur prej ndalimit të se lejuarës, sepse edhe ata janë njerëz sikurse ne.[78]

Alusi (Allahu e mëshiroftë) në komentin e këtij ajeti thotë: D.m.th.: **“**Mos t’i bindemi njeri-tjetrit në kundërshtim ndaj Allahut**”**.[79] Pastaj e ceki transmetimin e Tirmidhiut dhe tha se hadithi është hasen.

Pra, që të dyja ajetet, ai i surës Ali imran dhe i surës Teube argumentojnë se marrja e zotave nënkupton pasimin e prifterinjëve dhe murgjëve në lejimin dhe ndalimin e asaj që e kishin shpikur në fenë e Allahut. Siç e treguan edhe selefët se adhurimi ndaj prifterinjëve dhe murgjëve nuk ishte me sexhde ose

---

[77]Tefsiri i Kurtubiut 4/106

[78](Irshad es-Sarij 1 /80) pastaj u argumentua me hadithin e Adij ibn Hatimit

[79] Ruhul meanij 3/193 botimi i dytë

namaz ndaj tyre, mirëpo ishte me bindje ndaj tyre. Për këtë arsye Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë) e tregoi këtë dyshim dhe iu përgjigj duke thënë: "Nëse thotë dikush: Si i morën çifutët dhe krishterët zota tjetër përveç Allahut, përderisa ata e mohojnë një gjë të tillë? Themi: Pasiqë çifutët dhe të krishterët e ndalonin dhe lejonin atë që ua ndalonin prifterinjët dhe murgjët, ky ishte adhurim ndaj tyre dhe fe me të cilën i adhuronin ata pos Allahut. Allahu këtë vepër e quajti marrje e zotave të tjerë përveç Allahut- në adhurim dhe shirk të madh pa kurrfarë dyshimi[80]. Këtë që e përmendi Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë) e ka përmendur edhe Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) në komentin e fjalës se Allahut të Madhëruar: **"Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i All-llahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat. Djallëzit i nxisin miqtë e vet që t'ju polemizojnë juve, e nëse iu bindeni ayre, atëherë jeni si ata (idhujtarë)".** (En`Am:121). Ai pasi e përmendi fjalët e tij në shpjegimin e tij dhe shkakun e zbritjes, tha: "Transmetohet në Sunenin e Tirmidhut dhe Ebu Davudit dhe Ibn Maxhes dhe të tjerëve nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) me zingjirë të saktë: Mushrikët e kundërshtuan ndalimin e ngrënies së coftinës dhe i thanë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem: E hamë atë që e kemi therrur, e nuk e hamë atë që e ka mbytur Allahu. Në një transmetim tjetër: E hamë atë që e therr me dorën tënde, ndërsa nuk e hamë atë që e therrë Allahu. Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) tha se fjala e Allahut të Madhëruar:" **e nëse iu bindeni atyre, atëherë jeni si ata (idhujtarë)..."** **-** sepse e keni braktisur urdhërin dhe sheriatin e Allahut, e keni marrë fjalën e dikujt tjetër dhe i keni dhënë përparësi me shumë se Allahut- është shirku, siç thotë Allahu:**"Ata**

---

[80]El fasl li ibn Hazmi 3/266 el-Muhakkake

**i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut…”** [81] .Pastaj e përmendi hadithin e Adij ibn Hatimit.

Këto tri ajete (i surëve Ali Imran, En`am dhe Teube) dhe ajetet të tjera të Kuranit e shpjegojnë njëra-tjetrën. Duke u nisur nga kjo nuk është për t’u habitur nëse fjalët e dijetarëve në këtë çështje janë kategorike, sepse njerëzit kanë mundësi të bien në shirk. Dhe vetëm nga Allahu ndihmë kërkojmë!

Do t’i përmendim fjalët e dijetarëve se çfarë kanë thënë për këtë temë dhe gjykimi që nxirret prej këtyre ajeteve:

Thotë Shinkiti (Allahu e mëshiroftë): “Prej udhëzimit të Kuranit, pas të cilit nuk ka udhëzim me të mirë, është se secili që e pason një ligj tjetër veç ligjit me të cilin ka ardhur zotëria i bijëve të Ademit, Muhmedi salAllahu alejhi ue selem, është kufër i qartë i cili të nxjerrë nga feja Islame. Pasi kufarët i thanë të dërguarit salAllahu alejhi ue selem: Delja konsiderohet coftinë, kushdo që e therr atë? Iu tha atyre: Allahu e ka mbytur atë, i thanë atij: Si pretendon se atë që e mbyt ti dhe shokët tu është hallall, ndërsa atë që e mbyt Allahu është haram?! Sipas kësaj ju jeni me të mirë se Allahu?! Pastaj Allahu e zbriti fjalën e Tij: “**Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i All-llahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat. Djallëzit i nxisin miqtë e vet që t’ju polemizojnë juve, e nëse iu bindeni ayre, atëherë jeni si ata (idhujtarë)”.** (En`Am:121)

Nga ky ajet kuptojmë se ai që i pason shejtanët në lejimin e coftinës, ai është mushrik dhe ky shirk e nxjerrë atë nga feja, me

[81]Tefsiri i Ibn Kethirit 3/223

pajtimin e të gjithë dijetarëve…”[82]. Në këtë mesele Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: “Kurdo që dijetari e braktisë atë që e ka mësuar prej librit të Allahut dhe sunetit të të dërguari të Tij, duke e ndjekur gjykimin e atij që gjykon në kundërshtim me ligjin e Allahut dhe të dërguarit të Tij, ai bëhet murted (felëshues). E meriton dënimin në dynja dhe ahiret[83]. Ata të cilët i morën prifterinjët dhe murgjët e tyre për zota në momentin kur ju binden atyre në lejimin e asaj që Allahu e kishte ndaluar dhe në ndalimin e asaj që Ai e kishte lejuar, ishte në dy forma:

**E para**: Që ta dinë se ata e kanë zëvendësuar/ndryshuar fenë e Allahut. Kësisoj këta i pasojnë në këtë zëvendësim/ndryshim, e besojnë lejimin e asaj që Allahu e kishte ndaluar dhe e ndalojnë atë që Allahu ua kishte lejuar, duke i pasuar prijësat e tyre, edhe pse e dinë se ata e kanë kundërshtuar fenë e pejgamberëve. S`ka dyshim se kjo është kufër. Allahu dhe i dërguari kësaj i kanë thënë shirk, edhe pse këta njerëz nuk janë falur dhe nuk kanë rënë në sexhde për ta. Prandaj ai që e pason dikë në kundërshtim me fenë, duke e ditur se është në kundërshtim me fenë dhe i beson atij, e jo fjalës së Allahut dhe të dërguarit të Tij- është mushrik sikurse ata.

**E dyta:** Të jetë bindja (besimi)i pasuesve në atë që e kanë bërë prifterinjët dhe murgjët prej ndalimit të hallallit dhe lejimit të haramit e vërtëtuar, duke besuar në ndalimin e asaj që e ka ndaluar Allahu dhe lejimin e asaj që e ka lejuar Allahu. Mirëpo ju binden prijësve në mëkat ndaj Allahut, siç vepron muslimani mëkate, të cilat beson se janë mëkate. Këta nuk bëjnë kufër, por konsiderohen prej mëkatarëve, ashtu siç është transmetuar në

---

[82]Advaul Bejan 3/439-440
[83]Mexhmu fetava 35/372-373

hadith të saktë se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: *"Bindja bëhet në atë që urdhëron për të mirë..."*[84]

Ka mbetur në fjalët e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) një gjë shumë e rëndësishme që do ta tregojmë pas pak, mirëpo ndalemi këtu për t'i sqaruar dy vërejtje:

**Vërejtja e parë:** Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) kur foli për këto kategori (prifterinjët dhe murgjët) që ua kishin lejuar të ndaluarat dhe ua kishin ndaluar të lejuarat, nuk i kishte për qëllim ata, por vetëm pasuesit e tyre[85]. Kurse prifterinjët dhe murgjët, e të ngjajshmit si ta kur ta ndryshojnë ose lejojnë atë që e ka ndaluar Allahu apo e ndalojnë atë që e ka lejuar Allahu (duke e bërë nga vetja e tyre), s`ka pikë dyshimi se këta bëjnë kufër me të rëndë sesa pasuesit e tyre. Mirëpo duhet të kemi parasysh se këtu nuk hynë muxhtehidi (dijetari), të cilin përpjekja i tij për pasimin e të dërguarit dhe kuptimin e së vërtetës e bënë që të thotë kjo është e lejuar dhe kjo e ndaluar, duke i kundërshtuar shumicën e dijetarëve, ose disa prej tyre, sepse këtij e vërteta i është fshehur në këtë mesele. Për këtë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) tha: "Ajo që ka bërë ky kur e lejoi të ndaluarën dhe e ndaloi të lejuarën; nëse është prej muxhtehidave dhe e ka pasur për qëllim pasimin e të dërguarit, mirëpo e vërteta iu është fshehur në atë çështje, e në të njejtën kohë ky iu është frikësuar Allahut aq sa ka pasur mundësi, Allahu këtij nuk ia llogarit për mëkat, por e shpërblen për ixhtihadin e tij..."[86]. Pastaj e përfundoi këtë duke treguar për gjykimin ndaj atij që e pason gabimin e muxhtehidit,

---

[84]Mexhmual fetava 7/80(hadithin e transmeton Buhariu dhe Muslimi)

[85]Mexhmual fetava, 35-272-273

[86]El-Iman fq. 67, ose Mexhmual fetava 7/71

dhe tha: “Kush e kupton se kjo është gabim dhe e ndjek atë gabim, duke u larguar nga fjala e të dërguarit, ky ka hise në shirk, e në veçanti nëse e pason me epsh dhe e ndihmon me gjuhën dhe dorën e tij, duke e ditur se është në kundërshtim me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem. Kjo është shirk, dhe vepruesi i saj e meriton dënimin. Për këtë arsye janë pajtuar dijetarët se kur njeriu e njeh hakun (të vërtetën), nuk i lejohet pasimi i dikujt tjetër në kundërshtim me të…”[87]. Këtë mesele e përmendin dijetarët në kapitullin e Taklidit (pasimit verbërisht), në kundershtim me argumentin, duke e ditur se ndjekësi e ka kundërshtuar atë, siç e tregoi Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) në librin “I`lamu el Muvekiin” dhe Hatibi në librin”El-Fikh vel Mutefekih”etj. Ata e cituan ajetin e surës Teube: **“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut…”**,dhe hadithin e Adij ibn Hatimit. Për këtë tregoi edhe Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) kur tha: “Ai ka hise në shirk...”. Shkurtimisht ajo që kuptohet në këtë mesele është se Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) nuk foli këtu për prifterinjët dhe murgjët, por foli për pasuesit e tyre.

**Vërejtja e dytë**: Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) kur e përmendi llojin e dytë prej pasuesve të prifterinjëve dhe murgjëve tha: “Të jetë bindja e pasuesve dhe besimi i tyre në atë që e kanë bërë prifterinjët dhe murgjët (prej ndalimit të hallallit dhe lejimit të haramit) e vërtetuar. D.m.th: ta besojnë atë që Allahu e ka ndaluar si të ndaluar dhe ta lejojnë atë që Allahu e ka lejuar. Kuptimi i kësaj është që pasuesit të mos i pasojnë prifterinjët dhe murgjët në ndalimin e hallallit ose lejimin e hallallit, mirëpo ta lejojnë atë që

---

[87]El-Iman fq. 68, ose Mexhmual fetava 7/81

e lejoi Allahu dhe ta ndalojnë atë që Ai e ndaloi. Pastaj nëse pasuesit e besojnë se kjo është hak (e vërtetë), mirëpo e kundërshtojnë atë që e besojnë vetëm me vepër, pra ju binden prifterinjëve dhe murgjëve në mëkat ndaj Allahut- këta nuk bëjnë kufër. Shembulli i tyre është sikurse i atij që bën mëkate, si prostutucioni, pirja e alkoolit, ose ngrënia e kamatës, duke besuar se ato janë të ndaluara. Ky është mëkatar i madh, ndërsa gjykimi e tij është i njohur tek Ehli Suneti dhe xhemati. Pra, fjala e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) "Iu bindën në mëkat ndaj Allahut" e shpjegoi se është e ngjashme sikurse muslimani që i vepron disa mëkate, prej mëkatëve të mëdha, e që i që beson se janë mëkate. Pra, kjo është bindje vetëm në mëkat, e jo bindje dhe pasim në atë që e ka ndaluar hallallin ose e ka lejuar haramin. Ndërmjet këtyre gjërave ka dallim shumë të madh. Në llojin e parë: I pasuan prifterinjët dhe murgjët në atë që e kishin zëvendësuar/ndryshuar prej fesë së Allahut. Ata (pasuesit) e pranuan atë, kështu që e morën (hukmin) gjykimin sikurse priftërinjët dhe murgjët. Kurse në llojin e dytë: Nuk i pasuan në atë, as nuk e pranuan ndryshimin dhe zëvendësimin të cilin e kishin shpikur, mirëpo iu binden atyre në rënien në kundërshtim dhe mëkat. Kështu dispozita e tyre është se ata bënë mëkat të madh, e jo shirk.

# STUDIMI I TRETË

## AJETET NGA SURJA MAIDE RRETH GJYKIMIT ME ATË QË NUK E KA ZBRITUR ALLAHU

**Tema e parë:** Shkaku i zbritjes së ajeteve të surës Maide

**Tema e dytë:** Kush janë për qëllim me këto ajete? A janë këto ajete të të përgjithshme, apo të veçanta?

**Tema e tretë:** Kur është kufër i madh gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu ?

**Tema e katërt**: Kur është kufër i vogël (kufër nën kufër)?

**Tema e pestë:** Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) dhe shpjegimi i tij për fjalën kufër i vogël (kufër nën kufër).

# STUDIMI I TRETË

# AJETET NGA SURJA MAIDE RRETH GJYKIMIT ME ATË QË NUK E KA ZBRITUR ALLAHU

## Ajetet e surës Maide

Kanë ardhur këto ajete rreth gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu për të na e tërhequr vërejtjen prej gjykimit të dikujt tjetër pos gjykimit të Allahut dhe prej pasimit të ithtarëve të librit, të cilët kanë devijuar (kur e ndryshuan librin e Allahut), duke e refuzuar gjykimin e Tij. Këto ajete zbritën për të na treguar urdhërin për gjykim me ligjin e Allahut Fuqiplotë. Të gjitha ajetët (41-50) erdhën në një kontekst të vetëm.Thotë Allahu: **“A nuk di se All-llahu është Ai që sundimi i qiejve dhe i tokës është vetëm i Tij, andaj Ai dënon atë që do dhe e falë atë që do. All-llahu është i plotfuqishëm për çdo gjë. O ti i dërguar! Të mos brengos vrapimi në mosbesim i atyre që me gojët e tyre thanë: “Ne kemi besuar”, e zemrat e tyre nuk kanë besuar (munafikët), e as i atyre që janë jahudi, të cilët shumë i përgjigjen gënjeshtrës dhe shumë dëgjojnë (fjalën) një populli që nuk vjen të ti, ata janë që i mënjanojnë fjalët pas vënies së tyre në vendin e vet (nga ana e All-llahut) e thonë: “Nëse u jepet kjo, pranoni, e nëse nuk u jepet, atëherë refuzoni. Po atë që All-llahu do ta humbë, ti nuk mund të bësh asgjë për të (nuk mund ta shpëtosh). Janë ata të cilëve All-llahu nuk deshi t’iu pastrojë zemrat (prej kufrit). Janë ata që në këtë jetë kanë poshtërim, kurse në jetën tjetër kanë dënim të madh. Janë ata që i përgjigjen të pavërtetës dhe hanë shumë haramin (ryshfetin). Në qoftë se vijnë të ti (për ndonjë gjykim), gjyko mes tyre ose hiqju tyre. Nëse prapsesh prej tyre (nuk gjykon), ata nuk mund të sjellin ty kurrfarë**

dëmi. Po nëse gjykon mes tyre, gjyko drejtë; All-llahu i do të drejtit. E si kërkojnë ata gjykimin tënd, kur ata kanë Tevratin, e në të cilin është vendimi i All-llahut, e pastaj ata refuzojnë më vonë atë (vendimin tënd)? Ata nuk janë besimtarë. Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jahudi, pejgamberët që ishin të bindur, gjykuan edhe dijetarët e devotshëm e paria fetare, ngase ishin të obliguar ta ruanin librin e All-llahut dhe ishin mbrojtës të tij. Prandaj, mos u frikësoni nga njerëzit, vetëm Mua të më frikësoheni dhe mos i ndërroni argumentet e Mia për pak send. E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira (mohues). Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: njeriu (mbytet) për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin, dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundërmasë. E kush e falë atë (hakmarrjen), ajo është shpagim (nga mëkatet) për të. E kush nuk vendos sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë mizorë (të padrejtë). Ne vazhduam gjurmët e tyre (të pejgamberëve) me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më pranë. Atij i dhamë Inxhilin, që është udhëzim i drejtë dhe dritë, që është vërtetues i Tevratit që kishin pranë, që ishte udhëzues e këshillues për të devotshmit. (E zbritëm) që ithtarët e Inxhilit të gjykojnë sipas asaj që All-llahu e zbriti në të. E kush nuk gjykon sipas asaj që All-llahu e zbriti, të tillët janë mëkatarë të dalë jashtë rrugës së Zotit. Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur'anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshëm dhe garantues i tyre. Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte All-llahu, do t'ju bënte një popull (në sheriat), por deshi t'ju

**sprovoj në atë që ua dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është të All-llahu, e Ai do t'ju njoftoj me atë që kundërshtoheshit. (Ta zbritëm) që edhe ti të gjykosh me atë që të zbriti All-llahu, e mos ndiq dëshirat e tyre dhe ruaju rrezikut të tyre që të mos të shmangin nga një pjesë e asaj që ta zbriti All-llahu. Nëse ata refuzojnë (gjykimin tënd), ti dije se All-llahu ka për qëllim t'i ndëshkoj për disa mëkate të tyre. Në të vërtetë, një shumicë e njerëzve janë jashtë rrugës. A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?** (Maide :4150)

Prej këtyre ajeteve: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira-mohues".** (Maide: 44)
**"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mizorë-dhalimun".**(Maide: 45)
**"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mekatarë- fasika".**(Maide :47)
Ne do të flasim në përgjithësi rreth këtyre ajeteve dhe fjalët e dijetarëve për to, kurse shpjegimin e ajetit në detaje dhe asaj që është thënë për të kthehu në librat e tefsirit.

**Për shkak temës së gjatë rreth këtyre ajeteve, këtë studim e kemi ndarë në tri tema:**

### Tema e parë: Shkaku i zbritjes së ajeteve të surës Maide

Në shkakun e zbritjes së këtyre ajeteve janë disa mendime. Prej me të rëndësishmeve janë dy:

Shkaku i parë: "Këto ajete kanë zbritur për dy çifutë të cilët bënë prostuticion, siç transmeton Abdullah ibn Umeri (radiAllahu anhu):

*"Çifutët erdhën tek i dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem dhe i treguan se një burrë prej tyre ka bërë prostuticion me një grua. I dërguari salAllahu alejhi ue selem u tha: Çfarë thotë Tevrati për çështjen e rexhmit (dënimit të atij që bën prostuticion, e që është i martuar)? Thanë: E poshtrojmë atë dhe e godasin. Abdullah ibn Selami u tha: Po gënjeni, aty tregohet për rexhmin (mbytjen). E sollën Tevratin dhe e hapën atë, por njëri prej tyre e vendosi dorën në ajetin e rexhmit dhe e lexoi ajetin para dhe pas tij. Abdullah ibn Selami i tha atij: Ngrite dorën dhe kur e ngriti dorën aty e gjeti ajetin e rexhmit, Thanë: Të vërtetën e ke thënë o Muhammed, në të gjindet ajeti i rexhmit. I dërguari urdhëroi që ndaj të dyve të zbatohet rexhmi".*[88]

Kurse në transmetimin e Muslimit (Allahu e mëshiroftë) nga Berra ibn Azib (Allahu e mëshiroftë) thuhet: *" Kaluan para të dërguarit salAllahu alejhi ue selem me një çifut me fytyrë të nxirë dhe të rrahur (i goditur). I thirri i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe ju tha: A kështu e gjeni dënimin e lavirit në librin tuaj? Thanë:Po, E thirri i dërguari një prej dijetarëve të tyre dhe i tha: Të betohem në Atë që ia zbriti Musës-Tevratin : A kështu e gjeni dënimin e lavirit në librin tuaj? Tha: Jo. Dhe sikur të mos me betoheshe për këtë nuk do të të tregoja; ne e gjejmë të shkruar këtë në Tevrat (dënimin me rexhm-mbytje), mirëpo kjo gjë (prostuticioni) u rrit në mesin e njerëzve të dalluar (me pozitë), kështu që kur e zënim të fortin nuk e dënonim, ndërsa kur e zënim të dobtin e dënonim. Thonim: Ejani të mblidhemi në diçka që ta zbatojmë ndaj fisnikut, kështu e bëmë nxirjen e fytyrës dhe goditjen me kamxhik në vend të rexhmit (mbytjes me gurë). Atëherë i dërguari salAllahu alejhi ue selem tha: O Allah unë jam i pari që e ngjalli urdhërin Tënd pasi që*

---

[88]Transmeton Buhariu 1329 dhe Muslimi 1699

*e vdiçën atë; urdhëroi që të zbatohet rexhmi, e pastaj Allahu e zbriti ajetin*: **"O ti i dërguar! Të mos brengos vrapimi në mosbesim"** deri tek fjala "**Nëse u jepet kjo, pranoni**". *Tha (dijetari çifut):"Shkoni të Muhammedi salAllahu alejhi ue selem; nëse ju urdhëron me nxirjen e fytyrës dhe me goditje, atëherë pranojeni, dhe nese ju urdhëron me rexhm, atëherë keni kujdes.* Atëherë Allahu e zbriti: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira-mizorë" "E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të pa drejtë" "E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mëkatarë".** *Këto ajete vlejnë për të gjithë kufarët"*[89]. Për këtë hadith ka edhe disa shprehje tjera të transmetuara që i ka përmendur Taberiu dhe Ibn Kethiri (Allahu i mëshiroftë) në tefsiret e tyre. Kurse transmetimi i Berra ibn Azibit (radiAllahu anhu) në sahihun Muslim (Allahu e mëshiroftë) është tekst shumë i qartë në shpjegimin e shkakut të zbritjes së këtyre ajeteve.

**Shkaku i dytë:** Allahu i Lartësuar thotë: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira,të padrejtë dhe mkatarë"**. (Maide:44)

Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë: Allahu e ka zbritur këtë ajet për dy fise jehudësh. Njëri fis e kishte nënshtruar një fis tjetër në kohën e xhahilijetit (injorancës), derisa u pajtuan me shpagimin prej 50 vesek (njësi matëse) për çdo të vrarë nga fisi i fortë dhe më shpagimin prej 100 vesekëve për çdo të vrarë nga fisi i dobët. Kjo marrëveshje egzistoi deri në ardhjen e profetit në Medine. Me ardhjen e tij të dy fiset e humbën pozitën e tyre, ndërsa profeti nuk e aprovoi këtë marrëveshje mes tyre. Më pas fisi i dobët e vrau një person prej fisit të fortë, e pastaj fisi i fortë i kërkoi fisit të dobët që të paguanin 100 vesekë. Mirëpo fisi i dobët iu përgjigj: Përse bëni

[89] Transmeton Muslimi, 1700

dallim mes dy fiseve që kanë një fe, një prejardhje, një atdhe? Përse shpagimi i njërit të jetë sa gjysma e shpagimit të tjetrit? Ne e patëm paguar më parë sepse ju na grabitët dhe bëtë padrejtësi. Tani që erdhi Muhamedi nuk paguajmë  si me parë. Atëherë gati sa  lufta nuk plasi mes tyre, por pastaj ranë dakord që të bënin gjykatës mes tyre të dërguarin e Allahut. Fisi i fortë tha: "Betohemi në Allahun se Muhammedi do të mbajë drejtësi dhe nuk ka për të gjykuar që të paguani (për të vrarin tonë që vritet nga një anëtar i fisit tuaj) dyfishin e asaj që ju paguanit (sipas asaj që kemi rënë dakord me parë). Ata u treguan të sinqertë se fisi i dobët dhe i shtypur u paguante më shumë për shkak të shtypjes që ushtronte fisi i fortë mbi ta. Prandaj dërgoni ndonjë njeri të Muhamedi që t`ju tregoj për mendimin e tij; nëse u jep atë që dëshironi, shkoni dhe gjykohuni, e nëse nuk ju jep të drejtë ruajuni prej tij dhe mos shkoni për gjykim. Pastaj i dërguan të i dërguari i Allahut disa munafikë që tu tregonin mendimin e profetit. Mirëpo kur i dërguari i Allahut erdhi, Allahu e njoftoi për historinë dhe planet e tyre dhe e zbriti këtë ajet: **"O ti i dërguar! Të mos brengos vrapimi në mosbesim"** deri të ajeti **"ata janë kafira të padrejtë dhe mëkatarë"**

Pastaj (Ibn Abasi) tha: "Pasha Allahun për ata ka zbritur (ky ajet), dhe Allahu ata i ka pasur për qëllim.[90]

Nga kjo që u përmend me herët prej shkaqeve të zbritjes, na bëhet e qartë :

1. Lidhshmëria ndërmjet  shkaqeve të zbritjes dhe ajeteve të zbritura, në të cilat  përmendën ata që ishin çifutë, e të cilët e ndryshonin kuptimin e ajeteve.

---

[90]Transmeton Ahmedi dhe të tjerët. Es Silsiletu  sahiha, 2552

2. Këto ajete të cilat u zbritën, ku tregohet nënçmimi i çifutëve dhe atyre që i miqësojnë nga radhët e munafikave. Pastaj ajo që gjindet në to prej gjykimit me kufër, mëkat dhe padrejtësi për atë i cili nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu. Dhe ajo që gjindet prej urdhërit të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem- që të gjykon me atë që e zbriti Allahu dhe kujdesi që mos të sprovohet nga diçka tjetër përveç asaj që e ka zbritur Allahu. Këto ajete kanë ardhur vetëm për një dispozitë të caktuar, e për të cilën ishin pajtuar çifutët që mos të gjykojnë me atë që e ka zbritur Allahu. Pa marrë parasysh se a ka të bëj ky ajet me dispozitën e prostitucionit dhe hakmmarrjes, ai (ajeti) gjykon për kufër. E ngjajshme është edhe situata e atyre qe i ngjasojnë çifutëvë, në çdo vend dhe kohë.

3. Marrëveshja (nga dy palët) për një çështje që është në kundërshtim me gjykimin e Allahut- nuk e bën atë të lejuar. Në këtë mesele gabojnë shumë njerëz.

4. Lidhja mes munafikave dhe çifutëve dhe roli i tyre në luftimin e Islamit. Ai i cili e lexon historinë e vëren këtë në çdo kohë dhe vend.

5. Fjala e Berra ibn Azibit: “Për të gjithë kafirat (pabesimtarët)”- do të vie shpjegimi i saj në temën e tretë, nëse do Allahu.

**Tema e dytë: Kush është për qëllim me këto ajete? A janë të përgjithshme, apo të veçanta?**

Ne do të përqendrohemi këtu tek fjala e Allahut të Madhëruar: **"…E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë kafira "të padrejtë" "dhe mekatarë"**.

Për këtë ajet dijetarët e selefit i kanë disa mendime. Ne do t'i përmendim disa prej tyre. Shkurtimisht këto janë shpjegimet :

1. Këto ajete zbritën për çifutët të cilët e ndryshuan librin dhe gjykimin e Allahut. Kjo fjalë është transmetuar nga Berra ibn Azib, siç u cek me herët në sahihun Muslim- se me këto tri ajete janë për qëllim: "Për të gjithë kafirat ". Transmetohet nga Ebu Salih që ka thënë: "Tri ajetet të cilat gjinden në surën Maide **"E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu,"ata janë kafira", "të padrejtë" dhe mëkatarë"-** Nuk kanë të bëjnë asgjë me muslimanët. Ato janë vetëm për pabesimtarët[91]. Gjithashtu nga Dahaki transmetohet që ka thënë: "Këto ajete kanë zbritur për ithtarët e librit"[92]. Transmetohet nga Ebi Mexhlez (Allahu e mëshiroftë) që ka thënë: "Këto ajete kanë zbritur për çifutët, krishterët dhe idhujtarët"[93]. Transmetohet nga Ikreme (Allahu e mëshiroftë) që ka thënë:"Këto ajete kanë zbritur për ithtarët e librit"[94]. Transmetohet nga Katade (Allahu e mëshiroftë) që ka thënë: "Na është treguar se këto ajete kanë zbritur për të vrarët e çifutëve, që ka ndodhur ndërmjet tyre[95]. Ubejdullah ibn Abdullah

---

[91] Tefsiri i Taberiut 10/346

[92]Tefsiri i Taberiut 10/347

[93]Tefsiri i Taberiut 10/347

[94] Tefsiri i Taberiut 10/351

[95] Tefsiri I taberiut 10/351

ibn Utbe ibn Mesudi, kur e përmendi tregimin e çifutëve në mes Kurejdhave dhe Nedirëve (dy fiseve-njëri i fortë dhe tjetri i dobët) dhe vrasjes ndërmjet tyre, tha: "Këto ajete kishin për qëllim çifutët, dhe pikërisht për ta kanë zbritur këto ajete" [96] . Kjo fjalë transmetohet edhe nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) e poashtu edhe nga Hudhejfe (radiAllahu anhu), ku transmetohet prej tij se ka thënë për fjalën e Allahut: **"E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu,ata janë kafira"**.Thotë se ky ajet ka zbritur për beni israilët. Ata që e përkrahen këtë mendim u argumentuan se Kurani i madhërishëm argumenton se kanë zbritur për çifutët, ngase Allahu i Madhëruar e përmendi para atyre ajeteve se ata e ndryshojnë fjalën nga vendi i saj, dhe thonin: **"Nëse u jepet kjo, …"** –d.m.th. gjykimi i ndryshuar e që nuk ishte gjykim i Allahut, **"pranoni …e nëse nuk u jepet, atëherë refuzoni…"-** d.m.th. i ndryshuari, por juve ju është dhënë gjykimi i Allahut për të gjykuar me drejtësi. Prandaj keni kujdes! Ata ishin të urdhëruar që të veprojnë me gjykimin e vërtetë të Allahut. Pastaj Allahu thotë: **"Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: njeriu (mbytet) për njeriun,…"-** që argumenton se qëllimi është për ta[97]. Këtë mendim e ka zgjedhur edhe Zexhaxhi:" Prej fjalës me të mirë që është thënë për këtë është fjala e Shabiut (Allahu e mëshiroftë), kur tha: "Ky ajet ka zbritur i veçantë vetëm për çifutët". Kështu ka thënë Zexhaxhi duke treguar nga Shabiu, kurse fjala e Shabiut (Allahu e mëshiroftë) që do të vjen në mendimin e dytë e kundërshton mendimin e parë. Fjala e tij argumnetohet me tri gjëra: **"Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jahudi…"** përemri u kthehet atyre (çifutëve).**"Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat)**. Ky ajet ka zbritur për çifutët, dhe për këtë ka ixhma. Gjithashtu çifutët janë ata që e kanë mohuar rexhmin (mbytjen) dhe kisasin

[96] Tefsiri I taberiut 10/352
[97] Advaul bejan 2/90

(hakmarrjen). Këtë mendim e ka parë si me të vërtetin edhe Ibn Xheriri (Allahu e mëshiroftë), i cili tha tha se ky ajet ka zbritur për kufarët e ithtarëve të librit dhe është i përgjithshëm për secilin mohues”.[98]

2. Kanë thënë disa të tjerë se me fjalët "kafirun” janë për qëllim muslimanët, "dhalimun"- çifutët dhe "fasikun" -krishterët. Këtë mendim e përkrah edhe Sha`biu (Allahu e mëshiroftë): Një ajet ka zbritur për ne, kurse dy të tjerat për ithtarët e librit.**“E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të padrejtë dhe mëkatarë…”-** ka zbritur për ithtarët e librit. Në një transmetim tjetër Sha`biu (Allahu e mëshiroftë) tha : “Ajeti i parë është për muslimanët, i dyti për çifutët kurse i treti për të krishterët.[99]. Këtë mendim e zgjodhi edhe Ebu Bekër ibn El-Arabi (Allahu e mëshiroftë), kur tha: “Ka prej dijetarëve që thonë se "kafirun" janë për qëllim mushrikët, "dhalimun" janë çifutët, "fasikun"- janë krishterët. Këtë e them unë, ngase është kuptimi i dukshëm i ajetit. Këtë mendim e zgjodhi edhe Ibn Abasi, Xhabiri, Ibn ebi Zaide dhe Ibn Shebremeh[100]. Këtë mendim e ka zgjedhur si mendimin më të saktë edhe Shinkiti (Allahu e mëshiroftë) kur tha se ajeti: “**ata janë kafira…**” ka zbritur për muslimanët, ngase Allahu i Madhëruar tha para këtij ajeti, duke ju folur muslimanëve të këtij umeti: **“Prandaj, mos u frikësoni nga njerëzit, vetëm Mua të më frikësoheni”.** (Maide :44). Pastaj tha: **“E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira”**. Ligjërimi është për muslimanët, ashtu siç kuptohet edhe nga teksti i qartë i ajetit. Gjithashtu, i qartë është edhe teksti i ajetit: **“ata janë të padrejtë”-** ka zbritur për çifutët, sepse ajeti para tij thotë: **“Ne u caktuam**

---

[98]Shiko tefsirin e Taberiut 10/358

[99] Tefsiri i Taberiut 10/353-355

[100]Ahkamul Kuran li ibn Arabi 2/621

**atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: njeriu (mbytet) për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin, dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundërmasë. E kush e falë atë (hakmarrjen), ajo është shpagim (nga mëkatet) për të. E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë mizorë (të padrejtë)".** (Maide:45). Pra shprehja (teksti i ajeteve) flet për çifutët, që nënkuptohet edhe nga vetë kuptimi i ajeteve. I qartë është edhe teksti i ajetit: **"ata janë mëkatarë…"-** ka zbritur për të krishterët, sepse ajeti para tij thotë: **"…E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë mëkatarë…"**

Pastaj tregoi se kufri, dhulmi dhe fisku janë dy lloje: I madh dhe i vogël.

**3. Qëllimi me ajetet:** Kufër nën kufër (kufër i vogël), dhulm nën dhulm (dhulm i vogël), fisk nën fisk (fisk i vogël). Kjo nëse e trajtojmë nga aspekti i mendimit të atyre që thonë se ajetet janë për muslimanët. Kjo transmetohet nga dijetari i këtij umeti Ibn Abasi (radiAllahu anhuma). Transmetohet prej tij me zingjirë dhe disa rrugë që e përforcojnë njëra-tjetrën, e që kur mblidhen janë të sakta[101]. Prej tyre:

[101] Kjo mendojmë se është më e sakta, duke e ditur se disa dijetarë këto transmetime nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) i kanë bërë daif (të dobëta). Shkurtimisht shqyrtimi i këtyre transmetimeve, duke treguar mendimin me të saktë, është si vijon:

1.Transmeton Ebu Talha se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë: "Ai që e mohon atë që e ka zbritur Allahu, ka bërë kufër, kurse ai që e pranon atë mirëpo nuk gjykon me të, ai është i padrejtë dhe mëkatar. Në zingjirin e këtij zingjiri qëndron Abdullah ibn Salih (i cili ka shkruar hadithe nga Lejthi). Disa dijetarë kanë thënë për të së është i besushëm, kurse disa të tjerë kanë thënë se është i dobët. Kurse për të Ibn Xheriri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë "I besushem me

shumë gabime. Ka qenë i dhënë pas shkrimit, por nganjëherë ishte i shkujdesur".

2. Transmeton Sufjani nga një burrë nga Tavusi se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë: "Është kufër që nuk të nxjerrë nga feja". Në këtë transmetim është një burrë i panjohur dhe ky transmetim është i dobët.

3. Rivajeti (transmetimi)."Nuk është për qëllim kufri që ata kujtojnë", kurse në një shprehje tjetër: "Nuk është për qëllim kufri që ata kujtojnë; ai nuk është kufri që të nxjerrë nga feja: **"E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë kafira"-** pra kufër nën kufrin e madh. Përgjigja ndaj kësaj është: Këto dy transmetime vijnë nga Hisham ibn Huxhejr, nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma). Për Hisham ibn Huxhejrin dijetarët kanë mendime të ndryshme; disa kanë thënë i besushëm disa kanë thënë është i dobët. Prej atyre që thanë se është i besushëm është El-Axhelij, Ibn Hibani, Ibn Shahin, kurse ata që e bën të dobët është Imam Ahmedi, i cili tha: Nuk është i fortë (i besushëm), thash: (thënësi është: Abdullah, i biri i Ahmedit). A është i dobët? Tha: Jo diç tjetër, e kam pyetur Jahja ibn Muinin për të, dhe me ka thënë: Është shumë i dobët. Poashtu Jahja ibn Katani ka thënë për të se është i dobët. Për këtë arsye Ibn Haxher ka thënë për të: I besushëm me gabime (trillime). Në mesin e të dobtëve e ka cekur edhe Ebu Xhafer El-Akili. Këtë e ka treguar Sufjan ibn Ujejne: Nuk marrim prej tij përveçse kur nuk gjejmë të askush .(El-Hedju es-Sarij 447-448).

4. Rivajeti i Sufjan ibn Muamer Ibn Rashid nga Tafusi, e ky nga babai i tij, se është pyetur Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) për fjalën e Allahut **: "E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu...".** Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë se është kufër. Tavusi tha se nuk është sikurse kufri në Allahun, egjujt, librat dhe pejgamberët. Transmetimi tjetër nga Sufjani nga Muamer nga ibn Tavusi nga babai i tij, e ky nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma): **"E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu..."-** Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) tha:"Është kufër, mirëpo nuk është kufër sikurse kufri në Allahun, engjut, librat dhe pejgamberët." Është thënë në shqyrtimin e kësaj: Transmetimi i saktë prej Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) është vetëm fjala " "Është kufër".Kurse fjala "Nuk është kufër në Allahun, engjut, librat dhe pejgmaberët", ka mundësi të jetë fjala e Ibn Tavusit, ashtu siç e shpjegon transmetimi i parë. Kjo është shkurtimisht ajo që është treguar prej këtyre

Transmetohet nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) se për ajetin **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira…”-** ka thënë: “Kjo tregon se është kufër, mirëpo jo sikurse kufri në Allahun, engjut, librat dhe pejgamberët”. Gjithashtu prej tij transmetohet: “Kufër”, i cili nuk të nxjerrë nga feja”. Nga Ibn Tavusi, nga babai i tij transmetohet që ka thënë: "I tha një njeri Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) për këto ajete: **“ E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu…“** A ka bërë kufër? U përgjigj Ibn Abasi (radiAllahu anhuma): “Nëse e vepron këtë është kufër, mirëpo jo sikurse kufri në Allahun dhe ditën e fundit”. Transmeton Tavusi nga babai i tij se ka thënë:”U pyet Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) për fjalën e Allahut: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahuata janë kafira…”-** Ai (Ibn Abasi) tha: “Kjo është kufër”. Tha Tavusi: “Mirëpo jo sikurse kufri në Allahun, engjujt, librat dhe pejgamberët”. Transmetohet nga Tavusi se Ibn Abasi

---

transmetimeve dhe atë që e shohim si me të saktin është transmetimi qe vie nga Ibn Abasi (radiAllahu anuma). Këto transmetime nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) i shohim si me të sakta për tri arsye:

E para: Saktësia e transmetimit me zingjirë nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma), nga Muameri, e ky nga Ibn Tavusi, e ky nga babai i tij. Në këtë transmetim nuk ka kundërshtime nga askush.

E dyta: Këto transmetime të sakta përforcohen dhe mbeshtetën me transmetime të tjera. Se fundi ato janë të sakta kur mblidhen të gjitha.

E treta: Zgjedhja e dijetarëve për t’u argumentur me transmetimin e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) në komentin e ajetit.

Në dritën e këtij saktësimi që u mbeshtetëm në studimin tonë e shqyrtojmë këtë mesele. Allahu e di më së miri.

(radiAllahu anhuma) për fjalën e Allahut të Madhëruar: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata jan kafira…”-** tha: “Nuk është kufri që ata kujtojnë“. Transmetohet nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) se me shprehjen: “Ai nuk është kufri në të cilin ata kujtojnë- ai nuk është kufër që të nxjerrë nga feja. **”E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira… “ -** është kufër nën kufrin e madh. Disa e shtuan dhulm nën dhulm, fisk nën fisk.[102]. Shiko xhuzin: Fjala me e sigurt në transmetimin e asaj që ka ardhur nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) në tefsirin : **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira…”-** e shkroi Alij Hasen Abdul Hamid, në këtë pjesë dhe në fusnota të librit "Tadhim kadru Salah". Kjo fjalë gjithashtu transmetohet nga Atai (Allahu e mëshiroftë), i cili tha: “Kufër nën kufër, fisk nën fisk dhe dhulm nën dhulm”. [103] . Gjithashtu transmetohet nga Tavusi se ka thënë: “Nuk është kufër që të nxjerrë nga feja”. [104]

4. Qëllimi me fjalët e Tij: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira”-** është: Kush nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, përkatësisht duke e mohuar. Kjo transmetohet nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma): “Ai që e mohon atë që e ka zbritur Allahu, ka bërë kufër, kurse ai që e pranon atë mirëpo nuk gjykon me të- ai është i padrejtë dhe mëkatar”. [105] Shumë prej komentatorëve e kanë përmend këtë fjalë se kufri i cili të nxjerrë nga feja është vetëm për atë i cili e mohon atë që e ka zbritur Allahu Fuqiplotë.

---

[102]Shiko transmetimet për këtë në Tefsirin e Taberiut 10/355-356, T’adhimu kadri salah 2/521, shiko Ed-Dureru El-Menthur 3/87-88, Darul fikh bi Bejrut
[103] Tefsiri i Taberiut 10/355
[104] Tefsiri i Taberiut 10/356
[105]Tefsiri iI Taberiut 10/357.Kjo transmetohet edhe nga Ikreme. Shiko El - Begavi 3/61).

5. Thuhet: “Këto ajete kanë zbritur për ithtarët e librit dhe me to janë për qellim të gjithë njerëzit- muslimanët dhe pabesimtarët. Prej atyre që e kanë thënë këtë fjalë është edhe Ibrahim En-Nehaiu (Allahu e mëshiroftë). Për këtë ajet: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira…”-** Ai tha: “Këto ajete kanë zbritur për beni israilët, e poashtu edhe për këtë umet”.[106]. Gjithashtu nga Hasani, i cili ka thënë: “Kanë zbritur për çifutët, kurse janë obligim për ne”[107]. Transmetohet nga Ibn Mesudi (radiAllahu anhuma) që ka thënë: “Ato janë të përgjithshme”. Është transmetuar nga Alkame dhe Mesruki, se të dytë e kanë pyetur Ibn Mesudin (radiAllahu anhuma ) për ryshfetin.Tha:”Është prej haramit” U pyet: “E në gjykim? Tha: “Ai është kufri”. Pastaj e lexoi këtë ajet: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira…”**, siç transmeton Sidij (Allahu e mëshiroftë) që për ajetin: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu…”-**ka thënë: “Kush nuk gjykon me atë që e kam zbritur, duke e lënë qëllimisht dhe gjykon me padrejtësi- ai është prej kafirave”.[108]

6. Ky ajet komentohet në lënien e gjykimit me të gjithë atë që ka zbritur Allahu; që ka të bëj prej gjykimit me teuhid dhe ligjeve të Islamit. Kjo transmetohet nga Abdul Aziz El-Kenani (Allahu e mëshiroftë), i cili kur u pyet për këtë ajet tha:” Ky ajet ka të bëj me gjithë atë që e ka zbritur Allahu, e jo vetëm me një pjesë. Secili që nuk gjykon me tërë atë që e ka zbritur Allahu- ai është kafir, zullumqar dhe mëkatar. Ndërsa ai që gjykon me atë që e ka zbritur Allahu prej teuhidit dhe braktisjes së shirkut, por nuk gjykon me

---

[106]Tefsiri i Abdurrezakut 1/191, Taberiu 10/356\357. Ed-Dureu menthur 3/87).

[107]Taberiu 10/357 nr. i transmetimit 12060
[108]Taberiu 10/357 nr. i transmetimit 12062

tërë atë që e ka zbritur Allahu prej sheriateve, ky njeri nuk e merr këtë gjykim të këtyre ajeteve- pra kufrin.

7. Në një mendim tjetër thuhet se qëllimi me këto ajete është për ata që e refuzojnë individualisht gjykimin e Allahut, por jo për atë që i fshihet gjykimi, gabon ose e keqinterpreton[109]. Ka thënë Zexhaxhi (Allahu e mëshiroftë): **"E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira…"-** D.m.th.: "Kush pretendon se një gjykim prej gjykimeve të Allahut me të cilën kanë ardhur pejgamberët alejhimu selam është e kotë- ai është kafir. Janë pajtuar të gjithë dijetarët e fikhut se ai që thotë: "Kush bën prostitucion- nuk duhet të dënohet- është kafir, sepse ai është përgënjeshtrues i gjykimit të të dërguarit. Prandaj ai që është përgënjeshtrues i të dërguarit- ai është kafir"[110]

8. Havarixhët kanë thënë është kufër që të nxjerrë nga feja dhe e vendosen si rregull të përgjithshme për çdo dispozitë. Kjo është e njohur dhe me transmetim të besueshëm, prej havarixhëve të parë dhe prej atyre të më vonshëm.

## Tani do të kalojmë në diskutimin e këtyre mendimeve, respektivisht duke treguar mendimin më të saktë

## Diskutimi dhe mendimi më i saktë

Nuk është qëllimi këtu të tregojmë se gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu, a është kufër i madh apo i vogël, sepse këtë do ta sqarojmë në temën e ardhshme. Mirëpo kemi për qëllim të

---

[109] Tefsiri i Begaviut 3/61

[110] Meanij el Kuran ve irabuhu lizexhaxh 2/178. Alemul Kutub,Bejrut

sqarojmë se këto ajete a janë të veçanta për ithtarët e librit, për muslimanët, apo janë të përgjithshme, ashtu siç u cek në shpjegimet e më hershme. Gjithashtu nuk është qëllimi të tregojmë shkakun e zbritjes së këtyre ajeteve, sepse e kemi treguar në temën para kësaj . Duke u nisur nga kjo themi: Ai që i mediton këto fjalë e veren se ato përmblidhen vetëm në dy mendime:

1. Gjykimi i këtyre ajeteve është i veçantë vetëm për ithtarët e librit dhe nuk i përfshinë muslimanët.

2. Gjykimi i tyre është për ithtarët e librit dhe për muslimanet që veprojnë sikurse ata. Kurse mendimi se disa janë të veçanta për muslimanët, çifutët e për krishterët- kjo kthehet tek mendimi i dytë, sepse fjala është për ajetin: **”E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu ata janë kafira…”**

Ne theksuam se të gjitha këto mendime kthehen në dy mendime, sepse mendimet e tjera përveç mendimit të parë hynë në këtë që e vendosëm si mendim të dytë. Pra mendimi se ajeti i parë: **“…ata janë kafira…”** ka zbritur për muslimanet, ajeti i dytë për çifutët dhe i treti për të krishterët nënkupton se këto ajete janë të përgjithshme, sepse padrejtësia dhe mëkati që në të ranë ithtarët e librit

i nxori ata prej fesë. Kurse fjala e tretë “kufër nën kufër”- ky ajet ka zbritur për muslimanët, por i përfshinë edhe ithtarët e librit.

-Kështu edhe mendimi i katërt; se bën kufër nëse e mohon gjykimin e Allahut.

-Kurse të mendimi i pestë tekstet janë të përgjithshme.

-Mendimi i gjashtë është se gjykimi ka të bëj për muslimanët.

-Mendimi i shtatë është i ngjajshëm sikurse mendimi i katërt.

-Mendimi i havarixhëve ka të bëj me muslimanët. Ky është mendim i kotë, siç do ta shohim më vonë.

Pra, shkurtimisht në këtë mesele janë dy mendime:

1.Ajatet janë të veçanta vetëm për ithtarët e librit

2. Ajetet janë të përgjithshme për ithtarët e librit dhe për muslimanët, me gjithë mospajtimin e mënyrës së zbatimit të tyre mbi muslimanët. **Mendimi më i saktë** është fjala e dytë; se ajetet janë të përgjithshme. Argumentet për saktësinë e këtij mendimi janë:

1. Në fjalët e dijetarëve ka mendime për shkakun e zbritjës dhe argumentimit të ajeteve. S`ka dyshim se shkaku i zbritjës se ajeteve është për çifutët, të cilët e kishin ndryshuar gjykimin e Allahut, për lavirin dhe për hakmarrjen. Teksti i ajetit argumenton për këtë : **"Ata i ndryshojnë fjalët (në Tevrat) nga domethënia e tyre... Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jehudi..."** (Maide: 44) **"Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese..."** (Maide 44) **"(E zbritëm) Që ithtarët e Inxhilit të gjykojnë sipas asaj që All-llahu e zbriti në të ..."**(Maide:46)

Të gjitha këto ajete tregojnë se shkaku i zbritjes së ajeteve ishte për ithtarët e librit, kurse sa i përket argumentimit me ajetet ka mendime të ndryshme, siç i treguam edhe më herët. Duhet ta kuptojmë se edhe pse këto ajete janë të përgjithsme ky fakt nuk e kundërshton atë që ka zbritur për ithtarët e librit, sepse në konsideratë mirret përgjithësimi i shprehjes, e jo veçantia e shkakut (arsyes)

2. Fjalët e disave që thonë se janë të veçanta vetëm për ithtarët e librit dhe nuk na jep të kuptojmë se janë të përgjithshme. Këtë mendim e përkrah edhe Hudhejfe.

3.Fjala e Ebi Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) kur tha: “Këto ajete janë zbritur për çifutët dhe krishterët”. Në një variant tjetër tha: “Këto ajete janë zbritur për çifutët, krishterët dhe mushrikët”. Duhet ta kuptojmë se Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) dialogonte me ibaditë havarixhë. Do të vie më vonë, nëse do Allahu, sqarimi në detaje i kësaj mesele. Pastaj Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) tha : “dhe për mushrikët”. Kjo nënkupton se ai i cili vepron ashtu siç vepruan çifutët- ai është prej mushrikëve dhe bie mbi të gjykimi i ajetit **"ata janë kafira"** .

4. Fjala e Ebi Salihut (Allahu e mëshiroftë); se këto ajete nuk kanë të bëjnë asgjë me muslimanët dhe se ato janë për kafirat. Poashtu edhe fjala e Berra Ibn Azibit (radiAllahu anhu): “Për të gjithë kafirat”- kuptohet se këto ajete nuk janë të veçanta vetëm për ithtarët e librit.

Mirëpo këtu duhet të thuhet:

a) Kjo argumenton se qëllimi i ajeteve nuk është vetëm për ithtarët e librit, mirëpo është gjithpërfshirës, që i përfshinë ithtarët e librit dhe ata që veprojnë sikurse ata.

b) Ajo që kuptohet prej fjalëve të Ebi Salihut (Allahu e mëshiroftë) është se këto ajete janë të veçanta vetëm për kafirat dhe se muslimanët nuk hynë në to. Me këtë ai iu kundërpërgjigj atyre që bënin tekfir mbi zullumqarët. Kjo transmetohet edhe nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma). Rezultati është një- argumentimi i ajeteve nuk është i vaçantë vetëm për ithtarët e librit.

5. Këto ajete janë gjithpërfshirëse, sepse erdhën me shprehjen "men" (kush), që tregon se janë të përgjithsme. Për këtë arsye kur Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) e përmendi fjalën e tij se këto ajete janë për ithtarët e librit, i përfundoi me fjalët: “Kjo është larg

mendjes dhe në kundërshtim me anën e jashtme të ajetit. Kështu që nuk shkohet në atë mendim".

6. Edhe pse e përkrahim mendimin e atyre që thonë se këto ajete janë te veçanta vetëm për ithtarët e librit, megjithatë mendimi i shumicës se selefëve dhe i atyre që kanë ardhur pas tyre prej dijetarëve të Islamit është se ato janë të përgjithshme. Për këtë argumentojnë edhe ajetet e tjera prej librit të Allahut, si psh: Urdhëri për të gjykuar me ligjin e Allahut, mohimi i imanit të atyre që nuk gjykojnë me librin e Allahut dhe sunetin e pejgamberit, ndalimi i gjykimit me ligjet e tagutit etj.

7. Duke u nisur nga rregulla se në konsideratë mirret përgjithësimi i shprehjes, e jo veçantia e shkakut (arsyes), qëllimi që e thonë kundërshtarët është se: "Këto ajete kanë zbritur për çifutët për një arsye të caktuar dhe janë të veçanta për ta". Përgjigja ndaj këtij dyshimi është: "Ajo që tregohet prej ajeteve ose haditheve për ndonjë shkak të caktuar nëse ndërlidhet me tekst që argumenton në pikëpamje të përgjithshme ose të veçantë; me të veprohet dhe për këtë nuk ka ndonjë polemikë. Ndërsa kur nuk ndërlidhet me atë që nuk argumenton, atëherë mendimi më i saktë është se mirret në konsideratë përgjithësimi i shprehjes. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve. Argumentet për këtë temë janë të shënuara në librat e Usulu Fikhut ".[111]

Me gjithë sqarimin rreth kësaj teme, do të argumentohemi edhe me dy gjëra:

E para: Në tekstin e ajeteve të surës Maide argumentohet se ajetet janë të përgjithshme dhe jo të veçanta vetëm për ithtarët e librit. Prej tyre:

---

[111]Undhur el mustesfa nga Gazaliu 2/60

a) Fillimi i ajetit **“E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…”** Fjala "men-kush" është e përgjithshme. Edhe disa prej sahabëve kanë thënë se ajetet janë të përgjithshme.

b) Ajo që gjindet në ajetet ku Allahu i drejtohet pejgamberit salAllahu alejhi ue selem: **“Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, …”(Maide:42) “Gjyko pra mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi…”** (Maide:42)

E dyta: Ajo që është transmetuar nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe shokët e tij prej argumentimit me ajetet të cilat kanë zbritur për çifutët dhe mushrikët, si dhe argumentimi i tyre mbi muslimanët. Kjo argumenton se ajetet janë gjithpërfshirëse dhe jo të veçanta vetëm për ithtarët e librit. Thotë Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) në “Muvafekat”: Selefu-salih me gjithë njohjen e tyre rreth objektivave të sheriatit dhe për shkak të kombësisë që ishin arab, e merrnin në konsideratë përgjithësimin e shprehjes, edhe nëse teksti i përdorur e argumentonte të kundërten e saj. Ky është argument se tek ta në konsideratë mirrej përgjithësimi i shprehjes, e jo veçimi i shkakut …”[112]. Pastaj Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) përmendi edhe shembuj që do t’i tregojmë me vonë. Tutje Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) tha: “E ngjajshme është fjala e Allahut të Madhëruar: **“E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…”**. Edhe pse ka zbritur për çifutët dhe teksti argumenton një gjë të tillë, dijetarët thanë se janë të përgjithshme dhe nuk janë vetëm për kafirat. Këtu i futën edhe ata që bëjnë kufër të vogël, apo kufër nën kufër”.[113]

[112]El Muvafekate 4/24
[113]El Muvafekate 4/39

Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): “Tekstet e Kuranit dhe sunetit në të cilat përbledhet thirrja e Muhammedit salAllahu alejhi ue selem flasin për njerëzit në përgjithësi (në shprehje dhe kuptim), ose janë të përgjithshme në kuptim dhe se premtimet e Allahut në librin e Tij dhe sunetin e të dërguarit të Tij e përfshijnë këtë umet (të fundit), ashtu siç e përfshinë edhe fillimin e tij. Allahu Fuqiplotë na rrefeu për tregimet e popujve që ishin para nesh që të jenë mësim për ne, që ta krahasojmë gjendjen tonë me gjendjen e tyre, ta krahasojmë fundin e këtij umeti me ata që kaluan prej umeteve të hershme, në mënyrë që besimtari i umetit të fundit të jetë i ngjajshëm me atë që ka qenë besimtari i hershëm dhe kafiri e munafiku i umetit të fundit të jetë i ngjajshëm me kafirin dhe munafikun e hershëm”[114].

---

[114] (Mexhmual fetava 28/425). Ajo që duhet të ndalemi është teksti i fjalës së Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) që gjindet brenda shkresës madhështore rreth luftës së tatarëve dhe triumfit të muslimanëve në të. Pastaj roli i Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) dhe para kësaj se si iu patën shtuar sprovat muslimanëve, me çrast u rrit numri i munafikave. E ndërlidhi këtë ngjarje shejhul islam, duke e krahasuar këtë ndodhi me atë që ngjau prej luftrave të pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. E filloi shejhul islam këtë shkresë me fjalët e tij: Me pastaj: ”Allahu e realizoi premtimin e vet, e ndihmoi robin e vet, e ndihmoi ushtrinë e Tij dhe vetëm Ai i shkatërroi ushtritë: **“Dhe All-llahu i zbrapsi ata që nuk besuan me atë mllefin e tyre, duke mos arritur kurrnjë të mirë. Dhe All-llahu ua largoi luftën besimtarëve. All-llahu është i fuqishëm, ngadhënjyes”**. (Ahzab:25)
Kjo fitne me të cilën u sprovuan muslimanët, me këtë armik shkatrrimtar të dalur nga sheriati islam, është i ngjajshëm me atë që u ndodhi muslimanëve me armikun e tyre në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem…“. (Mexhmual fetafa 28/423-467).

Prej shembujve që tregojnë për këtë:

a) Argumentimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem me fjalët e Allahut të Madhëruar për ndodhinë e tij me Aliun dhe Fatimen: **"... po njeriu më shumë se çdo tjetër është kundërshtar"** (Kehf:54) Edhe pse ajetet kanë zbritur për kafirat. Hadithi gjindet edhe në Buhari[115]

b) Argumentimi i Ebu Hurejres (radiAllahu anhu) në tregimin e hadithit me fjalët e Allahut të Madhëruar: **"Me të vërtetë, ata që fshehin shpalljet Tona pasi ua kemi shpjeguar njerëzëve në libër..."**(Bekare: 159).[116]

c) Ebu Bekrete (Allahu e mëshiroftë) u argumentua me hadithin: *" Nuk do të shpeton një popull që udhëhiqet nga një grua".* Ai tha se edhe pse hadithi është thënë për kafirat, ai ka të bëjë edhe me muslimanët.[117]

8. Këtu patjetër duhet të bëjmë një vërejtje; se disa prej dijetarëve të më vonshëm që kanë thënë se këto ajete janë të veçanta vetëm për ithtarët e librit, që sipas tyre ky është mendimi më i saktë. S'ka dyshim se ky është një gabim tjetër, ngase pretenduan se çifutët kanë bërë kufër dhe për këtë u gjykuan me kufër- në ajetet e surës Maide (që kanë të bëjnë me gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu) për shkak se e mohuan shpalljen e Muhammedit salAllahu alejhi ue selem dhe për shkak të rënies se tyre në shirik të madh. Kjo është një gabim i qartë, ngase po të ishte e vërtetë nuk do të kishte kuptim fjala e Allahut të Madhëruar: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira..."**. Allahu gjykoi me kufër për atë i cili nuk gjykon me atë që Ai e ka zbritur .

[115]Transmeton Buhariu kitabu tehexhud nr. 1127
[116]Ky hadith është në Buhari, Kitabul ilm nr. 118
[117]Transmeton Buhariu në kitabu el fiten nr 7099

I ngjajshëm është edhe mendimi i disave që pretendojnë se Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) i shpalli tatarët si kafira, jo për shkak të gjykimit të tyre me Jasik, por për shkak të kufriateve të tjera dhe shirkut. Ky është ndryshim i fjalëve të dijetarëve ngase Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) i shpalli kafira për shkak të gjykimit të tyre me Jasikun, e jo për diç tjetër. Dhe teksti i fjalëve të tij nuk i fshihet askujt. Në bazë të kësaj që u cek me herët del se mendimi më i saktë është se muslimanët hynë në gjykimin e këtyre ajeteve dhe se këto ajete nuk janë të veçanta vetëm për ithtarët e librit.

**Tema e tretë: Kur është kufër i madh gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu Fuqiplotë?**

Pasiqë mendimi më i saktë ishte se këto ajete janë të përgjithshme, atëherë a është kufër i madh apo kufër i vogël gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu Fuqiplotë? Mendimi më i saktë në të cilin janë shumica e dijetarëve është se në këtë rast nevojitet sqarim. Para se të hymë në detaje dhe në atë që ka të bëj me këtë temë, dëshiroj t'i transmetoj dy tekste prej Ibn Kajimit (Allahu e mëshiroftë) dhe Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) rreth kësaj teme.

1. Thotë Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) (pasi e përmendi kufrin e vogël): "Ky shpjegim i Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) dhe shumicës së sahabëve në fjalën e Allahut të Madhëruar: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…"**. Ka thënë Ibn Abasi (radiAllahu anhuma): "Nuk është kufër që të nxjerrë nga feja dhe nuk është sikurse kufri në Allahun dhe ditën e fundit. Kështu ka thënë edhe Tavusi (Allahu e mëshiroftë), kurse Atai (Allahu e mëshiroftë) tha: "Kufër nën kufr-ine madh), dhulm nën dhulm-in e madh) fisk nën fisk-un e madh). Disa e komentuan ajetin se lënia e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu- duke e mohuar atë. Këtë fjalë e ka thënë Ikreme (Allahu e mëshiroftë). Kjo fjalë është e pranuar sepse vetë mohimi i gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu është kufër, pa marrë parasysh gjykoi me të apo nuk gjykoi. Disa e komentuan në lënien e gjykimit e tërë asaj që e ka zbritur Allahu. Këtu hynë gjykimi me teuhid dhe Islam. Këtë shpjegim e tha Abdul Aziz El-Kenanij (Allahu e mëshiroftë). Ky mendim është larg të vërtetës.

Disa prej tyre e komentuan kundërshtimin e gjykimit të ajetit me qëllim (me vetëdije), pa gabim dhe keqinterpretim. Këtë e tregoi Begaviu (Allahu e mëshiroftë) nga dijetarët. Disa e komentuan për

ithtarët e librit. Këtë e tha Katade, Dahaki dhe të tjerët. Edhe ky mendim është larg dhe në kundërshtim me kuptimin e ajetit. Disa e bënë kufër që të nxjerrë nga feja. Mendimi më i saktë është: ”Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu i përfshinë të dy llojet e kufrit- kufrin e madh dhe kufrin e vogël, sipas gjendjes së gjykatësit. Nëse ai e beson obligueshmerinë e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu, mirëpo largohet prej tij duke e kundërshtuar dhe duke e ditur se e meriton dënimin, ky në këtë rast ka bërë kufër të vogël. Mirëpo, nëse beson se gjykimi me atë që e ka zbritur Allahu nuk është obligim dhe se ka liri zgjedhjeje, duke qenë i bindur se ai është gjykimi i Allahut, ky në këtë rast ka bërë kufër të madh. Nëse është injorant dhe gabon atëherë e merr gjykimin e gabimtarëve”.[118]
E vërejmë në fjalët e Ibn Kajimit (Allahu e mëshiroftë) se i tregoi meselët vijuese:

-E dobësoi mendimin e atyre që e veçuan ajetin vetëm për mohuesin. Fjala e tij: “Sepse vetë mohimi i gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu është kufër pa marrë parasysh gjykoi me të apo jo.

-E dobësoi mendimin e atyre që thanë se qëlllimi me ajetin është braktisja e lënies se tërë asaj që e ka zbritur Allahu i Lartësuar.

-Heshtja e tij për atë që e tregoi Begaviu (Allahu e mëshiroftë).

-E dobësoi mendimin e atyre që thanë se ajeti ka të bëjë vetëm me ithtarët e librit.

-Fjala e tij në meselën e kufrit të vogël.

2. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) duke e përmbyllur përmendjen e teksteve të cilat e urdhërojnë të dërguarin dhe të tjerët që të gjykojnë me atë që e ka zbritur Allahu, thotë: “E urdhëroi atë që të

[118]Medarixhi salikin 1/336-337

gjykon me atë që e ka zbritur Allahu dhe e paralajmëroi **“që të mos të shmangin nga një pjesë e asaj që ta zbriti All-llahu…”**. I tregoi se ai është gjykimi i Allahut dhe se ai që kërkon diç tjetër, ai ka kërkuar gjykimin e injorancës :**”E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…”.** S`ka dyshim se ai i cili nuk beson në obligushmerinë e të gjykuarit me atë që e ka zbritur Alahu tek i dërguari i Tij- ai është kafir. Kush e lejon që të gjykon ndërmjet njerëzve me atë që e sheh ai (prej drejtësisë), duke mos e pasuar atë që e ka zbritur Allahu- ai njeri është kafir. Nuk ka popull veçse urdhëron me gjykim dhe drejtësi, e që kjo drejtësi në fenë e tyre llogaritet sipas asaj që e shohin paria e tyre. (Sh.p: Shumë prej atyre që thirren si muslimanë gjykojnë me zakonet e tyre dhe mendojnë se kjo është ajo që duhet të gjykohet, e jo libri i Allahut dhe suneti i pejgamberit salAllahu alejhi ue selem). Kjo është kufër. Shumë prej njerëzve u bënë muslimanë, mirëpo prapë se prapë ata gjykojnë me zakonet dhe traditat e tyre, e të cilat e kundërshtojnë gjykimin e Allahut. Këta njerëz kur ta kuptojnë se nuk lejohet gjykimi me diç tjetër përveç asaj me të cilën e ka zbritur Allahu dhe nuk e zbatojnë atë, por e lejojnë gjykimin me ligje të kundërta me atë që e ka zbritur Allahu- ata janë kafira përveçse nëse janë xhahila (injorantë). Allahu i urdhëroi të gjithë muslimanët që kur të kenë mospajtime për një çështje të kthehen tek Allahu dhe i dërguari i Tij. Thotë Allahu i Madhëruar: **“O ju që besuat, bindjuni All-llahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë të All-llahu (të libri i Tij) dhe të i dërguari, po që se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë”.** (Nisa:59)

**“Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos**

**ndiejn pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) t'i dorëzohen plotësisht".** (Nisa:65)
Ai i cili nuk i përmbahet gjykimit të Allahut dhe të dërguarit të Tij (në atë që ai ka përçarje), Allahu është betuar në vetën e Tij se ai nuk është besimtar. Kurse ai i cili është i kapur me gjykimin e Allahut dhe të dërguarit të Tij me anën e brendshme dhe të jashtme, mirëpo e ndjek epshin e tij në atë gjykim- ky është mëkatar i madh sikurse mëkatarët e tjerë. Gjykimi me drejtësi është obligim për të gjithë, në çdo kohë dhe vend. Gjykimi me atë që e zbriti Allahu tek i dërguari i Tij është drejtësia më e përsosur, gykimi më i drejtë dhe më i miri. Kjo është obligim për umetin në çdo gjë që ata kanë mospajtime prej çështjeve të besimit dhe veprave. Thotë Allahu i Madhëruar: **"Njerëzit ishin një popull (të fesë së natyrshme islame) e (kur u përçanë) All-llahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues, dhe atyre Ai u zbriti edhe librin me fakte të sakta për të gjykuar në atë që u kundërshtuan ndërmjet veti..."** (Bekare :213). Pra, në të gjitha çështjet e umetit nuk gjykohet me diç tjetër përveçse me Kuran dhe sunet. Nuk i takon askujt që ta detyron dikë prej njerëzve që të gjykon me fjalën e asnjë dijetari, prijësi, hoxhe dhe mbreti. **Ai që e beson se lejohet gjykimi mes njerëzve me diç tjetër e jo me Kuran dhe sunet- ai është kafir.** Udhëheqësit e muslimanëve duhet të gjykojnë më librin e Allahut. Nëse nuk e gjejnë atë gjykim në librin e Allahut, atëherë e shikojnë sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. E nëse nuk e gjejnë as në sunet atëherë bëjnë ixhtihad me mendjet e tyre.[119]

Ajo që duhet të veçohet prej fjalëve të Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) është si vijon:

[119]Minhaxhu suneh 5/130-132

- E përmendi (mustehilin), atë që e lejon gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Dhe se ai është kafir.
- I përmendi ata që gjykojnë me traditat dhe zakonet e tyre. Ata konsiderojnë se kështu duhet të gjykohet. Kjo është kufër.
- Ai i cili nuk gjykon me gjykimin e Allahut dhe të dërguarit të Tij; Allahu u betua ne Vetën e Tij, se ai njeri nuk është besimtar.
- Ai i cili nuk i përmbahet gjykimit të Allahut dhe të dërguarit të Tij është kafir.
- Ai i cili e beson me brendesinë dhe të jashtmen se gjykimi i Allahut është më i drejti, mirëpo e pason epshin, në këtë rast ky njeri konsiderohet mëkatar i madh.
- Gjërat e bashkuara në mes umeteve (popujve); se nuk i lejohet askujt t`ua detyron dikujt prej njerëzve ndonjë fjalë të dijetarit, hoxhe dhe mbreti, e të gjykon me të, përveçse me Kuran dhe sunet. Ai këtu tregon për teshriun (legjislacionin) e shpallur për të cilin janë të obliguar të gjithë.

Pas kësaj hyrje kalojmë në sqarimin e kësaj teme, pra sqarimi i situatave në të cilat gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu është kufër i madh

**Situatat e kufrit të madh**

**Këto situata i ndajmë në tri pjesë:**

**Pjesa e parë: Kanë të bëjnë me pjesën e akidës (besimit), me mohimin dhe lejimin (istihlal)**

Kjo ngritet mbi rregullën për të cilën janë bashkuar dijetarët; se ai që e mohon atë që është e mirënjohur prej fesë, pa marrë paraysh a është prej bazave të fesë apo prej degëve të saj- bën kufër të madh, i cili e nxjerrë nga feja. Duke pasur parasysh hutinë e disa njerëzve në këtë mesele (veprimi i ndalesave dhe braktisja e vaxhibeve-obligimeve), pa e mohuar dhe refuzuar, si dhe bindja e tyre se kjo ka të bëjë me llojin e parë ( Sh.p: Vetëm nëse e lejon me zemër), duhet patjetër ta sqarojmë këtë mesele në të cilën kanë devijuar havarixhët në të kalurën dhe vazhdojnë të devijonë disa prej atyre që nxitojnë në gjykimin (tekfirin) e njerëzve. Pasi t'i tregojmë disa prej fjalëve të dijetarëve, do t'i cekim rastet në të cilat gjykimi me atë që e ka zbritur Allahu është kufër i madh. Prej këtij kufri është:

1. Ka thënë Ibn Kudame (Allahu e mëshiroftë) në librin"El-Mugni": "Ai që beson lejimin e diçkaje për të cilën kanë konsenzus të gjithë dijetarët në ndalimin e saj, me çrast ky gjykim njihet në mesin e muslimanëve nga tekste të ardhura në sheriat, si p.sh: Ndalimi i ngrënies së mishit të derrit, i prostutucionit dhe të ngjajshme, e për të cilat nuk ka kontradiktë- ai bën kufër".[120]

2. Thotë El-Karafiu (Allahu e mëshiroftë) në "El-Furuk": "Origjina e kufrit është shkelja e të drejtës së shenjtërisë së Allahut; ose duke qenë injorant në ekzistimin e Krijuesit, ose duke e mohuar një gjë që duhet të dihet patjetër prej fesë, si p.sh mohimi i namazit,

[120]El-Mugni 12/276

i agjërimit, mohimi i disa lejesavev etj. Ky njeri bën kufër, si p.sh nësë thotë: Allahu nuk e ka lejuar fikun dhe rrushin…”[121]

3. Autori i librit “Nihajetu El-Muhtaxh” duke treguar se çfarë të nxjerrë nga feja thotë: “Ai që i përgënjështron pejgamberët, ose e lejon një haram për të cilin ka ixhma (konsenzus), si p.sh: Prostitucioni, homoseksualizmi, pirja e alkoolit etj.- llogaritet përgënjeshtrim ndaj tij, salAllahu alejhi ue selem. Ose anasjelltas: “Ai që e ndalon një hallall për të cilin ka ixhma (konsenzus), si p.sh nësë thotë: Martesa është e ndaluar, tregtia është e ndaluar, e mohon një vaxhib (obligim) si p.sh: E mohon një namaz prej pesë kohëve të namazit , edhe nëse kjo është nafile si p.sh sunetet e namazeve, ose namazin e bajramit etj. Ky njeri në këto raste bën kufër.[122]

4. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): “Ai i cili nuk beson në obligueshmerinë e pesë kohëve të namazit, detyrimin e zekatit, agjërimin e ramazanit, vizitës se shtëpisë së lashtë (Qabës), nuk e ndalon atë që e ka ndaluar Allahu dhe i dërguari i Tij prej gjërave të këqija si: Padrejtësia, shirku, shpifja- ai është kafir (murted-renegat). Atij i kërkohet që të pendohet; nëse pendohet lihet, përndryshe mbytet sipas konsenzusit të të gjithë dijetarëve dhe muslimanëve. Atij në këtë rast nuk i bën dobi as shqiptimi i shahadetit”.[123]

5. Për shkak të rrezikshmërisë të kësaj meseleje, dëshiroj ta barti tekstin e gjatë të Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë), ku e sqaron dallimin në mes të kryerjës së mëkatëve dhe lejimit të tyre.”Është e pranuar tek Ehli Suneti dhe Xhemati; ajo që argumenton Kurani dhe Suneti, se nuk e shpallin kafir askënd prej muslimanëve me

[121]El-Furuk nga Karafi 4/115
[122]Nihajetu el-Muhtaxh sherhul minhaxh 7/411
[123]Mexhmual fetava 35/105

mëkat të madh, nuk e nxjerrin nga Islami me një vepër që është mëkat, si p.sh: Prostitucioni, vjedhja, pirja e alkoolit, përderisa ajo nuk është kufër që e prishë imanin. Mirëpo nëse është prej urdhërave që e prishin imanin si p.sh Mohimin e Allahut, engjujve, librave, të dërguarve, ringjalljes pas vdekjës- ai me këto bën kufër. Poashtu bën kufër edhe ai i cili nuk e beson obligueshmerinë e obligimeve të njohura dhe nuk i ndalon haramet e njohura. Nëse thua: Mëkatet ndahen në lënien e asaj që urdhërohet njeriu (P.sh: lënia e namazit, agjërimit etj) dhe në veprimin e asaj që ndalohet prej saj ( P.sh: Prostitucioni, kamata, homoseksualizmi etj). Them: Në atë që urdhërohet robi me të dhe nuk e vepron: Ose është besimtar në obligueshmerinë e saj ose jo. Nëse është besimtar në obligueshmerinë e saj duke mos e veprur - ky nuk llogaritet se e ka lënë tëresisht vaxhibin (obligimin), mirëpo një pjesë e ka kryer (besimi në të), kurse një pjesë e ka lënë (veprimin me të). Kështu është edhe harami; ose është besimtar në ndalimin e tij ose jo. Nëse është besimtar, se ai haram është i ndaluar, mirëpo e vepron, ky ka bashkuar në mes kryerjës se vaxhibit dhe veprimit të haramit. Kësisoj ai e bën një të mirë dhe një të keqe. Fjala është për atë që nuk arsyetohet në mosbesimin për obligushmerinë e asaj ose për ndalimin e asaj që është mutevatir (autentike). Ndërsa ai që nuk e beson atë që e ka vepruar ose braktisur me keqinterpretim (teuil) ose me injorancë që arsyetohet; meselja në këtë që e ka braktisur këtë besim është sikurse meselja e veprimit ose mos veprimit me keqinterpretim (teuil) ose injorancë që arsyetohet me të. Nëse hiqet imani i këtyre legjislacioneve të Allahut, atëherë kjo është kufër. Ndërsa vetëm veprimi i haramit (të ndaluarës) nuk është kufër. Për këtë argumenton fjala e Allahut: **“Po, nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zeqatin, atëherë i keni vëllezër në fe”.** (Teube:11). Pra, vërtetimi (pranimi) është ajo që kanë konsenzus të gjithë dijetarët, kurse në lënien e saj kanë

mospajtim. Kështu është e ngjajshme edhe fjala e Allahut: **“Për hir të All-llahut, vizita e shtëpisë (Qabes) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi të ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit”.** (Ali Imran: 97)

Poashtu edhe hadithi i Ebu Berde Ibn Nijarit (radiAllau anhu), kur i dërguari salAllahu alejhi ue selem e dërgoi të ai personi që e kishte martuar gruan e babait të tij. E urdhëroi që ta godas qafën e tij dhe t’ia konfiskon pasurinë e tij. Konfiskimi i pasurisë tregon se ai ishte kafir dhe jo mëkatar. Kufri i tij vie nga mos ndalimi i asaj që e ndaloi Allahu dhe i dërguari i Tij.[124]. Ibn Xheriri (Allahu e mëshiroftë) duke e komentuar këtë ngjarje thotë: “Veprimi i tij ishte prej argumenteve me të qarta; tregonte se ai e përgënjeshtroi të dërguarin e Allahut, salAllahu alejhi ue selem, në atë që Allahu ia kishte zbritur prej shpalljes dhe e mohoi ajetin e qartë të Kuranit. Prandaj ai i cili e vepron këtë gjykohet me mbytje dhe goditje në qafën e tij. Për këtë arsye i dërguari salAllahu alejhi ue selem urdhëroi për mbytjen e tij dhe goditjen në qafë, sepse kjo ishte sunet i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem për felëshuesit e Islamit.[125] Pastaj thotë shejhul Islam: “Po kështu vepruan edhe sahabët sikurse Omeri, Aliu dhe të tjerët (radiAllau anhuma). Kur piu alkool Kudame ibn Abdullah (pjesmarrës i luftës së Bedrit), në këtë rast ai e keqinterpretoi ajetin duke menduar se alkooli u lejohet besimtarëve të cilët kanë bërë vepra të mira, duke menduar se ishte prej atyre që hynë në fjalën e Allahut të Madhëruar: **“Ata që besuan dhe bënë punë të mira, nuk kanë mëkat për atë që u ushqyen (më herët) derisa ata ruhen (prej haramit), besojnë dhe bëjnë vepra të mira…”** (Maide:93). U pajtuan sahabët se

---

[124] Mexhmual fetava 20/90-92
[125]Tehdhibul Athar 2/148

nëse ai këmbëngul në atë mëkat-mbytet, ndërsa nëse pendohet atëherë goditet me kamxhik. Ai u pendua dhe u godit vetëm me kamxhik. Sahabët e shohin se Kudame e ka pirë alkoolin, duke menduar se është i lejuar, mirëpo ka pasur teuil (keqinterpretim). U pajtuan sahabët që pas sqarimit të gjykimit për alkoolin- nëse këmbngulin mbytën, përndryshe goditën vetëm me kamxhik. Ata që e kishin konsideruar të lejuar u penduan dhe kështu u goditën vetëm me kamxhik".[126] Ndërsa mëkatet që janë përmendur në Kuran si p.sh për vjedhësin- i pritet dora, ai që bën prostuticion goditet me kamxhik dhe nuk gjykohet me kufër; lufta ndërmjet dy grupeve të muslimanëve, me çrast njëri prej tyre e tepron mbi tjetrin- nuk gjykohet me kufër, por me iman dhe vëllazëri…"[127]. Kjo praktikë u bë e qartë nga Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë), i cili bëri dallim ndërmjet besimtarit që bën mëkate të mëdha dhe ndërmjet lënies së atyre veprave që janë të qarta (mutevatir), pa marrë parasysh nëse vepruesi i saj i bën duke i vepruar këto harame, ose duke i lënë këto vaxhibe. I pari është besimtar mëkatar, kurse i dyti është përgënjeshtrues dhe kafir. Ai që thotë: Prostitucioni është hallall, duke mos qenë injorant- ky është përgënjështrues në atë që obligohet imani. Kurse ai që beson se prostuticioni është haram, mirëpo bie në të, ai është mëkatar dhe e meriton dënimin, mirëpo nuk bën kufër.

Pas kësaj parathënie rreth mohimit të vaxhibeve të qarta dhe lejimin e harameve si dhe ndërlidhjen e tyre me imanin, i kthehemi meselës së gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe lidhja e saj me temën në fjalë. Dijetarët (Allahu i mëshiroftë) në këtë temë e kanë futur atë që e mohon sheriatin e Allahut, preferon ligje të tjera mbi ligjin e Tij, ose thotë që feja nuk i përshtatet me jetën. Të

[126]Shiko Mugbin e Ib Kudames 12/276, shiko el –Itisam 2/46
[127]Mexhmual fetava 20/92

gjitha këto hynë në përgënjeshtrimin e asaj që është ardhur prej librit të Allahut, sunetit të të dërguarit dhe ixhmasë së umetit islam.

**Dijetarët i konsideruan prej kufrit të madh këto raste si në vijim :**

1. Ta mohon gjykatësi atë që e ka zbritur Allahu në Kuran dhe asaj që ka ardhur në sunet. Ky është kuptimi i asaj që është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma). Këtë e zgjodhi edhe Ibn Xheriri (Allahu e mëshiroftë), i cili tha se kufër i madh është kur e mohon atë që e ka zbritur Allahu (prej gjykimit sheriatik). Për këtë mesele dijetarët nuk kanë polemikë, ngase prej bazave të vendosura për të cilat kanë konsenzus dijetarët është se ai i cili e mohon një bazë prej bazave të fesë, ose degë prej degëve për të cilën ka konsenzus, ose mohon një shkronjë me të cilën ka ardhur me të i dërguari- ai është kafir. Pra, ka bërë kufër që e nxjerrë nga feja.[128]

2. Gjykatësi mos ta mohon gjykimin të cilin nuk e ka zbritur Allahu, duke e besuar se gjykimi i Allahut dhe i të dërguarit është hak (i vërtetë). Mirëpo, beson se gjykimi i dikujt tjetër është më i mirë sesa gjykimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem; beson se është më i kompletuar dhe më gjithpërfshirës në atë që njerëzit kanë nevojë kur ata kanë mospajtime. Ky me këtë bën kufër dhe nuk ka pikë dyshimi në të, për shkak të dhënies përparësi ligjeve të njerëzve ndaj ligjeve të Gjykatësit, të Urtit dhe të Falënderuarit.[129]

3. Që mos t'i beson se ato ligje janë më të mira sesa gjykimi i Allahut dhe i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Mirëpo, beson se janë të njejta. Ky është kafir dhe ka bërë kufër që e nxjerrë nga

---

[128]Tahkimul kavanin nga shejh Muhammed ibn Ibrahim faqe 5 botimi I parë

[129]Tahkimul kavanin fq. 5

feja, ngase e ka barazuar krijesën me Krijuesin. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Asnjë send nuk është si Ai”**. (Shura:11)
4. Që mos të beson se gjykimi i gjykatësit me atë që nuk e ka zbritur Allahu është i njejtë me gjykimin e Allahut dhe të dërguarit të Tij, e lëre më që të beson se është më i mirë sesa gjykimi i Allahut dhe të dërguarit. Mirëpo, beson se lejohet gjykimi me atë që është në kundërshtim me gjykimin e Allahut. Ky është sikur ai që u cek me herët; ka bërë kufër që e nxjerrë nga feja e Allahut...”[130]. Thotë shejh Ibn Bazi (Allahu e mëshiroftë): “Kush gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, mendon se ai gjykim është më i mirë sesa gjykimi i Allahut- ai është kafir tek të gjithë muslimanët. Gjithashtu ai që gjykon me ligjet e fabrikuara në vend të gjykimit të Allahut dhe mendon se kjo është e lejuar, edhe nëse thotë se gjykimi i sheriatit është më i mirë- ai është kafir, ngase e ka lejuar atë që Allahu e ka ndaluar”.[131]

Në këto lloje që u cekën hynë edhe situata të tjera të ngjashme si:

5. Ai që beson se sheriati islam nuk është i përshtatshëm për t’u zbatuar në këtë shekull.

6. Beson se Islami është shkak për prapambeturinë e muslimanëve.

7. Beson se Islami e kufizon njeriun vetëm me Zotin e Tij, pa ia dhënë mundësinë që të kujdeset për jetën e kësaj bote.

8. Beson se zbatimi i gjykimit të Allahut në prerjen e dorës së vjedhësit, ose mbytjes se atij që bën prostuticion (duke qenë i martuar), nuk i përshtatet shekullit në të cilin jemi duke jetuar.[132]

---

[130]Tahkimul kavanin 6
[131]Mexhmual fetava ibn Baz 3/416
[132]Undhur Mexhmu fetafa ibn Baz 1/137

Çështjet e fundit që u përmendën janë fjalët e shejh Ibn Bazit (Allahu e mëshiroftë), i cili kur foli për negacionet e Islamit, tha: “Dhe hynë në llojin e katërt[133] ai që beson se ligjet e fabrikuara janë më të mira se ligjet e Islamit, ose janë të njëjta, ai që beson se lejohet gjykimi me ligjet e fabrikuara (edhe nëse beson se ligji me sheriat është më i mirë), ose se sheriati islam nuk është i përshtatshem për kohën bashkëkohore, ai që beson se sheriati është shkak për prapambeturinë e muslimanëve, ose se ai e kufizon lidhjen e robit vetëm me Zotin, duke u shkëputur nga jeta e kësaj bote. Gjithashtu hynë në llojin e katërt prej negacioneve të Islamit: “Ai që beson se zbatimi i gjykimit të Allahut në prerjen e dorës së vjedhësit nuk i përshtatet shekullit në të cilin jemi duke jetuar dhe mbytja e atij që bën prostuticion (që është i martuar). Gjithashtu ai që beson se lejohet gjykimi me diç tjetër përveç sheriatit të Allahut në zbatimin e dënimeve dhe ai që beson se ligjet e fabrikuara janë më të mira sesa ligji i sheriatit. Këta njerëz e kanë lejuar atë që e ka ndaluar Allahu, dhe për këtë ka ixhma. Secili që e lejon atë që e ka ndaluar Allahu, si prostuticioni, alkooli, kamata, gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu- ai është kafir me pajtimin e të gjithë muslimanëve[134] . Për këto çështje shpeshherë i gjenë dijetarët duke iu kundërpërgjigjur grupit të humbur të batinive, në kufrin e të cilëve nuk dyshohet aspak. Ata e kanë braktisur sheriatin e Muhamemdit salAllahu alejhi ue selem, duke menduar se u lejohet të dalin jashtë sheriatit të tij, ashtu siç Hidri alejhi selam doli jashtë sheriatit të Musës alejhi selam.

---

[133] Prej negocioneve të Islamit që i ka përmendur Shejh Muhammed ibn Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë) është edhe: Ai që beson se udhëzimi i dikujt tjetër pos të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem është më i mirë dhe më i kompletuar se udhëzimi i tij, ai që beson se gjykimi i tij është më i mirë se gjykimi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, siç bëjnë ata të cilët i preferojnë ligjet e tagutave mbi gjykimin e të dërguarit. Ky njeri është kafir.

[134] Mexhmual fetava, Ibn Baz ,1/137

Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Ai që beson se udhëzimi i dikujt tjetër pos të dërguarit salAllahu alejhi ue selem është më i mirë dhe më i përsosur; ai që beson se ndonjërit prej evlijave i lejohet të dalë jashtë sheriatit të Muhammedit salAllahu alejhi ue selem, siç iu lejua Hidrit alejhi selam të dal nga sheriati i Musës alejhi selam– kjo është kufër dhe obligohet mbytja e tij, pasi t'i kërkohet pendimi. Hidrit alejhi selam iu lejua dalja jashtë sheriatit të Musës alejhi selam, sepse thirrja e tij nuk ishte e përgjithshme. Prandaj nuk ishte obligim për Hidrin që ta pason Musën alejhi selam. Kështu që Hidri i tha Musës alejhima selam: "Unë e posedoj një dije që ma ka mësuar Allahu çka ti nuk ke njohuri dhe ti e posedon një dituri që ta ka mësuar Allahu çka unë nuk kam njohuri". Kurse Muhammedi i biri i Abdullahut, i biri i Abdul Mutalibit është i dërguar i Allahut tek të gjithë njerëzit dhe xhinët, për arabët dhe jo arabët, për mbretërit dhe masën, për të pasurit dhe të varfërit. Thotë Allahu i Madhëruar: **"Ne nuk të dërguam ty ndryshe vetëm se për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës i vërejtjes".**(Sebe:28). Ai që beson se i lejohet dikujt prej krijesave (çofshin dijetarë apo adhurues) të dal nga sheriati dhe rruga e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem**-** ai është kafir.

Kjo mesele është e qartë dhe nuk ka kurrfarë polemike në të.

**Pjesa e dytë: Ligjvënia që është në kundërshtim me ligjin e Allahut.**

Ky lloj është një nga rastet e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu, dhe hynë në llojet e kufrit të madh. Para se të hymë në sqarimin e fjalëve të dijetarëve patjetër duhet të flasim për disa vërejtje:

1. Në studimin e dytë treguam se gjykimi, ligjvënia dhe ajo që ka të bëj prej urdhëresave dhe ndalesave, lejimit dhe ndalimit, pa marrë parasysh a ka të bëj me gjendjen e një personi, grupi apo shtetit janë e drejtë vetëm e Allahut Fuqiplotë.

2. Pretendimi i ligjvëniës, pos ligjit të Allahut. Vendosja e ligjeve të përgjithshme dhe sistemeve që janë në kundërshtim me atë që e ka zbritur Allahu, përmbajnë dy gjëra:

**E para**: Refuzimi i sheriatit të Allahut, sepse po mos ta refuzonte nuk do t'i zëvendësonte me ligje të tjera.

**E dyta**: Hyrja në hakun (të drejtën) e Allahut, sepse gjykimi dhe ligjëvënia janë hak (e drejtë) vetëm e Allahut të Madhëruar.

Për këtë arsye disa dijetarë këtë kategori të njerëzve që gjykojnë në kundërshtim me ligjin e Allahut i trajtuan prej atyre që e lejojnë gjykimin me ligj tjetër pos ligjit të Allahut. Kjo sepse vepruesi i tij e lejon gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Ne do t'i cekim disa fjalë të dijetarëve për këtë temë, nëse do Allahu i Madhëruar.

3. Ai që e mediton shkakun të zbritjës së ajetit**"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…"** e kupton se meselja nuk është mesele që ka të bëj më rënien në mëkat, siç vepronin ata para ndryshimit të gjykimit të Allahut ndaj lavirëve, me çrast ata e zbatonin dënimin ndaj të dobtëve, e jo ndaj atyre me

pozitë. Kjo mesele është e madhe ngase çifutët u pajtuan në ndryshimin e gjykimit të Allahut. Ata nuk e lejuan, pra nuk thanë se është hallall. Mirëpo u larguan nga gjykimi i Allahut; në zbatimin e dënimit ndaj atij që bënte prostuticion, e që ishte i martuar. Në vend që ta mbytnin, atë e goditnin me kamxhik dhe nxirje të fytyrës, duke e bërë si rregull (sistem) për të gjithë. Megjithatë ata e dinin se po bënin mëkat. Për këtë arsye kur u erdhi atyre Muhamedi salAllahu alejhi ue selem, ata e dinin se ai është i dërguar i Allahut. Ata u përpoqën t'i bëjnë kurth; që të dërguarit t'ia mveshin ndryshimin dhe zëvendësimin e tyre- gjykimit të Allahut, kur kishin gjykuar për lavirin e martuar me rrahje e jo me mbytje. Kjo ishte vetëm një situatë, e cila u shndërrua në sistem të përgjithshëm. Prandaj, Allahu gjykoi për ta me kufër. Çdo situatë që i përshtatet situatës së tyre, pa marrë parasysh a bien në të muslimanët ose jo, gjykimi për ta është i njëjti, sikurse dispozita e cila zbriti për çifutët.

4. Fjala e atyre që thonë se nuk mohon përveç mustehilit (ai që e konsideron hallall-haramin) është fjalë e dobët, sepse lejimi i të ndaluarës në vetvete është kufër, e ligjësoi apo nuk e ligjësoi. Kurse çifutët me veprimin e tyre siç e kemi cekur në shkakun e zbritjes- ishin kafira. Andaj nuk është kusht për kufrin e tyre që të thonë ose ta shprehin se atë që e vepruan ishte e lejuar (hallall).

5. Fjala e atyre që thonë se nuk bën kufër përveçse mustehilit ( ai që e konsideron hallallin-haram) është baza e medh`hebit të murxhive, të cilët mendojnë se imani është vetëm në zemër dhe se veprat nuk hynë në të. E ka shqyrtuar Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) këtë mesele të fundit, duke treguar për prishjen e medh`hebit të tyre në disa vende.[135]

[135]Shiko El-Iman el-Evsed –Mexhmuala fetava 7/528,541,556,579,609, 616

6. Duhet të bëjmë dallim ndërmjet ligjvënies së përgjithshme, sikurse ligjet e përgjithshme të cilat zbatohen për të gjithë dhe ndërmjet situatave individuale dhe atyre të veçanta. Do të vie shpjegimi i detajizuar i kësaj mesele, nëse do Allahu.

Pas këtyre vërejtjeve kalojmë në shpjegimin e kësaj mesele në detaje:

Duhet ta kuptojmë se në këtë kapitull hynë secili që pretendon se ka të drejtë në lejimin e haramit dhe ndalimin të hallallit, përveç Allahut të Madhëruar. Gjithashtu vlenë i njejti gjykim edhe për atë që vendos ligje të fabrikuara dhe i bën sistem me të cilin gjykon, pa marrë parasysh nëse këto ligje i sjell nga vetja e tij apo nga lindja dhe perëndimi. Ne do t'i tregojmë fjalët e dijetarëve për këtë mesele, e pastaj do ta përfundojmë më një përbledhje të përgjithshme:

**1. Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë):**

Thotë Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë): "Ka thënë Allahu i Madhëruar: **"E shtyrja (e një muaji në vend të një tjetri) nuk është tjetër vetëm se një rritje e mosbesimit, që me të edhe më shumë humbin ata që mohuan, pse në një vit e bëjnë të lejuar atë (muajin e shenjtë), e në një vit të ndaluar (të shenjtë), e për të përputhur numrin që All-llahu i bëri të shenjtë dhe me atë e bëjnë të lejuar atë që All-llahu e ndaloi. Atyre u janë hijeshuar veprat e tyre të këqija. Po, All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin mohues".** (Teube:37). Ka thënë Ebu Muhamedi (Allahu e mëshiroftë): "Me rregullat e gjuhës në të cilat zbritur Kurani është se shtimi në diçka nuk bëhet përveçse prej Tij. Pra, është vërtetuar se shtimi në diçka është kufër. Ky kufër ishte lejimi i asaj që e ka ndaluar Allahu. Ai që e lejon atë që e ka ndaluar Allahu, duke e ditur se Allahu e ka ndaluar- ai është kafir

me atë vepër[136]Ky shpjegim nga Ibn Hazmi (Allahu e mëshiroftë) i tregon se lejimi i haramit dhe ndalimi i hallallit është kufër. Ky kufër ka mundësi të bëhet vetëm me vepër; kur dijetari e njeh atë gjykim të sheriatit, por e kundërshton, duke e lejuar atë që e ka ndaluar Allahu, ose e ndalon atë që e ka lejuar Allahu.

**2. Shatibu (Allahu e mëshiroftë):**

Ai ka folur gjatë në këtë kapitull. Prej fjalëve të tij jane ato për bidatxhitë. Ai e përmendi fjalën e Allahut: **"O ju që besuat! Mos i ndaloni (mos i bëni haram) të mirat që për ju i lejoi All-llahu (i bëri hallall) dhe mos teproni, se All-llahu nuk i do ata që e teprojnë (i kalojnë kufijtë e dispozitave të Zotit)".** (Maide:87) Pasi që e përmendi shkakun e zbritjës së këtij ajeti dhe vendimit të disa sahabëve që të mos martoheshin dhe ta hanin mishin, tha: "Kapitulli : Me këtë kapitull kanë të bëjnë disa çështje:
**E para**: Ndalimi i hallallit dhe të ngjajshme me të paraftyrohet në disa mënyra: (e para) Ndalimi i vërtetë; kështu bënin pabesimtarët në kafshët e tyre që i quanin El-Behire, Es-Saibe, El-Vesile dhe El-Hami dhe të gjitha ato që i përmendi Allahu, e që pabesimtarët i kishin ndaluar: **"Prandaj, mos thoni me gjuhët tuaja të rreme:"Kjo është e lejueshme dhe kjo e ndaluar", që kështu të trilloni gënjeshtra për Allahun. Me siguri, ata që trillojnë gënjeshtra ndaj Allahut, nuk do të shpëtojnë".** (Nahl:116).[137]

Kjo vërejtje nga Shatibu (Allahu e mëshiroftë) tregon dallimin kur njeriu e lë nga asketizmi dhe lejimit të haramit i cili është në kundërshtim të sheriatit të Allahut, e me të cilin bën kufër. Ai bëri krahasim (analogji) në mes asaj që e vepronin në kohën e injorancës, të cilët i kishin ndaluar kafshët El-Behire, Es-Saibe, El-

[136]El-Fasl li ibn Hazmi xhuzi 3/ 240
[137]El-Itisam 1/328

Vesile, El-Hami dhe asaj që e bëjnë pasuesit e Islamit prej ndalimit të hallallit dhe lejimit të haramit me mendjet e tyre. Kjo është e njëjta që e bëjnë ithtarët e ligjeve të fabrikuara. Në një vend tjetër për të njejtën temë Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) tha: “Bidati, nëse e mediton i mençuri e sheh se shkallët e tij dallojnë: “Prej tij ka që është kufër i qartë, siç ka qenë bidati i njerëzve të injorancës, ashtu siç tregoi Allahu i Madhëruar: **“Dhe nga ajo që krijoi Ai prej të lashtave dhe prej kafshëve shtëpiake, ata (idhujtarët) ndanë një pjesë për All-llahun dhe thanë: “Kjo është për All-llahun, si mendonin ata, e kjo është e idhujve tanë”.** (En`am:136)

**“Çka është në barqet e këtyre kafshëve është vetëm për mashkujt tanë, e ndaluar për gratë tona. E nëse ishte e ngordhte (fruti në bark) ata (meshkuj e femra) ishin të barabartë në të”.** (En`Am:139)

**“All-llahu nuk emëroi (për të shenjtë) Behirën, as Saibën, as Vesilën dhe as Hamën, por ata që nuk besuan trillojnë rrenë për All-llahun, (duke thënë se All-llahu i përcaktoi) dhe shumica e tyre nuk e kuptojnë (se janë duke shpifur)”.** (Maide :103). Gjithashtu edhe bidati i munafikave të cilët e morën fenë si mjet për ta ruajtur vetën dhe pasurinë e tyre**. Dhe të ngjajshme si këto për të cilat s`ka dyshim se janë kufer i qartë.**[138]
Çka hynë në fjalën e tij “dhe të ngjajshme si këto”? S`ka dyshim se këtu hyjnë ligjet e fabrikuara të cilat janë në kundërshtim me ligjin e Allahut të Lartësuar.

### 3. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë):

Më herët i kemi cekur shumë prej fjalëve të tij për këtë temë. Do t’i tregojmë edhe disa fjalë që i ka thënë për këtë çështje. Ibn Tejmije

[138]El-Itisam 2/37

(Allahu e mëshiroftë) dallohet prej të tjerëve sepse është prej atyre që i përjetoi ndodhitë me të cilat ballafaqohej bota islame. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) e tregon me shprehje të ndryshme gjendjen e atyre që e zëvendësojnë sheriatin e Allahut. Ai tha: "Kur gjykatësi është fetar mirëpo gjykon me padituri, ai është prej banorëve të zjarrit; nëse është i ditur, mirëpo gjykon me të kundërten e së vërtetës (që e njeh) është prej banorëve të zjarrit; nëse gjykon me padrejtësi dhe pa dituri është edhe me parësor që të jetë prej banorëve të zjarrit. Kjo nëse gjykon në një çështje të veçantë- për një person. Kurse nëse gjykon me gjykim të përgjithshëm në fenë e muslimanëve duke e bërë të vërtetën të kotë, të kotën të vërtetë, sunetin-bidat, bidatin-sunet, të mirën-të keqe, të keqën të mirë, ndalon prej asaj që ka urdhëruar Allahu dhe i dërguari, urdhëron në atë që e ka ndaluar Allahu dhe i dërguari- kjo është kufër në Zotin e botrave, të adhuruarin e pejgamberëve, dhe Sunduesin e ditës së gjykimit: **"...vetëm Atij i takon falënderimi në këtë botë dhe në botën tjetër dhe vetëm Atij i takon gjykimi dhe te Ai ktheheni".** (Kasas:70)

**"Ai është që e dërgoi të dërguarin e Vet me udhëzim të plotë dhe me fenë e vërtetë, që të triumfojë mbi çdo fe, e mjafton All-llahu dëshmitar".** (Fet`h:28)[139]

Shiko se si e stërmadhoi gjykimin e përgjithshëm, i cili është në kundershtim me sheriatin dhe si e bëri dallimin ndërmjet këtij gjykimi dhe gjykimit për një çështje të caktuar tek një njeri. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) tregoi në shumë vende se ai i cili largohet nga një ligj prej ligjeve (të qarta) të Islamit, obligohet mbytja e tij me ixhmanë e muslimanëve.[140]

[139]Mexhmual fetava, 35/388 dhe shiko 3/267-268

[140]Mexhmual fetava 28/468-471

**4. Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë):**

"Ka ardhur Kur`ani dhe është vërtetuar ixhamau se feja islame ka shfuqizuar çdo fe që ka qenë më herët, dhe se ai që kapet pas asaj me të cilën ka ardhur Tevrati, Inxhili, e nuk e pason Kuranin- ai është kafir. Allahu e ka shfuqizuar çdo ligj që ka qenë në Tevrat dhe Inxhil dhe në të gjitha fetë e tjera. Allahu ua ka bërë obligim ligjet e Islamit njerëzve dhe xhinëve. Prandaj nuk ka haram përveç asaj që Allahu e ka bërë haram dhe nuk ka obligim përveç asaj që Allahu e obligoi në Islam"[141]

**5. Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë):**

Është pothuajse i fundit që e ka zënë kohën e tatarëve. Duke e komentuar fjalën e Allahut të Madhëruar: **"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?** (Maide:50), thotë: "Allahu ua mohon besimin atyre që kanë dalur nga ligji i Allahut, i cili përmbledh çdo të mirë dhe ndalon çdo të keqe. Ata kalojnë në mendimet, epshet, rregullat, të cilat i kanë vendosur njerëzit pa asnjë bazë nga sheriati i Allahut, ashtu siç vepronin në xhahilijet, kur gjykonin me devijimet dhe injorancën që e kishin. Njejtë gjykonin edhe tatarët në qeveritë e tyre me Jasikun e mbretit të tyre, Xhingiz Kani. Ai është një lloj libri që përmban ligje të përmbledhura nga ligjet e ndryshme të hebrenjve, krishterëve, nga feja Islame dhe të tjera. Shumë ligje i ka shpikur nga vetja e tij, e që tek pasardhësit e tij u bë ligj që e pasonin. Ata i japin përparësi mbi ligjin e Allahut dhe sunnetin e pejgamberit. **Kush e bën këtë ai është kafir; obligohet luftimi i tyre** derisa të kthehen në gjykimin e Allahut dhe të dërguarit..."[142]

[141]Ahkamu ehlu dhimeh 1/259
[142]Tefsiri i Ibn Kethirit 3/122-123

Pra, vetëm gjykimi tek Jasiku është kufër dhe nuk kushtëzohet që ta shqipton ose ta thotë me istihlal (ta konsideron të lejuar). Për këtë shkak Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) në librin "El-Bidajetu ue Nihaje", tha: "Ai që e braktis sheriatin e zbritur tek i dërguari i Allahut, Muhammedi salAllahu alejhi ue selem, vula e pejgamberëve dhe gjykon me diç tjetër prej ligjeve të shfuqizuara- bën kufër të madh. Meqë kjo është kështu, a thua vallë si është puna e atij që gjykon me Jasikun dhe e vendos para Kuranit dhe sunetit? Kush e bën një gjë të tillë bën kufër, me pajtimin e të gjithë dijetarëve..."[143]. Pra, shikoje se si Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) gjykoi për ata të cilët gjykojnë me ligjet e e shfuqizuara. Ndërsa Jasiku dhe ligjet e fabrikuara janë edhe me të rrezikshme. Ai që mendon se fetvaja e Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) dhe ixhmau (konsenzusi) është e veçantë vetëm për tatarët e ka keqkuptuar atë dhe e ka interpretuar përgjigjen e tij në atë që ai nuk e kishte për synim. Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) me këtë kishte për qëllim gjykimin në përgjithësi, kur tha: "Siç vepronin njerëzit e kohës së injorancë, kur gjykonin me devijime", dhe fjala e tij: ", ai që e vepron këtë ka bërë kufër ". Ai i solli shembujt, e pastaj e përgjithësoi hukmin (gjykimin-vendimin). Pra ku kuptohet ajo që e pretendojnë këta?! O Allah kërkojmë mbrojtje nga Ti, nga mbizotërimi i epsheve!

### 6. Abdu Letif ibn Abdu Rrahman (Allahu e mëshiroftë):

Është pyetur shejh Abdu Letif (Allahu e mëshiroftë) për ata që gjykojnë me traditat dhe zakonet e baballarëve dhe gjyshërve të tyre, A bëjnë ata kufër pasi t'i bëhet e ditur? U përgjigjj: "Ai që gjykon jo me librin e Allahut dhe sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem pasi t'i bëhet e ditur- ai është kafir. Thotë Allahu i

[143] El-Bidajetu ve Nihajetu 13/119

madhëruar: **“A mos kërkojnë ata (ithtarët e librit) fe, pos fesë së shpallur nga All-llahu? E Atij i është dorëzuar gjithëçka ka në qiej e në tokë, me dashje e pa dashje dhe tek Ai kthehen”.** (Ali Imran:83)

## 7. Shejh Hamd ibn Atik (Allahu e mëshiroftë!):

Shejh Hamd ibn Atik (Allahu e mëshiroftë) përmendi gjërat me të cilat muslimani bëhet renegat (felëshues). Prej tyre: Shirku në Allahun, bindja dhe pajtimi me mushrikët në fenë e tyre, miqësimi i mushrikëve, ulja tek mushrikët në vendet e tyre të shirkut (pa i kundërshtuar), tallja me Allahun, librin (Kuranin) dhe të dërguarin e Tij, shfaqja e urrejtjës dhe zemërimit/hidhërimit kur thirret për tek Allahu dhe leximi i ajeteve të Tij, urdhërimit për në të mirën dhe ndalimit nga e keqja, urrejtja e asaj që e ka zbritur Allahu tek i dërguari i Tij, mos pranimi i asaj për të cilën argumenton Kurani dhe hadithi, polimezimi në të ose mohimi i diçkaje prej librit të Allahut, çoftë vetëm një ajet ose gjysmën e tij, kthimi e shpinës mësimit të fesë së Allahut dhe shkujdesja ndaj saj, magjia dhe mohimi i ringjalljes. Pastaj tha: Meselja e katërmëdhjetë: Gjykimi jo me librin e Allahut dhe sunetin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Ka thënë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë): “Siç vepronin njerëzit e kohës së injorancës, kur gjykonin me devijime dhe padrejtësi”. Gjithashtu siç gjykojnë me të tatarët prej ligjeve dhe politikave të cilat i kishin marrur nga mbreti i tyre, Xhingiz Kani, i cili ua kishte shkruar në Jasik. Ky ishte një libër në të cilin i kishin përbledhur disa rregulla (dispozita) të huazuara prej feve të ndryshme si çifute, krishtere dhe fesë islame. Shumica e këtyre dispozitave ishin të huazuara si shkak i pasimit të tekëve të tyre. Ata i preferonin këto dispozita para gjykimit me libër të Allahut dhe sunetit të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Prandaj ai që e bën këtë është kafir; obligohet mbytja e tij derisa të kthehët tek gjykimi

i Allahut dhe i të dërguarit. Thotë Allahu i Madhëruar: **“A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?**(Maide :50) Theksoj: Sikurse shembulli i këtyre që kanë rënë shumica e njërëzve dhe ata që gjykojnë me traditat e baballarëve të tyre, duke i vendosur para librit të Allahut dhe sunetit të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. S`ka dyshim se kush e bën këtë, ai është kafir; obligohet mbytja e tij derisa të kthehët tek gjykimi i Allahut dhe të dërguarit të Tij. Shejhul islam, Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: “S`ka dyshim se është kafir ai që nuk e beson obligueshmerinë e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu të i dërguari i Tij. Kushdo që lejon që të gjykohet mes njerëzve me atë që ai mendon si të drejtë, pa e ndjekur atë që e ka zbritur Allahu, ai llogaritet kafir. Shumica e atyre që pretendojnë se janë muslimanë gjykojnë me traditat e tyre të cilat nuk i ka zbritur Allahu. Ata konsiderojnë se duhet gjykuar me traditat e tyre, e jo me Kuran dhe sunet. Kjo është kufër. Shumë prej njerzëve u bënë muslimanë, megjithatë nuk gjykojnë me diç tjetër përveçse me traditat dhe zakonet e tyre. Këta njerëz kur ta kuptojnë se nuk u lejohet gjykimi me diç tjetër përveçse me atë që e ka zbritur Allahu, por nuk e pasojnë- ata janë kafira. Mbaroi fjala që është përmendur në “Minhaxh Es-Suneh En-Nebevije”, në shpjegimin e fjalës sëAllahut të Madhëruar:**“E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…”**. Allahu e mëshiroftë dhe e faltë atë!

### 8. Shejh Shevkani (Allahu e mëshiroftë):

Shejh Shevkani (Allahu e mëshiroftë) e shkroi gjatë jetës së tij një shkresë të veçantë për gurbetin e Islamit në vendët e Jemenit gjatë kohës së tij. Pa marrë parasysh se a kishte pasues që e ndiqnin perandorinë Osmane apo jo, ai shkresën e ndau në tri pjesë, ku e shpjegoi secilën situatë të secilës pjesë**,** kundërshtimet dhe

kufriateve që i kishin. Prej asaj që e tha për pjesën e dytë prej atyre vendeve ishte: “Kur ta kuptosh gjendejn e llojit të parë dhe të tretë të cilat t’i cekëm ty; përmendjen e tyre e bëm që ta sqarojmë gjendjen e llojit të dytë, e që është gjykimi i këtyre vendeve të dalura nga urdhëresat dhe ndalesat e shtetit. Dije, Allahu të mëshiroftë, se të gjitha ato që t’i kemi përmendur në pjesën e parë, siç ishin lënia e namazit dhe obligimet e tjera të sheriatit- të gjitha këto janë jashtë urdhëresava/ndalesave të shtetit. Bile çështja ka shkuar edhe me keq e me larg. (Pastaj tha) Me gjithë këto musibete (fatkeqësi) të mëdha dhe vepra të ndyta, sëmundje trupore dhe gjëra të tjera që nuk i përmendëm në pjesën e parë. Prej atyre fatkeqësive që ishin përhapur ishte edhe se ata gjykonin dhe i preferonin ligjet e tagutit tek ata që i njohin ato ligje në të gjitha çështjet me të cilat përballeshin, pa i mohuar dhe pa turp ndaj Allahut, e as ndaj robërve të Tij. Për këtë nuk i frikësohen askujt, por gjykojnë me të për të gjithë ata që kanë mundësi. S`ka dyshim se kjo është kufër në Allahun e Madhëruar dhe sheriatin e Tij. Allahu i Madhëruar ua obligoi sheriatin e Tij nëpërmjet gjuhës së të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, por ata i mohuan të gjitha sheriatet (legjislacionet), prej Ademit alejhi selam e deri me tani. Xhihadi ndaj tyre është obligim; luftimi i tyre është obligim individual derisa t’i pranojnë dispozitat e Islamit, t`ju nënshtrohen atyre, të gjykojnë me sheriatin e pastër dhe të distancohen prej asaj në të cilën janë tagutat djallëzor. Është e vërtetuar në bazat e Islamit se ai që e mohon një gjë për të cilën ka argumente të prera, e mohon atë, vepron në kundërshtim me të, me kryeneqësi, inat, mendjemadhësi, e konsideron të lejuar, ose e nënqmon atë- ai është kafir në Allahun dhe sheriatin e pastër të cilin Allahu e zgjodhi për robërit e Tij”.[144]

---

[144]Risaletu devaul axhil fi defi aduvi sail

Fetvaja e shejh Shevkanit (Allahu e mëshiroftë) argumenton disa gjëra:

1. Gjykimi me ligjet e tagutave është kufër i madh

2. Gjykimi tek taguti është kufër në mesin e kufriateve të tjera, të cilat vepruesin e tyre individualisht e nxjerrin nga feja etj.

**9. Shejh Muhamed ibn Ibrahim (Allahu e mëshiroftë):**

Fjala e tij është shumë e qartë në këtë temë. Në kufrin e madh që të nxjerrë nga feja ai i ceki katër gjëra. Pastaj i përmendi edhe dy lloje të tjera, e që janë:

I pesti: Ky është më i madhi dhe më përfshirësi dhe kundërshtimi më i qartë i sheriatit. Pastaj kryeneqësia ndaj ligjeve të tij, fyerja ndaj Allahut dhe të dërguarit të Tij, kundërshtim i gjykatave të sheriatit në bazat dhe degët e tij, si dhe llojet e tyre, paraqitjet, gjykimet, implementimet, referimet dhe aplikimet e tyre. Ashtu sikurse gjykatat e sheriatit referohen në librin e Allahut dhe në sunnetin e të dërguarit të Tij, poashtu këto gjyqe kanë referimet e tyre, e që janë ligjet e përmbledhura nga shumë legjislacione dhe ligje siç janë ligjet e Francës, Amerikës, Anglisë si edhe ligjeve të tjera dhe nga medh´hebi i disa risimtarëve (bidatxhive), të cilët pohojnë se janë nën sheriat. Këto gjyqe tani janë plotësisht funksionale në vendbanimet islame. Duke hyrë populli në to dita ditës gjykatësit e tyre i gjykojnë me atë që kundërshton Kuranin dhe sunetin, me rregulla të atij ligji dhe ua imponojnë gjatë aplikimit. Andaj, cili kufër është mbi këtë kufër dhe çka e anulon shehadetin e Muhammedun Resulu-llah, nëse kjo jo?! Këto gjykata, tanimë në shumicën e vendeve islame i gjykojnë njerëzit me kanune (ligje), të cilat janë në kundërshtim me gjykimin e Kuranit dhe sunetit. Ata ua obligojnë atyre këto ligje. A ka kufër me të madh sesa ky, a ka kundërshtim të dëshmisë së Muhamedi është i

dërguar i Allahut, pas këtij kundërshtimi…”[145]. Pastaj e përmendi llojin e fundit:

E gjashta: “Ajo që gjykojnë shumica prej kryetarëve të fiseve nga përrallat e baballarëve dhe gjyshërve, prej traditave dhe zakoneve që i kanë të trashëguara prej tyre. Ata gjykojnë me to, i nxisin njerëzit që të gjykohen me to kur kanë mosmarrëveshje, duke ia kthyer shpinën komplet gjykimit të Allahut dhe të dërguarit, Ue la haule ue la kuvvete il-la bil-lah.[146]

## 10. Shejh Shinkiti (Allahu e mëshiroftë)

Ai ka folur gjatë në këtë temë. Në tefsirin e tij për fjalën e Allahut të Madhëruar:”**Askush nuk e shoqëron në gjykimin e Tij**”. (Kehf 26), thotë: “Nga këto ajete kuptohet se ata që i ndjekin ligjet e ligjvënësve (parlamentarëve) jashtë asaj që e ka vendosur Allahu, ata janë mushrika në Allahun. Ky kuptim ka ardhur i shpjeguar edhe në ajete të tjera, sikurse fjala e Allahut për ata që e ndjekin ligjin e shejtanit, në lejimin e coftinës, me pretekstin se ajo është e therrur nga Allahu: **“Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i All-llahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat. Djallëzit i nxisin miqtë e vet që t’ju polemizojnë juve, e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata (idhujtarë)”.** (En`Am:121). Allahu tregoi se ata janë mushrikë për shkak të bindjes, që është në kundershtim me ligjin e Allahut të Madhëruar. Këtu për qëllim është adhurimi i shejtanit: **“O bijtë e Ademit , po a nuk ua dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!? (Ju porosita) Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!”** (Jasin:60-61) Pastaj tha: “Me këto tekste qiellore të cilat i përmendëm shihet

[145]Tahkimul kavnin 6-7
[146]Tahkimul kavnin 6-7

shumë qartë se ata që i pasojnë ligjet e fabrikuara, të cilat i ka vendosur shejtani me gjuhen e miqëve të tij, e të cilat janë në kundërshtim me atë që e ka vendosur Allahu i Madhëruar me gjuhën e të dërguarit të Tij, salAllahu alejhi ue selem- është se nuk dyshohet në kufrin dhe shirkun e tyre..."[147]
Shejh Shinkiti (Allahu e mëshiroftë) nuk e kushtëzoi kufrin me **lejim (istihlal), e as mohim.** E kemi përmendur fjalën e shejhut: "Secili që e ndjek një ligj përveç ligjit me të cilin ka ardhur Muhammedi salAllahu alejhi ue selem, pasimi i atij legjislacioni është kufër i qartë…"[148]. Në një shprehje tjetër që i përshtatet kësaj shejhu tha: "Kjo është përgjigjja nga Krijuesi , ku tregoi se ai që e pason ligjin e shejtanit i cili është në kundërshtim me ligjin e Allahut, ai është mushrik".[149]

Fjala e tij: "Prej argumenteve me të qarta është se pabesimtarët kur e lejonë një gjë që e dinë se Allahu e ka ndaluar dhe e ndalojnë një gjë që Allahu e ka lejuar. Ata me këtë e kanë shtuar një kufër të ri përveç kufrit të parë. Argument është fjala e Allahut: **"E shtyrja (e një muaji në vend të një tjetri) nuk është tjetër vetëm se një rritje e mosbesimit…"** (Teube:37)
Nuk ka dyshim që secili që i bindet dikujt tjetër pos Allahut në një ligj që është në kundershtim me ligjin e Allahut, ai e ka shoqëruar dike tjetër bashkë me Allahun.[150]. Nga ajo që tha më herët shejhu për ata që i ndjekin ligjet e fabrikuara (ku gjykoi për ta me kufër), të bëhet e qartë se si e ka ndërlidhur këtë mesele të rrezikshme. Shejhu e përmendi se ai që e ndjek një ligj përveç ligjit të Allahut, ai ligjvënës (parlamentar) ka marrur për zot tjetër dhe e ka bashkuar me Allahun. Pastaj tha: "Ajetet që argumentojnë për këtë janë të

[147]Advaul bejan 3/91-92
[148]Advaul bejan 3/439
[149]Advaul bejan 7/170
[150]Advaul bejan 7/173

shumta dhe i kemi përmendur shumë herë…”[151]. Nga kjo kuptohet se shejhu e përseriste shpeshherë këtë realitet të hidhur dhe ndinte keqardhje të madhe për gjendjen e umetit islam, i cili e kishte hedhur sheriatin e Allahut komplet prapa shpinës dhe i kishin zëvendësuar me ligjet e lindjes dhe perëndimit. Krahas saj edhe pasimit të mendjelehtëve dhe munafikave.

## 11-12. Dy dijetarët Ahmed Shakir dhe Mahmud Shakir (Allahu i mëshiroftë):

Shejh Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) ka një numër komentesh në "Umdetu Et-Tefsir"-Muhtesar tefsir Ibn Kethir". Duke komentuar në tefsirin e Ibn Kethirit (Allahu e mëshiroftë) tek fjala e Allahut të Madhëruar: **"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut**?(Maide:50), Shejh Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) ndër të tjera thotë: "Them: A lejohet në sheriatin e Allahut që muslimanët në vendet e tyre të gjykojnë me ligje të huazuara nga ligjet e Evropës idhujtare dhe ateiste? Bile me ligje në të ciliat kanë hyrë epshet dhe mendjet e kota. Muslimanët në historinë e tyre asnjëherë nuk janë sprovuar me këtë fitne, përveçse në kohën e tatarëve. A e vërejtet përshkrimin e fuqishëm nga Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) (në shek. e VIII) për kanunin të cilin e kishte shkruar armiku i Allahut, Xhingiz Kani? A nuk e shikuat se si e pershkruan gjendjen e muslimanëve në atë kohë (në shek. e XIV)? Muslimanët sot janë në një gjendje edhe më të keqe dhe në një zullum (padrejtësi) me të madhe se sa ata, sepse shumica e vendeve islame gjykojnë me ligje që janë në kundërshtim me sheriatin. Këto ligje janë të ngjajshme me Jasikun, të cilin e shkroi Xhinkiz Kani, i cili kishte bërë kufër të qartë. Këto

[151] Advaul bejan 7/173

ligje u vendosën nga njerëz që pretendonin Islamin. Pastaj ua mësonin fëmijëve të muslimanëve. Me të mburreshin baballarët dhe fëmijët, e pastaj e bënë vendkthim të çështjeve të tyre, derisa këto ligje u bënë Jasiku bashkëkohor i tyre. Ata e urrenin ata që i kundërshtonin këto ligje, ndërsa atë që thërriste në praktikimin e fesë së Allahut dhe sheriatit e etiketonin si të prapamebtur dhe kokëfortë. Pra, gjykimi për këto ligje është i qartë, sikurse drita e diellit. Ato janë kufër i qartë..."[152]. Ndërsa vëllau i tij, Mahmud Shakir (Allahu e mëshiroftë) ka një koment në tefsirin e Taberiut (Allahu e mëshiroftë) për fjalën e Allahut të Madhëruar:**"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira..."**
Shejh Mahmudi (Allahu e mëshiroftë) dha një koment të gjatë, ku ndër të tjera tha: "Pra nuk kishte të bëj pyetja e tyre me atë që argumentohen bidatxhitë e kohës sonë prej gjykimit të pasurisë, nderit dhe gjakut me kanun, i cili është në kundërshtim me sheriatin islam, e as në nxjerrjën e një kanuni që t`ua detyronin muslimanëve që të gjykojnë në një gjykim prej gjykimeve që Allahu nuk i ka zbritur në librin e tij, e as në gjuhën e të dërguarit të Tij, salAllahu alejhi ue selem. Kjo vepër e tyre ishte kundërshtim i gjykimit të Allahut, largim nga feja e Tij dhe dhënie përparësi dispozitave të kufrit mbi gjykimin e Allahut. Kjo është kufër që nuk dyshon askush prej pasuesve të kiblës, me gjithë ndryshim mendimin në tekfirin e thënësit së tij dhe thirrësit në të".[153]

## 13. Rashid Rida (Allahu e mëshiroftë):

Në përgjigjën e pyetjes të bërë nga indianët për gjykimin me ligjet e fabrikuara të anglezëve, se a lejohet që muslimani të gjykon me to; pasiqë i përmendi mendimet e dijetarëve rreth ajetit **"E kush**

[152]Umdetu tefsir 4/173-174

[153]Tefsiri i Taberiut {hashije}10/348

**nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira"**, tha: "Pasi përmendi fjalën e tij se këto ajete janë të përgjithshme, u tregoi se përkrahësit e këtij mendimi e komentuan ajetin me dy komente, ku njëri thotë se është kufër i vogël. Pastaj tha: Disa shkuan në atë se kufri i kushtëzuar me njohjen e rregullave të përgjithshme dhe se në të hynë ai që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, duke e mohuar ose largohet duke besuar se ai bëri padrejtësi, dhe duke e ditur se ai është gjykimi i Allahut, dhe të ngjajshme, ku nuk bashkohet imani dhe nënshtrimi....". Pasha Allahun, përgjigja për udhëheqësit të cilët i vendosën këto ligje të fabrikuara është më e fortë dhe serioze. Është jo logjike që një besimtar i nënshtruar ndaj fesë së Allahut të beson se libri i Allahut ia detyron atij një gjykim, e pastaj ai ta ndryshon me zgjedhjen e tij dhe ta zëvendëson atë me një gjykim tjetër. Është detyrë e muslimanëve në këto situata (si shembulli i këtyre udhëheqësve) që të ecin në rrëzimin e tyre dhe prishjës së asaj që ata e kanë vendosur në kundërshtim me gjykimin e Allahut. Dijetarët këto sprova i përjetuan në Egjipt dhe në vende të tjera. Këto ligje e refuzojnë sheriatin e Allahut dhe ua detyrojnë umetit ligjet e fabrikuara, të cilat janë në kundërshtim me sheriatin dhe gjykimin e Allahut.

## 13. Abdurrezak Afifi (Allahu e mëshiroftë)

Në shkresën e tij "Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu"; pas një hyrje e përmbylli atë duke i përmendur situatat e atyre që gjykojnë me atë që nuk e ka zbritur Allahu, ku e përmendi situatën e parë, pastaj të dytën dhe tha: " Së treti: Ai i cili cilësohet me Islam dhe i njeh ligjet e tij por pastaj fabrikon ligje për popull dhe ua bën atyre institucion për udhëheqje dhe gjykim, duke e ditur se kjo i kundërshton ligjet e Islamit- ky njeri është kafir. I njejtë është edhe gjykimi për ata që bëjnë formimin e një komiteti apo komiteteve dhe urdhërohet populli që t´ia drejtojnë gjykimet

e tyre këtyre institucioneve, derisa e dinë se ato e kundërshtojnë sheriatin islam. I njejtë është edhe ai që gjykon me to dhe e implementon atë dhe ai që iu nënshtrohet atyre në këto gjykime nga vullneti i tij i lirë, sepse ai e di se kjo e kundërshton Islamin. Andaj, të gjithë këta janë partnerë (shokë) në largimin e tyre nga gjykimi i Allahut. "Disa prej tyre vendosin legjislacion që është në kundërshtim me sheriatin islam. Disa i urdhërojnë që ta zbatojnë këtë legjislacion ose e nxisin umetin që të vepron me to- që ta vendosin atë gjykim ndërmjet njerëzve. Disa duke iu bindur me dashuri dhe kënaqësi në atë që ata ua vendosën prej ligjeve për të cilat nuk ka lejuar Allahu dhe nuk ka zbritur për to kurrfarë argumenti. Të gjithë e pasuan epshin e tyre, duke mos e ndjekur udhëzimin e Allahut, por i besuan Iblisit dhe e pasuan atë. Kështu që u bën shokë në devijim, mohim, kufër dhe teprim. Këtyre nuk u bën dobi dituria e tyre me sheriatin e Allahut, ashtu siç Iblisit nuk i bëri dobi njohja e së vërtetës dhe besimit të saj, ngase nuk iu dorëzuan dhe nënshtruan urdhërit të Allahut. Me këtë ata epshin e tyre e moren për zot..”[154]. Pastaj shejh Afifi (Allahu e mëshiroftë) i tregoi ajetet të cilat argumentojnë obligueshmerinë e ndjekjes së sheriatit të Allahut dhe gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu, ku tregoi gjendjen e ligjvënësve (parlamentarëve), të cilët i vendosën këto ligje të fabrikuara, duke e kundërshtuar Kuranin dhe sunetin. Fjala e shejh Afifit (Allahu e mëshiroftë) është shumë e qartë; se kufri nuk përkufizohet vetëm në atë që të lejohet, kur tha: “Këtyre nuk u bën dobi dituria e tyre me sheriatin e Allahut,ashtu siç Iblisit nuk i bëri dobi njohja e së vërtetës dhe besimit të saj, ngase nuk iu dorëzuan dhe nënshtruan urdhërit të Allahut. Me këtë ata epshin e tyre e morën për zot..”

[154]Shubuhat havle Es-Suneh ve risaletu

**14. Muhammed Salih El-Uthejmini (Allahu e mëshiroftë):**

Në përgjigjën e pyetjes se gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu; pas një hyrje të gjatë dhe të dobishme, duke e përmendur llojin e parë (që është kufër), tha: "Themi: Kush nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, duke e nënvlerësuar, urryer, ose duke besuar se ligjet e tjera janë më të përshtatshme sesa gjykimi i Allahut- ai është kafir, me një kufër që e nxjerrë nga feja. Prej tyre hynë edhe ata që u vendosin njerëzve legjislacione në kundërshtim me sheriatin islam, sepse ata nuk i vendosën këto legjislacione të kundërta me sheriatin islam, përveçse besojnë se janë më të përshtatshme dhe me të dobishme për njerëzit. Është nga natyrshmëria se njeriu nuk largohet nga një sistem për në një sistem tjetër, përveçse ai e beson se ai sistem është më i mirë sesa nga i cili ka ikur. Pastaj shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) i ceku kur është padrejtësi, kur është mëkat që nuk të nxjerrë nga feja. Këtë e ceku në pjesën e dytë të gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu.[155]

**Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu është dy lloje:**

**E para:** "Që ta zëvendëson këtë gjykim me gjykimin e Allahut, duke e njohur gjykimin e Allahut, mirëpo e konsideron se gjykimi i kundërt me gjykimin e Allahut është me parësor, më i dobishëm për njerëzit, ose është i njejtë me gjykimin e Allahut. Ose beson se largimi nga gjykimi i Allahut është i lejuar. Kështu që e vendos një ligj dhe ua obligon njerëzve që të gjykohen me të. Kjo është kufër që të nxjerrë nga feja, sepse vepruesi i tij nuk është i kënaqur me Allahun si Zot, me Muhamemdin si të dërguar dhe as me Islamin si fe. Mbi këtë njeri zbatohet ajeti:**"A thua mos po kërkojnë**

[155]El-Mexhmua Eth-Themin min fetava fediletu, Shejh Muhammed Salih ibn Uthejmin, 1/36 xhem ve tertib Fehd ibn Nasir Es-Sulejman

**gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?** (Maide:50)
**"…E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira".** (Maide:44)
**"Këtë ngase atyre që e urrejtën atë që e shpalli All-llahu (jehudive), u thanë: "Ne do t'ju dëgjojmë juve për disa çështje!" Po All-llahu i di fshehtësitë e tyre. E si do të jetë atëherë puna e tyre kur engjujt t'ua marrin shpirtin duke i rrahur fytyrave dhe shpinave të tyre? E atë (dënim) për shkak se ata ndoqën rrugën të cilën All-llahu e urren, kurse e urrejtën atë që Ai e pëlqen, prandaj Ai ua asgjësoi veprat e tyre".** (Muhammed:26-28)

Këtij nuk i bën dobi namazi, zekati, agjërimi, haxhi, ngase ai që është kafir në një pjesë, ai është kafir në të gjitha, siç thotë Allahu i Madhëruar: **"A e besoni një pjesë të librit, e tjetrën e mohoni. Ç'mund të jetë ndëshkimi ndaj atij që punon ashtu prej jush, pos poshtërim në jetën e kësaj bote, e në Ditën e Gjykimit ata hidhen në dënimin më të ashpër. All-llahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që veproni ju".** (Bekare:85)
**"S'ka dyshim se ata që nuk besojnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dëshirojnë të bëjnë dallim mes All-llahut dhe të dërguarve të Tij e thonë: "Ne i besojmë disa e nuk i besojmë disa të tjerë" e mes këtij duam të marrin një rrugë. Të tillët lanë jobesimtarët e vërtetë; e Ne kemi përgatitur dënim të fortë e nënçmues për jobesimtarët".** (Nisa:150-151)

**E dyta:** Që ta zëvendëson gjykimin e Allahut të Madhëruar me një gjykim që është në kundërshtim me të në një çështje të caktuar, duke mos e bërë atë si kanun (ligj) që t'i obligon njerëzit që të gjykohen tek ai. Ky është tri lloje:

E para: Që ta bën këtë duke e njohur gjykimin e Allahut, duke besuar se atë që e ka kundërshtuar është më parësore sesa gjykimi i Allahut dhe është më i dobishëm për njerëzit. Ose se lejohet shmangia nga gjykimi i Allahut, ose është i ngjajshëm me të. Ky është kafir dhe ky lloj kufri e nxjerrë nga feja, siç e shpjeguam tek lloji i parë.

E dyta: Që ta bën këtë duke e njohur gjykimin e Allahut, duke besuar se gjykimi i Allahut është me parësor dhe më i mirë. Mirëpo e kundërshton atë me qëllim që t'i bëj dëm atij që gjykohet, ose t'i bëj dobi paditësit. Ky është mizor dhe nuk është kafir. Për këtë njeri vlenë fjala e Allahut të Madhëruar: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mëkatarë"**(Maide:44)

E treta: Që ta bën këtë duke e njohur gjykimin e Allahut, mirëpo e kundërshton për shkak të epshit të tij, ose për shkak të ndonjë përfitimi personal. Ky është mëkatar dhe nuk është kafir. Edhe për këtë njeri vlenë fjala e Allahut të Madhëruar **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mëkatarë".** (Maide :47)

Kjo mesele (gjykimi me ligj tjetër pos ligjit të Allahut) është prej meseleve të mëdha, me të cilën janë sprovuar pushtetarët e kësaj kohe. Prandaj njeriu nuk duhet të nxiton në gjykimin ndaj tyre me atë që ata nuk e meritojnë, derisa t'u tregohet e vërteta. E lusim Allahun e Madhëruar që t`ua përmirëson muslimanëve udhëheqësit e tyre!

**Këto janë shkurtimisht fjalët e dijetarëve për këtë mesele:**

Nga kjo sqarohet se ky lloj prej llojeve të gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu është kufër i madh dhe në këtë hynë edhe situatat vijuese:

**E para:** Ai që ia lejon vetës të drejtën e legjislacionit, të lejimit dhe ndalimit përveç Allahut, pa marrë parasysh a është ky individ apo grup, apo këshill parlamentar etj. Këta vendosën ligje të përgjithshme që janë në kundërshtim me atë që e ka zbritur Allahu, dhe ua obligojnë njerzëve, duke ua refuzuar atyre gjykimin me sheriatin e Allahut.

**E dyta:** Ai që e vendos një sistem apo ligj që është në kundërshtim me sheriatin e Allahut, siç veprojnë në këtë kohë ata që vendosin ligje të fabrikuara në shumicën e vendeve islame. Këto sisteme dhe ligje obligojnë, ndalojnë dhe lejojnë përveç Allahut dhe janë në kundërshtim me atë që ka ardhur në Kuran dhe sunet. Duke pasur parasysh rregullat e tekfirit dhe kushtet e tij, kjo është e përgjithshme në këtë mesele dhe meselet e tjera.

**Pjesa e tretë: Bindja ndaj atyre që e zëvendësojnë sheriatin e Allahut, duke e ditur se e kanë kundërshtuar sheriatin dhe gjykimin e Tij**

Në këtë çështje kanë devijuar shumë njerëz. Për këtë shkak vërehet se titulli ka ardhur i gjatë në mënyrë që të përcaktohet situata të cilën e synojmë në këtë lloj të gjykimit. Ky është një nga llojet e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe kufër i madh i cili të nxjerrë nga feja. Kjo mesele u bë e qartë kur kemi folur tek fjala e Allahut të Madhëruar: **"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut,..."** (Teube:31). Pastaj edhe hadithi i Adij ibn Hatimit dhe mendimin Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) rreth ajetit dhe këtij hadithi. Për shkak të rëndësisë se madhe që ka kjo mesele, këtu do t'i kthehemi asaj që ka thënë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë). Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Këta që i kanë marrë prifterinjët dhe murgjët e tyre për zota, duke iu bindur në lejimin e asaj që e ka ndaluar Allahu dhe ndalimin e asaj që e ka lejuar Allahu, ishin dy forma:

**E para:** Që ta kuptojnë se i kanë zëvendësuar ligjet e Allahut dhe i pasojnë në atë zëvendësim, duke e besuar lejimin e asaj që Allahu e ka ndaluar dhe ndalimin e asaj që Allahu e ka lejuar. Prandaj, duke i pasuar prijësat e tyre dhe duke e ditur se e kanë ndryshuar fenë e pejgambëreve- ata bënë kufër. Allahu dhe i dërguari i tij kësaj i kanë thënë shirk.

**E dyta:** Që të jetë besimi dhe bindja e tyre në konsiderimin e hallallit-hallall dhe haramit-haram ( e vërtetuar), mirëpo iu binden në mëkat ndaj Allahut. Ashtu siç i vepron muslimani mëkatët e mëdha për të cilat beson se janë mëkate; këta e marrin të njëjtin gjykim. Pra, janë mëkatarë të mëdhenj.

**Duke u nisur nga kjo, pasuesit e pushtetarëve që gjykojnë me atë qe nuk e ka zbritur Allahu nuk bëjnë kufër përveç se me kushte. Me kryesoret janë:**

1. Që ta dinë se udhëheqësit të cilët gjykojnë me atë që nuk e ka zbritur Allahu janë zëvendësues dhe ndryshues të sheriatit të Allahut. Kështu që këta i pasojnë në këtë zëvendësim dhe ndryshim.

2. Shfaqja e asaj që tregon pranimin dhe pajtimin me ta, me çrast i bashkëshoqërojnë në pasim ligjëvenësit (parlamentarët), krahas Allahut- në besimin e ndalimit të hallallit dhe lejimin e haramit. Këtu nuk thuhet se gjykimi i tyre është i ngjajshëm me atë që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, duke e vendosur si ligj të përgjithshëm, sepse i gjykuari ka mundësi që iu është bindur për shkak të epshit. Kështu që ai hynë në grupin e mëkatarëve, ose nga injoranca, duke menduar se ajo që e kanë vendosur ata është prej gjykimit të Allahut, ose është i imponuar. Meqenëse këto gjëra janë të mundshme, themi që patjetër duhet të kemi argument të prerë sepse esenca të muslimanët në përgjithësi është Islami. Andaj nuk dalin nga Islami përveçse me kryerjen e një negacioni (anuluesi) të qartë, për të cilin janë plotësuar kushtet dhe larguar pengesat. Për me tepër sqarim në këtë mesele, gjithmonë duke u frikësuar që dikush të mos të bie në gabim, po e sjellim fetvanë (përgjigjën)e shejh Uthejminit (Allahu e mëshiroftë) për këtë mesele( çështje): Është pyetur: Cili është gjykimi për pasuesit e dijetarëve dhe udhëheqësve në lejimin e asaj që e ka ndaluar Allahu dhe anasjelltas?

U përgjigj: "Pasimi i dijetarëve ose i udhëheqësve në lejimin e asaj që e ka ndaluar Allahu dhe anasjelltas është tri lloje:

**Lloji i parë:** Që t'i pasojnë në atë duke qenë të kënaqur (pajtuar) me fjalët e tyre, duke i dhënë përparësi atyre dhe duke e urrejtur gjykimin e Allahut. Ky njeri është kafir, sepse e ka urrejtur atë që e ka zbritur Allahu, ndërsa urrejtja e asaj që e ka zbritur Allahu është kufër. Argument për këtë është fjala e Allahut: **"Këtë për shkak se ata e urrejtën atë që e zbriti All-llahu, prandaj atyre ua zhduk veprat".** (Muhammed:9). Veprat nuk asgjesohen përveçse me kufër, dhe kushdo që e urren atë që e ka zbritur Allahu- ai është kafir.

**Lloji i dytë:** Që t'i ndjekin (pasojnë) në atë duke qenë të kënaqur me gjykimin e Allahut dhe duke e ditur se gjykimi i Allahut është me i miri, më i përshtatshmi për njerëzit dhe shtetet. Mirëpo, për shkak të epshit i pason ata. Ky nuk bën kufër, por është fasik (mëkatar i madh). Nëse thuhet, pse nuk bën kufër? Përgjigjja: Sepse ky njeri nuk e ka refuzuar gjykimin e Allahut, bile është i pajtuar dhe i kënaqur me të, mirëpo për shkak të epshit e ka kundërshtuar. Ky është i njejtë sikurse mëkatarët e tjerë.

**Lloji i tretë**: Që t'i ndjek (pason) ata duke qenë injorant dhe duke menduar se ai është gjykimi i Allahut . Ky lloj ndahet në dy pjesë:

**Pjesa e parë:** Që t'i mundësohet ta mëson të vërtetën (hakun), mirëpo është neglizhent ose përtac. Ky është mëkatar, sepse Allahu ka urdhëruar që të pyeten dijetarët, kur nuk ke dituri.

**Pjesa e dytë:** Që të jetë xhahil (injorant) dhe nuk ka mundësi që ta mëson hakun (të vërtetën). Kështu që i ndjek ata me qëllim imitimi dhe mendon se kjo është e vërteta. Në këtë situatë ky njeri nuk bën mëkat, sepse e ka bërë atë që kishte mundësi. Prandaj është i arsyetuar…"[156]. Këto janë shkurtimisht tri llojet e gjykimit që hynë

---

[156]Mexhmua el themin: 2/129-130

në kufrin e madh, për atë që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu:

**Lloji i parë:** Ai lloj që ka të bëjë me akide: Si p.sh. mohimi, lejimi i të ndaluarës, ndalimi i të lejuarës, ose bindja në lejimin e të ndalurës e të ngjajshme. (Në këtë hyn disa lloje).

**Lloji i dytë:** Legjislacioni i cili është në kundërshtim me sheriatin e Allahut (Gjykimi me ligjet e fabrikuara). (Në këtë hynë disa lloje)

**Lloji i tretë:** Bindja ndaj atyre që e zëvendësojnë/ndryshojnë ligjet e Allahut, duke e ditur se e kanë kundërshtuar sheriatin e Allahut. (Në këtë hynë vetëm një lloj)

**Tema e katërt: Kur është kufër i vogël (kufër nën kufër) ?**

Është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) se ka thënë për ajetin e surës Maide: "Është kufër i vogël dhe nuk është kufër sikurse mohimi i Allahut dhe ditës së fundit. Nuk është sikurse kufri për të cilin ata kujtojnë". Transmetimet e këtyre fjalëve i kemi sqaruar më herët. Do të vie në temën tjetër diskutimi për atë që disa u argumentuan me fjalën e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma), duke thënë se është fjalë e përgjithsshme për secilin i cili gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, përderisa nuk e lejon atë". E kemi treguar më herët se në këtë situatë duhet sqarim. Ka prej gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu- që është kufër i madh dhe ka që është kufër i vogël. Këtë e kemi shpjeguar në temën e tretë. Poashtu i kemi treguar edhe situatat se kur është kufër i madh. Këtu do të shpjegojmë ajo që lidhet me kufrin e vogël për atë që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu i Madhëruar. Prej asaj që e treguam nga fjalët Ibn Tejmijes, Shinkitit, Ibn Uthejminit dhe të tjerëve (Allahu i mëshiroftë) bëhët e qartë (për të cilën nuk ka kurrfarë mospajtimi) se ka situata ku gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu është kufër i vogël. Për ta sqaruar këtë çështje mjaftohemi duke e cekur tekstin e njërit nga dijetarët, pastaj e pasojmë atë me sqarimin e kushteve dhe duke i treguar rregullat e kësaj situate.

Thotë Shejh Muhammed Ibn Ibrahim (Allahu e mëshiroftë):"Sa i përket llojit të dytë prej llojeve të kufrit, ndaj atij që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, e i cili nuk të nxjerrë nga feja, është treguar komenti i Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) për fjalën e Allahut: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira…"**, se ajo përfshin atë lloj të gjykimit që u përmend në fjalët e tij, radiAllahu anhuma, për ajetin "Kufer dune kufer-kufër i vogël". Gjithashtu dhe fjalën e tij: "Nuk është kufri për të cilin ata kujtojnë. Pra, ky kufër me fjalët e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma)

është për qëllim kur lakmia e tij anon që të gjykon për një çështje me atë që nuk e ka zbritur Allahu, duke u bindur se gjykimi i Allahut dhe i të dërguarit është hak (i vërtetë) dhe duke e pranuar në vetën e tij se është duke gabuar dhe se është larguar nga udhëzimi ". Edhe pse këtë njeri ky kufër nuk e nxjerrë nga feja, prapë se prapë ky mëkat është prej mëkatëve të mëdha, si prostuticioni, pirja e alkoolit, vjedhja, betimi i rrejshëm etj.[157]. Duke u bazuar në fjalët e dijetarëve dhe shikimit të argumenteve, bëhet e qartë se për të qenë kufër i vogël gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu, duhet plotësuar kushtet e mëposhtme:

1. Të jetë qeveri me ligje islame dhe baza e gjykimit të ndërtohet mbi librin e Allahut dhe sunetin e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem. Pastaj sunduesi ose gjykatësi ta njeh dhe ta pranoj, pa mohuar dhe pa e përgënjështruar.

2. Që kjo të bëhet në gjendjen konkrete dhe jo në gjëra të përgjithshme që u janë të imponuara dhe të detyrueshme për të gjithë njerëzit, në mënyrë që të bëhet një ligj i përgjithshëm.

Thotë shpjeguesi i librit "Tahavije" Ibn Iz El-Hanefiu (Allahu e mëshiroftë): "Ai (gjykatësi) nëse beson se gjykimi me atë që e ka zbritur Allahu nuk është obligim, ose beson se ai ka liri zgjedhjeje në atë gjykim dhe anashkalon atë duke qenë i bindur se ky është gjykimi i Allahut- bën kufër të madh. Mirëpo nëse beson në obligueshmerinë e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu, mirëpo largohet prej tij duke e ditur se e meriton dënimin- ky është mëkatar dhe emërtohet kafir me kufër alegorik, ose kufër i vogël…"[158]

[157]Tahkimul kavanin

[158]Sherh Et-Tahavije fq. 363-364

3. Që ta pranon se gjykimi i Allahut është i vërtetë dhe nuk i lejohet të gjykoj me ligj tjetër përveq ligjeve të Allahut. Kështu që me lënien e gjykimit të Allahut në atë gjendje konkrete të pranoj se është i pandërgjegjshëm dhe se ka bërë mëkat. E sikur të besonte që ai gjykim i tij është i lejuar (për shkak të mos gjykimit të sheriatit në atë gjendje), atëherë nuk është mëkatar, sepse kufri i tij nuk do të ishte më kufër  i vogël.

**Tema e pestë: Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) dhe fjala e tij "kufër i vogël" (Kufer dune kufer)**

U argumentuan ata që menduan se gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu- nuk bën kufër në përgjithësi, përveçse nëse e lejon me zemër, siç është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) në ajetin e Maides kur tha: "Është kufër i vogël dhe nuk është sikurse kufri i atij që e ka mohuar Allahun, engjujt dhe ditën e fundit". Ata thanë: "Kjo argumenton se t'i thuash dikujt tjetër kafir përveç lejuesit (mustehilit) është mendim i havarixhëve. Është transmetuar nga Ebi Mexhlez (Allahu e mëshiroftë): "Lahik ibn Humejd dialogoi me një grup prej ibadive (sekt i havarixhëve) rreth sunduesve të kohës së tyre dhe zbritjës së ajetit: "**E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira...".** Ibaditë pretenduan për udhëheqësit e kohës së tyre se kanë rënë në kufër të madh, prandaj Ebi Mexhlez (Allahu e mëshiroftë) nuk u pajtua me ta dhe tregoi se ata janë vetëm mëkatarë dhe jo kafira (sepse ata nuk e kishin ndryshuar/zëvendësuar sheriatin e Allahut, ngase një gjë fillimisht ka ngjarë në kohën e tatarëve). Prandaj meditoje këtë!

Do t'i tregojmë dy transmetimet e Taberiut (Allahu e mëshiroftë) për tregimin e Ebi Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) me ibaditë, e pastaj do ta shqyrtojmë temën në detaje:

Debati i Ebi Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) me ibaditë dhe shqyrtimi i saj në detaje:

Transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) nga Imran Ibn Hudejr që ka thënë: "I erdhën Eba Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) disa njerëz prej bijëve të Amër Ibn Sedus dhe i thanë: "O Eba Mexhlez, a e ke lexuar fjalën e Allahut **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira..."** A është hak (e vërtetë)? Tha: "Po".Thanë: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu,**

**ata janë të padrejtë…"**(Maide:47) A është e vërtetë? Tha: Po.Thanë: "**E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mëkatarë…"** A është e vërtetë ? Tha: Po.Thanë: O Eba Mexhlez a gjykojnë këta me atë që e ka zbritur Allahu? Tha: Ajo është feja e tyre me të cilën e adhurojnë Allahun, me të flasin dhe në të thirrin; **nëse ata lënë diçka prej saj e kuptojnë se me këtë kanë bërë mëkat**. I thanë:Jo, pasha Allahun, mirëpo ti po bën përçarje. Iu Tha: "Ju jeni nismetarët dhe përhapësit e kësaj përçarje. Unë nuk jam i atij mendimi, mirëpo ju mendoni kështu dhe nuk turpëroheni. Këto ajete kanu zbritur për çifutët, krishterët, mushrikët dhe të ngjashmit si ta". Kurse në një transmetim tjetër nga Imran Ibn Hudejr thuhet: "U ulën tek Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) një grup prej ibadive: E pyetën: Allahu thotë: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të kafira", "ata janë të padrejtë", "ata janë mëkatarë…"** Tha Ebu Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë): Ata veprojnë atë që e veprojnë (d.m.th sunduesit) dhe e dinë se kjo është mëkat. (Tha) Mirëpo ato (ajete) u zbritën për çifutët dhe të krishterët. Ata thanë: Pasha Allahun ti e kupton atë që ne e kuptojmë, mirëpo frikësosheh prej tyre (sunduesve). Iu tha: Ju frikësoheni nga ta me shumë sesa ne. Thanë (ibaditë) : "Ne nuk e dimë atë që ju e dini, mirëpo frika prej tyre ju pengon që të ecni në atë mendim".[159]

Shkurtimisht ajo që e ka përmendur shejh Mahmud Shakir (Allahu e mëshiroftë) në kundërpërgjigjën ndaj atyre që u argumentuan me këto dy transmetime është siç vijon:

1. Ibn Humejd (Allahu e mëshiroftë) është tabiin i besueshëm; e donte Aliun (radiAllahu anhu), rrjedhë nga fisi Shejbanij-Sedusij. Populli i tij (benu shejbanët) ishin prej grupit të Aliut (radiAllahu anhuma) në luftën e devës dhe Sifinit. Kur u shfaqën havarixhët,

[159]Tefsiri i Taberiut 10/347-348 nr id y transmetimeve 12025-12026

një grup prej tyre ishte nga beni shejbanët dhe grupi tjetër prej beni sedusëve. Prej tyre kishte që ishin prej pasuesve të Abdullah ibn Ibadit (themeluesit të grupit të ibadive prej havarixhëve). Këta mendonin se Aliu (radiAllahu anhu) ishte kafir dhe mendonin se Aliu (radiAllahu anhu) nuk ka gjykoi me atë që e ka zbritur Allahu, atëherë kur i zgjodhi dy burra për gjykim. Gjithashtu ibaditë (havarixhët) mendojnë se ai që e kryen një mëkat të madh është kafir. Pra, bën kufër të mirësisë, mirëpo në botën tjetër do të jetë përgjithmonë në zjarr. Shkurtimisht: Ibaditë dëshiruan ta detyrojnë Eba Mexhlezin (Allahu e mëshiroftë) që t'i shpallë kafira udhëheqësit, të cilët ishin nën udhëheqjen e sulltanit, e që ndoshta i kishin vepruar disa mëkate. Për këtë shkak në dialogun e parë ai ju tha: "Nëse ata lënë diçka prej saj e kuptojnë se me këtë kanë bërë mëkat". Në dialogun e dytë ju tha: "Atë që ata e veprojnë, e dinë se kanë bërë mëkat".Ai, Allahu e mëshiroftë, thotë: Pra, pyetja e tyre nuk ishte për atë me të cilat argumentohen ithtarët e bidatit në kohën tone; prej gjykimit në çështjet e pasurisë, nderit dhe gjakut me anë të kanunit, i cili është në kundërshtim me Islamin, e as me nxjerrjen këtij kanuni, i cili i obligon muslimanët për t`u gjykuar me ligje të tjera jashtë ligjit të Allahut dhe sunetit të pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. Ky veprim (i bashkëkohorëve) është shmangie dhe largim nga ligji i Allahut dhe mos dashje e fesë së Tij. Kjo është dhënie përparësi ligjit të jobesimtarëve para ligjit të Allahut. Kjo është kufër për të cilën nuk dyshon asnjëri nga ithtarët e Kiblës…"[160]

2. Nuk ka ndodhur që gjatë historisë së Islamit, ku në këtë hynë edhe koha e Eba Mexhlezit ( koha e beni umejëve), që sunduesi ta vendos një ligj dhe ta bën nen që të pasohet dhe të gjykohet me të. Mirëpo ajo që ndodhi nga këta prijësa ishin mëkatët, zullumi,

[160]Tefsiri i Taberiut: 10/347. Hashijetu el muhakkaka

padrejtësia, e të cilat nuk ishin kufër i madh. Edhe nëse ka ndodhur diçka prej gjykimit me ligj tjetër pos ligjit të Allahut, ato kanë qenë situata të caktuara. Nëse këto vepra bëhen nga xhahili, atëherë e merr gjykimin e xhahilit në fe, me arsye të sheriatike. Rast tjetër është kur gjykon me epsh dhe mëkat. Ky është mëkat që kërkon pendim; nëse e pranon gjykimin e Allahut se ai është i vërtetë. Rast tjetër është gjykimi me teuvil (keqinterpretim), duke i kundërshtuar dijetarët. Atëherë gjykimi mbi këtë është gjykimi me teuil (keqinterpretim). Ky është thelbi i dialogut ndërmjet Eba Mixhlezit dhe ibadive: Veprime, zullum, padrejtësi në çështje të caktuara. Kurse të themi se ka ndodhur në kohën e Ebu Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë), para ose pas tij, që një gjykatës të gjykon në një çështje duke e mohuar gjykimin e Allahut ose duke i dhënë përparësi gjykimit të kufarëve para gjykimit të muslimanëve- kjo nuk ka ndodhur asnjëherë (gjërë në kohën e tatarëve). Prandaj, nuk kuptohet në këtë kontekst fjala e Eba Mixhlezit (Allahu e mëshiroftë) me ibaditë.[161]

Dëshiroj të shtoj atë që e ka cekur shejh Mahmud Shakir (Allahu e mëshiroftë) rreth debatit të Ebu Mexhlezit me ibaditë:

3. Ai që e shfleton biografinë e Eba Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) do t'i bëhën të qarta këto gjëra:

a) Kujdesii tij për havarixhët, ngase ky është transmetuesi i ndodhisë së tyre me Aliun (radiAllahu anhu) dhe transmetuesi i ndodhisë të tij. Ai i ndaloi shokët e tij që t'i sulmojnë havarixhët, përderisa të mos shpikin ndonjë risi. Pastaj ata (havarixhët) kaluan para Abdullah ibn Habab dhe e mbytën bashkë me robereshën e tij. Kjo ndodhi është e vërtetuar dhe e njohur.[162]

---

[161]Tefsiri i Taberiut : 10/347. Hashijetu el muhakkaka

[162]Undhur el Musanef li ibn ebi Shejbe 15/308,323 fq. 19739 dhe fq2.19769

b) Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) herë pas here mori edhe rolin e prijësit. E kanë cekur dijetarët që kanë folur për biografinë e tij se ai ka shkuar në Horosan se bashku me Kutejbe ibn Muslim El-Bahilij. Bile e ka potencuar Ibn Asakiri se banorët e Mervit kanë shkuar tek Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) dhe ia kanë besuar udhëheqjen derisa ka ardhur Veki ibn Ebi Esved. Poashtu Asakiri ka transmetuar se ai ka hipur së bashku me Kutejbe ibn Muslim në shkalcin e tij dhe e madhëronin Allahun nga 12 mijë herë.[163]

Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) ishte i besushëm; u fliste shokëve për fikh dhe sunet, edhe pse kishte lidhje me disa prijësa.[164] Transmetohet se Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Nuk jam ulur tek dera e prijësit asnjëherë, nuk kam shkuar tek ai derisa ai të dërgonte të dërguarin e tij tek unë".[165] Kështu që është e natyrshme që të shkon të ibaditë dhe të dialogon me ta, meqë ata konsideronin se ushtria e sundimtarit (duke përfshirë edhe prijësat) janë ushtri e shirkut. Kurse ai do t`ju përgjigjet atyre me të vërtetën , sipas Ehlli Sunetit dhe xhematit. Kjo është ajo që ka thënë Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë), siç e transmeton Taberiu (Allahu e mëshiroftë) në tefsir".

c) Ebu Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) kishte lidhje me Omer ibn Abdul Azizin (radiAllahu anhu). Transmetohet nga Omer ibn Abdul Azizi (radiAlahu anhu) që ka thënë: "Dëshiroj të di për Horosanin, ma gjeni një burrë të sinqertë. I thanë: "Kërkoje Ebu Mexhlezin. Ai e kërkoi dhe e pyeti për Horosanin.[166]

---

[163]Undhur el Musanef li ibn ebi Shejbe 15/308,323 fq.19739 dhe fq. 19769
[164]Vërejtje: Lidhja e tij me prijësit nuk ishte përveçse nga pavarsimi prej tyre dhe ndjenja e krenarisë.
[165]Tarih dimeshk 18/9
[166]Undhur Tarih Taberi 6/559/561

Omer ibn Abdul Azizi (radiAlahu anhu) kishte debate me havarixhët e kohës së tij; debatoi me ta dhe ua ngriti argumentin. Në përgjithësi ata (havarixhët) ishin të pajtimit me të. Pra, nëse Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) është i besushëm për Omer ibn Abdul Azizin (radiAlahu anhu) është e rrugës që të ketë debate me havarixhët.

4. I përmendëm më herët fjalët e shejh Mahmud Shakirit (Allahu e mëshiroftë), mirëpo dëshiroj t'i përmendi edhe disa gjëra:

Ibaditë e akuzojnë Othmanin dhe Aliun (radiAllau anhuma) (këta dy halife të drejtë) për mosgjykim me ligj të Allahut. Nga kjo i shpallën edhe kafira. Do t'i bartim disa nga bindjet e ibadive, nga shkresa të cilën Abdullah ibn Ibadi ia dërgoi halifës se Emevive, Abdul Melik ibn Mervanit, dhe nga disa prej librave të ibadive, ku ata mburren me to dhe qëdrimin e Ibn Ibadit, respektivisht heroizmin e tij në to:

Thotë Ibn Ibadi, pasi e përmend armiqësinë ndaj Othmanit (radiAlahu anhu) dhe akuzimit të tij për dinakëri: "Nga veprimtaria e Othmanit (radiAlahu anhu) kuptohet se ai nuk gjykonte me atë që e ka zbritur Allahu, duke e kundërshtuar të dërguarin e tij dhe rrugën dy shokëve të tij, Ebu Bekrit dhe Omerit (radiAlahu anhuma). Thotë Allahu i Madhëruar: "**Kush i kundërvihet të dërguarit, pasi që i është bërë e qartë e vërteta dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që e ka zgjedhur (në Dunja) e e fusim në xhehnem. Përfundim i keq është ai".** (Nisa1:15)

**"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të kafira" , " ata janë të padrejtë" , "ata janë mekatarë"**

Pastaj thotë (Ibadi): "Këto dhe të ngjajshmet me të, prej tregimit të Othmanit (radiAlahu anhu), janë ato që i kanë përçarë muslimanët. Edhe ne e kundërshtojmë atë. Ata e akuzuan Othmanin (radiAlahu

anhu), edhe ne e akuzojmë atë..." (pasi foli për Othmanin filloi për Aliun), dhe duke e akuzuar tha: "Unë e besoj se shenjë e kufrit të këtij umeti është lënia e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu dhe gjykimi me atë që nuk e ka zbritur. Me këtë mendim pretendonte se Aliu (radiAllahu anhu) nuk ka gjykuar me gjykimin e Allahut.

Pastaj, Ibn Ibadi për havarixhët e hershëm tha: "Ata janë shokët e Othmanit (radiAlahu anhu), të cilët e mohuan atë që e kishte shpikur prej bidatëve dhe e braktisën atë kur e la gjykimin e Allahut. Ata janë shokët e Talhas dhe Zubejrit, atë ditë kur nuk ia dhanë besën. Ata janë shokët e Muavijut, atëherë kur ai e teproi. Janë shokët e Aliut (radiAlahu anhu), atëherë kur ai e zëvendësoi gjykimin e Allahut. Ata u distancuan nga të gjithë këta. Ky është tregimi i havarixhëve; dëshmon Allahu dhe engjujt se unë jam prej atyre; se ai që i armiqëson ata, Othmanin dhe Aliun (radiAlahu anhuma), është prej miqëve tonë dhe ai që i miqëson është prej armiqëve tonë. Pastaj tha: Sa i përket hoxhollarëve (dijetarëve) të devijuar; janë ata që nuk gjykojnë me atë që e ka zbritur Allahu, ndajnë pasurinë me atë që nuk e ka ndarë Allahu dhe e pasojnë epshin e tyre, duke mos e pasuar rrugën e Allahut. Këtu mbarojnë fjalët e Ibn Ibadit.

Ky është Ibn Ibadi, i cili i akuzon sahabët e mëdhenj, e në veçanti udhëheqësit e drejtë (halifetu Rashid), Othman ibn Afani dhe Ali ibn Ebi Talibin (radiAlahu anhuma), kinse ata nuk kanë gjykuar me ligjin e Allahut. Dhe se sipas tij ata janë kafira edhe me ajet kuranor. A thua vallë cili është qëndrimi i ibadive për ata që kanë ardhur pas sahabëve, si Muaviu dhe halifët e tjerë prej "benu umejve" ? S`ka pikë dyshimi se për ibaditë këta janë në kufër më të madh sesa të parët. Pra, metedologjia e ibadive është e qartë në këtë çështje; zullumin dhe mëkatët i konsiderojnë kufër, bile edhe atë që nuk llogaritet zullum dhe mëkat, siç ishte vepra e Othmanit

dhe Aliut (radiAllahu anhuma). Të gjitha këto i konsiderojnë gjykim me atë që s'e ka zbritur Allahu, dhe ai që nuk gjykon me atë që s'e ka zbritur Allahu- ai është kafir. Pra, debati i Ebi Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) me ibaditë konsiston në këtë çështje. Ajo që e ka thënë Ebu Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) është hak, kurse ajo që ibaditë deshën ta detyrojnë ishte e kotë. Andaj si ka mundësi kjo ngjarje të bëhët argument për atë që ndodhë në shumicën e vendeve islame, ku refuzohet gjykimi i Allahut dhe gjykohen me ligjet e fabrikuara, duke i detyruar njerëzit me to?

**Ibn Abasi dhe Havarixhët:**

Nga ajo që u cek me sipër sqarohet kotësia e argumentimit me ngjarjen e Ebi Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) me ibaditë, të cilët i bënin tekfir zullumqarët, e në veçanti ushtarët e sulltanit, prej udhëheqësve dhe të tjerëve. Në vazhdim do të tregojmë rreth asaj që është saktësuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) rreth shpjegimit të ajetit dhe fjalës së tij kufër i vogël (kufer dune kufer), dhe se a ka në të argument për atë i cili pretendon se nuk bën kufër ai i cili e zëvendëson/ndryshon sheriatin e Allahut me ligjet e fabrikuara, ua obligon dhe detyron njerzëve dhe i vendos ato para sheriatit të Allahut? E vërteta është se fjala e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) nuk është argument për ta, siç do të bëhët e qartë në pikat vijuese:

1. Ajetin: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë kafira..."-** havarixhët e bënë bazë prej bazave të akidës së tyre, duke e shpallur kafir mëkatarin e madh dhe duke thënë se do të jetë përgjithmonë në zjarrin e xhehnemit. Për këtë arsye i gjenë dijetarët kur i kundërshtuan havarixhët në këtë mesele; përmendin se havarixhët në mesin e argumenteve të tyre e kanë përmendur këtë ajet, për ta triumfuar medh'hebin e tyre. Shembull për këtë: I përmendi Kadi Ebu Ja`la argumentet e havarixhëve dhe mu'tezilive dhe mendimin e tyre për mëkatarin e madh, dhe tha: "Ata janë argumentuar më shumë gjëra. Janë argumentuar me fjalët e Allahut të Madhëruar: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të kafira".** Havarixhët thanë se e jashtmja e këtij ajeti na obligon që t'i shpallim kafira sundimtarët mëkatarë. Pastaj Kadi Ebu Ja`la i kundërshtoi ata, duke thënë se ky ajet është i vaçantë vetëm për çifutët. Ne nuk do të ndalemi në shqyrtimin e përgjigjës se Kadi Ebu Ja`las që ua dha atyre, mirëpo qëllimi i havarixhëve ishte se ky ajet është argument për ne se vepruesi i mëkatit të madh

është kafir. Debati i tij me havarixhët ishe i njohur tek halifët dhe prijësve të emevijëve dhe abasive dhe për këtë tregohen ngjarje.

2. Metedologjia e havarixhëve në argumentimin e tyre me këto ajete është metodologji e devijuar. Ka qenë shumë e njohur tek sahabët ngjarja që lidhet me Ibn Abasin (radiAllahu anhuma). Kurse sa i përket të tjerëve: E ka nxjerrë Ibn Vehb nga Bekiri se ai e ka pyetur Nafiun: Cili është mendimi i Ibn Omerit për harurijët (havarixhët)? Tha: Mendon se ata janë njerëzit me të këqinj tek Allahu; ajetet që flasin për jobesimtarët ata i zbritën mbi besimtarët. Kurse sa i përket Seid ibn Xhubejrit (radiAlahu anhu) në këtë çështje ka thënë: "Nga ajo që e ndjekin harurijët është se i morën disa ajete që kanë zbritur për pabesimtarët dhe i zbatuan për besimtarët: "**E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të kafira...**" dhe së bashku me këtë e lexojnë ajetin: **"...i barazojnë (idhuj) me Zotin e tyre...**" (En`Am:1). Ata (havarixhët) kur e shohin imamin që nuk gjykon me drejtësi, thonë: Bëri kufër, e ai që bën kufër e ka barazuar dikë tjetër me Allahun; bëri shirk, dhe se këta prijësa janë mushrikë (idhujtarë); populli i tyre është jobesimtar. Pastaj u ngriten kundër tyre, sepse ata kështu i interpretojnë ajetet kuranore. Argumentimi i havarixhëve të devijuar si në shembullin e këtyre ajeteve ishte vend i rëndësisë dhe kujdesjes se shumë sahabëve, duke treguar për mendimin e tyre të keq, e në veçanti hadithet e vërteta të transmetuara për nënçmimin e tyre janë të shumta dhe autentike.

3. Sahabët ishin të njohur me idetë e havarixhëve, ngase ata kanë jetuar me ta. Shumica prej tyre (sahabëve) nuk i shpallën kafira, edhe pse kishin bërë çfarë kishin bërë. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Sahabët nuk i kanë shpallur kafira havarixhët, nga fakti se ata janë falur pas tyre. Abdullah ibn Omeri (radiAllahu anhu) dhe sahabi të tjerë janë falur pas Nexhde El-Haruriut. Poashtu ju kanë treguar hadithe dhe ju kanë dhënë fetva. Kanë biseduar me

ta ashtu siç bashkëbisedon muslimani me muslimanin, siç tregohet se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) iu është përgjigjur Nexhde El-Haruriut pasi ia kishte dërguar dikë për ta pyetur për disa çështje. Hadithi që flet për këtë është në Buhari, ose siç tregohet se Nafi ibn El-Erezak është përgjigjur për disa mesele të njohura. Poashtu Nafiu ka dialoguar për disa gjëra në Kuran, ashtu siç dialogojnë dy muslimanë…”[167]. Ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem për havarixhët: “Ata janë vrasësit me të këqinj nën retë e qiellit. Havarixhët e bën të lejuar gjakun e muslimanëve, mbytjen e tyre dhe fëmijëve, duke i shpallur si kafira”.[168]

Prej argumenteve më të qarta me të cilat argumentoheshin havarixhët ishte ajeti i surës Maide për tekfirin e mëkatarëve të mëdhenj. Kështu që përgjigjja e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) dhe fjala e tij në komentin e ajetit të surës Maide nuk duhet të kuptohet larg nga kjo ndodhi.

4. Këtë mesele e bën me të qartë edhe transmetimi se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) ka thënë: “Nuk është kufri në të cilin ata kujtojnë”. S`ka dyshim se ai me këtë i kishte për qëllim havarixhët. Argument për këtë janë debatet që kishte me ta, të cilat i kanë transmetuar dijetarët e hadithit me zingjirë të saktë. Kjo ka ndodhur pas zgjedhjes së dy gjykatësve prej njerëzve dhe daljës së havarixhëve nga ushtria e Aliut (radiAlahu anhuma), duke e shpallur atë kafir, kinse ai ua ka besuar gjykimin njerëzve, e dihet se gjykimi me atë që s’e ka zbritur Allahu është kufër. Është transmetuar se Aliu (radiAllahu anhu) hypi në minber në ditën e xhuma; falënderoi Allahun dhe e lavdëroi Atë, pastaj ligjëroi duke i përmendur havarixhët dhe duke ua treguar gabimet e tyre; ua sqaroi

[167]Minhaxh Es-suneh 5/247

[168]Transmeton Tirmidhiu dhe thotë se hadithi është i hasen (i mirë).

njerëzve çështjen në të cilën ata e kanë kundërshtuar. Tha: (Ebu Rezini) Kur zbriti nga minberi brohoriten nga skajet e xhamisë (S'ka gjykim përveçse ai i Allahut), tha (Aliu): Gjykimin e Allahut jam duke e pritur tek ju. Pastaj bëri me shenjë me dorën e tij– për t'i heshtur ata, derisa i erdhi një njeri me gishta të futur në vesh dhe thoshte: **"Nëse i shoqëron Allahut diqka tjetër (në adhurim), me siguri që punët tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit"**. (Zumer: 65)[169]

Transmetohet se ai ka pasur debate të drejpërdrejta me ta. Ibn Abasin (radiAllahu anhuma) e kishte dërguar tek ta për të dialoguar. Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) shkoi atje; ua demantoi dyshimet e tyre një nga një, derisa u kthyen dhe u bindën shumica prej tyre, kurse disa të tjerë refuzuan. Pas kësaj Aliu (radiAllahu anhu) i luftoi ata. Mjaftojmë duke përmendur diçka prej tregimit të Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) me ta, e që lidhet drejtpërdrejtë me temën tonë këtu. Bëhët fjalë për demantin ndaj argumentit të parë të tyre dhe përgjigja e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma):

Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) tha: "(pasi shkoi tek havarixhët, tregimi është shumë i gjatë), U thashë: Me tregoni çka ju shtyu që ta urreni aq shumë Aliun (radiAllahu anhu), dhëndrrin dhe djalin e axhës se të dërguarit të Allahut, muhaxhirët dhe ensarët? Thanë: Për tri arsye: U thashë: Cilat janë ato? Thanë: Njëra nga ato është se ai i ka vendosur njerëzit si gjykatësa në ligjin (gjykimin) e Zotit? Kurse Allahu ka thënë:**"...gjykimi i takon vetëm All-llahut…"**(En`Am:57) **"…gjykimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon kujt, pos All-llahut"** (Jusuf:40)
**"…gjykimi nuk është i tjetërkujt vetëm i All-llahut"** (Jusuf:67) U thashë: Kjo është njëra prej tyre…(pastaj tha) U thashë: Nëse unë

[169]Musanef ibn Ebi Shejbe 15/312-313

ju lexoj nga libri i Allahut dhe suneti i të dërguarit të Tij, salAllahu alejhi ue selem, cila është përgjigja juaj? A pajtoheni me këtë? Thanë: Po. U thashë: Sa i përket fjalës suaj: Se Aliu (radiAllahu anhu) i ka zgjedhur njerëzit që të gjykojnë në gjykimin e Allahut, unë ju lexoj juve se Allahu e ka kthyer gjykimin e Tij tek njerëzit për çmimin e ¼ e dirhemit kur është në pyetje lepuri dhe të ngjajshme në gjueti: **"O ju që besuat, mos e mbytni gjahun duke qenë ju në ihram. E kush e mbyt atë me qëllim, atëherë dënimi është therrorizimi i një kafshe shtëpiake të ngjashme me atë (të egrën) që e ka mbytur. Për këtë çështje vendosin dy njerëz të drejtë nga mesi juaj…"** (Maide:95) Ju betohem në Allahun se gjykimi i njerëzve për çështjen e lepurit dhe të ngjajshme prej gjuetisë janë me të mëdha, apo gjykimi i tyre kur është në pyetje gjaku i tyre dhe përmirësimi i rrethit. Dijeni se po të donte Allahu do ta gjykonte vetë dhe nuk do t`ua linte njerëzve në dorë këtë çështje? Poashtu për gruan dhe burrin e saj, Allahu Fuqiplotë thotë: **"Nëse i frikësoheni përçarjes mes tyre (burrit e gruas), dërgoni një pari të drejtë nga familja e tij dhe një pari të drejtë nga familja e saj"** (Nisa:35). Allahu e la që gjykimi i njerëzve të jetë sunet i vazhdueshëm…"[170]

Ky është argument se Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) në dialogimin me havarixhët dëshironte t`ua bënte të qartë muslimanëve rrezikun dhe dyshimet e tyre, dhe t`ua sqaronte muslimanëve këtë mesele. Ai ua sqaroi gabimin me të cilin havarixhët ishin argumentuar. Argumentimi i havarixhëve me ajetin: **"E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë të kafira…"** për tekfirin e Aliut (radiAllahu anhu) dhe ata që ishin me të ishte argumentim i kotë. Pra, komenti i Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) kur tha "kufër nën kufër" dhe "jo kufri për të cilin ata e kuptojnë" duhet të kuptohet se ai i kishte për qëllim havarixhët, të cilët i shpallnin

[170]Transmeton Hakimi në Mustedrek, 2/150-152

kafira sundimtarët e padrejtë (zullumqarë). Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) edhe pse kishte lidhje me disa prej tyre, megjithatë sikurse sahabët e tjerë edhe ai e kuptonte rrezikun e tyre për umetin islam. Transmetohet nga Ibn Ebi Shejbe, ky nga Abdullah ibn Jezid, ky nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) se ia kanë përmendur havarixhët, adhurimin dhe mundin e tyre. Tha (Aliu): "Nuk janë më adhurues sesa të krishterët dhe çifutët, mirëpo ata janë të devijuar".[171]

5. Pasiqë fjala e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) bartet të qëllimi që kishin havarixhët- që bënin tekfir me çdo mëkat. Fjala e tij: Kufër nën kufër (kufër i vogël) e kishte për qëllim atë që gjykon jo me ligjin e Allahut në një mesele të caktuar. Këtë e kanë kuptuar edhe dijetarët prej tyre, si shejh Ibrahim Muhammed ibn Ibrahim (Allahu e mëshiroftë) dhe të tjerët që i kemi përmendur.

6. Pastaj ajo që ceket në debatin e Eba Mexhlezit (Allahu e mëshiroftë) me ibaditë (havarixhët), e njejta thuhet siç ka thënë edhe Ibn Abasi (radiAllahu anhuma). Kjo duhet kuptuar, ngase havarixhët në kohën e tij i shpallnin kafira sahabët e dalluar, ku prej tyre edhe halifët e drejtë, Allahu qoftë i kënaqur me ta!

Shejh Ahmed Shakir (Allahu e mëshiroftë) pasi i përmendi disa transmetime të Ibn Abasit (radiAllahu anhuma), thotë: "Këto dhe transmetimet tjera të Abdullah ibn Abasit (radiAllahu anhuma) në kohën tonë po i keqperdorin të devijuarit, të cilët po i përshkruhen diturisë dhe po bëhën guximtarë në fenë e Allahut. Këto transmetime po i marrin si justifikim, apo si një çështje e lejuar për të gjykuar me ligjet sekulariste; me këto ligje pagane me të cilat janë goditur muslimanët. Ekziston një ethër nga Eba Mexhlezi (Allahu e mëshiroftë) duke diskutuar me ibaditë havarixhë, rreth

[171]Transmetohet nga Ibn Ebi Shejbe 15/313/faqe 19747

asaj që kanë vepruar disa prijësa prej zullumit, ku në raste konkrete kanë gjykuar me atë që e kundërshton sheriatin, duke e pasuar epshin ose nga mos njohja e gjykimit. Nga medh'hebi i havarixhëve është se vepruesi i mëkatëve të mëdha është kafir. Kështu që në dialogimin me Eba Mexhlezin (Allahu e mëshiroftë) dëshironin që ai të pajtohet me ta, që kjo të jetë arsye që ata të dalin me shpatë kundër sundimtarëve.

Në kohën e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma), pavarësisht nëse kjo ka qenë në periudhën e sundimit të Aliut (radiAllahu anhu) apo pas tij, nuk ishte askush i cili mund vetëm të mendoj se muslimanët mund të gjykojnë me diç tjetër pos ligjit të Allahut, ose dikush të vë ligje në kundërshtim me Kuranin dhe Sunetin. Pas këtyre ndodhive dolën havarixhët, të cilët e ndoqën një rrugë të gabuar në kuptimin e teksteve të sheriatit. Më pas Abdullah ibn Abasi (radiAllahu anhuma) sqaroi se ky ajet nuk tregon në atë se çka ata kuptuan, por kjo ka të bëjë me kufrin e vogël.

# STUDIMI I KATËRT

# SHEMBUJ TË QËNDRIMEVE TË DIJETARËVE NDAJ ATYRE QË E KANË ZËVENDËSUAR SHERIATIN E ALLAHUT

Në këtë studim do të tregojmë shkurtimisht për disa qëndrime të dijetarëve dhe hoxhollarëve kundër atyre që e kanë zëvendësuar/ndryshuar sheriatin e Allahut të Madhëruar. Bota islame nuk është sprovuar me herët siç është sprovuar tani prej mospërfilljes së sheriatit të Allahut dhe gjykimit haptazi me ligjet e fabrikuara. Treguam më herët se umeti islam kaloi në disa ndryshime. Prandaj ne vazhdim do të shohim se cilat ishin qëndrimet e dijetarëve të umetit për ato ndryshime. Në vazhdim të tregojmë:

**Lëvizja e feleshuesve (renegatëve)**

Kjo ka ndodhur pas vdekjes së të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Thotë Buhariu (Allahu e mëshiroftë) në sahihun e tij "Kapitulli Mbytja e atij që refuzon pranimin e obligimeve". Pastaj transmeton me zingjirë të saktë se Ebu Hurejra (radiAllahu anhu) ka thënë: *"Pasi vdiç i dërguari dhe pas tij erdhi halife Ebu Bekri (*radiAllahu anhu*); mohuan ata që mohuan prej arabëve. Tha Omeri (*radiAllahu anhu.*): "O Ebu Bekër si po i lufton njerëzit, ndërsa i dërguari salAllahu alejhi ue selem pati thënë:"Jam urdhëruar që t'i luftoj dërisa të dëshmojnë se s`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij, ta falin namazin, ta japin zeqatin. Kur t'i bëjnë këto i kanë të mbrojtura nga unë gjakun dhe pasurinë e tyre, përveçse me të drejtë, e llogarija e tyre mbetet të Allahu"*. Transmeton Buhariu

dhe Muslimi se Ebu Bekri (radiAllahu anhu) ka thënë: "Pasha Allahun do t'i luftojmë ata që bëjnë dallim mes namazit dhe zekatit, ngase zekati është hak në pasuri. Pasha Allahun sikur të ma ndalojnë një konop të cilin e kan dhënë tek i dërguari i Allahut, do t'i luftojë për të. Tha Omeri (radiAllahu anhu): "Pasha Allahun, e pashë se Allahu ia ka hapur gjoksin Ebu Bekrit (radiAllahu anhu) për t`i luftuar renegatët (dezertorët) dhe e kuptova se ajo ishte hak.

Ka thënë Ibn Haxheri (Allahu e mëshiroftë): Fjala e tij, Kapitulli "Mbytja e atij që refuzon pranimin e obligimeve" d.m.th.:Lejimi i luftimit të atyre që pengojnë nga praktikimi i obligimeve dhe veprimi me to. Ka thënë Mehlebi: "Ai që ndalet nga mos pranimi obligimeve dialogohet. Shembull: Nëse e pranon obligueshmerinë e zekatit, këtij i merret zekati me forcë, mirëpo nuk mbytet; nëse ai në mos dhënien e zekatit ia shton edhe luftimin, atëherë luftohet derisa të kthehet. Ka thënë imam Maliku (Allahu e mëshiroftë) në "Muveta": Tek ne çështja për ata të cilët ndalojnë nga kryerja e një obligimi prej obligimeve të Allahut, e muslimanët nuk mund t`ia marrin-është hak (e drejtë) xhihadi ndaj tyre. Ka thënë Ibn Betali: "Qëllimi i tij është për atë i cili e pranon obligueshmerinë e tij dhe për këtë s`ka mospajtim". El-Baxhi duke e komentuar fjalën e mëhershme te Imam Malikut (Allahu e mëshiroftë), tha: "Kjo është ashtu siç ka thënë: "Ai që pengon nga një obligim prej obligimeve të Allahut për të cilin s'ka polemikë në obligueshmerinë e e tij-obligohet për muslimanët xhihadi ndaj tij, derisa ta marrin atë pjesë të pasurisë prej tij. Kështu ka vepruar Ebu Bekri (radiAllahu anhu) me renegatët, kur nuk pranuan që ta japin zekatin. Dhe për çdo obligim; ai i cili pengon në të- luftohet derisa të zbatohet ajo dispozitë...[172]

[172]El munteka lie bi velid el baxhi 2/157

Renegatët (felëshuesit) siç dihet  janë disa lloje:

1. Disa kaluan në adhurimin e idhujve dhe statujave.

2. Disa kanë ndjekur gënjeshtarët  si Esvedin, Musejleme gënjeshtrarin dhe Sexhahin (profetët e vetëshpallur)

3. Disa nuk e pranuan obligueshmerinë e zekatit dhe e mohuan atë.

4. Disa nuk e mohuan obligueshmerinë e zekatit, mirëpo refuzuan t`ia japin atë Ebu Bekrit (radiAllahu anhu).

Mospajtimi mes Ebu Bekrit dhe Omerit (radiAllahu anhuma) në fillim ka qenë vetëm për llojin e katërt të renegatëve,  kurse për tri llojet tjera s`ka polemikë për kufrin dhe obligueshmerinë e luftimit të tyre. Këtë vepër që ata e vepronin Buhariu e quajti zëvendësim/ndryshim të fesë dhe dispozitave të saj, dhe tha: "Dijetarët pas të dërguarit salAllahu alejhi ue selem konsultoheshin me  dijetarë të sinqertë dhe besnikë për gjërat e lejuara me qëllim që t`i praktikojnë ato. Dhe kur u bëhej e qartë se ajo është nga Kurani dhe suneti, nuk e tejkalonin atë. Tërë këtë e bënin si pasim i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem". Mendimi i Ebu Bekrit (radiAllahu anhu) ishte që t'i lufton ata që ndalojnë në mosdhënien e zekatit,  kurse Omeri (radiAllahu anhu) i tha: Si po i lufton ata kur dihet se ata thonë "La ilahe il-lAllah". Pastaj Omeri (radiAllahu anhu) u dakordua me Ebu Bekrin (radiAllahu anhu). Ebu Bekri (radiAllahu anhu) nuk donte të polimezonte me askënd  për ata të cilët kishin bërë dallim në mes namazit, dhe të cilët deshën ta zëvendësojnë/ndryshojnë. I dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "*Ai që e ndërron fenë e tij, mbyteni!...*"[173]

[173] Sahih  Buhari

Nuk është qëllimi jonë këtu të flasim rreth temës së daljes nga Islami (ridës) në detaje, mirëpo qëllimi ynë është t'i sqarojmë dy gjëra me rëndësi:

**E para**: Konsenzusi (ixhmaja) i sahabëve për luftimin e atyre që nuk e japin zekatin. Për këtë nuk ka kundërshtuar askush. Ky është një argument se ai që ndalon në mos kryerjen e një obligimi prej obligimeve të Islamit -luftohet derisa të kthehet.

**E dyta:** Kufri i atij që refuzon ta jep zekatin duke e pranuar si obligim prej Allahut është çështje për të cilën ka mospajtim të njohur tek dijetarët. Transmetohet nga Ebu Bekri (radiAllahu anhu) se kur i erdhën delegacioni për marrëveshje, pasi i kishte luftuar- ai i la të zgjedhin në mes luftës dhe dorëzimit të poshtëruar. Për këtë mesele kanë ardhur dy transmetime nga Imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë). Thotë Kadi Ebu J`ala, duke i përmendur të dy transmetimet: "Meselja: "Kanë ardhur dy transmetime nga imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë) rreth atij që beson në obligueshmerinë e zekatit, mirëpo ndalet, duke mos e dhënë atë dhe e mbron me luftë, a bën kufër ky apo jo? Ka transmetuar El-Mejmuni për atë që nuk e jep zekatin dhe lufton për ta mbrojtur atë (ashtu siç ia ndaluan Ebu Bekrit (radiAllahu anhu) dhe luftuan që mos t`ia japin), këtij nuk i lihet trashegimi, nuk i falet namazi i xhenazës, kurse nëse nuk e jep për shkak të koprracisë ose përtacisë, mirëpo nuk lufton për ta mbrojtur- ky trashegon dhe i falet namazi i xhenazës. Nga kjo kuptohet se bën kufër vetëm ai i cili lufton për ta mbrojtur, ngase Ebu Bekri (radiAllahu anhu) ka gjykuar me kufër për ata që nuk e dhanë zekatin, dhe ju tha: "Nuk ua pranoj pendimin derisa të dëshmoni se të vrarët tuaj janë në zjarr të xhehnemit."

Ka transmetuar El-Ethremiu për atë që e lë agjërimin e Ramazanit, a është i ngjashëm me atë që e lë namazin? Tha: "Namazi është

shtyllë e fesë, e nuk ka të ngjajshëm me të. U pyet: E mosdhënësi i zekatit? Tha: Ka ardhur nga Abdullah ibn Mesudi (radiAllahu anhu) se lënësi i namazit nuk është musliman; Ebu Bekri (radiAllahu anhu) i ka luftuar njerëzit për të. (Hadithi është për namazin). Nga kjo shihet qartë se ai këtu tregoi për fjalën e Abdullah ibn Mesudit (radiAllahu anhu) dhe veprën e Ebu Bekrit (radiAllahu anhu) dhe nuk gjykoi me kufër për mosdhënësin e zekatit, ngase në fund tha se fjala është për namazin. Hadithi i transmetuar ka dëshmuar për kufrin; fjala e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem: "*Në mes robit, kufrit dhe shirkut është lënia e namazit. Kështu që ai i cili e lë atë (namazin), ka bërë kufër".*[174]

Zekati është hak i pasurisë dhe nuk bën kufër ai që nuk e jep, kurse luftimi i tij është sikurse luftimi i atij që ndalet në mos kryerjen e obligimeve dhe të drejtave të njerëvze, e për të cilat njeriu e meriton dënimin.[175]

( Për këto dy transmetime tregoi edhe Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë), kur e shtjelloi këtë çështje. Shejhu tregoi se këto janë dy mendimet e dijetarëve. Autori i librit "El-Mugni" Ibn Kudame (Allahu e mëshiroftë) i ceki dy transmetimet dhe e përkrahi mendimin më të saktë; se nuk bën kufër ai i cili ndalet nga mosdhënia e zekatit, duke e pranuar obligueshmerinë e tij. Ai i përmendi argumentet për këtë mendim dhe përgjigjet ndaj argumenteve të atyre që thanë se bën kufër.[176]

Atë që e saktësoi Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) prej këtyre mendimeve është mendimi se nëse mosdhënësit e zekatit janë një grup dhe luftojnë për ta mbrojtur atë- ata bëjnë kufër. Argument

---

[174] Transmeton Muslimi

[175] Kitab Errivajetjen el vexhhejn lie bi j`ala 1/221-222 ,Abdul kerim el-lahim

[176]Shiko Mexhmuatul fetava, 28/518

për këtë është sjellja e Ebu Bekrit (radiAllahu anhu) me renegatët, me çrast sahabët nuk bënë dallim mes mosdhënësve dhe të tjerëve. Ndërsa sa i përket asaj që e përmendin dijetarët prej mospajtimit ndërmjet tyre është për qëllim individi i cili nuk e jep zekatin, por nuk lufton për ta mbrojtur. Mendimi se ai nuk bën kufër është imbështetur me argument. Prej tyre hadithi : *"Ne do ta marrim atë pjesë të zekatit të pasurisë së tij"*. Për ta sqaruar edhe më këtë çështje do t'i cekim fjalët e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë). Shejhu tha: "Janë pajtuar sahabët, tabiinët dhe dijetarët pas tyre për luftimin e mosdhënësëve të zekatit, edhe nëse ata i falin pesë kohët e namazit dhe e agjërojnë Ramazanin. Ata nuk kishin ndonjë dyshim të pranuar për mosdhënien e zekatit dhe për këtë u bënë renegatë. Luftohen për mosdhënien e zekatit edhe nëse e pranojnë obligueshmerinë e tij. Transmetohet se ata thonin: "Allahu e ka urdhëruar të dërguarin që ta merr zekatin, kur tha: **"Merr prej pasurisë së tyre lëmoshë"** (Teube :103) Thanë: Ky ajet nuk vlenë më pas vdekjes së Muhamedit salAllahu alejhi ue selem".[177]

Gjithashtu Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Havarixhët, mosdhënësit e zekatit dhe grupet të cilat nuk e ndalojnë kamatën luftohen derisa t'i pranojnë dispozitat e vërtetuara nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem. Nëse ndonjë prej këtyre grupeve pengojnë në mos kryerjen e një dispozite, s`ka dyshim se lejohet mbytja e pengjëve të tyre, ndjekja e ikësit të tyre, dhe nëse këta vazhdojnë duke jetuar në vendet e tyre në këtë gjendje obligohet për muslimanët që t`ua mësyjnë vendeve të tyre (për t'i luftuar), derisa të jetë e tërë feja vetëm për Allahun e Madhëruar…"[178] . Nga ajo që me qartësisht e kam parë të Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) në këtë mesele siç është cekur në "Dureru Senije" është: "Sahabët nuk

---

[177] Mexhmuatul fetava 28/51
[178] Mexhmuatul fetafa 28/551

ju thanë mosdhënësve të zekatit: Ti e pranon obligueshmerinë e zekatit apo e mohon atë? Kjo nuk ka ndodhur në asnjë mënyrë nga sahabët, ashtu siç Ebu Bekri (radiAllahu anhu) i tha Omerit (radiAllahu anhu): Pasha Allahun sikur të ma ndalojnë konop të cilin e kanë dhënë në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem- do t`i luftoja për të. Me këtë Ebu Bekri (radiAllahu anhu) e lejoi luftën vetëm pse nuk e dhanë zekatin, edhe pse ata nuk e mohuan obligueshmerinë e tij. Transmetohet se një grup prej tyre e kanë pranuar obligueshmerinë e zekatit, mirëpo u treguan koprracë. Megjithatë historia e halifëve në këtë mesele ishte e njejtë- luftimi i tyre, marrja e pasurisë dhe grave të tyre, dëshmia se të vrarët e tyre janë në zjarr dhe që të gjithë i quajtën dezertorë. Prej virtyteve me të mëdha të Ebu Bekër Es-Sidikut (radiAllahu anhu) të sahabët ishte edhe forcimi i tij nga Allahu i Madhëruar në luftimin e renegatëve. Ai nuk stagnoi siç stagnuan të tjerët, derisa dialogoi me ta (sahabët) dhe u kthyen në mendimin e tij. Kurse nuk kishte polemikë mes sahabëve për luftimin e atyre që e pranuan pejgamberllëkun e Musejleme Kedhabit. Kjo është argument ndaj atyre që thonë: "Nëse e luftojnë imamin bëjnë kufër, përndryshe jo. Transmetohet në sahih nga i dërguari salAllahu alejhi ue selem se i është thënë atij, pasiqë e kishte dërguar Omerin (radiAllahu anhu) për ta mbledhur zekatin, Omeri (radiAllahu anhu) i kishte thënë: *"Është ndalur në mos dhënien e zekatit Abdullah Ibn Xhemili, tha: Nuk e (urren ), mohon (kundërshton) Ibn Xhemili zekatin, përveçse ai ka qenë i varfër e pastaj e ka begatuar Allahu".* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk urdhëroi mbytjen e tij dhe as nuk gjykoi me kufër për të. Transmetohet në sunen nga hadithi i Behëz ibn Hakimit, ky nga babai i tij, ky nga gjyshi i tij se i dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: *"Kush nuk e jep atë (zekatin) ne do t`ia marrim atij pjesën e pasurisë së tij .."*[179]

[179] Dureru senije 8/131

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) në njërën prej fjalëve të tij të mëhershme i përmendi grupet të cilat nuk e ndalojnë kamatën. Shejhu e ka shpjeguar në një vend tjetër dhe për shkak të lidhjës me temën tonë do ta paraqesim në vazhdim. Ka thënë shejhu në përgjigjen e tij për tatarët: ”Luftimi i tatarëve të cilët kanë ardhur në vendet e Shamit është obligim me Kuran dhe sunet. Thotë Allahu në Kuran: **“Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari (besimi i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për All-llahun”.** (Enfal:39)

**Feja është nënshtrim,** dhe kur diçka nga feja është për Allahun, diçka jo për Allahun**-** obligohet luftimi derisa të jetë e tërë feja për Allahun. Për këtë thotë Allahu i Madhëruar: **“O ju që besuat, kini frikë All-llahun dhe nëse jeni besimtarë të sinqertë , hiqni dorë prej asaj që ka mbetur nga kamata. E në qoftë se nuk e bëni këtë (nuk heqni dorë nga kamata), atëherë binduni se jeni në konflikt me All-llahun dhe të dërguarin e Tij”.** (Bekare:278-279). Këto ajete kanë zbritur për grupet e njerëzve të cilët kur hynë në Islam (praktikuan namazin dhe agjërimin), mirëpo nuk u ndalën nga marrja e kamatës. Allahu u tregoi se ata janë luftues të Allahut dhe të dërguarit të Tij, derisa të mos ndalen nga kamata. Kamata është harami i fundit që e ka ndaluar Allahu. Ajo është pasuri e cila mirret me pajtimin e pronarit. Pra, nëse këta llogaritën luftuesit e Allahut dhe të dërguarit e tij, atëherë xhihadi ndaj tyre është obligim. Nëse e kuptove këtë, atëherë si është gjendja ndaj atyre të cilët i kanë braktisur shumë prej dispozitave të Islamit, sikurse tatarët”.[180]

Shkurtimisht: Për mosdhënësit e zekatit (në mesin e tyre llogaritet edhe ai që nuk e mohon obligueshmerinë e tij) janë pajtuar sahabët

[180] Mexhmuatul fetafa, 28/544

se ata luftohen, dhe se ata janë felëshues. Mirëpo kjo nuk realizohet përveçse me dy kushte:

E para: Të jenë grup pengues

E dyta: Ta luftojnë imamin në mosdhënie dhe duke e mbrojtur pasurinë (zekatin) e tyre.

Kur gjinden këto dy gjëra, të gjithë sahabët gjykuan se këta janë felëshues. Kjo mesele tregon atë që kaloi më herët; shpjegimi për gjykimin me atë që s'e ka zbritur Allahu dhe dallimi i situatave individuale të caktuara dhe atë që bëhet sistem (ligj) i përgjithshëm, e që njerëzit detyrohen t'i prakitikojnë ato. Këto dy mesele janë të ngjashme në zbritjen e hukmit (gjykimit) me kufër dhe ride për atë që bie në to (duke i plotësuar kushtet).

Dijetarët tërheqin vërejtjen për dallimin në mes të individit dhe grupit, respektivisht situatave individuale dhe atyre të përgjithshme. Duke treguar për obligueshmerinë e luftimit të rafidive ekstremist dhe të ngjajshmëve, Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Të gjithë këta janë kafira; obligohet luftimi i tyre me pajtimin e të gjithë muslimanëve dhe mbytja e ndonjërit që kemi mundësi. Mbytja e ndonjërit që kemi mundësi d.m.th. prej havarixhëve dhe rafidive. Për këtë është transmetuar nga Omeri dhe Aliu (radiAllahu anhuma) se ata i kanë mbytur. Ndërsa dijetarët edhe nëse kanë kundërshtime në mbytjen e një personi të vetëm të zënë rob, ata nuk kanë kundërshtim në obligueshmerinë e luftimit të tyre, nëse ata janë grup pengues, ngase luftimi është më i gjerë sesa mbytja e ndonjërit prej tyre…"[181]. Ky është një mësim madhështor dhe rregull e rëndësishme në këtë kapitull dhe kapitujt e tjerë. Edhe gjykimi i sahabëve për mosdhënësit e zekatit (pa hyrë në detaje) se ata janë felëshues bazohet në atë që u tha.

[181] Mexhmuatul fetava, 28/475-476

Ka mbetur meselja e cila ndërlidhet me mosdhënësin e zekatit dhe për të cilën shumë argumentohen kundërshtarët. Ata thonë: " Omer ibn Hatabi (radiAllahu anhu) gjatë kohës sa ishte halife e ktheu mendimin i tij të parë rreth kufrit të mosdhënësit të zekatit dhe marrjes së pasurisë, ngase ai ua ktheu atyre atë që ua kishte marrë. Duke u nisur nga kjo nuk është valid konsenzusi i sahabëve për këtë mesele. Kjo mesele ka qenë problematike për një kohë të gjatë tek unë (autori), derisa e lexova përgjigjën e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) rreth saj. Këtë dyshim e ka përmendur edhe rafidiu autori i librit "Minhaxh El-Kerramije", i cili duke numëruar mospajtimin që ka ndodhur mes sahabëve, tha: Mospajtimi (hilafi) i gjashtë: "Në luftimin e mosdhënësve të zekatit, të cilët i luftoi Ebu Bekri (radiAllahu anhu) dhe bëri ixhtihad Omeri (radiAllahu anhu) gjatë ditëve të hilafetit të tij, me çrast ua ktheu pasuritë dhe i liroi të burgosurit".

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) iu përgjigj(rafidiut):

"Kjo është prej gënjeshtrës, e cila nuk i fshehet atij që e njeh historinë e muslimanëve. Për mosdhënësit e zekatit ishin pajtuar Ebu Bekri dhe Omeri (radiAllahu anhuma)- për t'i luftuar, siç tregohet kjo në dy sahihët, se Omeri (radiAllahu anhu) u pajtua me Ebu Bekrin (radiAllahu anhu) që t'i luftojnë felëshuesit dhe mosdhënësit e zekatit, sikurse edhe shumica e sahabëve. Ata (renegatët) e pranuan zekatin pasi ishin ndalur nga mosdhënia e tij. Pasi e pranuan nuk ua morri pasurinë dhe as nuk i burgosi, ngase në Medine nuk kishte burg as në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, e as në kohën e Eu Bekrit (radiAllahu anhu). Burgu i parë në Islam është ai në në Meke, kur Omeri (radiAllahu anhu) e bleu shtëpinë e Safvan ibn Umejjës dhe e bëri burg. Mirëpo, dikush nga njerëzit mund të thotë: "Ebu Bekri (radiAllahu anhu) i robëroi gratë dhe fëmijet e tyre, kurse Omeri (radiAllahu anhu) ua ktheu

atyre. Kjo mesele nuk nënkupton se ata dy kanë pasur mospajtim. Omeri (radiAllahu anhu) ka qenë i pajtimit në lejimin e marrjes peng të pasurisë së tyre, mirëpo ua ktheu atyre pasuritë, ashtu siç ua ktheu i dërguari salAllahu alejhi ue selem pasuritë Hevezanit, pasiqë e kishte ndarë mes muslimanëve. Për renegatët ishin pajtuar Ebu Bekri, Omeri dhe sahabët e tjerë (radiAllahu anhum) që të ju ndalohej hypja mbi kuajt dhe bartja e armëve, mirëpo të lihen dhe të ju grahin lopëve, derisa halifja i të dërguarit të Allahut dhe besimtarët të shohin përmirësimin e tyre në Islam. Kështu që pasi ju bë e qartë Omerit (radiAllahu anhu) Islami i mirë i tyre, ai ua ktheu pasurinë, ngase ky veprim në këtë situate është i lejuar”.[182]

**E dyta: Jasiku tek tatarët dhe qëndrimi i Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) për të:**

Kjo mesele është prej meseleve të rëndësishme me të cilën u dallua përiudha e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) ndaj përiudhave paraprake. Muslimanët qysh prej fillimit të Islamit dhe përhapjes së tij në vendet të cilat i kishin çliruar jetuan duke mos njohur sistem dhe qeveri tjetër përveq sheriatit islam. Kjo nuk do të thotë se nuk ka pasur zullum, padrejtësi, gjakderdhje dhe marrje të pasurisë pa të drejtë. Kanë ndodhur padrejtësi prej disa udhëheqësve gjatë dianstisë së Emevive, Abasive dhe të tjerëve. Kanë ndodhur sprova, duke i përfshirë disa prej muslimanëve ose disa prej vendeve të tyre. Këto ngjarje janë te evidentara në librat e historisë së Islamit. Padrejtësi të tilla (qoftë nga epshi, hakmarrja etj.) kanë ndodhur, edhe pse ishin në kundërshtim me Islamin. Mirëpo, në momentin që vinte një udhëheqës apo gjykatës i drejtë, i kthente këto padrejtësi dhe ju ndihmonte atyre që ju ishte bërë zullum.

[182] Minhaxhu Suneh

Besimi i Ehli Sunetit dhe Xhematit është se nuk lejohet rebelimi ndaj udhëheqësve, edhe nëse ata janë të padrejtë ose zullumqarë. Kjo dëshmon se zullumi dhe padrejtësia ka mundësi të ndodhë, e nëse ndodhë nuk lejohet që të mirret si arsye për të dalur kundër, përderisa mëkati nuk arrinë kufrin e qartë. Ndërsa të aplikohen sisteme dhe kanune në kundërshtim me sheriatin dhe të vie një grup (parti) apo shtet e të gjykon me të, duke pretenduar Islamin kjo nuk ka ndodhur asnjëherë përveçse në këtë kohë për të cilën jemi duke folur. Kur ndonjë grup që gjykon në disa vende të muslimanëve ua imponon besimet dhe aplikimin e ligjeve në kundërshtim me Islamin, s`ka dyshim se këta janë të dalur nga Islami. Shembull të tillë e kemi Perandorinë Ubejdije, për të cilën Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Kishte vazhduar Kajro të udhëheqet nga prijësat e saj afër 200 vite, e duke mos u gjykuar me sheriatin islam. Ata tregoheshin se janë rafidi, kurse në brendësinë e tyre ishin ismaili, nusejri dhe kerrami, ashtu siç ka thënë për ta Gazaliu (Allahu e mëshiroftë), në librin të cilin e kishte shkruar si kundërpërgjigje ndaj tyre: "E jshtmja e medh'hebit të tyre është rafidizmi, kurse brendësia e tyre është kufër i qartë".

U pajtuan të gjitha grupët e muslimanëve; dijetarët, udhëheqësit, masa e gjerë prej hanefive, malikive, shafive, hanbelive dhe të tjerëve, se ata kanë dalur nga sheriati islam dhe se mbytja e tyre ka qenë e lejuar. Ata që ishin prezent në vendet e muslimanëve prej ismailive, nusejrive, druzëve dhe të ngjajshmëve i kishin ndihmuar tatarët në luftë kundër muslimanëve, ku minsitri i Holakos ishte Nasir Et-Tusi ( një prej udhëheqësve të tyre).[183] Kjo që ndodhi në këtë përiudhë ishte pas ardhjës së tatarëve dhe sulmit të tyre ndaj botës islame. Tatarët gjykoheshin me kanunin (ligjin) të cilin ua kishte vendosur Xhingiz Kani. Ky ligj quhej Jasa apo Jasik. Këtë

[183] Mexhmu el fetava, 28/365-366

kanun e zbatonin me tërë atë që gjindej brenda tij dhe tek ta kishte pozitë, e konsiderohej si libër i shenjtë. Tatarët gjatë luftimit të muslimanëve e bartën me vete këtë libër dhe e zbatuan tek ta. Fjala Jasa është fjalë mongole (turkije) që simbolizon kanunin e tatarëve , të cilin ua kishte vendosur kryetari i tyre Xhingiz Kani. Duke e përshkruar Jasen (Jasikun) Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Libri i Xhingiz Kanit është i shkruar në dy vellime me ngjyrë të trashë, dhe bartet mbi deve tek ta"[184] . Ndër ligjet e Jasikuti shin: Ai që bën prostitucion-mbytet (nuk ka dallim në mes të martuarit dhe të pa martuarit), kush bën homoseksualizëm-mbytet, kush gënjen me qëllim, bën magji, e spiunon dike, ndërhyn në mes dy njerëzve të cilët janë në konfilkt dhe e ndihmon njërin ndaj tjetrit-mbytet, kush urinon mbi ujë-mbytet, kujt i jepet një send dhe e humb-mbytet (pas herës së tretë), kush i jep për të ngrënë ndonjë të burgosuri ose e vesh atë pa lejën e tyre-mbytet, kush e therr kafshën sikurse therrja e muslimanëve- mbytet. Ua ndaloi t'i lajnë rrobat e tyre, por t'i veshin ato derisa të vjetrohen, ua ndaloi atyre të thonë për ndonjë gjë se është e ndytë, dhe tha: "Të gjitha gjërat janë të pastërta dhe nuk bënte dallim në mes të pastërtes dhe të ndytës. Ua obligoi që mos ta ndjekin me fanatizëm asnjë medh'heb".[185] Ajo që është për t'u habitur është se në mesin e këtij kanuni sulltani i tyre shpërndau postiera, në mënyrë që lajmet e pushtetit të arrijnë sa më shpejtë. Ky është sistemi i Jases, të cilin e kishte vendosur kryetari i tatarëve, dhe kur vdiç ai pasardhësit e tij ua obliguan pasuesve të tyre gjykimin, ashtu siç obligohen muslimanët ta pasojnë Kuranin. Ata këtë e quajtën fe, e cila nuk duhet të kundërshtohet në asnjë mënyrë".[186]. Kjo është historia e tatarëve dhe sistemit të tyre kur e

[184] El bidaje ve nihaje

[185] El Hitat 2/220/221

[186] El Hitat 2/220/221

sulmuan botën islame. Shumë prej tatarëve e pranuan Islamin, sikurse prijësi i tyre Kazani, i cili e proklamoi Islamin si fe. Mirëpo Islami i këtyre tatarëve i kishte disa gjëra të cilat muslimani obligohet t'i kundërshton:

1. Sulmimi i vendeve të muslimanëve në Sham dhe vende të tjera, mbytja e tyre, marrja e pasurisë dhe shumë shkatërrime të tjera.

2. Madhërimi i kushtetutës së Jases dhe zbatimi i disa ligjeve të tij, ani pse ishin në kundërshtim me sheriatin islam.

3. Deformimi i disa ligjeve të Islamit si p.sh falja e namazit dhe dhënia e zekatit, mos ndalimi nga derdhja e gjakut të muslimanëve dhe mos aplikimi i xhizjes ndaj çifutëve dhe krishterëve etj.

4. Ndihmesa e përhapjes së disa mëkatëve, si p.sh: vendet e alkoolit, prostitucionit, lejimi i të krishtërve për bartjen e kryqit, siç ka ndodhur në Bejtul Makdis.

Me tërë këto të meta, ata e shqiptonin shahadetin. Madje Kazani në shkresën e tij dërguar sulltanit Kalavun pretendonte se të gjithë ata janë një fe (një milet). Ai thoshte se ne jemi krenarë me fenë islame dhe ne do t'i mbrojmë banorët e Maridinit, të cilët ishin të sulmuar nga disa ushtarë të Memalikëve. Ai tregoi se ata i lufton për shkak të fesë Islame. Në një shkresë tjetër që ua dërgoi udhëheqësve të Egjiptit dhe Shamit (kur u okupua Damasku), ai i akuzoi se kanë dalur nga feja dhe nuk janë duke i zbatuar dispozitat e fesë."[187] Përballë këtyre situatave, konkretisht luftrave ndërmjet banorëve të Shamit dhe tatarëve, njerëzit kishin rënë në huti në këtë mesele: Si të luftohen tatarët, përderisa ata pretendojnë Islamin dhe e

---

[187] Undhur nusus resail kazan ila nasir kalavan ve exhvibetihi aljeha fi vethaik el hurub e-Salibije vel gazvu el mugavili s. 383-403

shqiptojnë shahadetin? Nga kjo huti (dyshim) nuk u goditën vetëm masa e gjerë, por edhe dijetarët dhe fukahatë. Çështja kërkonte sqarimin e kësaj meseleje, në mënyrë që njerëzit të ecin në rrugën e drejtë. Prej atyre që iu përgjigj në sqarimin e kësaj mesele ishte Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë). Ai e sqaroi këtë mesele me dy dialogje:

**Dialogu shkencor**

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) sqaroi gjykimin ndaj tatarëve. I janë parashtruar disa pyetje Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) rreth atyre që e shqiptojnë shehadetin, mirëpo i mbysin muslimanët, u plaqkisin diçka prej pasurisë, i kryejn ndalesat e Islamit duke i nënçmuar muslimanët dhe xhamitë, e në veçanti Bejtul Makdisin. Megjithatë thonin se ndalohet luftimi i muslimanëve, ngase në origjinë ne jemi pasues të Islamit. Prandaj, a lejohet luftimi i tyre? Kurse në një pyetje bërë Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) thuhet: Cili është gjykimi për ata që hynë në ushtritë e tatarëve dhe ndaj atyre që njihen si dijetarë, fukaha, asketa etj.? Çka thuhet për atë i cili pretendon se ata janë muslimanë dhe të vrarët e tyre, dhe se të dy palët janë zullumqarë dhe nuk luftohet me asnjëren prej tyre? Na jepni përgjigje të qarta, ngase çështja e tyre i ka futur në problematikë shumë muslimanë; nganjëherë nga mos njohja e gjendjeve të tyre, e nganjëherë nga mos njohja e gjykimit të Allahut të Lartësuar dhe të dërguarit të Tij, salAllahu alejhi ue selem. Kurse në një pyetje tjetër Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) u pyet për ushtarët të cilët ndalohen nga luftimi i tatarëve, dhe thonë: Ka prej tyre që dalin me imponim, e nëse ndonjëri prej tyre ikë a duhet të ndiçet a jo? Në një pyetje tjetër u pyet për pasuritë e tyre, se a është e lejuar apo e ndalur marrja e saj?

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) u përgjigj qartësisht në këto pyetje:

Në njërën prej përgjigjëve tha: Po, obligohet luftimi i tyre (tatarëve), dhe kjo e mbështetur në librin e Allahut, sunetin e të dërguarit dhe ixhmanë (konsenzusin)e të gjithë dijetarëve të muslimanëve. Kjo është e ndërtuar mbi dy shtylla:

E para: Njohja e veprimeve të tyre

E dyta: Njohja e gjykimit të Allahut për njerëz si ta

E para: Secili që jeton me një popull ai e di gjendjen e tyre, ndërsa ai që nuk jeton me ta e di në bazë të asaj që i tregojnë (lajmërojnë) njerëzit e besueshëm dhe të sinqertë. Ne do të flasim për pikën e dytë, me njohjen e së cilës veçohen dijetarët e sheriatit islam. Themi: Çdo grup që paraqitën si muslimanë, por refuzojnë praktikimin e disa dispozitave të qarta dhe të mirënjohur- duhet të luftohen me pajtimin e të gjithë muslimanëve, edhe nëse i shqipton dy dëshmitë (shehadetin). Gjithashtu nëse ky grup e pranon shqiptimin e dy dëshmive, mirëpo refuzon praktikimin e disa namazeve farz, refuzon agjërimin, haxhin, konsiderimin e gjakut dhe pasurisë së mbrojtur, konsiderimin e alkoolit-haram, bixhozit, martesës me mahremin, nuk e pranon xhihadin kundër pabesimtarëve, obligimin e xhizjës kundër Ehlul Kitabit, e shfaqin bidatin në kundërshtim me librin e Allahut dhe sunetit, se ndjekin rrugën e selefëve të umetit, si p.sh e shfaqin mohimin e emrave të Allahut, i përgënjështrojnë emrat e Allahut dhe cilësitë e Tij, e përgënjështrojnë kadanë dhe kaderin, e përgënjështrojnë grupin e muslimanëve në kohën e halifëve të drejtë, i akuzojnë të parët prej muhaxhirëve dhe ensarëve si dhe pasuesit, i luftojnë muslimanët derisa t'i fusin nën bindjen e tyre. Të gjitha këto vepra dhe të ngjajshme e nxjerrin njeriun nga feja e Allahut të Madhëruar..." [188]

[188] Mexhmuatul fetava, 28/510/511

Pastaj i përmendi argumentet nga Kurani, suneti dhe veprimet e sahabëve me murtedët dhe havarixhët, tutje tha: "Sa i përket pikës tjetër (Njohja e gjendjes së tyre (tatarëve) është e njohur se ky popull (tatarët) kanë hyrë në Sham për herë të parë në vitin 699 h, duke sjellur "paqe" tek vendasit. Megjithatë ata kanë burgosur më shumë se 100 mijë muslimanë, duke i bërë Bejtul Makdisin, kodrën Salihije, Nabilis, Homsin dhe Darijen vende të vrasjeve dhe burgosjeve, çka nuk i di kush pos Allahut të Madhëruar. Ata i kanë burgosur më shumë se 100 mijë njerëz dhe kanë bërë mëkate me gratë e bukura të muslimanëve nëpër xhamia dhe vende të tjera si xhamia e Aksasë, e emevive dhe xhami të tjera. Ndërsa xhaminë në Akibe e kanë shkatërruar krejtësisht. I kemi parë ushtritë e tyre; shumica e tyre nuk falen, nuk kemi pare të ta muezin e as imam. Ata kanë marrë prej pasurisë së muslimanëve, i kanë burgos dhe i kanë nxjerrë prej shtëpive të tyre, çka nuk di kush pos Allahut Fuqiplotë. Ata luftonin për pushtetin e Xhingiz Kanit. Ai që iu bindej e bënin mik dhe e donin, edhe nëse ishte kafir. Kurse ai që ishte jashtë e konsideronin armik, edhe nëse ishte më i zgjedhuri i muslimanëve. Ata nuk luftonin për Islamin dhe nuk ua vendosnin xhizjën Ehlul Kitabit"[189] . Pastaj Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) tregon se si ata i madhëronin dhe i shenjtëronin mësimet e Xhingiz Kanin, duke i barazuar me të dërguarin salAllahu alejhi ue selem. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Është e njohur në Islam, me pajtimin e të gjithë muslimanëve se ai që lejon pasimin e një feje tjetër veç Islamit- ai është kafir, dhe kufri i tij është sikurse kufri i atij që e beson një pjesë të librit dhe e mohon pjesën tjetër ".[190] Pastaj foli për ministrat dhe mos nënshtrimin e tyre, dhe tutje u përgjigj në pyetjet e tjera dhe në dyshimet e tyre".[191]

[189] Mexhmual fetafva, 28/519-521
[190] Mexhmual fetafva, 28/519-521
[191] Undhur mexhmuatul fetava, 28/501-553-589

Ky ishte dialogu i parë, kurse **dialogu i dytë** është dialog praktik, dhe duke i nxitë muslimanët në shpalljen e xhihadit kundër tatarëve Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) shkoi prej Shamit në Egjipt që të takohet me sulltanin dhe bashkpunëtorët (prijësa, ministrave), që t'i nxitë në xhihad ndaj tatarëve. Ai e mblodhi ushtrinë që t'i lufton ata. Xhihadi dhe komandimi i disa grupeve të xhihadit është e njohur për Ibn Tejmijen (Allahu e mëshiroftë).

Tatarët pretendojnë se janë më parësor për udhëheqje sesa muslimanët. I akuzojnë muslimanët për mëkate dhe zullum, kurse vetë janë të njollosur disa herë me shumë. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) u thoshte njerëzve: "Nëse me shihni në anën e tyre e mbi kokën time Kuranin- me mbytni. Njerëzit u trimëruan në luftimin e tatarëve; u forcuan zemrat dhe nijetet e tyre, falë Allahut të Lartësuar.

Thotë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë), pasiqë e përmendi Jasan dhe disa ligje të tij: "Në të gjitha këto ka kundërshtim të sheriatit të Allahut, të cilin e ka zbritur tek robërit e Tij, prej pejgamberëve alejhimu selam. Ai që e lë sheriatin e zbritur mbi Muhamedin, vulës së pejgamberëve dhe gjykon me ligjet e tjera prej sheriateve të shfuqizuara-bën kufër. A thua vallë, si është çështja për atë që gjykon tek Jasa dhe e vendos atë para Kuranit? Kush e bën një gjë të tillë, ai bën kufër me pajtimin e të gjithë muslimanëve "[192]. Dhe thanë në komentin e fjalës së Allahut të Lartësuar:**"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?** (Maide:50)- se e kundërshton Allahu i Madhëruar secilin i cili del nga gjykimi i Tij (që është gjithpërfshirës i çdo të mirë dhe ndalues

---

[192] El Bidajetu ve nihajetu ,13/119

nga çdo e keqe) dhe anon nga mendimet, epshet, dhe ligjet të cilat i kanë vendosur njerëzit, pa u mbështetur në sheriatin e Allahut, ashtu siç kanë qenë njerëzit e kohës së xhahiljetit (injorancës), që gjykonin me devijime dhe injorancë. Njejtë gjykojnë edhe tatarët me ligjet e pushtetit të marrura prej mbretit të tyre Xhingiz Kanit, i cili ua ka vendosur atyre Jasikun; libër i cili përmban në vete ligje të cilat i ka marrë nga fe të ndryshme si feja çifute, krishtere dhe feja islame. Shumë prej ligjeve të këtij libri i ka vendosur nga mendja dhe egoja e tij. Me vonë ky libër u bë program jete të populli i tij. Ata i japin përparësi këtij para librit të Allahut dhe sunetit të të dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Kështu që a i cili e vepron këtë vepër, duhet të luftohet, derisa të kthehet tek gjykimi i Allahut dhe i të dërguarit dhe të mos gjykon të ndonjë ligj tjetër çoftë pak ose shumë“[193]

## E treta: Shembuj të tjerë

Ka shumë shembuj të tjerë ku tregohen përpjekjet e refuzimit të sheriatit të Allahut të Madhëruar. Mirëpo, këto raste janë më të ralla sesa shembujt paraprak, qoftë për shkak të fshehjes së kësaj meseleje tek personi, ose për shkak se njerëzit nuk kishin mundësi për ndryshimin e asaj që e dinin në praktikë. Në do t'i cekim vetëm dy shembuj:

### E para:

**Levizja Batinije:** U përhap në vende të ndryshme të botës islame, përmes fraksioneve të ndryshme. Elementi dallues i të gjitha këtyre fraksioneve është ajo që e përmendi Gazaliu (Allahu e mëshiroftë) në zbulimin e pislleqëve të batinijëve. Pjesa e pestë e cila flet për bindjet e tyre dhe obligimet e sheriatit: “Ajo që dihet rreth tyre

[193] Tefsir Ibn Kethir, 3/122/123

është se ata zhveshjen e konsiderojnë të lejuar sikurse heqjen e hixhabit, dhe lejimin e ndalesave, si dhe mohimi i ligjeve të Allahut…”[194]. Janë të mirënjohura shpjegimet e batinive rreth dispozitave të Islamit, si namazi, haxhi, xhihadi etj. Kufri dhe qëndrimi i i Ehli Sunetit për tekfirin e tyre është i qartë. Kjo i bëri që ata të fshihen, të demaskohen dhe ta intensifikojnë përhapjen e medh'hebit të tyre.

## E dyta:

**Bidatxhitë:** Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij “El-Itisam” e ndërlidhi meselën e përsosmerisë së sheriatit dhe pretendimit të bidatxhive (pasuesve të risive) se sheriati nuk është i plotësuar.

---

[194] Fadaihu el batinije s.46

# STUDIMI I PESTË

# DYSHIME DHE PËRGJIGJE

Këtu do të tregojmë për dyshimet kryesore rreth kësaj teme, e në veçanti ajo që lidhet me ligjvënien që është në kundërshtim me sheriatin e Allahut, ose me gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu. E gjithë kjo u sqarua dhe kemi thënë se hynë në kufrin e madh. Prej dyshimeve me të rëndësishme të cilat i përhapin kundërshtarët (murxhitë) në këtë temë dhe i marrin si argumente janë fjalët si në vijim:

Dyshimi i parë: Ajo që transmetohet nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) rreth komentit të ajetit "Kufer dune kufer"

Dyshimi i dytë: Ajetet e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu janë të veçanta vetëm për Ehlul Kitabët.

Dyshimi i tretë: Gjykimi me ligjet e fabrikuara është kufër i veprës që nuk të nxjerrë nga feja. Kufri që të nxjerrë nga feja është kufri i besimit.

Dyshimi i katërt: Nuk bën kufër përveçse lejuesi (mustehili) me zemër dhe mohuesit të asaj që e zbriti Allahu.

Dyshimi i pestë: Qëndrimi i selefit ndaj ithtarëve të bidatit. Ata e ndanë bidatin në bidat i cili të nxjerrë nga feja dhe bidat i cili nuk të nxjerrë nga feja. Prandaj gjykatësi që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu është sikurse bidatxhiu që bidati i tij nuk e nxjerrë nga feja

Dyshimi i gjashtë: Tregimi i ixhmasë për mos kufrin e tij.

Dyshimi i shtatë: Përgjithësimi i tekfirit, duke përfshirë edhe veprime të caktuara.

Për ta plotësuar studimin dhe për ta sqaruar edhe me shumë këtë temë do t'i shpjegojmë të gjitha këto dyshime :

**Dyshimi i parë: Ajo që transmetohet nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) rreth komentit të ajetit " Kufër nën kufër" (kufër i vogël)**

Ka kaluar diskutimi i këtij dyshimi në temën e pestë të studimit të tretë. E kemi sqaruar në detaje në disa forma; disa nga ato janë të mjaftueshme si kundërpërgjigje ndaj atyre që argumentohen me fjalët e Ibn Abasit (radiAllahu anhuma) në këtë çështje dhe i vendosin si bazë në këtë temë, pa u kthyer tek fjalët e tjera të tij dhe fjalët e sahabëve .

**Dyshimi i dytë: Ajetet e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu janë të veçanta vetëm për Ehlul Kitabët (Çifutët dhe krishterët) dhe se muslimanët nuk hynë nën dispozitat e këtyre ajeteve.**

Këtë dyshim e kemi shpjeguar në temën e dytë të studimit të tretë, kur kemi folur rreth ajeteve të surës Maide, shkaqet e zbritjes së tyre ajeteve dhe fjalët e dijetarëve për to.

**Dyshimi i tretë: Gjykimi me ligjet e fabrikuara janë prej kufrit të veprës, kurse kufri i veprës nuk të nxjerrë nga feja. Kufri që të nxjerrë nga feja është kufri i besimit**

Kjo ndërtohet mbi atë se gjykatësi i cili nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, **përveç mohuesit**, bën kufër me vepër, ndërsa kufri i veprës nuk është kufri i besimit. Dhe kjo nuk e nxjerrë nga feja. Mjafton si përgjigje ndaj kësaj sqarimi i rregullës se kësaj mesele mbi të cilën është ngritur dyshimi i dukshëm, e që është pretendimi

se kufri është dy lloje: Kufri i besimit që të nxjerrë nga feja dhe kufri i veprës që nuk të nxjerrë nga feja. Pra, murxhitë e dhanë përgjigjën në bazë të meselës në përgjithësi, pa hyrë në detaje të rregullës, e cila tregon se bën kufër të veprës. Para se të fillojmë në demantimin dhe diskutimin e këtij dyshimi dua të sqaroj se si ka filluar definicioni kufër i besimit dhe i veprës. Thëm: ”Dihet se tekstet për kufrin të cekura në Kuran dhe sunet kanë ardhur të tregojnë se ka gjëra të cilat të nxjerrin nga feja dhe gjëra të tjera të cilat nuk të nxjerrin nga feja. Me këtë kundërshtohen havarixhët dhe ata që kanë mendimin e njejtë prej mu’tezilive. Selefët dhe dijetarët e tjerë folën për dallimin ndërmjet këtyre dy çështjeve, në mënyrë që të sqarohet e vërteta dhe si përgjigje ndaj havarixhëve. Për këtë arsye ata e ndanë kufrin në dy lloje:

Lloji i parë: Kufri i cili e nxjerrë njeriun nga feja.

Lloji i dytë: Kufri i cili nuk e nxjerrë njeriun nga feja.

Por, kanë ndryshuar shprehjet e selefit dhe të dijetarëve rreth këtyre. Disa kanë bërë dallim në mes këtyre; se njëra është kufër i madh kurse tjetra kufër i vogël. Disa kanë bërë dallim në mes këtyre dyjave; se njëra është kufër që të nxjerrë nga feja, kurse tjetra është kufër që nuk të nxjerrë nga feja. Disa kanë bërë dallim ndërmjet këtyre; se e dyta (e cila nuk të nxjerrë nga feja) është kufër nën kufër (kufër i vogël). Disa kanë bërë dallim në mes këtyre; se njëra është kufër i besimit, kurse tjetra kufër i veprës. Me kufrin e veprës ata kishin për qëllim ajo që lidhet me veprat (duke vepruar ose duke braktisur). Duke vepruar si p.sh: obligueshmeria e zekatit, agjërimit, respektimit të prindërve etj., kurse duke braktisur si p.sh: braktisja e ndalesave si prostuticioni, vjedhja, pirja e alkoolit, mbytja e njeriut me pa të drejtë etj. Të gjitha këto i futen në llojin e kufrit të veprës, i cili nuk nxjerrë nga feja, përveçse me konsiderimin e tyre të lejuara (hallall).

Këto janë shprehjet e selefëve të transmetuara në dallimin mes kufrit të madh dhe kufrit të vogël. Kështu e kuptuan selefët. Ata nuk u përçanë, dhe me këtë i kundërshtuan havarixhët dhe murxhitë. Mirëpo, në shekujt e më vonshëm gjejmë nga ata që i kanë evidentuar disa nga mendimet e murxhive si tërësi ose në ndonjë mesele të caktuar. Ata e shkëputnin atë që është transmetuar nga dijetarët e selefit; prej shprehjeve ndërmjet dallimit të kufrit të madh dhe të vogël, duke e bërë rregull të përgjithshme. Mbi këtë rregull e ndërtuan dyshimin tjetër**;** se nuk bën kufër përveçse ai i cili e konsideron hallall gjykimin me ligj tejtër pos ligjit të Allahut. Pastaj këtë mesele e përgjithësuan për të gjitha kufriatet. Kësisoj u bë rrugë (metedologji) e murxhive në shpjegimin e meseleve të imanit dhe kundërshtimin e havrixhëve- që ta sjellin këtë rregull: "Kjo është prej kufrit të veprës, e kufri i veprës nuk të nxjerrë nga imani. Si p.sh. thotë dikush: Gjykimi me atë që s'e ka zbritur Allahu prej ligjeve të fabrikuara (pa e konsideruar hallall) llogaritet si kufër i veprës, i cili nuk e nxjerrë njeriun nga feja. Kështu e përkufizuan përfundimisht këtë mesele, duke pretenduar se e kanë ndërtuar mbi një rregull prej rregullave të selefit. Kam thënë më herët se: "Meselja është shumë e qartë dhe nuk ka nevojë për diskutim, përveçse nëse hudhet në të ndonjë gabim, duke prodhuar pastaj gabim në të kuptuar dhe paqartësi në mesele të akidës, ose në diçka prej saj. Prej saj është kjo mesele për të cilën jemi duke folur. Për ta demantuar këtë dyshim dhe për ta sqaruar të vërtetën do të tregojmë për atë se çka ka ndodhur, në dy forma vijuese:

**Forma e parë:** Dijetarët të cilët e kanë përdorur këtë definicion (kufri i besimit dhe i veprës) treguan kuptimin e vërtetë të meselës. Ata treguan që mund të ndodhin paqartësi dhe për këtë arsye e sqaruan të vërtetën e kësaj meseleje. Si reference do t'i ceki dy dijetarët e mëdhenj të Ehli Sunetit dhe Xhematit:

I pari: Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij të namazit tha: "Imanin në vepër e kundërshton kufri në vepër, e imanin në besim e kundërshton kufri në besim. Për këtë ka treguar i dërguari salAllahu alejhi ue selem me fjalët e tij në hadithin e saktë :*"Sharja e muslimanit është mëkat, kurse luftimi i tij kufër"*[195]. Këtu pejgamberi salAllahu alejhi ue selem bëri dallim mes luftimit të tij dhe sharjes; njërën prej tyre e konsideroi mëkat që nuk bën kufër, kurse tjetrën e konsideroi kufër. Dihet se ai e kishte për qëllim kufrin e veprës dhe jo të besimit, kufër ky që nuk e nxjerrë nga rrethi i Islamit, ashtu siç nuk e nxjerrë nga feja as lavirin, vjedhësin, alkoolistin, edhe pse atyre u hiqet emertimi "mu`min (besimtarë)[196]

Fjala e Ibn Kajimit (Allahu e mëshiroftë) është e vërtetë dhe është në përputhshmëri me fjalët e selefit. Për këtë ai solli shembuj të vërtetë, të cilët janë në pajtim me definicionin e selefit. Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) arriti ta kuptoj këtë definicion dhe problematikën që dikush mund ta keqkupton. Në lidhje me këtë ai tha: "Ashtu siç bën kufër ai që e shpreh fjalën e kufrit me vetë dëshirë (si degë prej degëve të kufrit), njejtë bën kufër ai që vepron një degë prej degëve të kufrit, si p.sh sexhdja ndaj idhullit ose nënvlerësimi i Kuranit".

Këta dy shembuj (sexhdja ndaj idhullit dhe nënvlerësimi i Kuranit) e asgjesojnë rregullën të cilën e përgjithësuan murxhitë me fjalët e tyre: " Kufri i veprës nuk të nxjerrë nga feja", kurse këto dyja janë vepra të kufrit me ixhma, dhe **me ixhma** që të dyja janë kufër i veprës.

Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) e sqaron këtë mesele edhe më tepër, duke thënë: "Kufri i veprës ndahet në kufër që e

[195] Transmeton Buhariu dhe Muslimi

[196] Kitabu salah s. 407

kundërshton imanin dhe që nuk e kundërshton. Rënia në sexhde për idhullin, nënvlerësimi i Kuranit, mbytja e pejgamberit, sharja e tij e asgjesojnë imanin tërësisht, edhe pse këto janë prej veprave. Mendimin se kufri i veprës i gjithi hynë në kufrin e vogël, e sqarojnë shembujt e treguar nga Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë).

Ai që thotë për kufrin e vogël se është kufri i veprës, patjetër duhet që ta krahasoj me shembujt për të cilët selefi kanë ixhma; se janë prej kufrit të vogël, si p.sh.: mbytja e besimtarit, mohimi i prejardhjes, prostuticioni vjedhja etj. Kjo është e ngjajshme me rregullën e kundërshtimit të havarixhëve; se ne nuk e shpallim kafir askënd me mëkat, ne nuk e shpallim askënd kafir me mëkate të mëdha. Disa e kuptuan se medh'hebi i selefëve nuk e bën kafir askënd, me çfarëdo mëkati, edhe pse prej gjynaheve është shirku në Allahun. S`ka dyshim se kjo është kufër i madh. I dërguari salAllahu alejhi ue selam e ka qujatur gjynah (mëkat), siç është cekur në hadith: *"Cili është mëkati më i madh? Tha: T'i bësh Allahut shok"*.Ose siç e ka quajtur mëkat, në një hadith tjetër: "*A doni t`ju tregoj për mëkatet me të mëdha. Pastaj tha:" Shirku në Allahu dhe mosrespektimi i prindërve..."*[197]

Ata që i përgjithësuan këto shprehje kishin për qëllim demantimin ndaj havarixhëve, të cilët i shpallin kafira njerëzit për mëkatët (në përgjithësi), ose me mëkate të mëdha. Kurse dijetari tjetër Shejh Hafidh Hakemi (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij të njohur "A`lamu Es-sunetu El-Menshureh" përmendi llojet e kufrit: "Kufri është dy lloje: Kufri i madh, i cili të nxjerrë nga feja komplet (që është kufri i besimit i cili e mohon fjalën e zemrës dhe veprën e saj, ose njërën nga to) dhe kufri i vogël i cili e mohon përsosmerinë e imanit, por nuk e mohon atë komplet. Ky është kufri i veprës, i cili

---

[197] Transmeton Buhariu dhe Muslimi.

nuk e kundërshton fjalën e zemrës, as veprën e saj, dhe nuk detyron atë”.[198]. Pastaj e bëri një pyetje: Cili është kufri i veprës i cili nuk të nxjerrë nga feja? U përgjigj: “Ai është çdo mëkat të cilin sheriati e ka quajtur kufër, edhe pse i mbetet emri i imanit vepruesit të tij”.[199]

Ky është një sqarim shumë i plotë i shejh Hakemiut (Allahu e mëshiroftë) ndaj atyre që thonë se me kufrin i veprës është për qëllim kufri i vogël. Shejhu në pyetjen vijuese tha: “Nëse na thuhet: Sexhdja ndaj idhullit, nënvlerësimi i Kuranit, sharja e pejgamberit, tallja me fenë dhe të tjera janë prej kufrit të veprës (sipas asaj që shohim), atëherë pse është dalje nga feja, përderisa ju e definuat kufrin e vogël me kufrin e veprës?

Përgjigjja: Dije, se këto të katërta dhe të ngjajshme nuk janë prej kufrit të veprës, përveçse nga aspekti se ato veprohen me gjymtyrë në atë që u shfaqet njerëzve. Mirëpo këto nuk ndodhin përveçse me largimin e veprës së zemrës prej nijetit, sinqeritetit, dashurisë dhe nënshtrimit. Asgjë nga këto nuk mbetet më në atë zemër, kjo edhe pse është e veprës në anën e jashtme, ajo e detyron patjetër kufrin e besimit.[200]

Ky kuptim i thellë dhe sqarim nga shejh Hafidh El-Hakemi (Allahu e mëshiroftë) tregon se definicioni i kufrit të veprës nuk është i përgjithshëm, por i kështëzuar. (Vërejtje: Shprehja e shejh Hafidh El- Hakemiut (Allahu e mëshiroftë) në kushtëzimin e kufrit të sexhdës për idhullin, apo nënvlerësimit të Kuranit, si p.sh.: Nuk ndodhë përveçse me largimin e veprës së zemrës dhe shprehja e obligon kufrin e besimit). Nuk e ka për qëllim kushtëzimin të cilin e

---

[198] A`lamu Es-sunetu el-Menshureh
[199] A`lamu Es-sunetu el-Menshureh, fq. 179

[200] A`lamu Es-sunetu el-Menshureh, fq. 181-182

thanë murxhitë (të cilët nuk e shpallin për kafir, përveçse atë që e konsideron të lejuar), mirëpo ai ka për qëllim se ajo ia detyron atij: “Ajo nuk ndodhë përveçse me prishjen e veprës së zemrës dhe për këtë nuk kanë kundërshtim selefët. Për këtë do të vie sqarimi në pikën tjetër.

**Forma e dytë:**

Shqiptimi i dy dëshmive (si vepër-kusht për saktësinë e imanit). Ai që nuk i shqipton këto dyja, duke pasur mundësi- ai është kafir. Në këtë kundërshtuan murxhitë. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): “Ai i cili nuk i shqipton dy dëshmitë (shehadetin) duke pasur mundësi, ai është kafir me pajtimin e të gjithë muslimanëve. Ai është kafir jashtë dhe brenda tek selefët e umetit dhe dijetarët. Kurse një grup prej murxhive ( Xhehmitë, apo grupi i Xhehm Es-Salihiut) anuan kah mendimi se nëse ai është besimtar me zemër, atëherë ai është kafir në anën e jashtme, kurse besimtar në brendësi. E kemi tërhequr vërejtjën ndaj kësaj fjale dhe kemi thënë se është mendim i bidatxhive në Islam, të cilin nuk e ka thënë askush prej dijetarëve. Kemi thënë më herët se imani i brendshëm e detyron anën e jashtme dhe e ndryshon atë, dhe se ekzistimi i imanit të brendshëm (me besim dhe dashuri) pa vërtetim të jashtëm është i papranushëm”.[201]. A ka mundësi të thotë dikush: Mos shqiptimi i dy dëshmive nuk të nxjerrë nga feja, sepse është prej kufrit të veprës? Kjo bie në kundërshtim me ixhmanë. Nëse ia shtojmë kësaj atë që kaloi më herët kur treguam se sharësi i Allahut të Lartësuar, sharësi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, ai i cili e gjuan Kuranin në mbeturina etj. - të gjitha janë kufër me ixhma, dhe të gjitha janë me vepër (veprohen me gjymtyrë). Kështu bëhet e qartë kjo mesele.

[201] El Imanu el Evset fq.151

Përgjigjja ndaj dyshimit tjetër dhe ajo që përmban prej përgjigjëve është plotësuese ndaj këtyre dy formave që i përmendëm.

**Dyshimi i katërt: Nuk bën kufër përveçse lejuesit (mustehilit) me zemër, mohuesit të asaj që e zbriti Allahut i Madhëruar**

Disa studiues e lidhën këtë me atë që është më e përgjithshme dhe gjithpërfishirëse, duke pretenduar se nuk bën kufër askush me çfarëdo lloji prej llojeve të kufriateve, përveçse mohuesit. Ata argumentohen me fjalët e Tahaviut (Allahu e mëshiroftë), i cili i cek fjalët e dijetarëve para tij, ku thotë: "Ne nuk akuzojmë me kufër (mosbesim) asnjë nga pasuesit e kiblës për ndonjë mëkat, përderisa nuk e lejon atë. Edhe gjykuesi me ligj tjetër pos ligjit të Allahut hynë nën këtë rregull (dhe atë në përgjithësi) dhe nuk bën kufër përveçse ai që e lejon ( e bën hallall)".

Shqyrtimi i kësaj mesele dhe përgjigja ndaj saj është në disa forma:

<u>Forma e parë</u>: Dijetarët nuk e kishin për qëllim këtë rregull në përgjithësi, të cilën e kuptuan disa bazuar në shprehjen e Tahaviut (Allahu e mëshiroftë).

Për shembull: Buhariu (Allahu e mëshiroftë) e emërtoi një kapitull në sahihun e tij në kapitullin e imanit me fjalët e tij: "Kapitulli i mëkateve prej çështjeve të xhahilijetit (injorancës), me të cilat nuk bën kufër vepruesi i tyre, përveçse me shirk.[202]. Buhariu (Allahu e mëshiroftë) tha se shirku është kufër në vete dhe ai është mëkat prej mëkatëve. Vërehet se Buhariu (Allahu e mëshiroftë) nuk e përmendi atë njeri që i lejon mëkatët. Prandaj, a kuptohet nga kjo se nuk bën kufër përveçse lejuesit (mustehilit)? Buhariu (Allahu e mëshiroftë) sikurse të tjerët prej dijetarëve nuk e kishte për qëllim përkufizimin e kësaj mesele, mirëpo kishte për qëllim

[202] Sahih el Buhari , Kitabul iman, kapitulli 22

kundërpërgjigjen ndaj havarixhëve, të cilët i shpallnin kafira njerëzit me mëkate të mëdha. Thotë Berbehari (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij “Sherhu Sunneh: “Askush prej pasuesve të kiblës nuk del nga Islami derisa ta mohon ndonjë ajet prej librit të Allahut Fuqiplotë, të mohon diçka prej sunetit të pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, të falet për dikë tjetër veç Allahut, të therr kurban për dikë tjetër veç Allahut. Nëse ai vepron diçka nga këto të obligohet ty nxjerrja e tij prej Islamit, ndërsa nëse nuk vepron asgjë prej këtyre ai është besimtar dhe musliman”[203]. E përmendi namazin për dikë tjetër veç Allahut, therrjën për dikë tjetër pos Allahut; që të dyja prej mëkatëve, që vepruesit e saj dalin nga Islami. Qëllimi i Berbeharit (Allahu e mëshiroftë) ishte shembulli dhe jo përmendja e të gjithë atyre. Ashtu si shembulli i dijetarëve kur thanë se nuk bën kufër laviri dhe vjedhësi ( nuk e kishin për qëllim përkufizimin por vetëm shembujt. Dhe kjo është e qartë”.

Forma e dytë: Dijetarët treguan qëllimin e vërtetë të shprehjes së Tahaviut (Allahu e mëshiroftë) dhe shprehjeve të ngjajshme. Qëllimi i tyre ishte demanti ndaj havarixhëve dhe jo rregull e përgjithshme për të gjitha mëkatët. Do të mjaftojmë duke i cekur shkurtimisht disa shembuj të dijetarëve:

Prej tyre, Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) tha: ”Kanë thënë dijetarët e sunetit (duke e përshkruar besimin e Ehli Sunetit dhe Xhematit) se nuk e shpallim kafir për mëkate askënd prej pasuesve të kiblës. Me këtë e kundërshtuan bidatin e havarixhëve të cilët i shpallin njerëzit kafira për mëkate të mëdha”.[204] Fjala e tij: “I shpallin kafira për mëkate të mëdha”- treguam më herët se havarixhët bëjnë tekfir për mëkat, kurse Ehli Suneti janë në

[203] Sherhu suneh 31 Muhammed seid kahtani
[204] Mexhmuatul fetava, 12/474

kundërshtim me ta, duke mos bërë tekfir për çdo mekat, përveçse për ato që kanë ardhur argumente të qartë- për kufrin e veprusit të tij. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) gjithashtu tha: "Është vërtetuar prej medh'hebit të Ehli Sunetit dhe Xhematit; ajo që argumenton Kurani dhe suneti është se ata nuk e shpallin kafir për mëkate askënd prej pasuesve të kiblës, e as nuk e nxjerrin nga Islami me ndonjë vepër, nëse është vepër e ndaluar si p.sh: Prostitucioni, vjedhja, pirja e alkoolit, përderisa nuk hiqet imani.[205]. D.m.th.: Nuk e vepron ndonjë vepër që e prishë imanin prej lejimit (istihlalit) ose të tjerave, si p.sh. Mohimi, përgënjështrimi, sharja e pejgamberit, e Allahut etj. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) tutje tha: "Ne kur themi: Ehli Suneti janë pajtuar se nuk bën kufër me mëkate e kemi për qëllim mëkatet si prostuticioni, pirja e alkoolit etj. Kurse për shtyllat tjera të Islamit, respektivisht për lënien e tyre ka mospajtim të mirënjohur tek dijetarët".[206]. Me shtyllat tjera ka për qëllim katër shtyllat: Namazin, zekatin, agjërimin dhe haxhin. Shejh Muhamed ibn Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë) në demant ndaj atyre të cilët u argumentuan se dijetarët kanë thënë se "Nuk lejohet tekfiri i muslimanit për mëkate", thotë: "Kjo është e vërtetë, ngase havarixhët bëjnë tekfir mbi atë që bën prostuticion, vjedh, derdh gjakun e muslimanit etj. Bile për çdo mëkat që e vepron muslimani, tek ta bën kufër. Ehli Suneti thonë se muslimani nuk bën kufër, përveçse me shirk. Ne nuk i kemi bërë tekfir tagutat dhe pasuesit e tyre, përveçse me shirkun e madh, dhe ti je njëri prej me të paditurve kur mendon se është musliman ai që falet për dikë tjetër pos Allahut dhe i lutet dikujt tjetër pos Tij[207] . Tutje në demant ndaj tyre thotë: "A i ke parë sahabët e të dërguarit të Allahut kur i luftuan penguesit e zekatit? Kur deshën të pendohen,

[205] Mexhmuatul fetava, 20/90
[206] Mexhmuatul fetava, 7/302
[207] Muelifat Muhammed ibn Abdul Vehab, Erresail esh-Shakhsije fq. 233

Ebu Bekri (radiAllahu anhu) iu tha: “Nuk ju pranohet pendimi derisa të dëshmoni se të vrarët tanë janë në xhenet, kurse të vrarët tuaj janë në xhehnem. A mendon se Ebu Bekri (radiAllahu anhu) dhe sahabët nuk e kuptuan, kurse ti dhe babai yt po e kuptoni? Ah, mjerë për ty o injorant, nëse e ke besuar këtë” [208]. Shejh Abdul Vehabi (Allahu e mëshiroftë) e përmendi shirkun dhe mosdhënien e zekatit. Ai e sqaroi kuptimin e selefit kur thanë nuk bëjmë tekfir për mëkate. Shejhu gjithashtu është autor i shkresës “Negacionet e Islamit”, ku përmendi se ka prej negacioneve të Islamit që nuk kanë të bëjnë me istihlal (lejimin), si p.sh: sihri (magjia) dhe gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu Fuqiplotë. Shejh Abdu Letif ibn Abdurrahman ibn Hasen (Allahu e mëshiroftë) në demant ndaj Davud ibn Xherxhis El-Irakiut, thotë: “Sa i përket fjalës së tij: “Se shejh Ahmed Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) dhe nxënësi i tij Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) nuk e bëjnë tekfir askënd prej pasuesve të kiblës, thuhet: Sikur ky ta kuptonte këtë temë dhe çfarë është për qëllim me shprehjen “prej pasuesve të kiblës”, nuk do ta thonte këtu, duke u argumentuar me të në duanë (lutjen) e dikujt tjetër pos Allahut, dhe mos shpalljen për kafir vepruesit të saj.

Ai i cili i largohet nga fjalët e dijetarëve dhe mendon se ai i cili falet dhe thotë “La ilahe il-laAllah” është prej ithtarëve të kiblës, edhe nëse duket prej tij ajo që vepron prej shirkut dhe mospraktikimit të fesë islame, i tilli i ka thirrur vetës së tij injorancën dhe devijimin. Imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë) e ka mohuar fjalën e këtyre të gjorëve, të cilët pretendojnë se janë në medh’hebin e tij. Qëllimi i dijetarëve me rregullën "nuk shpallim kafir askënd për mëkat" është për qëllim distancimi nga medh’hebi i havarixhëve, të cilët bëjnë tekfir për mëkate. Kurse murxhitë e vendosin këtë rregull në vendin jo të duhur, sepse ata e interpretuan

[208] Burimi i mehershëm , 234

këtë rregull për vepruesit e shirkut dhe ata që iu luteshin njerëzve të mirë. **Ky kuptim i murxhive rreth kësaj rregulle është i prishur, i refuzuar me librin e Allahut, sunetin e të dërguarit dhe ixhmanë e dijetarëve**. Dijetarët (prej tyre edhe katër imamët e medh`heve të njohura) e kanë vendosur një kapitull të veçantë, ku përmenden gjykimin e sheriatit ndaj renegatëve prej muslimanëve, duke cekur shumë kufriate të tjera përpos këtyre që ne i cekëm.

**Forma e tretë:**

Shprehja e dijetarëve "nuk e shpallim askënd kafir për mëkat" kishte për qëllim kundërpërgjigjën ndaj havarixhëve. Ky gabim në këtë mesele ndodhi nga kuptimi i mangët dhe përgjithësimi i rregullës për çdo mëkat. Dyshimi i kësaj shprehje largohet me njerën prej dy mënyrave:

<u>E para</u>: Shpjeguesi i akidetu tahavije Ibn iz El-Hanefiu (Allahu e mëshiroftë) përmendi se shumë prej Ehli Sunetit e ndaluan që kjo rregull të përgjithësohet dhe e vërteta është të thuhet: “Nuk bëjmë tekfir për çdo mëkat, në mënyrë që të bëhet dallimi mes medh’hebit të havarixhëve (që bëjnë tekfir për çdo mëkat) dhe medh’hebit të Ehli Sunetit, të cilët bëjnë tekfir për disa mëkate që janë kufër dhe për të cilat kanë ardhur argumente të qarta.

<u>E dyta</u>: Ndër mëkatët me të cilat nuk bën kufër vepruesi i saj janë: Prostitucioni, pirja e alkoolit, mbytja me pa të drejtë, mosrespektimi i prindërve, mohimi i prejardhjës etj. Me këto mëkate vepruesi i tyre nuk bën kufër, **përveçse nëse i konsideron të lejuara**. Kurse mëkatët që janë kufër si p.sh.: Sharja e Allahut, adhurimi i idhujve, nënvlerësimi i Kuranit etj.- **vepruesi i tyre bën kufër, pa marrë parasysh a i konsideron të lejuara apo jo**.

**Forma e katërt**: Mendimi se nuk bën kufër përveçse mohuesit, është fjalë e murxhive, edhe pse ata kanë kundërthënie mes tyre.

Shkak i kësaj kundërthënie është definimi i imanit vetëm si besim (tasdik), kurse kufrin e përkufizuan në atë që e kundërshton imanin; prej përgënjeshtrimit dhe mohimit.

Me gjithë pajtimin e selefit për nënçmimin e të gjithë murxhive (xhehmitë, esharitë, maturiditë, murxhitë e fukahave) gjejmë fatkeqësisht muslimanë që **pretendon selefizmin**, por ia mveshin fjalët e murxhive dijetarëve të Ehli Sunetit, në disa mesele të imanit. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Sa i përket Xhehmiut, ai thoshte: "Imani është vetëm besim me zemër, edhe nëse nuk e shpreh me gjuhë". Këtë fjalë nuk e ka thënë askush prej dijetarëve të umetit. Madje imam Ahmedi, Vekiu (Allahu i mëshiroftë) dhe të tjerë e kanë bërë tekfir thënësin e saj. Mendimi se nuk bën kufër përveçse mohuesi, është fjalë e murxhive ekstremistë, duke e pasur parasysh se murxhitë fukaha nuk janë pajtuar me këtë definicion të imanit dhe nuk kanë vepruar sipas tij. Ata thanë: "Për atë që ka gjykuar sheriati për kufrin e tij (dmth prej llojeve të kufrit, pa e futur përgënjështrimin) edhe ne gjykojmë për kufrin e tij. Kjo në përgjithësi është në pajtim me fjalët e selefit. Mirëpo, ata e sollën një risi kur thanë: "Për atë që ka gjykuar sheriati për kufrin e tij, kjo është argument për zbraztinë e zemrës së tij nga njohja e Krijuesit. Me këtë murxhitë ekstremistë e kanë kundërshtuar logjikën dhe sheriatin.

Nuk jam duke i shpjeguar meselet e tekfirit dhe ajo që lidhet me të, ngase kjo ka nevojë për një libër të veçantë. Mjaftohemi duke e sjellur vetëm një mesele (për të cilën ka ixhma), ku nëpërmjet saj sqarohet meselja të cilën jemi duke e shqyrtuar, dhe triumfin e Ehli Sunetit dhe Xhematit ndaj murxhive dhe grupeve të tyre. Jam mjaftuar vetëm me një mesele për shkak të mos zgjatjes në shpjegim, sepse ajo që ta prish imanin është njejtë si të bëhet njëherë, si të përsëritet shpesh, siç thotë Ibn Tejmije (Allahu e

mëshiroftë): “Ajo që e prishë imanin prej fjalëve është e njejtë si të bëhet një herë, si të përsëritet shpesh herë. Si p.sh.: Bën kufër vetëm në një ajet, ose me ndonjë farz të mirënjohur, ose e shanë pejgamberin salAllahu alejhi ue selem ( qoftë vetëm një here). Poashtu akuzimi i fesë; nuk ka nevojë që të përseritet disa herë për të rënë në kufër, por mjafton vetëm njëherë.[209]. Dhe për këtë nuk ka mospajtim. Nëse dikush e përgënjeshtron Nuhun alejhi selam- bën kufër, edhe nëse i beson pejgamberët e tjerë. Ashtu siç abdesi dhe namazi prishen me një vepër të caktuar. Kështu është edhe me muslimanin; ai mund të jetë prej atyre që i dëshmon dy dëshmitë dhe i kryen shtyllat e tjera të Islamit dhe imanit, por përderisa ai e vepron një negacion të vetëm, p.sh. E mohon ndalimin e prostitucionit dhe alkoolit, me ixhma ky njeri bën kufër. Për sharësin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem të gjithë dijetarët kanë konsenzus për kufrin tij. Prej atyre që e kanë transmetuar ixhmanë janë:

**1.Is`hak ibn Rahavejhi (Allahu e mëshiroftë)**

Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) se imam Is`hak ibn Rahavejhi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: “Janë pajtuar të gjithë muslimanët se ai që e shanë Allahun ose të dërguarin, e mbyt një të dërguar prej të dërguarve të Allahut- ai është kafir, edhe nëse e pranon tërë atë që e ka zbritur Allahu”[210]

**2.Ibn Mundhir el-Farisi (Allahu e mëshiroftë)**

Ka thënë Ibn Haxheri (Allahu e mëshiroftë) në “Fet`h”: “E ka transmetuar Ibn Mundhiri pajtimin e të gjithë dijetarëve se obligohet mbytja e atij që e shanë të dërguarin. E ka transmetuar

[209] Esarimu el meslul 2/178
[210] Esarimu el meslul 2/15

Ebu Bekër El-Farisij (njëri prej dijetarëve të shafive) në librin “El-Ixhma” se ai që e shanë të dërguarin bën kufër me pajtimin e të gjithë dijetarëve”.[211]

**3. Muhamed ibn Sahnun (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:**

“Janë pajtuar dijetarët se sharësi i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem është kafir. Kërcënimi i vazhdon nga dënimi e Allahut. Dijetarët gjykojnë se ky njeri duhet të mbytet, kurse bën kufër ai që dyshon në kufrin dhe dënimin e tij[212]. Për këtë kufër për të cilin ka ixhma (për atë që e shanë të dërguarin salAllahu alejhi ue selem) e shohim se ndodhë vetëm me sharje, pa marrë parasysh a e konsideron të lejuar ose mendon se është haram (e ndaluar). Kufri i tij është në të brendshmën dhe të jashtmën e tij. Edhe murxhitë e kundërshtojnë. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): “Ai që e shanë Allahun ose të dërguarin e Tij, bën kufër me brendësinë dhe të jashtmën e tij, pa marrë parasysh nëse sharësi e beson se kjo është haram, e konsideron të lejuar, ose ka qenë i shkujdesur ndaj besimit të tij. Ky është mendimi i fukahave dhe dijetarëve të Ehli Sunetit, të cilët thonë se imani është fjalë dhe vepër, dhe s`ka dallim në sharje mes atij që tallet dhe atij që është serioz”.[213]. Pra, vetëm sharja në vetvete është kufër, pa marrë parasysh e lejoi apo jo. Ndërsa ai që thotë bën kufër vetëm ai që e lejon, ai e ka marrë këtë mendim nga murxhitë. Ky është ixhmau i dijetarëve dhe mendimet e tyre në këtë mesele. Kjo argumenton disa gjëra:

E para: Kufri nuk përkufizohet vetëm me përgënjështrim

---

[211] Fet`hul bari sher hadith rakm 6928 min sahih el buhari

[212] Sarimu el meslul , 2/15/16

[213] Sarimu el meslul, 3/955-957

E dyta: Kufri bëhet me fjalë dhe vepër

E treta: Për rënien në kufër nuk është kusht El-istihlali (lejimi)

E katërta: Ky lloj i kufrit (për të cilin ka tekste) llogaritet kufër i brendshëm dhe i jashtëm. Ai është vetë kufri, e nuk është për shkak se ai e ka konsideruar të lejuar atë.

E pesta: Kundërshtarët në këtë janë grupet e murxhive ekstremistë dhe jo ekstremistë. Për ta dalluar medh'hebin e Ehli Sunetit dhe Xhematit prej grupeve të murxhive në meselën e sharësit do t'i përmendim fjalët e dijetarëve për secilin grup që e ka kundërshtuar medh'hebin e selefit. Themi: Fjalët rreth kësaj janë siç vijojnë:

<u>Fjala e parë</u>: Sharësi dhe të ngjajshmit nuk bëjnë kufër në dynja, përveçse nëse e shprehin me mohim, ose sharjën e konsiderojnë të lejuar. Ky është medh'hebi i murxhive ekstremistë që thonë: "Prej asaj qe ka ardhur në sheriat, prej kufrit me fjalë dhe kufrit të veprës, ne nuk gjykojmë për kufrin e tij në dispozitat e kësaj bote, përveçse nëse e mohon atë". Selefët këtë grup e quajtën bidatxhi, për shkak të teprimit të tyre në irxha, me çrast i kundërshtuan tekstet e ardhura për kufër; për ate që e thotë ose vepron kufrin pa e kushtëzuar me mohim ose lejim. Murxhitë e bënë mohimin dhe lejimin kusht për zbritjen e tekfirit .

<u>E dyta</u>: Sharësi është kafir në anën e jashtme (d.m.th. në dispozitat e kësaj botës), mirëpo ka mundësi me qenë besimtar në anën e brendshme (nëse e beson atë me zemrën e tij). Këta thonë se për të gjitha ato që ka ardhur tekst nga sheriati për kufrin e tij, patjetër duhet të gjykojmë me kufër në anën e jashtme dhe dispozitat e kufrit i realizohen në këtë botë. Mirëpo, ky mund që në brendësinë e tij të jetë besimtar; nëse me zemër është i bindur dhe jo përgënjështrues me gjuhë. Ky është mendim i njohur nga murxhitë ekstremistë, të cilët thonë se imani është vetëm njohje. Nga kjo

rrjedhë se ai ka mundësi ta shpreh me gjuhën e tij atë që nuk e ka në zemër, edhe nëse në zemrën e tij e ka madhërimin, respektimin e të dërguarit, atëherë ajo që e ka shpreh me gjuhë nuk ia prishë atë që e ka në brendësi (zemër), ashtu siç nuk i bën dobi munafikut shfaqja e së kundërtës të asaj që e ka në zemër”[214] . Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) iu kundërpërgjigj dyshimit të tyre në tri mënyra. Prej tyre neve na intereson mënyra, në të cilën thuhet: ”Kjo obligon; se ai që flet me përgënjështrim ose mohim dhe të gjitha llojet e kufrit- **pa imponim,** atij i lejohet që me gjithë këto të jetë besimtar në të njejtën kohë. Ai që e lejon këtë e ka hequr Islamin prej qafës së tij. Për shkak të rrezikut të kësaj meseleje dhe përhapjes së saj në shekujt e më vonshëm po e ceki mendimin e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) rreth saj, dhe si u ndikuan grupet e tjera me të. Ai thotë: “Nga këtu bëhet i qartë gabimi i Xhehm ibn Safvanit dhe atyre që e pasuan atë, duke menduar se imani është vetëm besim me zemër dhe njohje. Ata nuk i futen veprat e zemrës në iman dhe menduan se njeriu ka mundësi të jetë besimtar me iman të plotë me zemrën e tij, edhe pse ai e shanë Allahun dhe të dërguarin e tij, e armiqëson Allahun dhe të dërguarin e tij, i armiqëson të dashurit e Allahut dhe i miqëson armiqtë e Allahut, i mbytë pejgamberët dhe i shkatërron xhamitë, e gjuan Kuranin, i ndëron kafirat me ndërimin me të madh, i poshtëron besimtarët me poshtërimin me të keq”. Ata tutje thanë: “Të gjitha këto janë mëkate që nuk e mohojnë besimin, dhe ai që e vepron këtë- në zemër është besimtar.”. Thanë: “Zbatohen për të në dynja rregullat e jobesimtarëve, sepse këto fjalë (vepra) janë shenjë për kufrin e jashtëm, siç janë dëshmi vetë pranimi dhe dëshmitarët, edhe pse në brendesinë e tij ka mundësi të jetë në të kundërtën e asaj që e pranon, ose në të kundërtën e asaj që dëshmojnë dëshmitarët. Kur atyre u tregohet teksti nga Kurani, suneti dhe ixhamu, se vepruesi i ndonjëres prej këtyre bën kufër në

[214] Sarimu meslus 3/966

atë vepër ose fjalë dhe se ai do të jetë prej të dënuarve në ahiret, thonë: "Kjo është argument se është hequr besimi dhe njohja prej zemrës së tij. Kufri tek ta është një gjë dhe ajo është xhehli (injoranca). Gjithashtu edhe imani është një gjë; është njohja ose përgënjështrimi i zemrës dhe besimi i saj. Ata janë në kontraditë se besimi me zemër është një aspekt i ndarë nga dija, apo ai është i njejti? Ky është mendim i shëmtuar i thënë në iman, pas së cilit anuan shumë prej murxhive. Selefët sikurse Vekiu ibn Xherahu, Ahmed ibn Hanbeli, Ebu Ubejdi (Allahu i mëshiroftë) dhe të tjerët i shpallën kafira ata që e thanë këtë fjalë. Dallimi në mes këtij grupi të murgjive dhe grupit para tij ( që të dyja prej grupeve të murgjive ekstremistë) është: Grupi i parë thanë se nuk bën kufër përveçse mohuesit dhe përgënjështruesit; as në këtë botë dhe as në botën tjetër. Kurse grupi i dytë thanë: "Atë për të cilin gjykoi sheriati për kufër, ne e shpallim kafir në këtë botë, mirëpo ka mundësi që brenda të jetë besimtar i sinqertë dhe të Allahu është besimtar". Këto dy grupe i shpallën kafira disa prej selefëve, siç e cekëm, për shkak të teprimit të tyre dhe kundërshtimit të teksteve të qarta.

<u>E treta</u>: Për atë që ka treguar teksti për kufrin e tij (siç është sharësi), ai është kafir brenda dhe jashtë, në dynja dhe ahiret. Mirëpo kufri i tij nëse rrjedh si shkak i veprës prej fjalëve ose veprave, ai nuk është vetëm për shkak të veprave, mirëpo vepra është argument për heqjen e besimit nga zemra e tij. D.m.th. vepra e tij është shenjë për përgënjështrimin e zemrës së tij. Ky është medh'hebi i murxhive apologjetik (filozofë) prej esharive dhe të tjerëve, të cilët deshën të bashkojnë në mes fjalës së tyre; se kufri është vetëm përgënjështrim dhe mes përputhshmerisë së sheriatit në kufrin e llojit të këtyre, dhe thanë: "Kjo vepër është kufër i madh , mirëpo kufri ka ndodhur për shkak se vepra e tij është argument i mohimit të zemrës së tij".

Ky është medh'hebi i cili thotë se kufri i sharësit është po i njejti, për shkak se e ka lejuar sharjen". Këtë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) e quajti rrëshqitje dhe gabim të madh. Këta pajtohen me Ehli Sunetin dhe Xhematin në gjykim; se kush e vepron atë ai është kafir brenda dhe jashtë, mirëpo ata e kundërshtojnë Ehli Sunetin në shkakun (sebepin). Ehli Suneti thonë ai është kafir po me atë vepër ose fjalë të kufrit, kurse ata thonë: "Ai është kafir sepse kjo vepër ose fjalë është shenjë se i është hequr besimi nga zemra e tij dhe për këtë shkak ka bërë kufër. Kjo është e kotë, ngase jo çdo kafir është përgënjështrues i asaj që ka në zemër.

Dijetarët i diskutuan dyshimet e tyre. Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij "Sarimu Meslus" tha ndër të tjera për ta: "Libri i Allahut është tregues dhe urdhërdhënës; treguesi obligon besimin e asaj që tregon, kurse urdhëruesi obligon nënshtrimin dhe dorëzimin për të. E kjo është vepër e zemrës". Pastaj thotë: "Nëse ndodhë në zemër nënvleftësimi dhe nënqmimi, atëherë refuzon nënshtrimi dhe dorëzimi. Kjo aludon se s'ka mbetur imani. Në këso sprove ka rënë edhe Iblisi, sepse ai e dëgjoi urdhërin e Allahut. Ai nuk e përgënjeshtroi të dërguarin, mirëpo nuk iu bind urdhërit dhe u bë mendjemadh ndaj adhurmit të Allahut, duke u bërë kafir. Pikërisht nën këtë pikë devijuan disa dijetarë të më vonshëm. Ata menduan se imani në bazë është vetëm besim. Pastaj mendojnë se shembulli i Iblisit dhe faraonit janë prej llojit që nuk ka dalur përgënjështrimi nga ta, ose thonë se përgënjështrimi ka dalur prej tyre me gjuhë dhe jo me zemër. Kufri i tyre është prej kufrit me të rëndë, ngase ata sjellin huti. Sikur këta ta ndiqnin rrugën të cilën e ndoqën selefët e mirë do ta kuptonin se imani është fjalë dhe vepër. Pasi e përmendi se për iman duhet patjetër besimi dhe nënshtrimi, Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) tha: "Njeriu nuk mund të jetë besimtar përveçse nëse i bashkon që të dyjat. Kur e lë nënshtrimin ai është mendjemadh dhe bëhet kafir, edhe nëse e beson me zemër.

Kufri është me gjithpërfshirës sesa përgënjështrimi. Kufri mund të jetë me përgënjështrim, injorancë, mendjemadhësi dhe padrejtësi. Për këtë arsye nuk u cilësua Iblisi përveçse me kufrin e mendjemadhësisë dhe jo të përgënjeshtrimit. Për këtë shkak kufri i atyre që e njohin të vërtetën sikurse jahudit dhe të ngjajshmit janë prej llojit të kufrit në të cilin ka rënë Iblisi. Kufri i atyre që bien në të (me injorancë) është sikurse kufri i krishterëve dhe të ngjajshmëve. A nuk e sheh se një delegacion erdhën tek i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe e pyetën për disa gjëra, e pastaj thanë:"Dëshmojmë se ti je i dërguar, mirëpo nuk e pasuan (tregimin e tregon Tirmidhiu dhe thotë se hadithi është hasenu sahih). Po kështu edhe Herakliut dhe të tjerëve nuk u bëri dobi kjo njohje dhe besimi i tyre. Murxhitë dhe ata që u pajtuan me ta menduan se s`ka mundësi të ndodhë kufri përveçse me përgënjështrim. Kur atyre ua tregova situatat për të cilat u përmend argumenti i prerë për kufrin e vepruesit të saj, thanë: "Ajo është kufër, pastaj e shpikën një risi në kundërshtim me Ehli Sunetin dhe Xhematin kur thanë: "Ai bën kufër, sepse vepra e tij është argument dhe provë për mosbesimin në zemrën e tij. Ata e kundërshtuan argumentin sheriatik i cili tregoi për ekzistimin e besimit në zemrat e tyre, dhe argumentin konkret; se njeriu ka mundësi të beson me zemrën e tij diqka, por e shfaq me gjuhë ose vepër të kundërtën e saj.

Fjala e katërt: Ehli Suneti dhe Xhemati kanë thënë: "Ashtu siç imani ndodhë me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë, poashtu edhe ajo që e kundërshton imanin (prej kufrit) ndodhë me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë. Ai që shpreh me gjuhë atë që është kufër, si p.sh. ai që e shanë Allahun e Madhëruar, ose vepron me vepër si p.sh. e hedhë Kuranin në mbeturina- bën kufër brenda dhe jashtë në gjykimin e kësaj bote dhe botës tjetër, dhe nuk kthehet që të shikohet çka ka në zemër, ngase ka mundësi me qenë besimtar me zemër ose përgënjështrues. Informimi nga Allahu i Madhëruar bëhet në

realitet në brendësinë dhe të jashtmën e tij. Allahu tregoi për kufrin e atyre që thanë se Allahu është i treti i treve, ose Allahu është i biri i Merjemes, dhe për ata që u tallën: **“Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë”.** (Teube:66)
I tregova në mënyrë të detajuar me shembujt e tyre, për ta treguar dallimin ndërmjet Ehli Sunetit dhe Xhematit dhe grupeve të murxhive.

**Shkurtimisht:**

-Ehli suneti dhe Xhemati kur thonë: Kjo vepër është kufer- ai është vetë kufri.

-Murxhitë thanë: Ai është kufri i madh (kjo është në pajtim me Ehli Sunetin), mirëpo ata thanë: Ajo është kufër, sepse është argument për përgënjështrimin me zemër. Me këtë e kundërshtuan Ehli Sunetin, sepse e përkufizuan kufrin vetëm me mohim dhe përgënjështrim.

-Një grup i tyre shkuan në ekstrem, kur thanë: Ai është kufri i jashtëm në jetën e kësaj bote, mirëpo brenda mund të jetë besimtar i vërtetë. Ky mendim është i kotë.

-Një grup tjetër e teproi, kur tha: Nuk bën kufër përveçse lejuesit (mustehilit), përgënjeshtruesit, i cili e shpreh me mohim. Edhe ky mendim është i kotë.

Prandaj, le të ketë kujdes ai i cili shkruan në këto tema; që mos të jetë prej atyre që i futë këto mendime të kota, e pastaj t`ia mveshë këto fjalë selefit.

Forma e pestë: Kufri nuk përkufizohet vetëm me përgënjështrim, mirëpo mund të jetë me përgënjështrim dhe me kufriate të tjera, prej fjalëve të gjuhës dhe veprave të gjymtyrëve. Ne do t'i përmendim disa shembuj të cilët i kanë cekur dijetarët:

1. Ai që tallet me Allahun, fenë, ose të dërguarin- bën kufer. Thotë Allahu i Madhëruar: **"E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar". Thuaj: "A me All-llahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?"Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë".** (Teube: 65-66)

Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Allahu tregoi se ata bënë kufër pas imanit të tyre, edhe pse thoshnin: "Ne folëm kufër pa e besuar atë me zemër, por vetëm për tu defryer. I dërguari salAllahu alejhi ue selem ua sqaroi se tallja me ajetet e Allahut është kufër".[215]. Tutje Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Ka thënë Allahu i Madhëruar: "**E nëse i pyet ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar"-** ata e dinin dhe u arsyetuan. Për këtë iu tha:**"Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë"**(Teube:66)

Kjo na jep të kuptojmë se ata nuk e dinin që kanë bërë kufër, duke menduar se ajo që flisnin nuk është kufër. Allahu i Madhëruar dhe i dërguari i Tij ua sqaruan se tallja me Allahun, ajetet dhe të dërguarin është kufër, i cili e nxjerrë thënësin nga feja, pas besimit të tij. Kjo argumenton se ata kishin iman shumë të dobët dhe e

[215] El Iman 208t. Mekteb el islamij

vepruan këtë haram (duke e ditur se është haram), mirëpo nuk menduan se është kufër. Kjo ishte kufër që i nxori nga feja, edhe pse ata nuk e besuan lejimin e saj (talljes). Këtë e kanë thënë shumë prej selefit në përshkrimin e munafikave, të përmendur në surën Bekare. Ata (munafikat) i panë argumentet. Pastaj u verbuan ndaj tyre, e kuptuan të vërtetën dhe e mohuan atë, sikurse që besuan e pastaj mohuan…”[216]. Këta njerëz mohuan me këtë tallje, pa shikuar në brendesinë e tyre se çka besonin, edhe pse nga kuptimi i jashtëm i ajeteve kuptohet se ata nuk e kanë konsideruar të lejuar këtë haram.

2) Iblisi bëri kufer për shkak të refuzimit së sexhdës për Ademin alejhi selam, edhe pse ai e njihte Allahun. Bile u betua në madhështinë e Tij dhe kërkoi prej Tij që ta afatizon deri në ditën e ringjalljes. Pra ai është besimtar në Allahun, e njeh Atë dhe beson në ditën e fundit. Thotë Allahu i Madhëruar: **“E kur u thamë engjujve: përuluni (bini në sexhde) Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të iblisit (djallit). Ai refuzoi dhe u mbajt në të madh dhe u bë pabesimtar”.** (Bekare:34). Pra, kufri i tij është kufër i refuzimit, i mendjemadhësisë, për shkak se ai refuzoi të bie në sexhde. Ai bëri kufër vetëm për shkak të veprës, e nuk i bëri dobi besimi i tij dhe mos mohimi i Allahut.

3) Allahu i Madhëruar i shpalli kafira disa njerëz për fjalët që i thanë: Thotë Allahu**: “E mohuan (e bënë kufër) të vërtetën ata <u>që thanë</u> se: “Zot është ai, Mesihu, bir i Merjemes.”**(Maide:17) **“Gjithashtu bënë kufër (mosbesim) ata <u>që thanë</u>: “All-llahu është i treti i treve”.** (Maide:73)

[216] El Iman 260t.Mekteb el islamij

Këto fjalë janë kufër i madh në vetvete dhe nuk i bën dobi thënësit të tyre besimi në zemër, edhe nëse beson se Allahu është i vetëm dhe nuk ka shok.

4) Adhuruesit e varreve të cilët i lutën atyre pos Allahut, therrin kafshë për ta, kërkojnë ndihmë prej tyre-janë kafira për shkak të këtyre veprave, edhe nëse pretendojnë se janë njësues, besojnë me zemrat e tyre se dobia dhe dëmi janë vetëm në dorën e Allahut dhe thonë “La ilahe il-lAllah Muhamedun resulullah”. Fjalët e dijetarëve (të parëve dhe të më vonshmëve) për ta janë të shumta. Dijetarët ua demantuan dyshimet e adhuruesve të varreve, të cilët u argumentuan me argumentet e murxhive; se lutja e varrezave, therrja, zotimi nuk janë shirk, as kufër, nëse lutësi, therrësi dhe zotuesi besojnë me zemrën e tyre dhe e shqiptojnë shahadetin me gjuhët e tyre. **Argumenti këtu është se vetëm vepra është kufër i madh, e lejoi apo nuk e lejoi**. Me këtë asgjësohet pretendimi i atij që beson se nuk bën kufër vepruesi i kufrit, përveç nëse e lejon atë.

5) Sharja e Allahut të Madhëruar ose i të dërguarit salAllahu alejhi ue selem është kufër i madh pa marrë parasysh e lejoi apo jo. Për këtë kanë ixhma shumë prej dijetarëve ( i kemi treguar mendimet e tyre).

6) Janë bashkuar sahabët për kufrin e mosdhënësit të zekatit (të cilët edhe i luftuan). Për këtë kemi folur në detaje në studimin e katërt. Argumenti është se mosdhënësit e zekatit mohuan për shkak të mosdhënies, pa marrë parasysh a ishin mohues së obligueshmerisë së tij, apo jo.

7) Është pabesimtar (kafir) kushdo që beson se udhëzimi i ndokujt përveç Muhamedit salAllahu alejhi ue selem është më i përsosur sesa udhëzimi i tij dhe se gjykimi i ndonjërit është më i mirë sesa

gjykimi i tij, si p.sh. Ai që parapëlqen gjykimin e tagutave para gjykimit të tij, salAllahu alejhi ue selem.

8) Ixhmau për kufrin e atij i cili e nënqmon Kuranin, ose nënvlerëson atë, pa marrë parasysh a e beson nënqmimin e tij apo jo.[217]

9) Lënësi i namazit. Këtu e kemi për qëllim atë që nuk e mohon obligueshmerinë e tij, sepse për mohuesin nuk ka mospajtim për kufrin e tij. Kanë argumentuar tekstet nga Kurani dhe suneti për kufrin e lënësit të namazit. I ka përmendur argumentet imam Merveziu (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij "Tadhimu kadri Salah" dhe Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë) në librin e namazit. Neve na intereson ajo që tregohet prej ixhmasë; për kufrin e lënësit të namazit, edhe pa e mohuar obligueshmerinë e ti, si dhe përgjigja ndaj murxhive, të cilët thonë se për të gjitha mëkatët nuk bën kufër përveçse lejuesi i mëkatit (mustehili). Ata nuk bënë dallim ndërmjet mëkatëve të mëdha (të cilat kryhen me vepër, si: prostuticioni, vjedhja etj.) për të cilat nuk bën kufër përveçse lejuesit, dhe ndërmjet mëkatëve të mëdha, me të cilat vepruesi i tyre bën kufër, pa marrë parasysh i lejoi apo jo. Për namazin, me gjithë mospajtimin e dijetarëve (në veçanti pas kohës së sahabëve) është transmetuar më shumë se një prej dijetarëve ixhmau për kufrin e lënësit të tij. Transmetohet nga Ejubi: "Lënësi i namazit bën kufër dhe për këtë s`ka kundërshtim". Këtë ixhma e tregon edhe Is`hak ibn Rahavejhi (Allahu e mëshiroftë). Ai i kundërshtoi murxhitë, të cilët e kushtëzojnë mohimin për zbritjen e tekfirit, edhe pse jo çdo kush që nuk e bën lënësin e namazit- kafir, është murxhi. Thotë Ibn Rexhebi (Allahu e mëshiroftë): "Shumica e dijetarëve të hadithit besojnë se lënësi i namazit bën kufër. Is`hak ibn Rahavejhi (Allahu

[217] Ixhmanë për këtë e tregon Kadi Ijadi në Shifa 2/1101 dhe Imam Neveviu në "Revdatu Et-Talibin".

e mëshiroftë) ka treguar ixhma për këtë, derisa e konsideroi murxhi fjalën e atij që thotë: "Nuk bën kufër lënësi i këtyre shtyllave, duke i pranuar ato". Kështu tha edhe Sufjan ibn Ujejne : "Murxhitë lënien e obligimeve e konsideruan mëkat, duke e zbritur personin në gjendjen e atyre që i kryen ndalesat. Mirëpo, ata nuk janë të njejtë, ngase kryerja e ndalesave me qëllim pa i lejuar ato është mëkat, kurse braktisja e obligimeve pa arsye dhe injorancë është kufër. Shembull për këtë është rasti i Ademit me Iblisin dhe dijetarët e çifutëve, të cilët e pranuan të dërguarin me gjuhët e tyre, mirëpo nuk vepruan me sheriatin e tij. Transmetohet nga At`a dhe Nafiu (sherbëtori i ibn Omerit (radiAllahu anhu) se janë pyetur për atë i cili thotë: "Namazi është obligim mirëpo nuk falem, Thanë: Ai është kafir". Kështu tha edhe Imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë)[218] . Pastaj i përmendi disa fjalë për kufrin e katër shtyllave të tjera të Islamit (namazit, zekatit, agjërimit dhe haxhit) dhe tha:"**Shumica e dijetarëve të hadithit janë të mendimit se lënia e namazit është kufër, kurse e shtyllat tjera- jo".** Këtë e tregoi Muhammed ibn Naser Mervezi (Allahu e mëshiroftë) dhe të tjerët. Këtë e ka thënë edhe Ibn Mubareku dhe Imam Ahmedi (Allahu i mëshiroftë) në atë që është e njohur prej tij- dhe Is`haku. **Për këtë e kanë treguar ixhmanë e dijetarëve.** Ka thënë Ejubi (Allahu e mëshiroftë): "Lënësi i namazit bën kufër dhe për këtë nuk ka mospajtim". Ka thënë Abdullah ibn Shekik: "Shokët e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem nuk shihnin ndonjë vepër që lënia e saj është kufër, përveç namazit". Transmeton Tirmidhiu, Aliu, Sadi, Ibn Mesudi dhe të tjerët që kanë thënë:"Ai që e lë

[218] Fet`hul bari li Ibn Rexheb el-Hanbeli 1/23t.Mektebete el Guraba

namazin ka bërë kufër”. Ka thënë Omeri (radiAllahu anhu):” S’ka hise në Islam ai që e lë namazin”.[219]

Nuk do të ndalemi në mospajtimin e dijetarëve për lënësin e namazit. Mendimi më i saktë në bazë të argumenteve është se bën kufër lënësi i namazit, edhe nëse nuk e mohon obligueshmerinë e tij. Këtu vlenë t’i përmendi disa gjëra:

a) Tregimi i ixhmasë për kufrin e lënësit të namazit, pa e mohuar atë, është se: Bën kufër lënësi i namazit- sipas mendimit të shumicës se selefit dhe dijetarëve të hadithit. Ky mendim në thelb e rrenon medh’hebin e murxhive. Ky mëkat sipas këtyre dijetarëve të nxjerrë nga feja, edhe nëse vepruesi i tij nuk e mohon namazin. Prandaj ku është pretendimi i murxhive të cilët pretendojnë se nuk bën kufër përveçse mustehilit (lejuesit)?

b) Ata që dhanë fetva për kufrin e lënësit të namazit (pa e mohuar atë), a thuhet për të se e ka kundërshtuar rregullën e njohur; se nuk bën kufër askush me mëkate përderisa nuk e lejon atë? Pa bërë dallim në mes të mëkatit i cili është kufër dhe mëkatit që nuk është kufër. Ata të cilët i vendosin këto rregulla thonë se nuk bën kufër përveçse mohuesit. Ata thonë se kjo është rregull e selefit dhe ai i cili del prej saj është havarixh. Ata i akuzojnë dijetarët e mirë, të hershmit dhe të më vonshmit. E njejta duhet të thuhet edhe në meselen e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu , pa e mohuar atë.

c) Disa prej atyre që u ushqyen nga medh’hebi i murxhive, u munduan që ta saktësojnë mendimin për mos kufrin e lënësit të namazit, përveçse nëse e mohon atë. Tërë këtë e bënë me qëllim që ta shpetojnë rregullën e murxhive, se: ”Nuk bën kufër, përveçse mohuesit (e rregullave të tjera të tyre)”. Nuk e di se çka i shtyen ata

[219] Fet`hul bari li, Ibn Rexheb, 1/25

t'i kundërshtojnë fjalët e tyre (dijetarëve të hadithit, dijetarëve të selefit dhe hoxhollarëve të tyre). Ato janë fjalë të cilat ua rrenojnë medh'hebin e murxhive dhe fjalët e tyre të kota. Ata nuk u mjaftuan me kundërshtimin e dijetarëve në meselën për lënësin e namazit, mirëpo e kundërshtuan edhe pjesën e dytë prej meseleve të imanit, konkretisht për kufriatet për të cilat janë pajtuar dijetarët- për kufrin e vepruesit të tyre, siç janë: Sharja e Allahut, e të dërguarit të Tij dhe nënvlerësimi i Kuranit. Murxhitë thanë: "Nuk bën kufër vepruesi i tyre, përveçse nësei lejon ato". Tërë këtë e bën në mënyrë që t'i shpetojnë bazat e tyre, edhe pse për to ekziston konsenzusi , siç e kemi treguar në meselën e atij që e shanë Allahun dhe të dërguarin e Tij etj.

d) Ajo që e transmetuam nga Ibn Rexhebi (Allahu e mëshiroftë), diqka prej së cilës e përmendi edhe imam Merveziu (Allahu e mëshiroftë) në librin "Tadhimu kadri Salah" është argument për zgjuarsinë e dijetarëve të selefëve dhe thellësinë e kuptimit të tyre ndaj medh'hebit të murxhive, të cilët thonë: "Nuk bën kufër përveçse mohuesit. Merveziu (Allahu e mëshiroftë) në këtë libër ua përmendi murxhive meselën e lënësit të namazit; se ai që e përgjithëson rregullën, se nuk bën kufër përveçse mohuesit (në të gjitha mëkatët)- ai është prej murxhive, ose është duke thënë fjalë të tyre.

**Forma e gjashtë:** Edhe pse u bë e qartë shpjegimi i dyshimit; se nuk bën kufër përveçse mohuesit të asaj që e ka zbritur Allahu.[220] Këtu shihet kotësia e kësaj rregulle, në mënyrë që pastaj ta nxjerrin nga ajo meselën e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu i

[220] Thotë shejh Muhammed ibn Ibrahim (Allahu e mëshiroftë) në fetavat e tij 6/189 "Nëse ai që gjykon me kanun thotë: Unë besoj në kotësinë e tij"- kjo nuk i bën dobi dhe është braktisje e sheriatit. Ai është i njejtë sikurse ai që thotë:"Unë i adhuroj idhujt dhe besoj në kotësinë e tyre".

Lartësuar. U themi në këtë: Nëse bëhet e qartë kotësia e rregullës të cilën e vendosën dhe e përgjithësuan për të gjitha mëkatët (edhe pse kjo rregull zbatohet për mëkatet të cilat kryhen me vepër, siç janë prostitucioni, vjedhja, pirja e alkoolit etj.), dhe për të cilat nuk bën kufër vepruesi i tyre, përveçse nësei lejon ato, duke i kundërshtuar havarixhët. Kurse sa i përket kufriateve dhe anuluesve prej fjalëve dhe veprave (për të cilët i kemi sjellur shembujt me herët) ndaj këtyre nuk zbatohet kjo rregull, dhe ai që bie në të është kafir, e lojoi a jo. Nëse kjo të bëhet e qartë atëherë themi: Gjykuesi me atë që s'e ka zbritur Allahu në përgjithësi (pa e lejuar atë); argumentet tregojnë për kufrin e tij. Kaloi në studimet e më hershme sqarimi i kësaj dhe bartja e fjalëve të dijetarëve të hershëm dhe më vonshëm. Të gjitha studimet e më hershme tregojnë për saktësinë e fjalës- se bën kufër të madh. I tërë ky studim është për ta treguar të vërtetën në këtë çështje. Qëllimi jonë në sqarimin e këtij dyshimi dhe përgjigjja ndaj tij rrënon rregullën dhe bazën të cilët e vendosën kundërshtarët e kësaj meseleje. Ata e vendosën këtë si argument. U sqarua kotësia e saj në format e më hershme, dhe për këtë falënderimi i takon vetëm Allahut.

Meselja e gjykimit me ate qe s'e ka zbritur Allahu duhet të studiohet ne bazë te argumenteve te Kuranit, sunetit dhe fjalëve të dijetarëve të umetit. Pas kësaj del në shesh e vërteta. Mendimi më i saktë në këtë mesele (gjykimi për lënësin e namazit) është se ai bën kufër të madh. Falënderimi i takon vetëm Allahut, se në saktësinë e kësaj meseleje e kemi shumicën e selefit; prej dijetarëve të hershëm dhe të më vonshëm.

**Dyshimi i pestë: Krahasimi i gjykimit të bidatxhiut me atë që nuk e ka zbritur Allahu**

Shkurtimisht meselja e kësaj është: Ka prej bidatxhive të cilët e kanë kundërshtuar sheriatin me bidatin e tyre. Ata mendojnë se sheriati nuk është i plotë (i përsosur). Ka prej bidatxhive që e kundërshtojnë sheriatin dhe ka prej tyre që nuk gjykojnë me ligjin e Allahut të Madhëruar. Nëse kjo është kështu, ata që e sjellin këtë dyshim thonë: "Bidatxhitë janë më kundërshtarë të sheriatit sesa gjykatësi i cili gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Ky bidatxhi është më i rrezikshëm, ngase bidatin e tij ia mvesh sheriatit, kurse gjykatësi, gjykimin me atë që nuk e zbritur Allahu, nuk ia mvesh sheriatit. Rreziku i bidatxhiut është edhe për masën e gjërë, ngase ai shkakton përqarje në umet. Pastaj këta (dyshuesit-murxhitë) thonë: Pasiqë dijetarët e ndanë bidatin në dy pjesë :

1. Bidat i kufrit i cili të nxjerrë nga feja, siç është bidati atyre që e mohojnë një gjë që është e njohur në sheriat, ose e besojnë të kundërten e saj.

2. Bidati i cili nuk është kufër dhe i cili nuk të nxjerrë nga feja.

Kësisoj krahasohet gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu, dhe ndahet në dy pjesë:

1. Ajo që është kufër i madh, ky hynë edhe lejuesi dhe mohuesi.

2. Ajo që është kufër i vogël, ky hynë edhe ai që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu; pa e lejuar atë, edhe nëse vendos ligje ose gjykon me ligje të fabrikuara dhe ua imponon njerzëve këto ligje. Kjo është shkurtimisht përgjigjja ndaj dyshimit të atij që e krahason gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu me bidatin dhe llojet e tij.

E kemi treguar në fund të studimit të katërt çështjen e bidateve dhe qëndrimin e selefit ndaj tyre dhe pasuesve. I kemi përmendur shembujt e dijetarëve, qëndrimet ndaj atyre që e zëvendësojnë/ndryshojnë sheriatin. Imam Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) e ceki se ithtarët e bidatit e akuzoijnë sheriatin për mospërsosmerinë e tij.

S'ka dyshim se format e përngjasimit të bidatit dhe ligjeve të fabrikuara bashkëkohore janë të shumta. E si të mos jetë kur dihet se në Islam ligjet e fabrikuara janë prej bidatit bashkëkohor. Ky dyshim është i ndërtuar në analogjinë e më hershme, i cili përmban në vetë disa gabime që patjetër duhet t'i tregojmë:

1. Gjykimi me ligjet e fabrikuara që janë në kundërshtim me sheriatin islam janë një lloj prej llojeve të bidatit bashkëkohor. Bile konsiderohen lloj i bidatit që nuk ka ndodhur në umetin islam ( në këtë formë), përveçse në shekujt e më vonshëm. Ndërsa bidati që nuk është kufër diqka prej tij ka filluar edhe në kohën e sahabëve (radiAllahu anhum)

Nëse thuhet: Si e krahason bidatin me bidatin tjetër me gjithë fjalët e dijetarëve? Kjo nuk është e saktë dhe e drejtë. Me saktë është të thuhet: "Këto ligje të fabrikuara janë prej bidatit bashkëkohor. Pastaj të shikojmë në argumentet dhe fjalët e dijetarëve se a është bidat që nxjerrë nga feja apo jo? E vërteta është të thuhet: Kjo është prej bidatit të shpikur. Pastaj të shikohet në llojin e bidatit; se a bën pjesë në bidatin që nxjerrë nga feja apo jo, në bazë të argumenteve, rregullave të sakta dhe fjalëve të dijetarëve.

2. Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu (edhe pse është prej bidateve të shpikura); krahasimi i tij me bidatet e njohura nuk është e drejtë për shkak të dallimit mes tyre. Prej këtyre dallimeve janë:

a) Gjykatësi i cili gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, qartë e kundërshton sheriatin, sepse ai mbështetet në ligje të cilat janë në kundërshtim me sheriatin e Allahut.

b) Bidati mund të jetë i madh dhe i vogël; ka prej bidatit kur vepruesi i tij bën kufër, e ka raste kur vepruesi i tij nuk bën. Ndërsa ndryshimi i sheriatit është kufër, në të shumtën dhe të paktën e tij. Imam Shatibiu (Allahu e mëshiroftë) ka folur për këtë çështje në librin e tij "El-Itisam: "Çdo bidat, ose nëse thua se sheriati ka teprim, mangësi ose ndryshim; ai që e vepron këtë qëllimisht- bën kufër, ngase shtimi, pakësimi dhe ndryshimi (pak ose shumë) janë kufër. S'ka dallim në mes të paktës dhe të shumtës. Ai që e vepron këtë me interpretim të prishur ose me mendim të gabuar- bën kufër, ngase e gjithë kjo është krim, që nuk pranon sheriati, qoftë pak ose shumë".[221]

Nëse e meditojmë fjalën e imam Shatibiut (Allahu e mëshiroftë) na e bëhet e qartë:

-Përngjasimi i bidatit me legjislacionin që është në kundërshtim me sheriatin. Dhe kjo është e vërtetë.

-Se pakica dhe shumica e këtyre të dyjave janë humbje dhe devijim i qartë.

-Ka dallim në mes të bidatxhiut dhe ligjëvensit, dhe kjo në dy forma:

<u>E para</u>: Bidatxhiu mbështetet në argument të interpretimit të gabuar ose mendimit të gabuar. Kurse ligjëvenësi nuk ka argument, por ai qëllimisht e kundërshton sheriatin. Ky dallim është i qartë; në mes rastit të bidatxhiut dhe ligjvënësit.

---

[221] El Itisam, 2/61

E dyta: Në gjykim: Ligjëvënësi qëllimisht shton ose pakson në sheriat dhe kjo është kufër. Kurse bidatxhiu me bidatin e tij ka mundësi të bëj kufër dhe ka mundësi të mos bëj. Kështu bëhet e qartë dallimi ndërmjet atij që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe bidatxhiut. Prandaj si të barazohen ata dy në përgjithësi? Barazimi me gjithë dallimin ndërmjet tyre është barazim i kotë. E kam për qëllim krahasimin të cilin e prodhuan dyshimin në të cilin përfunduan; se ai që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe ai që e zëvendëson/ndryshon sheriatin e Allahut, pa e mohuar dhe pa e lejuar-futet në bidatin që nuk e nxjerrë nga feja. Do të vie sqarimi i kësaj më gjërësisht në pikën e ardhshme.

3. Barazimi (krahasimi) që e bënë dyshuesit bëri që të rrjedhin ide të devijuara. Kjo ngase bidati është dy lloje:

Bidat që të nxjerrë nga feja, ku në këtë hynë: Përgënjështrimi ose mohimi i asaj që është autentike nga sheriati (ose i asaj që është e mirënjohur nga feja) dhe bidati që nuk është kufër (është ai bidat që nuk e përfshinë përgënjështrimin, mohimin dhe asaj që është e mirënjohur nga feja). Pastaj (dyshuesit-murxhitë) ia bashkangjitën gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu, dhe e ndanë në dy pjesë: Ajo që është kufër i madh, ku në të hynë lejuesi dhe mohuesi, dhe ajo që është kufër i vogël, në të cilin hynë ai që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe zëvendësuesi/ndryshuesi i sheriatit të Allahut , pa e mohuar atë.

Këtu themi: Nëse e themi këtë atëherë prej saj rrjedhin dy gjëra të kota:

E para: Ashtu siç e përkufizuan kufrin e madh në zemër duke e mohuar ose përgënjështruar gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu, detyrohen që ta hedhin rregullën në bidatin dhe të bëjnë tekfir për çdo bidat të kufrit të besimit. Njëherit me këtë t’i shpallë

kafira ata që i keqinterpretuan disa cilësi të Allahut, ose ata që i dhanë përparësi Aliut karshi Ebu Bekrit dhe Omerit (radiAllahu anhum), me gjithë bindjen e vlerës së tyre. Ose ata që i mohuan disa prej shkallëve të kaderit, siç janë kaderitë dhe mutezilitë, për të cilët obligohet tekfiri i secilit prej tyre që ka rënë në bidatin e akidës (besimit). S'ka dyshim se devijimi i kësaj është e njohur.

E dyta: U obligohet karshi kësaj, ashtu siç nuk bën kufër gjykatësi me ligjet e fabrikuara (përveç lejuesit), që mos të shpallet si kafir asnjë bidatxhi me vepër të bidatit, sado që është i madh kufri i tij. Ndër të tjerë këta janë adhuruesit e varreve, ata që therrin për ta, ata që thonë se bien obligimet ndaj atyre që janë evlija ose ata që u bien në sexhde idhujve, e në veçanti nëse veprës së tij ia shton fjalën se ai është madhërues i Allahut dhe se ai nuk beson në adhuruesit e tij, se kanë në dorën e tyre dobinë dhe dëmin, **dhe gjëra të tjera që janë kufër me ixhmanë e të gjithë muslimanëve.** Këto kotësira rrjedhin nga ky dyshim dhe shkaku është (siç kaloi në dyshimet e mëhershme) se e ngriti fjalën e tij në ndarjen e kufrit në: Kufër të madh që ka të bëj me besimin me zemër dhe kufër i vogël që ka të bëj me veprën. Shiko në lidhjen e këtyre dyshimeve njëra me tjetrën.

-Një dyshim thotë: Gjykimi me ligjet e fabrikuara është prej kufrit të veprës dhe kufri i veprës nuk të nxjerrë nga feja.

-Një dyshim në rregullën e përgjithshme thotë: Nuk bën kufër përeçse mohuesit (në gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu, dhe të tjerat). Kjo nënkupton se asnjëherë nuk ka kufër me vepër.

-Dyshimi tjetër thotë: Ashtu siç nuk bën kufër përveçse bidatxhiut përgënjështrues, poashtu nuk bën kufër përveçse mohuesit të asaj që e ka zbritur Allahu.

4. Ajo që u përmend prej rregullës se bidatit të kufrit që të nxjerrë nga feja, se ai është: Ai që mohon diçka autentike nga sheriati, ose e beson të kundërten e saj. Në këtë rast thuhet:

a) Kjo rregull ka ardhur në bazat e murxhive; se nuk bën kufër përveçse mohuesit përgënjështrues.

b) Ajo në të cilën janë dijetarët është se ata e ndanë bidatin në bidat që të nxjerrë nga feja dhe bidat që nuk të nxjerrë nga feja. Ata e vendosën këtë në çështjet që ndërlidhen me vetë bidatin dhe nuk e vendosën llojin e kufrit se a është bidat i besimit apo veprës.

Ja disa shembuj që e sqarojnë këtë qëllim:

a) Xhehmitë e humbur të cilët i mohojnë cilësitë e Allahut. Është e njohur nga Imam Ahmedi dhe selefët (Allahu i mëshiroftë) se i kanë bërë kafira. Kurse keqinterpretuesit e disa cilësive, siç janë esharitë, është e njohur nga dijetarët e islamit se këta s'i kanë shpallur pabesimtarë (kafira). (Të dy grupet e lartëpërmenduar janë keqinterpretues të cilësive të Allahut, që kanë të bëjnë me çështjen e besimit)

b) Bidati i atyre që e mohojnë njërën nga shtyllat e islamit, ose e mohojnë ndalesat e qarta siç janë: Vjedhja, prostitucioni, pirja e alkoolit, mohimi i ringjalljes. Me ixhma të gjitha këto janë kufër i madh. Ai që e mohon mizanin (peshorën), disa lloje të shefatit (ndërmjetësimit), ose disa gjëra të cilat janë transmetuar me hadith ahad-për tekfirin ndaj e tij ka mospajtim. Shumica e dijetarëve nuk e bëjnë kafir.

(Të gjitha këto kanë të bëjnë me çështjen e besimit)

c) Interpretimet e batinive për namazin dhe agjërimin janë kufër i madh. Interpretimet e disa interpretuesve ndaj cilësive të Allahut, kaderit dhe imanit nuk janë kufër i madh.

d) Bidati i zindikave sufistë, të cilët thonë se bien obligimet ndaj evlijave. Sipas ixhmasë kjo është kufër. Kurse bidatet e tyre në disa kohëra siç janë asketizmi i pa bazë dhe të ngjajshme nuk janë kufër i madh.

e) Bidati i therrjes tek varret, tavafi rreth tyre dhe lutja e tyre janë kufër i madh. Ndërsa bidati i mevludit, falja e namazit në natën e mesit të muajit shaban, dhikri në bashkësi, shqiptimi i nijetit me zë, ezani në dy bajramet nuk janë kufër i madh. (Të gjitha këto janë prej bidatit të veprës). Dijetarët nuk e ndanë bidatin; në bidat të besimit që të nxjerrë nga feja dhe bidat të veprës që nuk të nxjerrë nga feja. Sipas tyre të gjitha bidatet e besimit dhe veprës ndahen në kufër të madh dhe kufër të vogël.

5) Rruga e saktë në këtë mesele (në bazë të asaj që e përmendëm); se gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu është prej bidatit, apo krahasimit të atij që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu me bidatxhiun - është që të thuhet ashtu siç bidati ndahet në dy lloje:

1. Bidat i kufrit të madh që të nxjerrë nga feja, e që është çdo bidat që ka ardhur argumenti për kufrin e vepruesit të tij (qoftë bidat i besimit apo i veprës).

2. Bidat që nuk të nxjerrë nga feja, e që janë bidatet e besimit apo veprës ( që nuk arrijnë kufrin e madh).

Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu ndahet në dy lloje:

1. Ai gjykim që është kufër i madh, si p.sh.: Mohimi i asaj që e ka zbritur Allahu, ligjvënia përveç Allahut, gjykimi me atë që nuk e ka

zbritur Allahu (prej ligjeve të fabrikuara), gjykimi tek to dhe imponimi i njerëzve në zbatimin e këtyre ligjeve.

2. Ai gjykim që është kufër i vogël. Këtu bëhet fjalë për sitatata të veçanta, ose raste të caktuara në gjykimin me atë që nuk e ka zbritur Allahu, me kusht që të bëhet pranimi dhe njohja e sheriatit të Allahut. Kësisoj nuk gjykojmë me kufër të gjithë ata që nuk gjykojnë me atë që e ka zbritur Allahu. Ne treguam mendimin në këtë mesele dhe kjo përputhet në ndarjen e bidatit në atë që është kufër dhe atë që nuk është. Allahu e di më së miri.

Shkurtimisht diskutimi ndaj këtij dyshimi:

1. Ai që e vendos mendimin në gjykimin e pasuesve të bidatit mbi baza të shendosha, dhe se bidati bëhet: Me fjalë, besim dhe vepra. Dhe se ai ndahet në atë që është kufër i madh dhe i vogël, derisa ndodhë edhe me vepra. “Kështu edhe gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu bëhet me fjalë, besim dhe vepër, dhe ndahet në atë që është kufër i madh dhe i vogël. Mohuesi (me gjuhë ose zemër) i asaj që e ka zbritur Allahu dhe ai që gjykon me ligjet e fabrikuara (dhe i përmbahet atyre) është pabesimtar (kafir). Ai që gjykon me epsh në ndonjë çështje të caktuar duke mos e mohuar atë, kufri i tij është kuferi vogël. Ai që e thotë këtë, fjala e tij është e saktë (vërtetë) në pajtim me dijetarët e umetit.

2. Ai që e ndërton fjalën e tij në atë bidat që nuk bën kufër (përveçse përgënjështruesit dhe mohuesit të asaj që është e mirënjohur nga feja), e pastaj e krahason atë dhe thotë: “Nuk bën kufër përveçse ai që e mohon gjykimin e asaj që e ka zbritur Allahu”- ky njeri i ka kundërshtuar dijetarët e umetit,dhe ashtu siç treguam nga bindja e tij rrjedhin vetëm kotësira.

**Dyshimi i gjashtë: Ixhmaja(konsenzusi) për mos kufrin e atij që nuk gjykon me atë që s'e ka zbritur Allahu përveç mohuesit**

Sqarimi i kësaj çështje është se gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu është dy lloje:

E para: Për lejuesin e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu, ose mohuesi i gjykimit të asaj që e ka zbritur Allahu, nuk ka hilaf se bëjnë kufër të madh. Ixhmaja e selefëve për këtë është e njohur; kufri i tij është në secilën sitiuatë, pa marrë parasysh a gjykon me atë që e ka zbritur Allahu apo nuk gjykon.

E dyta: Gjykatësi që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, përveç lejuesit. Nën të rrjedhin dy situata:

E para: Që ta vendos një legjislacion të përgjithshëm apo kanun imponues dhe në kundërshtim me sheriatin. Kjo u bë e qartë gjatë studimit; se është kufër i madh.

E dyta: Që të gjykon në ndonjë situatë të caktuar me atë që nuk e ka zbritur Allahu për shkak të epshit, duke ju përmbajtur sheriatit të Allahut (me gjykim) me atë që e ka zbritur Ai dhe duke e pranuar atë. Ky është veprues i mëkatit të madh. Kufri i tij është kufër i vogël; kufër që nuk e nxjerrë nga feja.

Këto janë tri rastet (situatat):

1. Lejuesi dhe mohuesi

2. Ligjvënia e përgjithshme dhe gjykimi me ligjet e fabrikuara, por pa i lejuar ato.

3. Gjykimi në ndonjë situatë të caktuar për shkak të epshit, pa e lejuar atë.

Sa i përket situatës së parë: S`ka kundërshtim në të se vepruesi i tyre bën kufër të madh, për për të cilin ka ixhma. Sa i përket situatës së dytë: Disa thonë se bën kufër vepruesi i saj. Do të vie në mendimin e ardhshem përgjigjja e dyshimeve dhe sqarimi i dobësisë së kësaj fjale, dhe se vepruesi i saj nuk bën kufër. Pra, është kufër i vogël. Sa i përket situatës së tretë: Këtu sillet diskutimi dhe polemika, në veçanti tek dijetarët e më vonshëm. Kemi treguar në këtë studim duke i përmendur argumentet e ndryshme prej Kuranit, sunetit dhe fjalët e dijetarëve të njohur (të hershëm dhe më vonshëm) për gjykimin e kësaj situate me kufër të madh. Kurse sa i përket atij që ka mendimin për këtë mesele sikurse disa dijetarë të më vonshëm, duke mos e bërë tekfir atë që gjykon me atë që s'e ka zbritur Allahu (pa e lejuar) ai në këtë rast duhet t'i bartë disa fjalë të dijetarëve dhe të argumentohet me to në mendimin e tij që e ka saktësuar. Ah, sikur kjo çështje të ndalej me kaq, do të përfundonte meselja qysh me parë. Mirëpo ta pretendon me fjalët e tij ixhmanë, kjo është prej qudirave e cila s'ka fund. Shkaku i kësaj qudie është se ai nuk ka treguar nga asnjë prej dijetarëve ixhmanë për mos kufrin e gjykuesit (përveç lejuesit). Për këtë e kanë treguar ixhmanë shumë dijetarë (se bën kufër të madh), prandaj si kundërshtohet kjo çështje?

Ne do të ndalemi të pretendimi i ixhmasë të cilin e tregoi kundërshtari i kësaj meseleje. E gjithë fjala sillet vetëm rreth meselës së dytë, ngase në të sillet polemika. Kundërshtari e nxori ixhmanë e selefëve dhe halefëve prej Ehli Sunetit dhe të tjerëve[222], duke mos e bërë kafir atë që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, pa e mohuar dhe pa e lejuar, siç e pretendoi këtë.

---

[222] Kjo është shprehja e tij. Nuk e di se çka do të thotë për havarixhët dhe a do t'i futë në të, apo jo? Në të dyja rastet çështja është problematike në shprehjen e tij.

E para: Ixhmaja e selefëve; se nuk bën kufër muslimani me mëkate të mëdha, përveçse nëse i lejon ato, ose e mohon ndalimin e tyre.

E dyta: Nuk kanë kundërthënie të komentatorët e Kuranit prej selefëve dhe halefëve në komentin e ajetit të Maides: **"E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë kafira..."-** duke pasur dallim ndërmjet atij që e mohon dhe atij që nuk e mohon. I pari bën kufër të madh, kurse i dyti bën kufër të vogël.

E treta: Pajtimi i Ehli Sunetit se bidati është dy lloje: Bidat që të nxjerrë nga feja dhe bidat që nuk të nxjerrë nga feja. Njejtë është çështja edhe me atë që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Vërehet se ai (dyshuesi-murxhiu) nuk e ka treguar nga asnjë prej dijetarëve ixhmanë e kësaj, kur u argumentua me fjalët e tij. Por, këtë ixhma e ka nxjerrë nga mendja e tij dhe për këtë arsye ua ndaloi të tjerëve kundërshtimin e saj. Në këtë mënyrë kundërshtohet pretendimi i kësaj ixhmaje, e në veçanti nëse kjo vie nga ndonjë nxënës i dijes, që nuk ka arritur në gradën e dijetarëve-muxhtehid, të cilët i njohin fjalët e medh'hebeve dhe argumentet e tyre. E si është çështja kur argumentet janë të ndryshme dhe fjalët e dijetarëve të hershëm e më vonshëm e kundërshtojnë dhe e rrënojnë këtë pretendim.

Ia shtojmë edhe me shumë sqarimin në kundërshtimin e kësaj meseleje, në format vijuese:

1. E pyesim: Ku është transmetimi i ixhmasë së dijetarëve ? Tregimi i ixhmasë nuk është çështje e lehtë, përveçse nëse i përzihen fjalët, duke menduar se nuk ka kundërshtues në të dhe e pretendon ixhmanë e kësaj. Kjo shpesh u ndodhë disa njerëzve. Andaj këtyre u sqarohet se çështja është në të kundërten e asaj që kanë pretenduar. E si është çështja kur e tregon ixhmanë në kundërshtim me atë që ka pretenduar?

2. Pretendimi i tij se selefët kanë ixhma; se nuk bën kufër vepruesi i mëkatit të madh (përveçse nëse e lejon atë). Kemi treguar se kur bën kufër dhe kur jo (gjatë diskutimit të dyshimit të tretë dhe katërt). Selefët kanë ixhma për këtë rregull; për mëkatët të cilat nuk janë kufër, si p.sh prostitucioni, vjedhja, pirja e alkoolit, mos respektimi i prindërve etj. Vepruesi i këtyre mëkatëve nuk bën kufër përveç nësei lejon ato, e nëse i lejon atëherë bën kufër, edhe nëse nuk i vepron. Kurse mëkatët e mëdha si: Shirku në Allahun, adhurimi i idhujve, therrja për ta, sharja e Allahut, sharja e të dërguarit, nënvlerësimi i Kuranit etj. janë kufër i madh, pa marrë parasysh i lejoi vepruesi i saj apo jo. Për këtë ka ixhma të selefit, dhe nuk ka kundërshtuar askush në këtë përveçse murxhive ekstremistë. Ai që argumentohet me të dhe e nxjerrë ixhmanë, a thua vallë çka do t'i thotë adhuruesit të varrit? Sipas pretendimit të ixhmasë të tij, lutja e tyre dhe therrja kurban për ta nuk është kufër i madh (përveç nëse e lejon). Argument i tij për këtë ixhma është rregulla e selefit; se nuk bën kufër muslimani me mëkate të mëdha, përveç nëse i lejon ato. Kështu, nëse dikush i thotë që e shanë Allahun e Madhëruar, ose ai që e nënvlerëson Kuranin?

Pretenduesi i ixhmasë nuk mund të shmanget nga këto dy situata:

E para: Ta hedhë meselen dhe të thotë: Nuk bën kufër ai që i lutet dikujt pos Allahut, ai që e shanë Atë dhe as ai që e nënvlerëson Kuranin, përveç nëse e lejon, sipas rregullës të përmendur më herët. Nëse ai e thotë këtë, e ka kundërshtuar ixhmanë dhe ka folur me fjalët e murxhive ekstremistë, prej xhehmive dhe të tjerëve.

E dyta; T'i përjashton këto mëkate të mëdha nga rregulla dhe të thotë sikurse selefi; se vepruesi i tyre bën kufër të madh, i lejoi ato apo jo. U sqarua kundërshtimi i argumentimit me rregullën e përmendur nga pretenduesi. Allahu është udhëzuesi për në rrugën e drejtë.

3. Nxjerrja e ixhmasë prej fjalëve të dijetarëve rreth ajetit të surës Maide. Kjo kundërshtohet në dy mënyra:

E para: Ajo që kanë thënë disa dijetarë si Ismail El-Kadi (Allahu e mëshiroftë): "E jashtmja e ajeteve argumenton se ai që vepron siç vepruan ata, duke e shpikur një gjykim që me të kundërshtohet gjykimi i Allahut dhe e vendos fe që vepron me të- atë e perfshinë ajo që i përfshiu ata prej kërcënimit, qoftë gjykatës ose jo.[223]. Ai këtu nuk e ceki istihlalin (lejimin apo moslejimin), por e përmendi shpikjen e ligjeve që bëhen fe dhe veprohet me to. Çifutët bënë kufër me veprën e përmendur në shkakun e zbritjes së ajetëve, edhe pse nuk e konsideronin të lejuar atë. Ata bënë mëkat me veprën e tyre dhe u munduan të i dërguari salAllahu alejhi ue selem të gjenin atë që përputhet me devijimin dhe gjykimin e tyre me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Edhe pse disa nga dijetarët e kanë përmendur kushtëzimin e istihlalit, ka prej tyre që nuk e kanë përmendur. Prandaj, ku është ixhmaja e nxjerrur nga kjo? Nëse ia shtojmë kësaj fjalët e dijetarëve siç janë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) dhe të tjerët, bëhet e qartë se pretendimi i ixhamsë nga fjalët e tyre është pretendim i refuzuar. Ky sqarim është i mjaftueshëm. E kemi treguar sqarimin e kësaj fjale në ajetin e surës Maide, Prandaj, kthehu në të!

E dyta: Transmetohet nga Sha`biu (Allahu e mëshiroftë) se Allahu i Lartësuar me fjalën "El-Kafirin" ka për qëllim muslimanët, dhalimin-çifutët dhe fasikin-krishterët. Këtë mendim e ka zgjedhur edhe Ibn El-Arabi El-Maliki dhe Shejh Shinkiti (Allahu i mëshiroftë) në tefsiret e tyre, siç i kemi treguar edhe më herët fjalët

[223] Fet`hul barili, Ibn Haxher, kitab el Ahkam babu exhru men kada bil hikmeti hadith rakm 7141

e tyre. Sha`biu (Allahu e mëshiroftë) e saktësoi se kuptimi me "Kafirun" janë muslimanët. Ai tha për kufrin e madh dhe nuk bëri dallim në mes atij që e lejoi apo jo, dhe e saktësoi mendimin se me shprehjen "Dhalimin" janë çifutët dhe "Fasikin" janë të krishterët. Dhulmi dhe fisku në fjalët e tij s'ka mundësi të kihet për qëllim diç tjetër përveçse kufri i madh. Dihet se dhulmi, fisku dhe kufri në Kuran ndahen në të madh dhe të vogël.

Çka do të thotë nxjerrësi i ixhmait rreth fjalës së Sha`biut (Allahu e mëshiroftë) dhe zgjedhjes së këtij mendimi të saktë të bazuar në tefsirin e dijetarëve të hershëm dhe më vonshëm? Nëse dikush thotë: Sha`biu (Allahu e mëshiroftë) e kishte për qëllim kufrin e vogël. I themi: Teksti i fjalës së tij nuk argumenton në kufrin e vogël, por në kufrin e madh, prandaj po supozojmë se ka mundësi të ketë edhe atë qëllim. Atëherë ku është pretendimi i nxjerrjes se ixhmasë nga ky mendim dhe mendimet e tjera ?

4. Dijetarët kanë ixhma për kufrin e atij që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu (edhe nëse nuk e lejon këtë gjykim). Këtë ixhma e kanë treguar shumë prej dijetarëve. Vetëm kjo mënyrë është e mjaftueshme për kundërshtimin e pretendimit të ixhmasë nga kundërshtari; për mos kufrin e atij që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Po supozojmë se ai e ka transmetuar ixhmanë nga ndonjë dijetar. Në këtë pretendim ne i themi atij: Ixhmaja është treguar për fjalën tjetër. Kundërshtari nuk e ka treguar ixhmanë nga asnjë dijetar, në atë që ka pretenduar. Mirëpo, këtë ixhma e ka nxjerrë nga vetja e tij. Për këtë themi: Ka treguar më shumë se një prej dijetarëvë për ixhmanë e kufrit të atij që nuk gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu (prej ligjeve të fabrikuara të injorancës, edhe nëse nuk i lejon ato). Prej këtyre dijetarëve është Ibn Tejmije, Ibn Kajimi dhe Ibn Kethiri (Allahu i mëshiroftë). Për këtë ixhma do të tregojmë me vonë. Nëse dikush thotë: Ku janë dijetarët para Ibn

Tejmijes dhe Ibn Kethirit (Allahu i mëshiroftë) rreth kësaj mesele, ixhmaja rreth saj? Përgjigja: Umeti islam nuk njeh ndryshim/zëvendësim të sheriatit dhe gjykim me ligje të fabrikuara para ardhjes se tatarëve (e kemi cekur se ata gjykonin me ligjin e tyre Jasikun). Vazhduan vendet islame të gjykonin me sheriatin e pastër të Allahut, derisa erdhen tatarët, të cilët filluan t`ua detyronin ligjin e gjyshit të tyre. U ngritën dijetarët për ta sqaruar gjendjen e tyre dhe gjykimin e Allahut ndaj tyre. Ndër ta ishte Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë), siç e kemi sqaruar më herët.

Këtu do të tregojmë:

a) Me ardhjen e Islamit dhe dërgimin e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem kishte prej atyre që i nënshtroheshin dikujt tjetër pos Allahut. Si shembull janë mushrikët e Mekës, të cilët gjykoheshin me zakonet e injorancës dhe tagutat e tyre. Njejtë është edhe shembulli i çifutëve (në Medine), të cilët i ndryshuan librat e tyre (dispozitat), e për të cilët zbritën ajetet e surës Maide. Kurani u zbritej muslimanëve që t'i paralajmëron për bindjen e mushrikëve dhe ithtarëve të librit; se ai që vepron veprat e tyre është i njejtë sikurse ata.

b) Brenda muslimanëve nuk kishte të atillë që gjykonin jashtë Kuranit dhe Sunetit, përveç disa munafika, të cilët i poshtëroi Allahu ( pikërisht në meselën e gjykimit). Në shumë ajete Allahu i Madhëruar ua zbuloi bindjet e tyre, derisa u bë nga karakteristikat më dalluese të tyre- refuzimi i gjykimit me Kuran dhe Sunet dhe kërkimi i gjykimit tek dikush tjetër, prej tagutave. Vazhduan umeti islam duke mos njohur gjykim tjetër, pos gjykimit me Kuran dhe sunet, edhe pse kishte situata individuale të padrejtësisë dhe zullumit që bëhej nga disa udhëheqës dhe gjykatës.

c) Nga ana praktike çështja ishte e qartë në mesin e muslimanëve, për shkak të kthjelltësisë së argumenteve dhe sqarimit të tyre. Vazhdoi umeti islam në këtë rrugë të qartë, derisa filloi bidati. Me të njohurit prej ithtarëve të bidatit në këtë çështje ishin dy grupe:

I para: Ata që e tepruan derisa konsideruan padrejtësinë dhe zullumin e udhëheqësve dhe gjykatësve-gjykim me atë që nuk e ka zbritur Allahu, dhe e konsideruan kafir atë që e vepron një gjë të tillë. Çështja arriti deri atje ku thanë se ai që bën prostuticion, vjedhë, pi alkool etj.- ai është duke gjykuar me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Ata ndaj tij gjykuan me kufër të madh. Dijetarët e kundërshtuan këtë grup të devijuar (havarixhët), të cilët menduan se padrejtësia, zullumi dhe kryerja e mëkatëve janë prej gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu. Dijetarët ua demantuan këto dyshime dhe thanë: " Këto padrejtësi dhe zullume janë kufër i vogël, ose kufër që nuk të nxjerrë nga feja. E kemi treguar sqarimin e këtyre fjalëve që janë transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma).

I dyti: Ata që mangësuan në këtë aspekt dhe e anashkaluan veprën tërësisht, pa marrë parasysh nëse i vepron mëkatët apo nuk i vepron. Këta janë murxhitë. Dijetarët u dolën përballë, duke ua treguar njerëzve devijimet e tyre. Bile i bënë kafira ekstremistët prej tyre.

c) Teoritikisht dhe praktikisht umeti islam nuk njeh gjykim me ligjet e fabrikuara dhe refuzim të sheriatit islam përveçse në këto dy përiudha të më vonshme:

Përiudha e parë: Pasi erdhën tatarët me kanunin e tyre (Jasikun) dhe u gjykuan më të, e jo me sheriat, edhe pse vetën e konsideronin muslimanë. Kështu që kjo përgjigje e Ibn Tejmijes (Allahu e mëshiroftë) ishte prej përgjigjeve aktuale, që diçka e ngjajshme

nuk kishte ndodhur në këtë nivel. Dijetarët i dolën përballë, duke dhënë përgjigje për Jasikun dhe dispoziat e tij. Tatarët nuk ua detyruan Jasikun umetit islam. Pra, vazhdoi të mbetet sheriati i pastër dhe të gjykohet me të në të gjitha vendet islame. Tatarët nuk ua detyruan Jasikun, mirëpo ata vetë u gjykuan me të, e jo me sheriat. Dijetarët e konsideruan veprimin e tyre ndryshim/zëvendësim të sheriatit dhe gjykuan se ky është kufër i madh. E treguam ixhmanë e këtyre dijetarëve për këtë situatë, ngase kjo nuk ishte mesele që ka të bëj me padrejtesinë dhe zullumin, siç ndodhte me herët ( ku havarixhët i bënin njerëzit kafira). Dijetarët e asaj kohe sqaruan se vepra e tyre është kufër i madh (me ixhma), dhe se ai që vepron sikurse ata- gjykimi për të është sikurse për ta.

Përiudha e dytë: Në shekujt e më vonshëm kur u dobësua umeti islam nga sulmet e armiqëve (krishterët dhe të tjerë), prej pisllëqëve dhe kufriateve me të mëdha që i i sollën të muslimanët ishin këto ligje të fabrikuara. Pasi i treguam këto vërejtje të rëndësishme shkurtimisht kthehemi të tregimi i ixhmasë nga disa dijetarë dhe fjalët e tyre për të:

1.Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): "Njeriu kurdo që e lejon haramin, e ndalon hallallin dhe e zëvendëson sheriatin ( për të ciliat ka ixhma)-bëhet kafir, me pajtimin e të gjithë dijetarëve"[224]

2. Poashtu Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Dihet se ai që e rrenon një urdhër ose ndalesë me të cilat Allahu e ka dërguar të dërguarin e tij- ai është kafir me pajtimin e të gjithë muslimanëve".[225]

---

[224] Mexhmuatu fetava, 3/267

[225] Mexhmuatu fetava, 8/106

3. Thotë Ibn Kajimi (Allahu e mëshiroftë): ”Ka ardhur Kurani dhe është saktësuar ixhmaja; se feja islame i ka shfuqizuar të gjitha fetë e më hershme. Ai që i përmbahet asaj me të cilën ka ardhur Tevrati dhe Inxhili dhe nuk e ndjekë Kuranin- ai është kafir”.[226]

4. Thotë Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë): “Ai që e braktis sheriatin e zbritur të Muhamedi, të birit të Abdullahit, vulës së profetëve alejhimu selam dhe gjykon me legjislacionet e tjera të shfuqizuara- bën kufër. E si është halli i atij që gjykon me Jasik dhe i jep përparësi para Kuranit? Ai që e vepron këtë bën kufër, me ixhmanë e të gjithë muslimanëve”.[227]

Këto janë tregimet e dijetarëve për ixhmanë e atij që gjykon me ligje të fabrikuara, e jo me sheriat. Ligjet e fabrikuara nuk janë prej ligjeve të shfuqizuara, por këto më së shumti ngjajnë me Jasikun e tatarëve. Madje ligjet e injorancës bashkëkohore janë kufër më i madh sesa Jasiku i tatarëve. Prandaj, gjykimi me kufër për këto ligje është më parësor, siç tregoi Ahmed Shakir dhe Shejh Shinkiti (Allahu i mëshiroftë)

Shkurtimisht:Ajo që e pretendoi kundërshtari prej ixhmasë është e refuzuar. Madje transmetimet e ardhura nga dijetarët në tregimin e ixhmasë e kundërshtojnë pretendimin e tij dhe e rrenojnë atë ixhma.

---

[226] Ahkam ehlu dhimmeh 1/259

[227] El Bidajetu ve nihajetu 13/119

**Dyshimi i shtatë: Përgjithësimi i tekfirit, i cili i përfshinë edhe veprime të caktuara (të veçanta):**

Ky dyshim vie karshi dyshimeve të kaluara; dyshim në të cilin kanë rënë disa bashkëkohorë, të cilët e përgjithësuan gjykimin e ajetit të surës Maide, kur thanë se e nënkupton kufrin e madh:

1) Mohuesi i asaj që e ka zbritur Allahu, ose mustehili (lejuesi) i gjykimit me atë që s'e ka zbritur Allahu.

2) Ai që e vendos një legjislacion ose kanun të përgjithshëm, i cili është në kundërshtim me sheriatin (edhe nëse nuk e lejon atë).

3) Ai që gjykon me atë që nuk e ka zbritur Allahu, qoftë edhe vetëm në një mesele, ose gjykon vetëm një herë me atë që nuk e ka zbritur Allahu, për shkak të epshit, ryshfetit ose për ndonjë arsye tjetër (edhe nëse nuk e lejon atë).

Këta nuk bënë asnjë përjashtim, përveçse për muxhtehidin (kur gabon). Për të thanë se nuk bën kufër, por ai ka shpërblim për ixhtihadin e tij. Ne i kundërshtojmë në atë që thanë për meselën e gjykimit për ndonjë çështje të caktuar, ose situatë të veçantë. Ka kaluar shpjegimi i kësaj në temën e katërt, të studimit të tretë. Themi: "Ajo është kufër i vogël dhe mëkat prej mëkatëve të mëdha (me kusht që mos ta konsideron të lejuar)". Dyshimi kthehet në dy pika tek ata që e përgjithësuan kufrin, derisa e futën në të edhe atë që gjykon në ndonjë çështje të vetme. Ato janë:

E para: Ajo që është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) në fjalën e tij për ajetin, kur tha është kufër i vogël. Është fjalë e dobët dhe nuk argumentohet me të për kufrin e vogël, kur është në pyetje gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu.

E dyta: Shkaku i zbritjes se ajetit të surës Maide ka qenë vetëm për një çështje, e ajo ishte ndryshimi i tyre ndaj gjykimit për prostuticionin. Ndodhia lidhet me një çifut. Kurse Allahu i shpalli kafira (çifutët) kur tha në fjalët e tij: **“E kush nuk gjykon sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë kafira...”** (Maide:44)

Përgjigjja ndaj këtij dyshimi dhe argumentet e saj trajtohen në disa mënyra:

1. Më e sakta është vërtetimi i asaj që është transmetuaar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma), kur tha se është kufër i vogël, ose nuk është kufri për të cilin ata mendojnë (tërë kjo nëpërmjet bashkimit të rrugëve që janë transmetuar). Pastaj është vërtetuar fjala se është kuferi vogël, nga Tavusi (Allahu e mëshiroftë), i cili ishte nga tabiinët. Kjo është fjalë e transmetuar nga selefët në demantin ndaj havarixhëve, të cilët i bënin kafira mëkatarët dhe gjykatësit. Pra, ai që i përmbahet sheriatit, por pastaj gabon në një mesele të caktuar dhe bën padrejtësi për shkak të epshit ose shkaqeve të tjera- ai bën mëkat të madh. Kjo është kufër i vogël që nuk të nxjerrë nga feja.

2. Kufri i çifutëve (siç u transmetua në shkakun e zbritjes së ajetit) nuk kishte të bëjë vetëm me një mesele, siç mendoi kundërshtari. Mirëpo ata (çifutët) anuan në ndryshimin e gjykimit të Allahut- në dënimin e lavirit, ku nxirjen e fytyrës e bënë ligj të përgjithshëm për gjykimin e çdo laviri. Ata (çifutët) ishin ndryshues të sheriatit me një ndryshim të përgjithshëm dhe jo siç pretenduan disa se ata ndryshuan vetëm një çështje. Ai që e mediton shkakun e zbritjes së ajetit nuk thotë se çifutët iu përmbajtën gjykimit të Allahut në tërësi. Kur nga mesi i tyre dikush bëri prostuticion, ata gjykuan padrejtësisht. Pas kësaj ata u pajtuan në ndryshimin e sheriatit dhe zëvendësimin i tij me kanun, që pastaj të zbatohet ndaj të gjithëve dhe të detyrohen në të.

Ai që gjykon padrejtësisht në ndonjë mesele të caktuar (p.sh. në dënimin e lavirit), e kundërshton gjykimin e Allahut. Duke ju përmbajtur gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu, nuk është njejtë sikurse ai që e ka ndryshuar tërë gjykimin dhe ua detyron njerëzve atë që është në kundërshtim me sheriatin, në çdo çështje. Dallimi mes këtyre dyjave është shumë i qartë, dhe për këtë falënderimi i takon vetëm Allahut.

3. Pretendimi se vepra e çifutëve ka qenë vetëm në një çështje të caktuar. Kjo është gabim. Ai që e mediton atë që është transmetuar për shkakun e zbritjes së ajetit i bëhet e qartë se:

Në transmetimin e Muslimit nga Berra ibn Azib (radiAllahu anhu) thuhet: "Kaluan para të dërguarit salAllahu alejhi ue selem me një çifut me fytyrë të nxirë dhe të rrahur (i goditur). I thirri i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe ju tha: A kështu e gjeni dënimin e lavirit në librin tuaj? Thanë: Po. E thirri (i dërguari) një njeri prej dijetarëve të tyre, dhe i tha: Të betohem në Atë që ia zbriti Musës-Tevratin: A kështu e gjeni dënimin e lavirit në librin tuaj? Tha: Jo, dhe sikur të mos me betoheshe për këtë nuk do të të tregoja. Ne e gjejmë të shkruar këtë në Tevrat (dënimin me rexhm-mbytje), mirëpo kjo gjë (prostuticioni) u përhap në mesin e njerëzve të dalluar (me pozitë). Kështu që kur e zënim të fortin, nuk e dënonim, ndërsa të dobëtin e dënonim. Thonim: Ejani të mblidhemi në diçka që ta zbatojmë mbi të fisnikun e modest. Kështu e bëmë nxirjën e fytyrës dhe goditjen me kamxhik, në vend të rexhmit (mbytjes me gurë)..."[228]

[228] Tefsiri Taberi, 10/305

Shiko dallimin në mes të dy veprimeve të çifutëve:

E para: Në një situatë ata iu përmbajtën gjykimit të Allahut për dënimin ndaj lavirit, mirëpo bënë mëkat dhe nuk e zbatuan ndaj njerëzve me pozitë. Kjo ishte padrejtësi dhe mëkat i madh, nëse nuk e lejon me zemër.

E dyta: Në një situatë ata e ndryshuan gjykimin e Allahut për dënimin e lavirit, edhe pse mendonin se për ta është më mirë situata paraprake (ku u bashkuan në vendosjen e një gjykimi tjetër, në vend të rexhmit). Kësisoj ata synonin që ky gjykim të jetë për të gjithë dhe të zbatohet në përgjithësi. Ky ligj ishte i përgjithshëm, për të cilin u pajtuan dhe iu përmbajtën. Ai ishte ligj për të gjithë dhe ndryshim i sheriatit të Allahut. Kjo është kufër i madh dhe për këtë u zbrit ajeti i surës Maide. Dallimi mes këtyre dy situatave është shumë i madh. Ai që gabon në ndonjërin prej tyre dhe e bën gjykimin e dyjave një gjykim ka gabuar shumë rëndë. Nëpërmjet këtyre situatave bëhet e qartë dobësia e argumenteve të kundërshtarit dhe saktësia e asaj që u vërtetua nëpërmjet studimit; në dallimin mes gjykimit të përgjithshëm, kanunit të përgjithshëm dhe situatave të veçanta. Allahu e di më së miri.

5. Padrejtësia, zullumi në situata të veçanta nga gjykatësit dhe udhëheqësit ishte e njohur në vendet islame, e në veçanti pas halifëve të drejtë, kur Islami u zgjerua në lindje dhe perëndim. Në çdo qytet, fshat të vendeve islame kishte udhëheqës dhe gjykatës, prandaj ndodhte nganjëherë që ata nuk gjykonin drejtë. Ata e kundërshtonin gjykimin e Allahut, qoftë për shkak të epshit, ryshfetit ose për ndonjë shkak tjetër. Kur kjo ndodhte (që nuk është e panjohur) dihet se asnjë prej dijetarëve të Islamit s'i ka thënë ndonjërit se ka bërë kufër të madh dhe ka dalë nga feja. Po të ndodhte diçka nga kjo, do të dihej dhe do të transmetohej. Kjo argumenton se zullumi dhe padrejtësia në gjykim me atë që nuk e

ka zbritur Allahu (në ndonjë situatë të caktuar; me pasimin e sheriatit dhe zbatimin e tij) hynë në grupin e mëkatëve të mëdha ,mirëpo nuk e nxjerrë vepruesin nga feja ( përveçse nëse e konsideron të lejuar atë gjykim).

6. Është e njohur se havarixhet dolën në kohën e Ali ibn Ebu Talibit (radiAllahu anhu). Vazhdoi dalja e tyre në kohën e Beni Umejëve. U ndodhën atyre ndodhi që janë të shënuara në librat e historisë; luftra dhe beteja të mëdha. Baza e bidatit të havarixhëve dhe argumentet për daljen ndaj udhëheqësve të padrejtë dhe zullumi që bënin- havarixhët e quajtën gjykim me atë që nuk e ka zbritur Allahu dhe e përgjithësuan gjykimin me kufër për të gjithë ata, duke e argumentuar me ajet. Dihet se kanë ndodhur padrejtësi tek disa prijësa emevi [229] Dijetarët e selefit në atë kohë (shumica e tyre ishin tabiin dhe tebi tabiin) nuk u pajtuan me havarixhët; pretendimin e tyre të tekfirit dhe luftimit, por e kundërshtuan metedologjinë e tyre sipas formave vijuese:

a) Cilësimi i havarixhëve si bidatxhitë në mendimin e tyre; që i bëjnë tekfir mekatarët e mëdhenj dhe revoltimi i tyre kundër prijësave, respektivisht luftimi i tyre. Librat e sunetit (shumica e tyre u shkruan pas kohës se Beni Umejve) nuk mbeten pa paralajmëruar nga bidati i havarixhëve.

b) Mos tekfiri i tyre udhëheqësve dhe gjykatësve të padrejtë. Bile ata gjykonin për islamin e tyre dhe faleshin pas tyre dhe e shihnin obligim bindjen ndaj tyre në atë që ishte prej bindjes dhe respektit të Allahut.

Edhe nëse ndodhte padrejtësia e përgjithshme, nuk rrënohet kjo rregull, kur dihet se ka prej dijetarëve që e ka bërë kafir ndonjërin

---

[229] Disa dijetarë ipërjashtuan Muavijen dhe Omer ibn abdul azizin (radiAllahu anhuma) dhe të tjerët, pwr të cilët dihet se ishin të drejtë dhe larg padrejtësive.

prej këtyre udhëheqësve, sikurse Haxhaxhin. Por, kjo ishte situatë e veçantë që dikujt prej dijetarëve i bëhet e qartë diç, çka nuk i bëhet tjetrit. Edhe pse ai mund të jetë kundërshtues i shumicës se dijetarëve.

Nëpërmejt këtyre sqarimeve bëhet e qartë gabimi i atyre që e përgjithësojnë gjykimin me tekfir për atë që nuk gjykon me atë që e ka zbritur Allahu, duke i përfshirë edhe situatat e veçanta (caktuara). Allahu e di më së miri.

# STUDIMI I GJASHTË

## Mesele dhe gjykime që ndërlidhen me temën

Janë disa mesele që kanë të bëjnë me temën e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu, e në të cilat gabojnë shumë njerëz. Duke u nisur nga kjo do t'i përmendim shkurtimisht disa prej tyre.

Me të rëndësishme prej këtyre meseleve janë:

## E para: Dallimi ndërmjet sistemit legjislativ dhe administrativ

Në këtë mesele gabojnë dy grupe:

Të parët: Menduan se çdo sistem që e nxjerrë gjykatësi është gjykim me atë që nuk e zbritur Allahu, edhe nëse është sistem administrative që nuk pason nga ai lejimi i asaj që e ka ndaluar Allahu, ndalimi i asaj që e ka lejuar Allahu dhe as kundërshtimi i sheriatit.

Të dytët: Menduan se përderisa gjykatësit i lejohet që të nxjerrë ligje administrative dhe për çdo rregull që gjykatësi bën ixhtihad (përpjekje) dhe me të e ka për qëllim sherbimin publik- ai është sistem i lejuar, përderisa gjykatësi e shfaq Islamin. Kjo edhe nëse ai ligj përmban gjëra që e kundërshtojnë sheriatin e Allahut. Që të dy grupet gabuan në kuptimin e kësaj meseleje. E vërteta është se ka **dallim në mes sistemit i cili e kundërshton sheriatin e Allahut dhe mes sistemit administrativ, që me të nuk kundërshtohet gjykimi i Allahut**. I pari nga këta nuk lejohet, kurse i dyti nuk ka ndalesë. Prej atyre që tërhoqi vërejtjën ndaj kësaj është shejh Shinkiti (Allahu e mëshiroftë) kur tha pas fjalës së tij rreth meselës së teshriut (ligjvëniës) pos Allahut dhe gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu.

Vërejtje: Dije se ka dallim në mes sistemit legjislativ që përmban gjykime të kufrit ndaj Krijuesit të qiejve dhe tokës dhe sistemit që nuk përmban gjykime të kufrit. Sqarimi i kësaj është : Sistemet janë dy lloje: Administrativ dhe legjislativ. Sistemi administrativ është vendosja e gjërave, përfeksionimi i tyre në atë mënyrë që nuk e kundërshton sheriatin. Kjo nuk ka ndalesë dhe nuk e ka kundërshtuar askush prej sahabëve, e as ata që erdhën pas tyre. Omeri (radiAllahu anhu) veproi shumë gjëra që nuk ishin në kohën e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, si p.sh: Regjistrimi i emrave të ushtarëve në divan (këtë e bëri për shkak të dijes se kush mungon, e kush jo), blerja e shtëpisë së Safvan ibn Umeje. Këtë shtëpi e bëri burg (në Mekën e ndërshme), edhe pse i dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe Ebu Bekri (radiAllahu anhu) nuk e bënë një gjë të tillë.

Si shembulli i çështjeve administrative që nëpërmjet tyre bëhet vendosja e rregullave (të cilat nuk e kundërshtojnë sheriatin) si p.sh.: Miratimi i rregullave të punëtorëve në atë menyrë që nuk e kundërshton sheriatin. Ky lloj i këtyre rregullave të vendosura nga njerëzit nuk ka gjë të keqe dhe nuk del nga rregullat e sheriatit, të cilat kanë për qëllim ruajtjen e dobive të përgjithshme. Ndërsa sistemi legjislativ e kundërshton sheriatin e Krijuesit të qiejve dhe tokës. Gjykimi me të është kufër, si p.sh.:Pretendimi i mbivlerës së mashkullit ndaj femrës në trashegimi; se nuk është e drejtë dhe se obligohet barazimi i tyre në trashegimi. Besimi se poligamia është padrejtësi, divorci është padrejtësi për gruan, ose rexhmi dhe prerja e dorës etj. janë prej veprave që nuk lejohen të veprohen ndaj njerëzve. Gjykimi me këtë lloj të sistemit në mesin e njerëzve, pasurisë së tyre, nderit, prejardhjes, mendjes etj.- është kufër në Krijuesin e qiejve dhe tokës dhe dalje nga sistemi kosmologjik, të cilin Ai e ka vendosur për krijesat e Tij. Allahu është më i dituri për dobitë e tyre.

**E dyta: Menhexhi (metedologjia) e selefëve në tekfir:**

Medh'hebi i selefëve dhe metedologjia e tyre dallohet në kapitullin e tekfirit me metodologji të qartë dhe mesatare, krahasuar me medh'hebin e murxhive dhe havarixhëve. Duhet të kuptohet se hilafi në këtë ndërtohet mbi mospajtimin në iman dhe atë që kërkon ai. Nuk e kemi këtu për qëllim sqarimin e fjalës rreth imanit dhe meseleve të tij, sepse kjo ka nevojë për një libër të veçantë. Këtu do të sqarohet mesatarja e medh'hebit të selefit. Gabimi në të cilin ranë të gjithë havarixhët dhe murxhitë është mendimi se imani është i plotë dhe nuk pjesëzohet, ngase nëse bie një pjesë bie edhe tjetra, dhe kësisioj humbet imani. Havarixhët dhe ata që u pajtuan me ta thanë: Tekstet argumentuan se veprat janë prej imanit. Si zbatues të rregullës të cilën e kishin vendosur më herët, thanë: "Nëse nuk ekziston vepra ose hiqet një pjesë prej pjesëve të saj, atëherë i tërë imani largohet. Nga këtu thanë: Vepruesi i mëkatëve të mëdha nuk është besimtar dhe ai në botën tjetër do të jetë përgjithmonë në zjarr". Kurse Murxhitë thanë: "Janë vërtetuar tekstet se vepruesit i mëkatëve të mëdha; nëse vdesin duke qenë njësues- vendi i tyre do të jetë xheneti. Pasi që e besojnë rregullën e mëhershme për të cilën janë pajtuar havarixhët- për saktësinë e saj (se imani është i plotë, nuk pjesëzohet dhe nëse largohet një pjesë, atëherë zhduket i tëri), murxhitë thanë: "Këtu nuk kemi zgjidhje, përpos ta përkufizojme imanin me besim në zemër dhe ta nxjerrim veprën prej tij". Rezultati i tyre ishte se havarixhët e bënin kafir secilin që bën mëkat të madh. Nisur nga kjo ata thanë: "Padrejtësia në gjykim është mëkat i madh, kurse ai është gjykim me atë që e ka zbritur Allahu. Kjo është kufër i madh, edhe nëse është në ndonjë çështje të caktuar dhe vepruesi beson se është mëkatar ndaj Allahut. Kështu është edhe me atë që e ha kamatën, pi alkool, bën prostuticion, edhe nëse nuk i lejon". S'ka dyshim se kjo është devijim dhe humbje e rrezikshme.

Kurse murxhitë ranë në kundërthënie të çuditshme, kur thanë: “Secili që beson me zemër është besimtar, edhe nëse vepron çfarëdo vepre. Tek ta nuk bën kufër askush me çfarëdo vepre, përderisa e beson me zemrën e tij. Kur u thuhet atyre: Çka mendoni për atë që e shanë Allahun e Lartësuar, i bën sexhde idhullit, e shkel Kuranin me këmbet e tij (duke e ditur)? A nuk është kjo kufër me ixhmanë e të gjithë muslimanëve? Thonë: Po. U thuhet atyre: Ka mundesi që dikush ta beson se Kurani është i vërtetë dhe e shkel atë, nga mendjemadhësia, inati, ose nga tallja. Atëherë në këtë rast bën kufër ai që beson me zemrën e tij. Në këtë kufër ka rënë Iblisi, faraoni dhe çifutët, të cilët e besonin me zemrat e tyre mirëpo bërnë kufër me refuzim dhe mendjemadhësi. Në këtë rast murxhitë u përgjigjen me një përgjigje që shtang mendjen. Ata thanë: “Secili që bën kufër me fjalë ose vepër është argument për mosbesimin e zemrës së tij, injorancën dhe mosdijen e tij. (Disa thanë: Bën kufër nga jashtë, kurse brenda është besimtar). Kjo është e pa pranueshme në sheriat. Kemi treguar me herët se faraoni e ka ditur se ka Zot, mirëpo pasi nuk e besoi Atë dhe nuk e pasoi Musën alejhi selam u bë prej kafirave. Thotë Allahu i Madhëruar: **“Dhe, edhe pse bindshëm të besueshëm në to (se ishin nga Zoti), i mohuan në mënyrë të padrejtë e me mendjemadhësi”.**(Neml:14). Poashtu edhe iblisi dhe çifutët të cilët :**... e njohin ate (Muhammedin) siç i njohin bijtë e vet…”** (Bekare:146).

Për grupin e murxhive kemi folur tek kapitulli i dyshimeve. Ehli Sunetin Allahu e udhëzoi në të vërtetën dhe në rrugën e drejtë, kur thanë: “Imani është fjalë, besim dhe vepër; shtohet me adhurime dhe pakësohet me mëkate. Rregulla të cilën e besuan havarixhët dhe murxhitë është rregull e prishur. Nuk kuptohet nga ajo se nëse hiqet një pjesë nga imani- humb i tëri. Mirëpo ka mundësi të hiqet, dhe ka mundësi që jo, varësisht sipas shkallëve të imanit dhe degëve të tij. Kurse vepruesi i mëkatit të madh (nëse nuk e lejon

atë) është besimtar me iman të mangët, ose besimtar mëkatar. Ai në botën tjetër do të jetë në mëshirën e Allahut, me gjithë bindjen e selefëve se ka mundësi ta përfshij dënimi (për mëkatët për të cilat ka ardhur teksti), por ai nuk mbetet përgjithmonë në zjarr. Në zjarr mbesin vetëm kafirat. Ata që hynë në zjarr prej mëkatarëve të mëdhenj, pasi ta kryejn dënimin do të dalin prej tij dhe do të hynë në xhenet.

Metedologjia e selefit në tekfir ndërtohet në disa baza dhe rregulla:

1. Secili që e shfaq Islamin dhe i shqipton dy dëshmitë është musliman. Atij i takon ajo që i takon të gjithë muslimanëve dhe anasjelltas. Askënd nga pasuesit e kiblës nuk e nxjerrim nga feja, përveçse nëse ai e vepron ndonjë asgjësues (anulues) të qartë që e nxjerrë nga feja. Nga kjo bëhet e qartë gabimi i disa grupeve ekstremiste, të cilët mendojnë se të gjithë njerëzit janë kafira, përveçse ata që vërtetohet Islami i tyre, sipas metodës që ata e përcaktojnë, si p.sh: Hyrja në grupin e tyre etj. Kjo rregull mund të jetë e saktë në shoqërinë e injorancës (në Meke) gjatë kohës së të dërguarit salAllahu alejhi ue selem, para çlirimit të Mekës, në shoqëritë që i adhurojnë idhujt, ose të krishterët që mbizotërojnë numerikisht ndaj muslimanëve. Megjithkëtë, është musliman ai që i shqipton dy dëshmitë dhe nuk vjen me një anulues prej anuluesve të Islamit. Ata që i quajnë shoqëritë islame (për çfarëdo shkaku) se janë shoqëri të kufrit dhe rides dhe nga kjo thonë se çdo individ është kafir derisa ta shpall islamin e tij- këta llogaritën ekstremist dhe të devijuar nga rruga e selefit (Allahu i mëshiroftë).

Shiko në tregimin e Usames (radiAllahu anhu), se çka i tha i dërguari salAllahu alejhi ue selem, kur e mbyti ushtarin, pasi e shqiptoi shahadetin. Hadithin e transmeton Muslimi në kapitullin e Imanit "Kapitulli: Ndalimi i mbytjes së kafirit, pasi të thotë "La ilahe il-lAllah", nr. 96-97"

2. Besimtari nuk bën kufër me çdo mëkat. Me këtë kundërshtohen havarixhët dhe ata që u pajtuan me ta. Ashtu siç kufri bëhet me vepër, me këtë kundërshtohen murxhitë, të cilët thonë: "Nuk bën kufër përvçese mohuesi, edhe nëse vepron çfarë të vepron prej veprave. Ehli Suneti thonë: "Kufri dhe shirku që të nxjerrë nga feja ndodhë me fjalët e gjuhës, me veprat e zemrës dhe veprat e gjymtyrëve. Ehli Suneti i ka treguar asgjësuesit e islamit dhe llojet e tyre që hynë nën kufrin dhe shirkun e madh. Muslimani mund të jetë prej atyre që e shqipton shahadetin, i zbaton shtyllat e Islamit, i vepron shumë prej veprave bamirëse, megjithatë ai del nga Islami kur bie në një kufër ose shirk të madh. Murxhitë devijuan në këtë temë, ngase ata menduan se secili që e shqipton shahadetin dhe hynë në Islam, nuk del kurrë prej tij, përveçse me përgënjeshtrim, i cili ia kundërshton besimin e zemrës së tij:

a) Shembull: Ai që e adhuron dikë tjetër pos Allahut (qoftë njeri i mirë, apo qoftë i varrosur). Për këtë murxhitë thanë: "Nuk bën kufër përderisa nuk e beson se ky njeri i mirë ose ky i varrosur është i pavarur me fuqi dhe krijim. Këtë e thonë sepse tek ta ky është kuptimi i Teuhidit Uluhije. Shirku në dashuri nëse nuk e përmban shirkun e besimit, nuk llogaritet shirk. Kjo është gabim, ngase mushrikët të cilët i adhuruan idhujt besonin se krijuesi dhe furnizuesi është vetëm Allahu, dhe se idhujt janë vetëm ndërmjetësues që i afrojnë të Ai. Megjithkëtë ata ishin mushrikë (pabesimtarë).

b) Disa prej tyre e lejuan sexhden për diellin, hënën, yjet, therrjen dhe zotimin për to. Pastaj thanë: "Kjo nuk është shirk; nëse beson se ato nuk janë sunduese, ndërsa nëse e bën sebep (shkak) dhe ndërmjetësues- nuk është shirk.

c) Për temën të cilën jemi duke e trajtuar murxhitë thonë: "Ai që e refuzon sheriatin e Allahut, e zëvendëson atë me ligjet e fabrikuara

në kundërshtim me sheriatin e Allahut- nuk bën kufër, derisa ta lejon atë. Kjo, ngase kufri nuk bëhet përveçse me bindje. Siç kemi treguar ky është një gabim i madh.

3. Ai që i mediton tekstet e ardhura në temën e imanit dhe atë që e kundërshton atë prej kufrit dhe shirkut, në mënyrë që të orientohet rruga e tij në këtë temë; është që të thotë se nifaku, kufri, shirku dhulmi, fisku e të ngjajshme- ka prej tyre që janë kufër i madh, që të nxjerrë nga feja, dhe kufër i vogël që nuk të nxjerrë nga feja. Kjo ua kundërshton mendimin e havarixhëve, të cilët i tekstet e ardhura për kufrin, shirkun dhe nifakun i vendosën në atë që bën pjesë në kufrin e madh (që të nxjerrë nga feja). Kjo në të cilën ata (havarixhët dhe murxhitë) anuan është devijim dhe largim nga kuptimi i vërtetë i teksteve.

4) Ekziston dallimi mes gjykimit të përgjithshëm për ndonjë vepër prej veprave, ose ndonjë urdhër prej urdhërave që janë kufër dhe mes zbritjës se tij për individin.

Në këtë çështje gabuan dy grupe:

Të parët: Menduan se individi kurrë nuk bën kufër. Me këtë e mbyllen derën e rides, me pretendimin e vështirësisë së zbritjes së gjykimit për individin, për shkak të mos ekzistimit të kushtit prej kushteve të tekfirit, ose për shkak të ndonjë pengese tjetër. Kuptimi i kësaj është se (sipas besimit të murxhive) ne nuk mundemi të gjykojmë për askënd me kufër individual, të çfarëdo fjale, vepre, apo çfarëdo që vepron prej anuluseve të Islamit, ngase ai mund të jetë besimtar (për shkak të besimit që e ka në zemër).

Havarixhët Thanë: Kur ekziston gjykimi i përgjithshëm për ndonjë vepër prej veprave që janë kufër nën të hynë të gjithë personat (individët) prej të cilëve ka ndodhur kjo vepër e kufrit. Ata i bënë kafira (individualisht), pa shikuar për gjendjën e secilit person; se a

janë plotësuar kushtet dhe a janë larguar pengesat. Ehli Suneti nuk thanë se individët nuk bëjnë asnjëherë kufër. Ata gjithashtu nuk e zbritën tekfirin mbi secilin që e vepron veprën e kufrit, pa i shikuar kushtet dhe pengesat. Nëse shikojmë metodologjinë e selefëve (Allahu i mëshiroftë) shohim se ata shpeshherë kur e shprehnin tekfirin individual për disa vepra ose bidate e shtrengonin çështjen në zbatim, sepse ai që vepronte diç, kjo mund të ishte nga injoranca, keqinterpretimi, koha e shkurtër në Islam, ose për ndonjë arsye tjetër që është pengesë për gjykimin me tekfir. Thotë Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë): " Fjala e cila është kufër me Kuran, Sunet dhe ixhma, thuhet: "Ajo është kufër; thuhet si fjalë siç kanë treguar argumentet e sheriatit. Nuk duhet që të zbritet tek çdo njeri që e thotë, derisa të plotësohen tek ai kushtet e tekfirit dhe të largohen pengesat. P.sh. Ai që thotë: Alkooli dhe kamata janë hallall, për shkak se është i ri në Islam, ose për shkak se është rritur në vende malore, larg Islamit, ose e dëgjon fjalë dhe e mohon ato, duke besuar se ajo nuk është nga Kurani, e as nga hadithet e të dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

Ka ndodhur tek disa selefë që i mohonin disa gjëra derisa vërtetoheshin tekstet që i ka thënë i dërguari salAllahu alejhi ue selem. Ka pasur nga sahabët që dyshonin në disa gjëra, si p.sh. Shikimin e Allahut, derisa e pyetnin për to të dërguarin salAllahu alejhi ue selem. Ose si shembulli i atij që tha: Kur të vdes më digjni dhe me hudhni në det; ndoshta i humbi Allahut. Këta nuk bëjnë kufër, derisa tu ngritet argumenti me shpallje. Thotë Allahu i Madhëruar: **"…ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të mos kenë fakt (arsyetim) para All-llahut..."** (Nisa:165).

Allahu ua ka falur këtij umeti gabimin dhe harresën".[230]

---

[230] Mexhmuatul fetava, 35/165-166

Imam Ahmedi dhe të tjerët (Allahu i mëshiroftë); për xhehmitë, deformusit e cilësive të Allahut, ata që thanë se Kurani është i krijuar, mohuesin e shikimit të Allahut, mohuesin e kaderit nuk i bënë tekfir individualisht (edhe pse meselet e lartëcekura janë kufër), përveçse pakicën, prej të cilëve u vërtetua kufri- me plotësimin e kushteve dhe largimin e pengesave. Më pas ata u mbyten, ashtu siç parashihet në dispozitat e sheriatit.

## Përfundim

U tregua se meselja e gjykimit me atë që nuk e ka zbritur Allahu është prej meseleve të mëdha, në të cilën u sprovuan muslimanët. Për secilin që është xheloz në fenë e tij, kjo sprovë u bë shkak prej shkaqeve të rënies se umetit në këtë gjendje të dhimbshme dhe të dëshpërimit. Është obligim që të ngriten dijetarët, nxënësit e dijes, thirrësit për tek Allahu, që ta mbrojnë këtë çështje madhështore; t`ua sqarojnë njerëzve (gjykatësve dhe të gjykuarve) rëndësinë e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu dhe gjykimin me sheriatin e Tij në çdo çështje. Kjo është obligim dhe muslimani s`ka liri zgjedhjeje. Gjithashtu duhet t`ua sqarojnë rrezikun e kundërshtimit të gjykimit të Allahut dhe gjykimi tek ligjet tjera prej sistemeve të fabrikuara dhe legjiislacioneve të injorancës.

Shpresoj që ky studim është ndihmesë sadopak në sqarimin e të vërtetës në këto tema që u tregua. Lusim Allahun që të me bën të sinqertë dhe të më bën dobi!

Gjatë këtij studimi u realizua disa gjëra të rëndësishme:

1. Pozita në akide e gjykimit me atë që e ka zbritur Allahu. Këtë e treguam në disa mënyra, si p.sh.: Besimi në Allahun dhe obligimi i nënshtrimit ndaj Tij, pohimi i emrave dhe cilësive të Tij, dëshmia se Muhamedi është i dërguar i Allahut dhe ajo që kërkojnë këto dy dëshmi; dëshmiia "La ilahe il-lAllah" dhe dëshmia "Muhammedun resulullah"

2. Tekstet të cilat obligojnë për obligueshmerinë e të gjykuarit me sheriatin e Allahut janë të shumta. Nganjëherë ata që largohen prej tij (gjykimit) përshkruhen me shirk, nganjëherë me kufër, e nganjëherë me nifak. Kanë ndryshuar argumentet që tregojnë rëndësinë e kësaj çështje, dhe rrezikun e saj për individin dhe

umetin kur nuk e përfillin sheriatin e Allahut, bindjen ndaj Tij dhe të dërguarit të Tij.

3. Gjykimi me atë që nuk e ka zbritur Allahu  i ka dy situata:

E para: Është kufër i madh që njeriun e nxjerrë nga feja. Kjo i ka situatat e veta; nuk ka të bëjë vetëm me istihlal (lejim) dhe mohim të asaj që e ka zbritur Allahu, siç pretenduan disa. Por, e përfshinë mohiminn dhe lejimin, ashtu siç e përfshinë edhe legjislacionin që e kundërshton sheriatin e Allahut dhe pasimin e ligjeve të fabrikuara të injorancës;  zbatimin  dhe imponimin e tyre.

E dyta: Është kufër i vogël që nuk të nxjerrë nga feja. Kjo ka të bëj me situatat kur njeriu bën padrejtësi, zullum, ose ndonjë situatë të caktuar (me gjithë bindjen se ai është duke bërë mëkat, dhe se gjykimi i Allahut është i vërtetë). Kjo është prej mëkatëve të mëdha dhe numërohet prej mëkatëve  të mëdha, që janë nën kufrin dhe shirkun e madh. Kushti për të mos rënë në kufër tek mëkatët e mëdha si: Prostitucioni, vjedhja, kamata është që mos të konsiderohen të lejuara, ngase nëse i lejon mëkatët që nuk janë kufër dhe shirk, atëherë bëhet kafir, sepse siç është e njohur istihlali është anulues i ndarë në vetvete ,

4. Shqyrtimi i asaj që është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) rreth komentit të tij për ajetin e Maides **se është kufer i vogël "E kush nuk gjykon me atë që e zbriti All-llahu, ata janë mohues (kafira)"-** ku treguam të vërtetën rreth saj.

Demantimi ndaj atyre që u mbeshtetën në këtë transmetim dhe lënia e shumë teksteve në këtë temë. E kam për qëllim tekstet e Kuranit, Sunetit, fjalët e sahabëve dhe vetë atë që është transmetuar nga Ibn Abasi (radiAllahu anhuma) për këtë çështje.

5. Kishte përpjekje të ndryshme për zëvendësimin /ndryshimin e sheriatit të Allahut. Dijetarët e Islamit kishin qëndrime ndaj këtyre përpjekjeve. I kemi treguar disa shembuj nga kjo në këtë studim. Kjo është e dobishme për atë që i ndjek gjendjet e umetit islam, në aspektin historik dhe ndërlidhjes së saj me akidën.

6. Për kundërshtarët ekzistojnë dyshime të shumta dhe të lloj-llojshme që i përhapin në masë duke i larguar njerëzit nga kjo çështje shumë e rëndësishme. Studimi ynë iu përgjigj atyre dhe i diskutoi ato në disa forma, ashtu siç e diskutoi dyshimin e atyre që e teprojnë në këtë temë, duke e përgjithësuar tekfirin edhe në situata të caktuara.

7. Së fundi, studimi i këtyre temave do largpamësi për rezulatet dhe ajo që pason. Për shembull: Mos të përzihet sistemi legjislativ me atë administrativ, mos të ngutet në tekfir dhe zbritjen e meselës në vendin e saj, përveçse pasi t'i plotësohen kushtet dhe të largohen pengesat. Në fund të këtij studimi them:

Kjo është një përpjekje në të ciliën i jam mbështetur Allahut Fuqiplotë, pastaj në argumentet, fjalët e dijetarëve, dijetarëve të Ehli Sunetit dhe Xhematit (të hershem dhe më vonshëm). E lus Allahun e Madhëruar që t'i bën dobi umetit islam, të me bën të sinqertë dhe të mos i privon nga shpërblimi prindërit, dijetarët dhe vëllezërit e mi muslimanë.

Salavatet ia dërgojmë të dërguarit tonë, Muhamedit salaAllahu alejhi ue selem, familjës dhe shokëve të tij!

Falënderimi i qoftë vetëm Allahut, Zotit të botrave!

E shkroi: Dr. Abdurrahman Salih Mhamud

E shtunë: 24/10/1418 h

## Referencat


Kurani fisnik, përkthim nga Sherif Ahmeti

1. “Ahkam Ehlu Edh-Dhimme”, Ibn Kajimi

2. “Ahkam El Kuran”, Ibn Arabi el Maliki

3. “Ahkam El Kuran”, Xhesasi

4. “Irshad Es-Sari”, El -Kistani

5. “Izaletu va`tha an etba ebi Esh-Shaba”, Salim ibn Hamud Es-Semailij

6. “Esbabu Nuzul”, Ebi Hasen alij ibn ahmed el-Vahidij

7. “Advaul bejan”, Shinkiti

8 . “El-I`tisam”, Shatibiu

9. “I`rab El-Kuran”, Zexhaxhi

10 .” El`a`lam”, Zerakliu

11. “A`lam Es-Sunneh el-Menshureh”, shejh Hafidh Ahmed El-Hakemi

12.” I`lam el-Muvekiin an rabbil alemin”, Ibn Kajim el-Xhevzije

13.” Iktida Es-Sirat El-Mustekim”, shejh Islam Ibn Tejmijeh

14. “El-Ikna fi fikh Imam Ahmed ibn Hanbel”, Sherfudin Musa El-Hixhari

15. “Ensab El Eshraf”, Beladhirij el-Kismu thalith

16. “El-Iman”, shejhul Islam ibn Tejmije

17. “El-Iman El-Evset” , Shejhul Islam ibn Tejmije

18.” El-Bidajetu ve Nihajetu”, Ibn Kethiri

19. “El-Bedru Et-tali bimehasin min badi karni sabi”, Shevkani

20. “Taxhul aruus sherhul kamus”, Zbujedij.

21. “Tarih El Bagdad”, Hatib El Bagdadi

22. “Tarih Dimeshk”, Ibn Asakiri

23. “Tarih atih el-alemu xhihankishaj” e cila quhet: Tarih ata melik el-Xhuvejni , Ata melik el-Xhuvejni

24. “Tarih El-Kebir”, Imam Buhariu

25. “Tuhfetu El-Ahvedhij sherh xhamiu Et-Tirmidhi”, Mubarek Furi

26. “Tuhfetu El-Bari sherh sahih El-Buhari”, shejh Zekerija El-Ensari

27. “Tahkimu sheria ve deavi el-Ilmanije” dr. Salah Savi

28. “Tahkimul kavanin”, shejh Muhammed Ibrahim

29. “Et-Tedmirije”, shejhul islam Ibn Tejmije

30. “Tadhimu kadru salah”, Imam Muhammed ibn Nasir El-Mervezi

31. “Tefsir ibn Ebi Hatim (pjesa e parë”, Ahmed Abdullah El-Imarij Ez-Zehrani

32. “Tefsir El Begavi El meaalim Et-Tenzil”

33. “Tefsir Et-Taberi”, T/Mahmud Muhammed Shakir

34. “Tefsir ibn Sadi”, Shejh Sadi

35. “Tefsirul Kuran”, Abdurrezak Es-Sanani

36. “Tefsirul Kuranil Adhim” Ibn Kethiri

37. “Tefsirul Kurtubi El xhami el-Ahkam” Ebu Abdullah El-Kurtubi

38. “Tefsir El-MuxhahidAbdurrahman ET-Tahir” Ibn Muhammed Es-Surti

39. “Tehdhibul Athar”, Taberiu

40. “Tehdhibul Kemal” Mizzi

41. “Tejsiril azizil hamid fi sherh kitab Et-Teuhid”, shejh Sulejman ibn Abdullah ibn Muhamed ibn Abdul Vehab

42. “Eth-Thikat nga Ebi Hatim”, Muhammed ibn Hiban El-Busti

43. “Xhami bejan El-Ilm ve fadlihi” , Ibn Abdul Berr

44. “Xhami El-Ulum vel hikem” Ibn Rexheb El-Hanbeli

45. “El-Xherh ve ta`dil”, Ibn Ebi Hatim

46. ‘El-Xhem bejne Sahihejn, Buhariu dhe Muslimi”, Imam El Humejdij

47. “El-Had el-Fasil bejnel iman vel kufr”, Abdurrahman ibn Khalik

48. ”Hakikatu El-Bidah ve Ahkamuha”, Seid ibn Nasir el-Gamidi

49. “Havle tatbiku sheria “, Muhammed Kutb

50. “El-Hitat El-Makrizije El Musema El mevaidh vel iber”, Makrizi

51. “Der tearud El-Akl ve Nakl”, Ibn Tejmije

52. “Ed-Dureru Senije fil exhvibetu En-Nexhdije”

53. “Ed-Dureu el-Menthur “, Sujuti

54. “Deavi el-Menavijn Li daveti Esh-Shejh Muhammed ibn Abdul Vehab” nga Abdul Aziz ibn Muhammed ibn Abdul Letif.

55. “Devletu El-Ismailije fi Iran”, Muhammed Es-Seid xhemaul din.

56. “Ed-Devau El-Axhil fi defi aduvil sail”, Shevkani

57. “Ruhul meanij”, Alusi

58. “Err-Rrivajetani el-Vexhhani lil Kadi Ebi J`ala”, Abdul kerim Lahim.

59. “Sebilu Nexhat vel fekak”, Hamd ibn Atik

60. Sunenu Ebu Davud

61. Sunenu Tirmidhi

62. “Es-Sunenul Kubra” Bejheki

63. “Sijeru a`lamu nubela, Imam Dhehebiu

64. “Sh`neu Dua”, Ebi Sulejman El-Hitabi

65. “Shubuhat havel Sunneh ve risaletu, El Hukmu bi gajri ma enzel Allah”, Shejh Abdurrezak El -Afifi

66. “Sherh usul el I`tikad Ehli Suneh vel xhema`a”, La likai

67 . “Sherh Suneh”, Berbehari

68. “Sher akidetu tahavije”, Ibn iz El-Hanefiu

69. “Sherh Kevkebu El-Munir”, Muhammed ibn Ahmed El-Fetuhi

70. “Sherh Nevevi ala sahih Muslim

71. “Esheriatu El-Islamije la el kavanin el-Vdijetu” dr. Omer Oshkar

72. “Sheriatu El-Kemal teshku minel ihmal”, Abdul Vehab reshid Salih

73. “Esh-Sheriah”, dr.Abdullah Dumejxhi

74. “Shuabul iman” Bejhekiu

75. “Esh-Shifa”, Kadi Ijadi

76. “Shifaul alil”, Ibn Kajimi

77. “Es-Sarimul mesluls ala shatimi rresul”, Ibn Tejmije

78. Sahih buhari

79. “Sahih tergib ve terhib” shejh Albani

80. “Sahih Sunen ebi davud”, shejh Albani

81. “Sahih sunen tirmidhi ishraf Zehir shavijsh

82. “Sahih Sunen En-Nesai”, shejh Albani

83. “Sahih Muslim”

84.” Es-Salah”, Ibn Kajimi

85. “Ed-Du`u Lami li ehli karni tasi”, Shemsudin Es-Sekhavi

86. “Tabakatul Kubra”, Ibn Sad

87. “Umdetu tefsir”, Hafidh ibn Kethir

88. Ajetul muram fi takhrixh ehadiith el halal el haram", shejh Albani

89. "El-Gajathij", Ebi El-Meali el-Xhuvejni

90. "Fetfava", Muhamed Reshid Rida

91." Fetava ve resail", Muhammed Ibrahim

92. "Fet`hul bari", Ibn Haxher el-Askalani

93. "Fet`hiul bari sherh sahih el-Buhari"

94. 'Fet`hul Mexhid sherh kitab Et-Teuhid" nga Abdurrahman ibn Hasen Alu shejh

95. "El-Furuk" Imam Karafi

96. "El-Fasl fil milel vel ehvai ve nakhl"

97. "Fedaih el-Batinije", Ebu Hamid El-Gazali

98. "El-Fikh Vel-Mutefekih", Hatib El-Bagdadi

99. "Kavaid El-Ahkam fi mesalih El-Enam", Iz Abdu Selam

100. "El-Kavlu El-Me`mun fi tahrixh ma vuride an ibn Abas fi tefsir ve men lem jahkum bima enzelAllah fe ulaike humul kafirun", Ali hasen abdul hamid el Halebi

101. "El-Kamil fi tarih", Ibn Ethir

102. "Muelifat Esh-Shejh Muhammed ibn Abdul Vehab"

103. "Mehma Ez-Zevaid ve menbe el fevaid", Nuridin ali ibn Ebi Bekër El-Hejthemi

104. "El-Mexhmu Eth-Themin min fetava ibn Uthejmin xhem ve tertib Fehd nasir Selman"

105. “Mexhmu fetava”, shejhul islamI Tejmije

106. “Mexhmu fetava ve mekalat mutenevia”, shejh Abdul Aziz Ibn Baz.

107. “Mehasin Et-Te`vil”, Muhammed xhamulu din El-Kasimi

108. “El-Muharrer El-Vexhiz fi tefsiril kitabil aziz”, Ibn Atije el-Endelesi

109. “Mukhtesar Es-Savaik El-Murseleh”, Ibn Kajim

110. “Medarixhi salikin”, Ibn Kajim

111. “Mesailil iman”, Kadi Ebu Ja`la

112. “El-Mustedrek Ala sahihajen”, Hakimi

113. “El-Mustafa”, Ebu Muhammed Gazali

114. “Musned El-Imam Ahmed”

115. “El-Musanef fi Ehadith vel Athar”, Ibn Ebi Shejbe

116. “El-Musanef”, Abdurrezak Es-Sanani

117. “Meani El-Kuran ve I`rabihi”, Zexhaxhi

118. “El-Muxhem El-Kebir”, Taberiu

119. “El-Ma`rifetu ve tarih” Ebu Ja`kub ve jusuf ibn sulejman el-Fesevi

120. “El-Mugni”, Ebu Kudame El-Hanbeli

121. “El-Mugavil fi tarih”

122. “El-Munteka Sherh Muveta”, Imam Malik

123. “Minhaxh Sunneh En-nebevije” nga Ibn Tejmije

124. “El-Muvafekat fi Usulusheria”, Ebu Is`hak Esh-Shatibi

125. “El-Muxhiz”, Ebu Amar Abdul Kafi El -Ibadi

126. “Mizan El-I`tidal fi nakdi Err-Rrixhal” Dhehebiu

127. “Nihajetul Muhtaxh fi sherh el Minhaxh” , Rrebliu

128. “En-Nehxh El-Esma fi sherh Esmai lahi el Husna”, Muhammed ibn Ham el-Hamud

129. Hedju Savij, mukademeh Fet`hul bari”, Ibn Haxher askalani

130.”Vakiuna el-Muasir”, Muhammed Kutub

131. “Vethaik El-Hurub Es-Salibije vel gazvu el-Mugavil”, Muhammed mahir hamaduh

132. “Vuxhub tahkim sherullah”, shejh Ibn Bazi

Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botrave.

Përmbajtja